*Kur isha fëmijë, pashë Zotin,*
*Pashë engjëjt;*
*Pashë të fshehtat e botëve të sipërme e të poshtme.*
*Mendoja se të gjithë njerëzit shihnin të njëjtat gjëra.*
*Në fund, kuptova se ata nuk i shohin dot...*

- SHAMSI I TABRIZIT

# Prolog

Bëj provë të marrësh mes gishtave një gur dhe ta flakësh në ujin që rrjedh. Efekti nuk shihet lehtë. Aty ku guri thyen sipërfaqen e ujit, shfaqet një llokoçitje, pastaj një spërkatje që mbytet nga rrjedha e ujit rreth e qark. Me kaq merr fund.

Hidh një gur në liqen. Efekti jo vetëm që është më i dukshëm, por zgjat shumë më tepër. Guri ua prish qetësinë ujërave. Aty ku guri godet ujin, krijohet një rreth i cili, brenda pak çastesh, shtohet me një tjetër, pastaj me një tjetër. Pas pak, ky valëzim, i shkaktuar nga një goditje e vetme, përhapet deri sa shihet ngado nëpër sipërfaqen si pasqyrë të ujit. Vetëm kur prekin bregun, valët ndalen e shuhen.

Kur guri godet lumin, lumi e quan si një trazim më shumë

*në rrjedhën e tij tashmë të trazuar. Si asgjë të pazakontë. Si asgjë të papërballueshme.*

Ndërsa, kur guri godet liqenin, liqeni nuk do të jetë më kurrë ai i pari.

Për plot dyzet vjet, jeta e Ela Rubinsteinit i ngjante ujit të ndenjur - një varg i njohur zakonesh, nevojash, dëshirash. Megjithëse monotone dhe e zakonshme ngado që ta shihje, nuk i dukej aspak e lodhshme. Njëzet vitet e fundit, çdo dëshirë që kishte pasur, çdo njeri që kishte njohur dhe çdo vendim që kishte marrë, qe filtruar nëpërmjet martesës. Bashkëshorti, Dejvidi, qe dentist i njohur që punonte shumë dhe nxirrte goxha parà. Ajo e kishte ditur qysh në fillim se nuk ishin të lidhur aq thellë me njëri-tjetrin, por ja që lidhja emocionale nuk i dukej mes gjërave kryesore në listën e gjërave të çiftit të martuar, sidomos për një burrë dhe një grua që kishin kaq shumë kohë të martuar. Në martesë, kishte gjëra më të rëndësishme se pasoni dhe dashuria, siç janë kuptimi, afrimiteti, dhembshuria dhe veprimi më i lartë që mund të kryente një njeri, falja. Dashuria qe dytësore krahasuar me këto të tjerat. Veç në jetofsh si në romane apo filma romantikë, ku protagonistët shfaqen përherë më të gjerë se vetë jeta ndërsa dashurinë nuk e kanë gjë tjetër veçse legjendë.

Në krye në listës për Elën vinin fëmijët. Kishin një vajzë bukuroshe që shkonte në kolegj, Xhenetën, dhe dy binjakë dhjetëvjeçarë, vajzë e djalë, Orlin dhe Ejvin. Kishin edhe një zagar qimeverdhë dymbëdhjetë vjeçar me emrin Spirit, që e shoqëronte Elën çdo mëngjes në shëtitje dhe që i qe bërë mik i pandarë qysh kur ishte këlysh. Tashmë qe plakur, shëndoshur e shurdhuar fare, sytë me zor i shihnin. Spiritit po i mbaronin ditët, por Elës i pëlqente të mendonte se ai do të jetonte

përgjithmonë. Pastaj, kështu ishte ajo. Nuk guxonte të përballej me fundin e asgjëje, qoftë kjo gjë zakon, periudhë apo martesë, edhe kur fundi i qëndronte përballë, i qartë e i pashmangshëm.

Rubinsteinët jetonin në Northempton, Masaçusets, në një shtëpi të madhe të stilit viktorian që kishte nevojë për një dorë rregullimesh, po prapë qe e shkëlqyer, me pesë dhoma gjumi, tri banja, dysheme të ndritshme druri, me garazh për tri makina, dyer franceze dhe, më e bukura, me një pishinë me hidromasazh. Kishin siguruar jetët, makinat, kishin plane financimi për daljen në pension, plane kursimi për shkollën, llogari bankare dhe, përveç shtëpisë ku jetonin, edhe dy apartamente luksoze, njërin në Boston e tjetrin në Rod Ajlënd. Ajo dhe Dejvidi kishin punuar shumë për të arritur gjithçka. Shtëpia e madhe ku gumëzhinin zërat e fëmijëve, mobiliet elegante dhe aroma e biskotave të gatuara në shtëpi mbase u duken si tepër të rëndomta disa njerëzve, por për ta kjo qe pamja më ideale e jetës. E kishin ndërtuar martesën rreth këtij vizioni të përbashkët dhe kishin përmbushur shumicën, në mos të tëra, ëndrrat e tyre.

Shën Valentinin e shkuar, burri i kishte dhuruar një varëse me diamant në formë zemre dhe një kartolinë ku i shkruante:

*Për të dashurën time, Ela,*

*Gruan e qetë, me zemër bujare dhe durim prej shenjtoreje. Faleminderit që më ke pranuar ashtu siç jam. Faleminderit që je gruaja ime.*

*I yti*

*Dejvidi*

Ela nuk ia kishte thënë kurrë Dejvidit por, kur kishte lexuar këtë shënim, qe ndjerë sikur lexonte ndonjë lajmërim vdekjeje.

*Këto fjalë do të shkruajnë për mua kur të vdes*, kishte menduar. Dhe, për t'u treguar më të sinqertë, mund të shtonin edhe këtë:

*Duke e ngritur tërë jetën e saj rreth burrit dhe fëmijëve, Elës i mungonte çdo lloj teknike mbijetese që do ta ndihmonte t'u bënte vetë ballë vështirësive të jetës. Nuk qe nga ata njerëz që dinë të bëjnë ndryshime. Edhe për të ndërruar llojin e kafes që pinte përditë, i duheshin përpjekje të mëdha.*

Për të gjitha këto arsye, askush, përfshi edhe vetë Elën, nuk mund ta shpjegonte se ç'po i ndodhte kur bëri kërkesën për divorc në vjeshtë të 2008-ës, pas njëzet vjetësh martesë.

Por ja që e kishte një arsye: dashurinë.

Nuk jetonin në të njëjtin qytet. As në të njëjtin kontinent. Të dy ishin jo vetëm larg, por edhe aq të ndryshëm sa dita me natën me njëri-tjetrin. Mënyrat e jetesës ishin aq të ndryshme, saqë dukej e pamundur ta pranonin qenien e tjetrit, lëre pastaj të binin në dashuri. Por ja që kishte ndodhur. Dhe kishte ndodhur shpejt, aq shpejt saqë Ela nuk pati kohë të kuptonte se çfarë po ndodhte dhe të ruhej, nëse mund të ruhesh ndonjëherë prej dashurisë.

Dashuria i erdhi Elës aq menjëherë dhe papritmas sa ai guri i flakur nga diku mes pellgut të plogët të jetës së saj.

# Ela

**NORTHEMPTON, 17 MAJ 2008**

Bilbilat këndonin jashtë dritares së kuzhinës atë ditë të butë pranvere. Më pas, Ela e kaloi skenën aq herë në mendje saqë, më tepër se një copëz nga e shkuara, po i dukej sikur ai çast vazhdonte të ndodhte ende diku në gjithësi.

Ishin ulur atje, rreth tryezës, duke ngrënë drekë vonë atë pasdite të shtune. Burri po mbushte pjatën me këmbë të fërguara pule, ushqimi i tij i parapëlqyer. Ejvi bënte sikur i binte daulles me thikën dhe pirunin ndërsa binjakja e tij, Orli, po mundohej të llogariste me mend se sa kafshata nga çdo ushqim duhet të hante që të mos prishte dietën me 650 kalori në ditë. Xheneta, studente e vitit të parë në kolegjin Mali Holjok aty

pranë, dukej e përhumbur në mendime ndërsa shtronte djathin e butë mbi një fetë buke. Në tryezë qe ulur edhe hallë Esteri, e cila qe hedhur një vrap deri aty të sillte një nga ata kekët e vet të mrekullueshëm dhe kishte qëndruar për drekë. Elën e prisnin shumë punë, po nuk i bëhej të ngrihej nga tryeza. Kohët e fundit nuk kishin ngrënë shumë herë familjarisht dhe e shihte këtë si një mundësi të artë për të biseduar.

- Ester, ta dha lajmin e mirë Ela? - pyeti befas Dejvidi. - Ka gjetur një punë të mrekullueshme.

Ta mendoje që Ela qe diplomuar për letërsinë angleze dhe i pëlqente shumë letërsia artistike, dukej që nuk kishte bërë shumë në këtë drejtim pas shkollës. Kishte botuar pjesë të vogla në revistat për femra, merrte pjesë në disa klube librash dhe, me raste, shkruante kritika librash për ndonjë gazetë lokale. Kaq. Kohë më parë i pëlqente të bëhej kritike e shquar librash, por thjesht kishte pranuar faktin se jeta e kishte çuar tjetërkund, duke e kthyer në një shtëpiake punëtore, me tre fëmijë dhe përgjegjësi të pafundme familjare.

Jo se ankohej. Të qenurit nënë, grua, shoqëruese qeni dhe zonjë shtëpie ia zinte të tërë kohën. Krahas këtyre, nuk i duhej të ishte edhe shtylla e shtëpisë. Megjithëse asnjëra nga mikeshat feministe të Kolegjit Smith nuk e mbështeste në zgjedhjen e bërë, qe e kënaqur me statusin e nënës shtëpiake dhe e kënaqur që, bashkë me burrin, mund ta përballonin këtë. Veç kësaj, nuk e kishte braktisur kurrë pasionin për librat dhe vazhdonte ta quante veten lexuese të etur.

Para pak vitesh, gjërat nisën të ndryshonin. Fëmijët po rriteshin dhe dukej qartë që nuk ia kishin nevojën aq shumë sa dikur. Kur pa se po i mbetej përherë e më tepër kohë e lirë dhe

nuk kishte me kë ta kalonte, Ela nisi të shqyrtonte mundësinë për të gjetur ndonjë punë. Dejvidi e mbështeti por, megjithëse e diskutonin herë pas here, rrallë u qe vënë pas mundësive ndërsa, edhe kur i dilte ndonjë, punëdhënësit kërkonin herë dikë më të ri e herë dikë me më tepër përvojë. Nga frika se mos do të vazhdonin ta përzinin përherë kështu, thjesht hoqi dorë.

Megjithatë, në maj të 2008-ës, çdo lloj pengese që e kishte ndaluar të gjente punë, u zhduk sa hap e mbyll sytë. Vetëm dy javë para ditëlindjes së dyzetë, u gjend në punë në një agjenci botimesh me qendër në Boston. Punën ia gjeti i shoqi përmes njërit nga klientëve të tij - ose ndoshta përmes njërës prej të dashurave.

- Oh, nuk është ndonjë gjë kushedi se çfarë, - nxitoi të shpjegohej Ela. - Jam lexuese me kohë të pjesshme për një agjent botimesh.

Dejvidi dukej i vendosur të mos e nënvlerësonte kaq shumë punën e re.

- Hë pra, thuaji që është agjenci shumë e njohur, - e nxiti duke ia bërë me kokë por, kur e pa që ajo nuk vazhdoi, nuk u step aspak. - Është vend për së mbari, Ester. Vetëm të shihje asistentët e tjerë! Vajza e djem që sapo kanë mbaruar kolegjet më të mira. Ela është e vetmja e punësuar që marrin pas disave viteve si shtëpiake. Si të duket, a nuk ka arritur diçka?

Ela po pyeste veten nëse vërtet po ndjehej fajtor burri që e kishte mbajtur larg profesionit apo thjesht po i bënte qejfin tani - vetëm këto dy shpjegime i vinin në mendje kur shihte këtë entuziazmin që e kishte pushtuar. Me buzën ende në gaz, Dejvidi shtoi:

- Kësaj i them këmbëngulje unë. Të gjithe [illegible]
për të.

- Është e shkëlqyer. Gjithmonë kështu ka qenë, - tha hallë Esteri me një mallëngjim të tillë thua se Ela qe ngritur nga tryeza e qe larguar përgjithmonë.

E vështruan të tërë plor adhurim. Ejvi nuk bëri asnjë nga ato komentet e tij cinike kurse Orli, për herë të parë, duket se i kushtoi vëmendje diçkaje tjetër përveç pamjes së saj. Ela u përpoq t'i çmonte si duhej këto çaste mirësie, por ndjehej e dërrmuar si kurrë më parë. U lut me vete që dikush të ndërronte temën e bisedës.

Xheneta, vajza e madhe, u duk sikur e dëgjoi këtë lutje sepse, befas, thirri:

- Kam edhe unë një lajm të mirë!

Të tërë kthyen kokat drejt saj, me fytyrat në pritje.

- Skoti dhe unë kemi vendosur të martohemi, - lajmëroi Xheneta. - E marr me mend se ç'do të më thoni! Që nuk kemi mbaruar ende kolegjin e të tjera si këto, por duhet ta kuptoni që jemi gati për lëvizjen e madhe.

Mbi tryezën e kuzhinës ra një heshtje e rëndë, ngazëllimi i para pak çasteve sikur avulloi sa hap e mbyll sytë. Orli dhe Ejvi shkëmbyen një vështrim pa shprehje, kurse hallë Esteri ngriu, me dorën te gota me lëng molle. Dejvidi la mënjanë pirunin si t'i qe prerë oreksi dhe ia nguli Xhenetës ata sytë ngjyrë gështenjë me rrudha nga të qeshurat nëpër qoshe. Vetëm se, tani, nuk po qeshte. Kishte rrudhur buzët sikur të kishte gëlltitur një gllënjkë uthull.

- Shkëlqyer! Prisja të gëzoheshit me mua, kurse ju shiko se çfarë trajtimi të ftohtë që më jepni, - rënkoi Xheneta.

- Ti sapo the që do të martohesh, - theksoi Dejvidi, sikur Xheneta nuk mbante mend ç'kishte thënë dhe i duhej kujtuar.

- Babi, e di që ju duket pakëz herët, po Skoti më propozoi dje dhe unë pranova.

- Po pse? - e pyeti Ela.

Nga mënyra si e pa Xheneta, Ela kuptoi se nuk e kishte pritur atë pyetje. Priste ta pyesnin "Kur" apo "Si". Këto pyetje, në fund të fundit, do t'i linin të kuptonte se mund të fillonte kërkimet për të blerë fustanin e martesës. Ndërsa pyetja "Pse" kishte një kuptim krejt tjetër dhe e kishte kapur në befasi.

- Sepse e dua, mendoj, - u përgjigj Xheneta me një ton që po ngrihej.

- Zemër, e kisha fjalën, pse tërë ky nxitim? - nguli këmbë Ela. - Mos je gjë shtatzënë apo ka ndonjë gjë tjetër?

Hallë Esteri u drodh në karrige, fytyra e ngrysur ia tregonte qartë ankthin. Nxori nga xhepi një tabletë për stomakun dhe e hodhi në gojë.

- Do të bëhem dajë, - tha Ejvi dhe u zgërdhi.

Ela i kapi dorën Xhenetës dhe e përkëdheli butë.

- Mund të na e thuash të vërtetën. Kaq gjë e di, apo jo? Ne do të të qëndrojmë pranë, sido që të jetë.

- Mama, a nuk e mbyllim me kaq? - ia ktheu Xheneta dhe tërhoqi dorën. - Nuk bëhet fjalë për shtatzëni këtu. Po më vini në siklet.

- Po përpiqem të të ndihmoj, - u përgjigj me qetësi Ela, një qetësi që, kohët e fundit, e kishte përherë e më vështirë ta ruante.

- Duke më fyer? Me sa shoh, e vetmja mënyrë për të pranuar që do të martohem me Skotin është të më fyesh mua! Nuk ka mundësi, qoftë edhe vetëm mundësi, që unë të martohem me

këtë djalë vetëm sepse e dua? Kemi plot tetë muaj që jemi lidhur bashkë.

Këto fjalë e bënë Elën të lëshonte një tallje.

- Oh, posi jo, për tetë muaj arritke ta njohësh karakterin e burrit ti! Unë me babanë tënd kemi gati njëzet vjet martuar dhe nuk themi dot që e njohim plotësisht njëri-tjetrin. Tetë muaj nuk janë asgjë fare për një marrëdhënie!

- Zotit vetëm gjashtë ditë iu deshën që të krijonte tërë Gjithësinë, - tha Ejvi duke qeshur, por vështrimet e rrepta të të tjerëve ia mbyllën sakaq gojën.

Duke ndjerë këtë tendosje në rritje, me sytë mbërthyer mbi vajzën e madhe dhe vetullat e ngrysura nga mendimet, Dejvidi tha:

- Zemër, ajo që po përpiqet të të thotë mamaja është se tjetër gjë është lidhja e tjetër gjë martesa.

- Pse, si mendove ti, babi, që do të rrinim përherë të lidhur kështu? - pyeti Xheneta.

Pasi u mbush thellë me frymë, Ela tha:

- Që të të flas hapur, prisnim të gjeje ndonjë më të mirë. Je ende mjaft e re që të përfshihesh në një marrëdhënie të tillë serioze.

- E di se çfarë mendoj unë, mami? - tha Xheneta me një zë aq pa shprehje sa nuk po njihej më. - Mendoj se po i kalon te mua të gjitha frikërat që ke ndjerë vetë. Por vetëm se u martove ti e re dhe ishe bërë me fëmijë kur ishe në moshën time, nuk do të thotë që do të bëj edhe unë të njëjtin gabim.

Ela u skuq si t'i kishin rënë me shuplakë fytyrës. Thellë brenda vetes e mbante mend shtatzëninë e vështirë që përfundoi me lindjen para kohe të Xhenetës. Sa qe foshnjë, e bija ia shteri

tërë energjitë, prandaj priti plot gjashtë vjet të tjera para se të ngelej përsëri shtatzënë.

- Shpirt, ne u gëzuam shumë për ty kur nise të dilje me Skotin, - foli me kujdes Dejvidi, duke përdorur një strategji tjetër. - Është djalë i këndshëm. Po kush e di se çfarë të vjen në mendje pas diplomimit? Atëherë, gjërat mund të ndryshojnë.

Xheneta tundi lehtë kokën, por u duk qartë se qe një pranim i shtirur. Pastaj tha:

- Mos e keni ngaqë Skoti nuk është hebre?

Dejvidi rrotulloi sytë, i habitur. Ai përherë krenohej që ishte njeri me mendje të hapur dhe baba me kulturë, në shtëpi i kishte shmangur përherë komentet negative lidhur me racën, fenë apo gjininë. Xheneta dukej e palëkundur. Iu kthye së ëmës dhe e pyeti:

- A mund të më vështrosh në sy dhe të më thuash se do të kishe të njëjtat kundërshtime edhe sikur Skoti të ishte ndonjë hebre me emrin Aron?

Hidhërimi në zërin e Xhenetës qe përzier me sarkazëm, ndërsa Ela i trembej ndonjë shpërthimi më të fortë nga ana e vajzës.

- Shpirt, dua të tregohem plotësisht e ndershme me ty, edhe nëse nuk të pëlqen. E di se sa mrekulli është të jesh e re dhe e dashuruar. Më beso, e di mirë. Por të martohesh me dikë që vjen nga një mjedis tjetër shoqëror, është rrezik i madh. Si prindërit e tu, duam të sigurohemi që të hedhësh hapin e duhur.

- Po nga e dini që ai hapi i duhur sipas jush është i duhuri edhe për mua?

Kjo pyetje sikur e lodhi Elën. Psherëtiu dhe fërkoi ballin, sikur të qe në prag të migrenës.

- Mama, unë e dashuroj. Nuk ka rëndësi fare kjo për ju? Nuk ju vjen ndërmend nga diku kjo fjalë? Ai bën që zemra të më rrahë fort. Nuk jetoj dot pa të.

Ela qeshi lehtë, pa dashje. Nuk donte aspak të tallej me ndjenjat e vajzës, megjithëse kështu mund të dukej ajo qeshje që, në fakt, i drejtohej vetes. Për arsye që nuk arrinte t'i kapte, u ndje tepër e nervozuar. Kishte pasur edhe më parë zënka me Xhenetën, qindra herë, por sot i dukej sikur po grindej me dikë tjetër, me diçka më të madhe.

- Mami, nuk je dashuruar ndonjëherë ti? - ia ktheu e bija, me një notë shpërfilljeje.

- Oh, mos u rrëmbe kaq shumë! Mjaft pe ëndrra me sy hapur, do të vish në vete? Po tregohesh tepër..., - zvarriti zërin me sytë nga dritarja, në kërkim të ndonjë fjale dramatike, deri sa, në fund, gjeti vetëm: - … romantike!

- E ç'të keqe ka të jesh romantike? - pyeti Xheneta si për ta mbyllur bisedën.

Vërtet, ç'të keqe kishte të ishe romantike? Ela po vriste mendjen. Që kur na ishte mërzitur me romantizmin ajo? Ngaqë nuk u jepte dot përgjigje pyetjeve që i vinin rrotull në mendje, vazhdoi në të njëjtën linjë.

- Mendo pak, zemër. Në ç'shekull po jeton. Ngulite në kokë që gratë nuk martohen me burrat që dashurojnë. Kur vjen çasti i duhur, zgjedhin atë djalë që do të jetë baba i mirë dhe burrë i besueshëm. Dashuria është një ndjenjë që vjen shpejt dhe po aq shpejt ikën.

Pasi tha këto fjalë, Ela u kthye nga i shoqi. Dejvidi kishte përplasur duart ngadalë, si t'i kishte futur në ujë, dhe po e shihte siç nuk e kishte parë kurrë më parë.

- E di pse po e bën këtë, - tha Xheneta. - Je xheloze për lumturinë dhe rininë time. Kërkon të më bësh edhe mua shtëpiake të mërzitur. Kërkon të më bësh si vetja, mama.

Ela ndjeu një shpim të çuditshëm në stomak, si të kishte futur aty një gur të stërmadh. Pse, shtëpiake e mërzitur qe ajo? Një meso-grua e kapur si në çark nga martesa e dështuar? Kështu e shihnin fëmijët e vet? Mos vallë, edhe burri? Po miqtë, fqinjët? Papritur, iu bë sikur të gjithë ç'kishte rrotull vetes e mëshironin fshehurazi dhe ky dyshim ishte aq i dhimbshëm sa psherëtiu.

- Duhet t'i kërkosh të falur mamasë, - tha fytyrëngrysur Dejvidi, i kthyer nga Xheneta.

- Nuk ka gjë. Nuk më duhen faljet, - foli zemërvrarë Ela.

Xheneta i hodhi së ëmës një vështrim vëngër. Pastaj, njësoj si ajo, hodhi flokët prapa, lëshoi anash pecetën dhe doli nga kuzhina. Një minutë më pas, Orli dhe Ejvi e ndoqën në heshtje, ose në shenjë mbështetjeje për motrën e madhe, ose ngaqë u mërzitën me bisedat e të mëdhenjve. I erdhi radha të largohej hallë Esterit, e cila mërmëriti një shfajësim koti ndërsa përtypte një tabletë kundër aciditetit në stomak.

Dejvidi dhe Ela mbetën në tryezë, kurse mes tyre dukej sikur varej në ajër një lloj bezdie e rëndë. Ela e kishte të vështirë të përballej me këtë zbrazëti që, siç e dinin të dy, nuk kishte të bënte as me Xhenetën e as me fëmijët e tjerë.

Dejvidi kapi pirunin që kishte lënë mënjanë dhe e vështroi një copë herë.

- Me një fjalë, përfundimi është që ti nuk u martove me burrin që dashuroje?

- Oh, të lutem, nuk doja të thosha këtë.

- Po çfarë doje të thoshe? - tha Dejvidi sikur po i fliste pirunit. - Mendoja se më dashuroje kur u martuam.

- Të dashuroja, - tha Ela, po nuk iu ndenj pa shtuar, - atëherë.

- E kur nisc të mos më doje më? - pyeti Dejvidi, i qetë.

Ela e vështroi me habi, si dikush që nuk e ka parë kurrë veten dhe tani i kanë nxjerrë një pasqyrë përpara. Pse, vërtet nuk e donte më? Këtë pyetje nuk ia kishte bërë kurrë vetes. Donte të përgjigjej, por ndjeu që më tepër i mungonin fjalët sesa dëshira. Thellë brenda vetes, e dinte se duhet të shqetësoheshin ata të dy për këtë, e jo fëmijët. Por, në vend të kësaj, po bënin atë që dinin të bënin më mirë: po i linin ditët të kalonin, rutinën të rridhte, kohën të ndiqte rrugën e saj të topitjes së pashmangshme.

Nisi të qante, pa e mbajtur dot brenda vetes atë trishtim që, ashtu si pa e kuptuar, i qe bërë tani pjesë e vetvetes. Dejvidi ktheu në anën tjetër fytyrën e përvuajtur. E dinin të dy që ai nuk i duronte dot të qarat, por as ajo nuk donte të qante para tij. Për fat, atë çast ra telefoni dhe i shpëtoi.

E ngriti Dejvidi.

- Alo... po, këtu është. Prisni, ju lutem.

Ela mblodhi pak veten dhe foli duke u përpjekur të dukej e gëzuar.

- Po, Ela jam.

- Përshëndetje, jam Mishela. Më fal që po të shqetësoj për fundjavë, - cicëroi zëri i një gruaje të re. - Vetëm se dje më kërkoi Stivi që të flisja me ty, po harrova. Nuk e di nëse ke pasur mundësi të punoje me dorëshkrimin?

- Oh, - psherëtiu Ela. Vetëm tani iu kujtua detyra që i kishin

dhënë. Puna e parë në agjencinë e botimit ishte të lexonte një roman të një autori të panjohur europian. Pastaj, duhet të shkruante një raport të zgjeruar për të. - Thuaji të mos shqetësohet fare. Sapo kam nisur ta lexoj, - gënjeu Ela. Mishela qe ambicioze dhe këmbëngulëse, po nuk donte të grindej qysh në detyrën e parë që i kishin dhënë.

- Ah, mirë! Si të duket?

Ela heshti, po vriste mendjen ç'të thoshte. Nuk dinte asgjë rreth dorëshkrimit, përveç asaj që qe roman historik për jetën e poetit të famshëm mistik Rumi, për të cilin kishte mësuar se quhej "Shekspiri i botës islame".

- Oh, më duket tepër... mistik, - qeshi Ela, duke shpresuar ta kalonte me shaka.

Mirëpo Mishela e kishte marrë seriozisht punën.

- Në rregull , - i foli thatë. - Dëgjo, mendoj se duhet t'i futesh mirë. Mund të marrë më tepër kohë nga sa kujton shkrimi i raportit për një libër të tillë...

Nga telefoni u dëgjuan disa mërmëritje të ulëta kur pushoi zëri i Mishelës. Ela e përfytyroi sikur po merrej me disa punë njëherësh - kontrollonte e-mailin, lexonte raporte për ndonjë autor tjetër, hante ndonjë kafshatë nga sanduiçi me ton e sallatë ose pastronte thonjtë - gjithçka duke folur në telefon.

- Aty je? - e pyeti Mishela pas gati një minute.

- Po, këtu.

- Mirë. Dëgjo, këtu është rrëmujë. Duhet ta mbyll. Vetëm mos harro që afati është tri javë.

- E di, - tha shkurt Ela, por u përpoq të dukej e vendosur. - Do ta respektoj afatin.

E vërteta ishte se Ela nuk qe e sigurt nëse ia kishte qejfi ta

jepte vlerësimin për këtë dorëshkrim. Në fillim, dukej e etur dhe plot besim. I qe dukur tërheqës leximi i romanit të pabotuar të një autori të panjohur dhe fakti që do të luante një rol sado të vogël në fatin e tij. Po tani nuk qe e sigurt nëse mund të përqendrohej si duhej në një temë aq pa lidhje me jetën e saj siç ishte sufizmi dhe ajo kohë e largët e shekullit të trembëdhjetë.

Mishela mund ta kishte nuhatur atë lloj ngurrimi.

- Ka ndonjë problem? - pyeti. Kur nuk mori përgjigje, nguli edhe më tepër këmbë: - Dëgjo, mund të kesh besim te unë.

Pas një heshtjeje të shkurtër, Ela vendosi t'i thoshte të vërtetën.

- Puna është se më duket sikur nuk jam në gjendjen e duhur për t'u marrë me romane historike këto ditë. E kam fjalën, më duket interesant Rumiu dhe gjithçka tjetër, por përsëri tema nuk më ngjit. Ndoshta duhet të më jepni ndonjë roman tjetër, diçka më të lehtë për t'u përtypur.

- Nuk më duket se po gjykon drejt, - i tha Mishela. - Kujton se mund të punosh më lehtë me libra për të cilët njeh diçka? Aspak! Meqë jeton në këtë shtet, kjo nuk do të thotë që të merresh vetëm me libra që i vendosin ngjarjet në Masaçusets, apo jo?

- Nuk doja të thosha këtë..., - tha Ela dhe menjëherë e kapi se i kishte shqiptuar edhe herë të tjera këto fjalë atë pasdite. Vështroi nga burri për të parë se mos e kishte vënë re edhe ai këtë, por shprehja e Dejvidit vështirë të deshifrohej.

- Shumicën e kohës na duhet të lexojmë libra që nuk kanë të bëjnë fare me jetën tonë. Është pjesë e punës. Këtë javë mbarova punën me një libër të shkruar nga një grua iraniane që

- Jo, sigurisht që jo, - mërmëriu Ela, duke u [illegible] budallaqe dhe fajtore.

- Lidhja që krijon mes njerëzve nga toka dhe kultura të largëta a nuk është një nga pikat më të forta të letërsisë së mirë?

- Sigurisht që është. Dëgjo, harroje fare atë që të thashë. Do ta kesh raportin në tryezë para afatit të caktuar, - i premtoi Ela, me një farë mërie ndaj Mishelës që e kishte trajtuar si njeriun më të trashë në botë dhe ndaj vetes që e kishte lejuar këtë gjë.

- Mrekulli, kështu po, - tha Mishela duke e mbyllur me atë zërin e vet melodik. - Mos ma merr për keq, por mendoj se duhet ta mbash parasysh se ka dhjetëra njerëz që do të donin shumë ta kishin punën tënde. Dhe shumë prej tyre janë sa gjysma jote në moshë. Kjo do të të shërbejë si shtysë.

Kur uli telefonin, Ela vuri re se Dejvidi po e vështronte me një pamje solemne, por të përmbajtur, në fytyrë. Dukej sikur qe gati ta niste sërish bisedën aty ku e kishin lënë. Mirëpo ajo nuk e kishte më mendjen te e ardhmja e vajzës, nëse kishin pasur këtë si shqetësim kryesor pak më parë.

Më vonë atë ditë, mbeti vetëm në verandë, e ulur në stolin e gurtë që i pëlqente aq shumë, duke parë perëndimin ngjyrë portokalli të Northemptonit. Qielli dukej aq pranë sa mund ta prekje me dorë. Mendjen e ndjente të qetë, si të lodhur nga tërë ato halle që i qenë vërtitur brenda kokës. Faturat e muajit, pagesat me kartë krediti, zakonet e këqija të Orlit në të ushqyer, notat e dobëta të Ejvit, hallë Esteri me tortat e saj bajate, qeni

Spirit që po plakej shpejt, planet për martesë të Xhenetës, bredhjet e fshehta të burrit, mungesa e dashurisë në jetën e saj... Njërin pas tjetrit, i mbylli të tërë në kutiza metalike brenda mendjes.

Në këtë gjendje mendore, Ela mori dorëshkrimin dhe e mbajti në dorë, sikur po e peshonte. Titulli i romanit qe shkruar në kapak me bojë manushaqe: *Blasfemi e ëmbël.*

Elës i kishin thënë që autori nuk qe dhe aq i njohur - një farë A. Z. Zahara që jetonte në Holandë. Dorëshkrimi i qe postuar agjencisë së botimit nga Amsterdami së bashku me një kartolinë brenda zarfit. Në kartolinë dukej një fushë tulipanësh me gonxhe rozë, të verdha e të kuqe, kurse në shpinë qe shkruar një shënim me shkrim dore delikat:

*I nderuar zotëri / e nderuar zonjë,*

*Përshëndetje nga Amsterdami. Historia që po ju dërgoj këtu ndodh në shekullin e trembëdhjetë, në Konia të Azisë së Vogël. Por besoj se u shkon për shtat shumë vendeve, kulturave dhe shekujve.*

*Shpresoj të gjeni kohë e ta lexoni "Blasfeminë e ëmbël", një roman historik e mistik, i cili tregon lidhjet mes Rumiut, poetit më të madh dhe udhëheqësit shpirtëror më të shquar në historinë e Islamit, dhe Shamsit të Tabrizit, një dervishi të panjohur e të veçantë, plot me skandale e të papritura.*

*Dashuria qoftë me ju dhe u rrethofshi përjetë nga dashuria.*
*A. Z. Zahara*

Ela kishte parë se kartolina kishte ngjallur kureshtje në agjencinë e botimit. Po Stivi nuk qe nga ata që kanë kohë të

lexojnë veprat e shkrimtarëve amatorë. Kështu që ia kaloi zarfin ndihmëses, Mishelës, kurse ajo ia kaloi ndihmëses së saj të re. Kështu përfundoi në duart e Elës "Blasfemia e ëmbël". Nuk kishte si ta dinte se ky nuk do të qe thjesht një libër, por një libër që do t'i ndryshonte jetën. Gjatë leximit të tij, jeta e saj sikur do të rishkruhej nga e para.

Ela kaloi faqen e parë. Kishte një shënim për autorin.

*A. Z. Zahara jeton në Amsterdam mes librave, maceve e breshkave të veta, gjatë periudhave kur nuk udhëton nëpër botë. "Blasfemi e ëmbël" është romani i tij i parë dhe, ka shumë të ngjarë, i fundit. Nuk ka ndërmend të bëhet shkrimtar dhe e ka shkruar këtë libër thjesht nga adhurimi dhe dashuria për filozofin, mistikun dhe poetin e madh Rumi dhe diellin e tij të dashur, Shamsin e Tabrizit.*

Hodhi sytë më poshtë faqes, në reshtin tjetër. Aty, Ela lexoi diçka që iu duk mjaft e njohur.

*Pavarësisht se çfarë thonë njerëzit, dashuria nuk është vetëm një ndjenjë e bukur, gati të vijë e të ikë shpejt.*

Mbeti pa mend kur kuptoi se qe pikërisht e kundërta e asaj fjalie që i kishte thënë vajzës në kuzhinë më herët po atë ditë. Ngriu një çast nga mendimi se një forcë e mistershme në gjithësi apo vetë ky autor, kushdo që të ishte, po e vëzhgonte. Mbase e kishte shkruar këtë libër duke e marrë me mend qysh në fillim se ç'lloj njeriu do ta lexonte i pari. Ky shkrimtar kishte pasur atë ndërmend si lexuese. Për ndonjë arsye që nuk e merrte vesh mirë, Elës iu duk kjo ide sa trazuese aq edhe ngazëlluese.

*Nga shumë anë, shekulli i njëzetenjëtë nuk është dhe aq i ndryshëm nga shekulli i trembëdhjetë. Të dy do të shkruhen në histori si kohët e përplasjeve të papara fetare, të keqkuptimeve kulturore dhe të një farë*

Mistikët e sufizmit thonë se sekreti i Kuranit
qëndron në rreshtin Al-Fatiha,
dhe sekreti i Al-Fatihës
qëndron te Bismilahrrahmanirrahim.
Dhe thelbi i fjalët Bismilah është shkronja ba,
dhe ka një pikë nën këtë shkronjë...
Pika nën shkronjën B përfshin
tërë gjithësinë...

ب

Masnavi fillon me B,
njësoj si të gjithë kapitujt e këtij romani...

## Parathënie

Beteja të pafundme për pushtet, përplasje fetare dhe zënka politike mbushnin shekullin e trembëdhjetë, i cili qe një periudhë vërtet e turbullt në Anadoll. Në perëndim, kryqtarët, rrugës për në Jeruzalem, pushtuan dhe plaçkitën Kostandinopojën, duke çuar në ndarjen e Perandorisë Bizantine. Në lindje, ushtritë e disiplinuara mongole u shtrinë në toka të gjera nën drejtimin e gjeniut ushtarak Xhengis Kan. Midis tyre, fise të ndryshme turke luftonin me njëri-tjetrin, ndërsa Bizanti përpiqej të fitonte tokat e humbura, pasuri dhe pushtet. Qe koha e një kaosi të paparë, ku të krishterët luftonin kundër të krishterëve, të krishterët luftonin myslimanët, myslimanët luftonin myslimanët. Ngado ktheje kokën shihje vetëm armiqësi, ankth dhe frikë të madhe për atë që mund të ndodhte.

Mes këtij kaosi, jetonte një dijetar i shquar islam, i njohur

si Xhelal ad-Din Rumi, i mbiquajtur Maulana - mësuesi ynë - nga shumë njerëz, kishte mijëra dishepuj dhe adhurues, nga rajoni dhe përtej tij, dhe shihej si fener ndriçues nga gjithë myslimanët.

Në vitin 1224, Rumiu takohet me Shamsin - një dervish endacak, me sjellje të çuditshme dhe deklarata heretike. Ky takim ua ndryshoi të dyve jetën. Në të njëjtën kohë, shënoi fillimin e një miqësie të fortë e të veçantë, të cilën sufistët e shekujve më vonë e shihnin si bashkimin e dy oqeaneve. Pas takimit me këtë mik të jashtëzakonshëm, Rumiu u shndërrua nga një klerik i thjeshtë në një mistik të përkushtuar, poet plot pasion, mbrojtës të dashurisë dhe krijues të valles rrotulluese të dervishëve, duke guxuar të thyente të gjitha rregullat tradicionale. Në atë kohë fanatizmi të thellë dhe përplasjesh, ai mbështeste spiritualitetin universal, u hapte dyert njerëzve nga çdo lloj shtrese. Në vend të një xhihadi të orientuar nga jashtë - të përkufizuar si luftë kundër të pabesëve dhe që vazhdon si në ato ditë edhe sot - Rumiu mbështeste xhihadin e orientuar nga brenda, qëllimi i të cilit ishte beteja kundër sundimit të egos, *nafs*.

Jo të gjithë i mbështetën këto ide, njësoj siç ndodh kur jo të gjithë njerëzit i hapin zemrat për dashurinë. Lidhja e fuqishme shpirtërore mes Shamsit dhe Rumiut u bë shënjestër zërash, talljesh dhe sulmesh. I keqkuptuan, i patën zili, i mallkuan dhe, së fundi, edhe më të afërtit i tradhtuan. Tre vjet pasi u takuan, u ndanë në mënyrë tragjike.

Por historia nuk mori fund me kaq.

Në të vërtetë, nuk pati fare fund. Gati tetëqind vjet më vonë, shpirtrat e Shamsit dhe Rumiut janë ende të gjallë dhe vijnë rrotull diku mes nesh...

# Vrasësi

**ALEKSANDRI, NËNTOR 1252**

Brenda ujërave të zeza të një pusi, ai ka vdekur tani. Por sytë e tij më ndjekin kudo shkoj, plot dritë dhe gjallëri, si dy yje të errët që varen sipër në qiell. Erdha në Aleksandri me shpresën se, nëse udhëtoja shumë larg, do t'i shpëtoja atij kujtimi të hidhur dhe do t'i jepja fund asaj jehone vajtimi që më gjëmon në mendje, asaj thirrjeje të fundit që lëshoi para se t'i zhytej fytyra mes gjakut, para se t'i shuheshin sytë dhe gryka t'i mbyllej nga fryma e lënë përgjysmë, nga lamtumira e njeriut të vrarë me thikë. Qe si ulërima e ujkut të kapur në kurth.

Kur vret dikë, diçka nga ai person kalon brenda teje - një psherëtimë, një aromë apo një gjest. Këtë unë e quaj "mallkimi i viktimës". Të ngjitet pas trupit, të lëpihet pas lëkure, e gjen vetë rrugën për në zemër dhe vazhdon të jetojë bashkë me ty. Njerëzit që më shohin në rrugë nuk kanë si ta dinë këtë, por unë mbaj me vete gjurmë nga të gjithë njerëzit që kam vrarë. I kam rreth qafës si gjerdan të padukshëm, ua ndjej në trup praninë e rëndë dhe të ngjeshur. Sado e parehatshme që duket, tashmë jam mësuar të jetoj me këtë barrë dhe e kam pranuar si pjesë të punës. Që nga koha kur Kaini theri Abelin, në çdo vrasës merr frymë edhe i vrari, kaq di të them. Po kjo nuk më shqetëson. Jo më. Atëherë, pse po dridhem si qen pas këtij incidenti të fundit?

Kësaj here gjithçka qe ndryshe, qysh prej fillimit. Të marrim mënyrën se si e gjeta punën, për shembull. Apo, më mirë të them, mënyrën se si më gjeti puna mua? Në fillim të pranverës të 1248-ës, punoja për pronaren e një bordelloje në Konia, një hemafrodite e famshme për inatin dhe tërbimin e saj. Kisha për detyrë ta ndihmoja që t'i mbante laviret nën kontroll dhe të frikësoja klientët që nuk paguanin.

E mbaj mend mirë atë ditë. Po gjurmoja një lavire që ia kishte mbathur nga bordelloja në kërkim të Zotit. Qe një vajzë e re shumë e bukur, e cila, në një farë mënyre, ma theu zemrën sepse, sepse kur ta kapja do të më duhej t'ia katandisja fytyrën në atë gjendje saqë asnjë burrë të mos ia hidhte më sytë. Isha gati ta mbërtheja këtë budallaqe, kur gjeta tek pragu i derës një letër të mistershme. Nuk

Doli se qe letër anonime e nënshkruar nga "disa besimtarë të vërtetë".

"Dëgjuam nga një burim i besueshëm se nga ke ardhur dhe se kush je në të vërtetë", thoshte letra. "Ke qenë anëtar i Vrasësve! Po ashtu, dimë se, pas vdekjes së Hasan Sabahut dhe burgosjes së udhëheqësve tuaj, urdhri nuk është më ai i mëparshmi. Ke ardhur në Konia për t'i shpëtuar përndjekjes dhe, qysh atëherë, nuk po gjen derman". Letra thoshte se kishin nevojë të ngutshme për shërbimet e mia për një çështje me rëndësi të madhe. Më siguronin se pagesa do të ishte e kënaqshme. Nëse më interesonte, duhet të paraqitesha në një mejhane të njohur po atë mbrëmje, kur të qe errur mirë. Aty, duhet të ulesha në një tryezë pranë dritares, me shpinë nga dera, me kokë të varur dhe me sy të mbërthyer përdhe. Shumë shpejt do të vinte njeriu ose njerëzit që do të më jepnin punën. Do të më jepnin të gjitha informatat që duhet të dija. As kur të vinin ata dhe as kur të largoheshin, as gjatë kohës së bisedës, nuk duhet të ngrija kokën dhe t'i shihja në fytyrë. Letra më çuditi shumë. Sidoqoftë isha mësuar të kisha të bëja me lloj-lloj klientësh. Gjatë viteve të shkuara më kishin punësuar njerëz nga më të ndryshmit dhe shumica donte t'ua mbaja sekret emrin. E kisha mësuar nga përvoja se, shumë shpesh, sa më shumë ngulte këmbë klienti për të fshehur identitetin, aq më i afërt ishte me viktimën, po kjo s'qe puna ime. Puna ime qe vetëm të vrisja. Jo të kërkoja arsyet. Qysh kur isha larguar nga Alamuti, vite më parë, këtë lloj jete kisha zgjedhur për vete.

Sidoqoftë, unë rrallë bëj pyetje. E pse të bëj? Shumica e njerëzve që njoh e ka të paktën nga një njeri që do ta heqë qafe. Fakti që nuk bëjnë asgjë nuk do të thotë patjetër se nuk e paskan

dëshirën për të vrarë. Në fakt, çdo njeri e ka brenda vetes dëshirën për të vrarë ndonjëherë. Por njerëzit nuk e bëjnë këtë deri sa iu ndodh vetë. Është thjesht çështje rastësie. Ndonjëherë mjafton edhe një gjest i vetëm për të ta ndezur gjakun. Një keqkuptim i thjeshtë, një zënkë për hiçasgjë ose thjesht ngaqë ndodhesh në vendin e gabuar, në kohën e gabuar, mund të sjellë një goditje shkatërrimtare te njerëz që, në kushte të tjera, janë mirë dhe për së mbari. Kushdo mund të vrasë. Por jo kushdo mund të vrasë me gjakftohtësi një të huaj. Pikërisht këtu shfaqem unë.

Kam bërë plot punë të pista për të tjerët. Edhe vetë Zot di që një njeri si unë është një domosdoshmëri në skemën e t të shenjtë, qyshkur caktoi Azraelin si krye-engjëll të vdekjes pë t'u marrë jetën të tjerëve. Në këtë mënyrë, njerëzit i trembeshin mallkonin dhe urrenin engjëllin, ndërsa atij i mbeteshin duart pastra dhe emri i papërlyer. Kjo nuk qe e drejtë për engjëllin Mirëpo, se mos është e drejtë e tërë kjo botë.

Kur ra nata, shkova në mejhane. Tryeza pranë dritares qëllo të ishte zënë nga një burrë me vraga në fytyrë që dukej se kishte zënë gjumi. Më erdhi ta zgjoja e t'i thosha të shkon gjetkë, por me të dehurit nuk dihet kurrë se si të përgjigjen Plus që duhet të tregohesha i kujdesshëm, të mos tërhiq vëmendjen ndaj vetes. Kështu që u ula në tryezën ngjitu përballë dritares.

Nuk kaloi shumë dhe u futën dy burra. M'u ulën anash n mënyrë që të mos ua shihja fytyrat. Por nuk më duhej aspak shihja për të kuptuar se sa të rinj ishin dhe se sa të papërgatit për hapin që po hidhnin.

- Na kanë folur shumë për ju, - tha njëri me një ton jo dh

aq të kujdesshëm, por të shqetësuar. - Na thanë që je më i miri.

M'u duk për të qeshur nga mënyra se si foli, por e mbyta buzëqeshjen. Vura re që ma kishin frikën, çka m'u duk gjë e mirë. Nëse ma kishin vërtet frikën, atëherë nuk do të guxonin të më bënin ndonjë të keqe. Kështu që iu thashë:

- Po, më i miri jam. Prandaj më quajnë Kokë Çakalli. Nuk i kam lënë kurrë në baltë klientët, sado e vështirë të ketë qenë detyra.

- Mirë, - psherëtiu. - Sepse dhe kjo nuk është detyrë e lehtë.

Atëherë foli djali tjetër.

- Shiko, ky burri ka bërë shumë armiq. Që kur ka ardhur në qytet, nuk ka sjellë veçse telashe. E kemi paralajmëruar disa herë, por nuk na i ka vënë veshin. Madje është bërë edhe më fodull. Prandaj nuk kemi rrugë tjetër.

Gjithnjë kështu ndodhte. Sa e sa herë klientët përpiqeshin të shpjegonin para se të arrinim marrëveshjen, sikur prisnin t'i miratoja e t'u lehtësoja barrën për atë që po bënin.

- E di se çfarë do të thuash. Tani do të më tregoni se për kë bëhet fjalë?- i pyeta.

Sikur po nguronin të më jepnin emrin dhe po më ofronin disa përshkrime të vakëta.

- Është një qafir, që nuk ka asnjë të përbashkët me Islamin. Një njeri pa asnjë normë dhe plot me

uk doja të tërhiqja mbi vete hakmarrjen e Zotit sepse, pavarësisht çfarë bëja, Zotit i besoja.

- Kam frikë se nuk e marr dot përsipër. Nuk dua të vras dervishin. Gjeni dikë tjetër.

Pasi thashë këto, u ngrita të ikja. Por njëri nga burrat më mbërtheu për dore dhe pëshpëriti:

- Prit, të lutem. Pagesa do të jetë në përputhje me mundimin. Sado që ta kesh çmimin, jemi gati të paguajmë dyfish.

- Si thoni për trefish? - i pyeta, i sigurt që nuk do të pranonin një shumë aq të lartë.

Për habinë time, pasi nguruan pak, pohuan të dy njëzëri. U ula në karrige, tepër nervoz. Me këto parà më në fund mund të përballoja çmimin e blerjes së nuses, të martohesha dhe të mos vrisja më mendjen se si t'u jepja fund të tjerëve. Dervish apo jo, kushdo ia vlente të vritej për kaq shumë parà.

E nga ta dija unë atëherë se po bëja gabimin më të madh të jetës dhe që do t'i kaloja të tëra ditët e mbetura duke ndjerë keqardhje? Si mund ta dija sa e vështirë ishte të vrisje një dervish dhe se, edhe shumë kohë pasi të kishte vdekur, vështrimi i tij i mprehtë si shigjetë do të më ndiqte ngado?

Plot katër vjet kaluan, që kur e thera në atë oborr dhe ia hodha trupin në pus, duke pritur atë pllaquritje që nuk e dëgjova kurrë. As edhe një tingull. Më bëhej sikur, në vend që të binte poshtë në ujë, u ngjit lart në qiell. As sot nuk mund të fle pa makthe ndërsa, kur shoh ujin, çdo lloj uji, për pak sekonda, një tmerr i ftohtë më mbërthen tërë trupin dhe më bën të hidhem përpjetë.

# Shamsi

**NJË HAN JASHTË SAMARKANDËS, MARS 1242**

Butë-butë më luhatej para syve drita e qirinjve me ngjyrë blete mbi tryezën me dërrasa të çara. Vizioni që më kishte mbërthyer atë mbrëmje ishte tepër i qartë.

*Qe një shtëpi e madhe me një oborr plot trëndafila të verdhë në lulëzim dhe, në mes të oborrit, një pus me ujin më të ftohtë në botë. Qe një natë e kthjellët vjeshte të vonë, në qiell shkëlqente hëna e plotë. Tutje, dëgjoheshin zhurmat e disa kafshëve të natës. Pas pak, një mesoburrë me fytyrë të këndshme, shpatullgjerë dhe sy të thellë ngjyrë lajthie, doli nga shtëpia për të më kërkuar. Dukej i mërzitur, me sytë mjaft të trishtuar.*

*- Shams, Shams, ku je? - thirri majtas e djathtas.*

*Fryu një erë e fortë dhe hëna u fsheh pas një reje, sikur të mos donte të dëshmonte atë që do të ndodhte. Bufët pushuan së klithuri. Lakuriqët e natës i ndalën përplasjet e krahëve. Madje, edhe zjarri në vatrën brenda shtëpisë nuk po kërciste më. Një heshtje absolute u var mbi tërë botën.*

*Burri iu afrua ngadalë pusit, u përkul dhe vështroi brenda.*

*- Shams, i dashur, - pëshpëriti. - Aty je?*

*Hapa gojën t'i përgjigjesha, por asnjë tingull nuk më doli nga buzët.*

*Burri u përkul më tepër dhe vështroi më thellë brenda pusit. Në fillim, nuk pa dot asgjë, veç ujit të zi. Pastaj, thellë në fund të pusit, i kapi syri dorën time që pluskonte kuturu në ujin e valëzuar, si ndonjë dru i shqyer pas stuhisë së egër. Pastaj njohu një palë sy - dy gurë të zinj të ndritshëm, që vështronin drejt hënës së plotë, e cila qe fshehur pas reve të trasha e të errëta. Ia kisha ngulur sytë hënës sikur prisja ndonjë shpjegim nga qielli për vrasjen time.*

*Burri ra në gjunjë duke qarë dhe duke i rënë gjoksit.*

*- E vranë! Paskan vrarë Shamsin tim! - thirri.*

*Pikërisht atëherë, një hije rrëshqiti nga prapa një shkurreje dhe, me lëvizje të shpejta, kapërceu murin e kopshtit, si ndonjë mace e egër. Por burri nuk e vuri re vrasësin. I mbërthyer nga ajo dhimbje shtypëse, ulëriu dhe ulëriu deri sa zëri iu thye si qelqi dhe u shpërnda nëpër natë si cifla të vogla e të mprehta.*

- Ej, ti! Mjaft thirre si i çmendur.

- ...

- Jepi fund asaj zhurme të tmerrshme ose të mora me shqelma.

- ...

- Qepe të thashë! Nuk më dëgjon? Qepe!

Qe zë burri ai që i thërriste këto fjalë nga fare afër. Bëra sikur nuk e dëgjova, po më pëlqente të rrija edhe pakëz brenda

këtij vegimi. Doja të mësoja më tepër për vrasjen time. Po ashtu, doja të shihja kush ishte ai burri me sy të trishtuar. Kush ishte vallë? Çlidhje kisha me të dhe pse më shihte me aq dëshpërim atë natë vjeshte?

Para se të hidhja një vështrim tjetër brenda këtij vegimi, dikush nga një përmasë tjetër më kapi dhe më tundi aq fort, saqë më kërcitën dhëmbët në gojë. U ktheva në këtë botë.

Ngadalë, si me dyshim, hapa sytë dhe pashë njeriun që më rrinte përballë. Qe një burrë i gjatë e truplidhur, me një mjekër të zbardhur dhe mustaqe të dendura, të përdredhura me majë në fund të tyre. E njoha, ishte hanxhiu. Pothuajse menjëherë vura re dy gjëra tek ai: që ishte mësuar të trembte të tjerët me zërin e trashë dhe me dhunë. Dhe se, pikërisht tani, qe tërbuar fare.

- Çfarë do? - e pyeta. - Pse po më tërheq për krahu?

- Si çfarë dua? - hungëriti hanxhiu. - Dua që të pushosh së thirruri, këtë dua. Po më tremb klientët.

- Vërtet? Pse, po thërrisja unë? - mërmërita dhe u përpoqa të çlirohesha nga kapja e tij.

- S'do mend që po thërrisje! Po thërrisje si ndonjë ari që i është futur gjembi në putër. Ç'të gjeti? Mos të zuri gjumi gjatë darkës? Duhet të kesh parë ndonjë ëndërr të keqe.

E dija që ky qe shpjegimi i vetëm i besueshëm, kështu që vendosa t'ia thosha, hanxhiu do të kënaqej dhe do të më linte rehat. Veç kësaj, nuk doja të gënjeja.

- Jo vëlla, as më zuri gjumi dhe as pashë ëndërr të keqe, - i thashë. - Le që unë nuk shoh fare ëndrra.

- Atëherë, si m'i shpjegon tërë ato të thirrura? - nguli këmbë hanxhiu.

... një si vegim. Nuk është njësoj.

Më pa tërë habi dhe kafshoi një copë herë njërën anë të mustaqes. Më në fund tha:

- Ju dervishët jeni po aq të çmendur sa edhe minjtë brenda dollapit. Sidomos ju endacakët. Agjëroni tërë ditën, luteni dhe nuk pushoni së bredhuri nën diellin përvëlues. E çka për t'u çuditur pastaj që bini në kllapi. Ju është pjekur truri!

Buzëqesha. Mund të kishte të drejtë. Thonë që humbjen pas Zotit dhe humbjen e mendjes e ndan vetëm një vijë e hollë.

Atë çast, u shfaqën dy shërbyes që po mbanin një tabaka të stërmadhe të mbushur me pjata: mish të pjekur dhie, peshk të tymosur, mish deleje me erëza, biskota gruri, bizele me copa mishi dhe supë thjerrëzash me dhjamë deleje. I ranë rrotull dhomës dhe i shpërndanë duke mbushur tërë ajrin me aromën e qepëve, hudhrave dhe erëzave. Kur ndaluan tek qoshja e tryezës sime, mora vetëm një tas supe avulloshe dhe pak bukë të zezë.

- Ke pará t'i paguash këto? - pyeti hanxhiu me një lloj shpërfilljeje.

- Jo, nuk kam, - i thashë. - Por më lejo që të ofroj diçka tjetër si shkëmbim. Për të paguar ushqimin dhe dhomën, mund të të shpjegoj ëndrrat.

Mu përgjigj me një nënqeshje duke mbajtur duart në ije.

- Po ti më the se nuk sheh kurrë ëndrra.

- Vërtet, jam nga ata shpjegues ëndrrash që nuk shohin ëndrra vetë.

- Kot nuk të dëbova që këtu. Siç e thashë, ju dervishët jeni të krisur, - tha hanxhiu duke u mëshuar fjalëve. - Po të jap një këshillë: nuk e di sa vjeç je, por jam i sigurt se je falur aq shumë

sa mjafton për të dyja botët. Gjej një grua për së mbari dhe ngulu diku. Bëj fëmijë. Kjo do të të ndihmojë të jesh me këmbë në tokë. E ç'kuptim ka t'i biesh botës vërdallë kur ngado gjen të njëjtin mjerim. Më beso. Asgjë të re nuk ke për të gjetur. Mua më vijnë këtu njerëz nga qoshet më të largëta të botës. Pasi pinë nja dy gota, tregojnë të tërë të njëjtat histori. Njerëzit janë kudo njësoj. I njëjti ushqim, i njëjti ujë, të njëjtat ndyrësi.

- Nuk po kërkoj gjëra të reja. Po kërkoj Zotin, - i thashë. - Ai që po kërkoj është vetëm Zoti.

- Atëherë, po e kërkon në vendin e gabuar, - ma ktheu me zërin e ashpërsuar befas. - Zoti e ka braktisur këtë vend! Nuk e dimë kur do të kthehet.

Sikur më doli zemra nga kraharori kur dëgjova këtë.

- Kush flet keq për Zotin, flet keq për veten, - i thashë.

Një buzëqeshje e çuditshme dhe e shtrembër u duk në gojën e hanxhiut. Në fytyrë i dallova hidhërim dhe zemërim, edhe diçka tjetër që e bënte të dukej si ndonjë fëmijë i lënduar.

- A nuk ka thënë Zoti "unë jam më pranë teje nga ç'është damari yt i qafës?" - e pyeta. - Zoti nuk është ndonjë vend atje lart në qiell. Është brenda të gjithëve dhe tek secili prej nesh. Prandaj nuk na braktis kurrë. Si mund ta braktisë veten ai?

- Ja që na ka braktisur, - tha hanxhiu me sytë e ftohtë dhe zë sfidues. - Nëse Zoti është këtu, por nuk luan as gishtin kur na sheh të vuajmë, atëherë çfarë na tregon kjo për të?

- Ky është rregulli i parë, vëlla, - i thashë. - *Mënyra si e shohim Zotin është pasqyrimi i drejtpërdrejtë i asaj se si e shohim veten. Nëse Zoti na sjell ndër mend më shumë frikë dhe faj, kjo do të thotë se frika dhe faji ndodhen brenda nesh. Nëse e shohim Zotin si dashuri dhe mëshirë, kështu jemi vetë ne.*

Hanxhiu u bë gati të më kundërshtonte, por e pashë se fjalët e mia e kishin mbërthyer.

- E ç'kuptim ka të thuash që Zoti na qenka produkt i përfytyrimit tonë? Nuk e kuptoj.

Përgjigjen ma ndërpreu një zënkë që shpërtheu nga fundi i dhomës së ngrënies. Kur kthyem kokat në atë drejtim, pamë dy burra të rinj që po ziheshin, të pirë. Me paturpësi po fyenin gjithë klientët e tjerë, u hidhnin copa ushqimi nëpër pjata, u pinin gotat dhe, kur dikush u kundërvihej, talleshin si dy shkollarë të këqij.

- Dikush duhet t'i qetësojë këta rrëmujaxhinj, apo jo? - pëshpëriti hanxhiu nëpër dhëmbë. - Tani më shiko mua!

Vrapoi si rrufe në fund të dhomës, e shtyu njërin nga të dehurit nga karrigia dhe ia ngjeshi me grusht drejt e në surrat. Burri, me sa dukej, nuk e priste këtë sepse u shtri në dysheme sa gjatë gjerë, si ndonjë thes i zbrazur. Nga buzët i doli një rënkim i lehtë por, pas kësaj, nuk u dëgjua më asgjë.

Ai tjetri ishte pak më i fortë, u përpoq të luftonte, por nuk e përballoi dot gjatë hanxhiun, i cili e plasi edhe atë përdhe. I gjuajti klientit rrëmujaxhi në brinjë, pastaj i shkeli fort dorën me çizmet e rënda. Dëgjuam kërcitjen e një gishti që thyhej, ndoshta edhe më shumë se një.

- Mjaft! - i thirra. - Po e vret. Këtë do?

Si sufist që isha, isha betuar të mbroja kudo jetën e të mos bëja dëme. Në këtë botë iluzionesh, shumë njerëz ishin gati të luftonin pa asnjë arsye dhe shumë të tjerë luftonin për ndonjë farë arsyeje. Kurse sufistët nuk luftonin kurrë, edhe kur e kishin një arsye. Në asnjë mënyrë nuk mund të përfshihesha në dhunë,

por kjo nuk më ndalonte që të dilja e të shërbeja si dyshek i butë mes hanxhiut dhe klientëve për t'i ndarë.

- Mos u përziej, dervish, ose t'i theva kockat edhe ty! - më ulëriu hanxhiu, por të dy e dinim se nuk kishte për ta bërë. Një minutë më pas, kur shërbyesit erdhën të ngrinin dy klientët, njëri me gisht të thyer e tjetrin me hundë të coptuar, ngado dukeshin njolla gjaku. Në dhomë ra një heshtje e frikshme. Krenar për tmerrin që kishte shkaktuar, hanxhiu më hodhi një vështrim të gjatë. Kur hapi sërish gojën, u duk sikur po u drejtohej të gjithëve me atë zërin e fortë dhe të egër si ndonjë zog grabitqar, që klithte në qiell të hapur. - E sheh dervish, gjithnjë kështu ndodh. As unë nuk e kam dashur dhunën, por tani e kam pjesë timen. Kur Zoti na harron ne këtu poshtë, atëherë na takon neve, njerëzve të zakonshëm, të ngrihemi dhe të vëmë të drejtën në vend. Prandaj, herës tjetër kur të flasësh me të, thuaja dhe këto gjëra. Le ta dijë që kur i braktis qengjat e vet, ata nuk do të presin të theren urtë e butë. Do të kthehen në ujqër.

Mblodha supet dhe bëra për nga dera.

- E ke gabim.

- E kam gabim që të them se dikur isha qengj e tani jam bërë ujk?

- Jo, për këtë ke të drejtë. E shoh mirë që je bërë ujk i tërbuar, por e ke gabim që e quan drejtësi këtë.

- Prit, nuk kemi mbaruar bashkë! - më thirri pas shpine hanxhiu. - Më je borxhli. Për ushqimin dhe shtratin që të dhashë, dua të më shpjegosh ëndrrat.

- Po bëj një gjë edhe më të mirë, - i sugjerova. - Po të lexoj pëllëmbën.

U ktheva dhe eca drejt tij, duke e veshtruar në sytë e tij të zjarrtë. Instinktivisht, si të ma kishte frikën, u zmbraps. Por kur i kapa dorën e djathtë dhe i shtriva lart pëllëmbën nuk më shtyu. I pashë vijat e thella, të copëzuara, që linin gjurmë të çrregullta. Pak nga pak, nisën të më shfaqeshin ngjyrat e aureolës së tij: një kafe ngjyrë ndryshku dhe një e kaltër aq e zbehtë sa që dukej si ngjyrë hiri. Energjia e tij shpirtërore qe pakësuar dhe tretur si të mos kishte më fuqi të mbronte veten nga bota e jashtme. Thellë brenda vetes ky njeri nuk qe më i gjallë se sa një lule e vyshkur. Që të baraspeshonte humbjen e kësaj energjie shpirtërore, kishte dyfishuar energjinë fizike, të cilën e përdorte pa hesap.

Zemra më rrahu fort sepse nisa të dalloja diçka. Në fillim turbullt, si pas ndonjë velloje, pastaj, me qartësi më të madhe, një skenë e tërë mu shfaq para syve.

*Një grua e re me flokë gështenjë, këmbëzbathur, me tatuazhe të zeza dhe një shall të kuq të qëndisur, hedhur supeve.*

- Paske humbur një njeri të dashur, - i thashë, pastaj i mora në dorë pëllëmbën e majtë.

*Gjinjtë e saj të fryrë nga qumështi dhe barku i madh i dukeshin si të shqyer. Kishte ngecur brenda një kasolleje të përfshirë nga flakët. Rreth shtëpisë dukeshin luftëtarë me kuaj me shala të argjendta. Era e fortë e kashtës së djegur përzihej me atë të mishit të njeriut. Kalorës mongolë me hundë të shtypura e të gjera, me qafa të shkurtra e të trasha dhe zemra të forta si guri. Ushtria e fuqishme e Xhengis Kanit.*

- Ke humbur dy njerëz të dashur, - e saktësova. - E ke pasur gruan shtatzënë me fëmijën e parë.

Ngrysi vetullat, ua nguli sytë çizmeve prej lëkure, buzët i kishte shtrënguar fort, ndërsa fytyra e hanxhiut mori pamjen e

një harte të palexueshme. Përnjëherësh, u duk shumë më i plakur nga sa ishte.

- E shoh që asgjë nuk të ngushëllon, por mendoj se ka diçka që duhet ta dish, - i thashë. - Atë nuk e vrau as zjarri dhe as tymi. I ra në kokë një tra nga çatia. Vdiq menjëherë, pa ndjerë asnjë dhimbje, ti gjithnjë ke menduar se mund të ketë vuajtur tmerrësisht por, në fakt, nuk ka vuajtur fare.

Hanxhiu rrudhi ballin e u kërrus si nën ndonjë peshë që vetëm ai mund ta kuptonte. Zëri i qe ngjirur kur më foli.

- Nga i di ti të gjitha këto?

Nuk ia vura veshin pyetjes.

- Ia ke vënë fajin vetes, që nuk e varrose dot siç i kishte hije. Ende të del në ëndërr, sikur ngrihet nga çarçafi me të cilin e varrosët. Por po të them se mendja po të bën lojëra. Në të vërtetë, gruaja e djali yt, që të dy janë shumë më mirë, po udhëtojnë në pafundësi, të lirë si ndonjë rreze drite.

Pastaj i thashë, duke e peshuar mirë çdo fjalë:

- Mund të bëhesh përsëri qengj sepse ende e ke brenda vetes atë.

Sapo dëgjoi këto fjalë, hanxhiu i tërhoqi duart si të kishte prekur ndonjë tigan të nxehtë.

- Ti nuk më pëlqen fare, dervish, - më tha. - Megjithatë, po të lë të flesh këtu sonte. Por sigurohu që nesër në mëngjes të largohesh herët. Nuk dua të ta shoh më fytyrën.

Gjithnjë kështu ndodhte. Kur thua të vërtetën, të urrejnë.

Sa më shumë të flasësh për dashurinë, aq më tepër të urrejnë.

# Ela

NORTHEMPTON, 18 MAJ 2008

Befas Ela u ndje aq e mpirë dhe e dërrmuar nga tensioni pas grindjes me Dejvidin dhe Xhenetën, saqë e la mënjanë një copë herë leximin e librit "Blasfemi e ëmbël". U ndje sikur të kishte hapur kapakun e një tenxhereje që ziente, nga e cila dilnin veçse ngatërresa të vjetra dhe mëri të reja. Për fat të keq, qe ajo vetë që e ngriti këtë kapak dhe këtë e bëri kur i telefonoi Skotit e i kërkoi të mos martohej me vajzën e saj.

Më vonë, do të pendohej thellë për çdo fjalë që tha gjatë asaj bisede në telefon. Por atë ditë maji, ishte aq e sigurt në vetvete, saqë nuk i shkoi mendja se kjo ndërhyrje mund të sillte

ndonjë rrjedhojë të pakëndshme.

- Përshëndetje Skot. Jam mamaja e Xhenetës, Ela, - tha, duke u përpjekur të dukej e gëzuar, njësoj si herët e tjera kur takonte të dashurin e vajzës së saj. - A mund të flasim pak?

- Zonja Rubinstein, si mund t'ju ndihmoj? - ia ktheu Skoti, i habitur, por me mjaft edukatë.

Me një zë jo më pak të edukuar se ai, Ela i tha se, megjithëse nuk kishte asgjë personale kundër tij, i dukej tepër i ri dhe pa përvojë për t'u martuar me vajzën e saj. Këto fjalë duhet ta kishin habitur mjaft, por ajo shtoi se ndonjë ditë, në një të ardhme jo shumë të largët, ai do ta kuptonte, madje do ta falënderonte për këtë këshillë. Deri sa të vinte kjo ditë, ajo i kërkoi të mos e zinte më në gojë punën e martesës si edhe këtë bisedë telefonike mes të dyve.

Pasoi një heshtje e rëndë.

- Zonja Rubinstein, më duket se nuk po kuptoni, - tha Skoti, kur më në fund i erdhi zëri. - Xheneta dhe unë e duam njëri-tjetrin.

Përsëri ky avaz! Si mund të ishin kaq naivë njerëzit sa të mendonin se dashuria mund t'iu hapte çdo derë? E shihnin dashurinë si të qe ndonjë shkop magjik, që rregullonte gjithçka me një të prekur.

Por Ela nuk i tha asgjë nga këto. Vetëm shtoi:

- E kuptoj se si ndihesh, më beso që e kuptoj. Por je tepër i ri dhe jeta është e gjatë. Kush e di? Nesër mund të biesh në dashuri me ndonjë tjetër.

- Zonja Rubinstein, nuk dua të tregohem i pasjellshëm, po nuk mendoni se ky rregull mund të zbatohet te të gjithë njerëzit,

përfshi edhe vetë juve? Kush e di? Nesër edhe ju mund të bini me dashuri me një tjetër.

Ela nënqeshi më fort dhe më gjatë nga sa do të donte.

- Unë jam grua e martuar, e kam bërë zgjedhjen e jetës. Edhe burri im po kështu. Me kaq e kemi mbyllur. Martesa është vendim serioz dhe duhet shqyrtuar me mjaft kujdes.

- Po më thoni që të mos martohem me vajzën tuaj, të cilën e dua, sepse mund të bie në dashuri me një tjetër të panjohur në ndonjë të ardhme të pacaktuar? - e pyeti Skoti.

Nga ai çast, biseda mori të tatëpjetën, u mbush me tension dhe mosmarrëveshje. Kur, më në fund, e mbyllën, Ela nxitoi për në kuzhinë dhe bëri atë që bënte gjithmonë sa herë kishte trazime emocionale: gatoi.

Gjysmë ore më pas, i telefonoi burri.

- Nuk mund ta besoj që i telefonove Skotit dhe i kërkove që të mos martohej me vajzën tonë. Më thuaj që nuk e ke bërë.

Ela mbajti frymën.

- Uaa, sa shpejt dalin fjalët. Zemër, prit të ta shpjegoj.

Por Dejvidi e ndërpreu ashpër.

- Nuk ke ç'më shpjegon. Ajo që bëre qe gabim. Skoti i tregoi Xhenetës dhe tani ajo është mërzitur shumë. Do të rrijë te ca shoqe për ca ditë. Nuk ka dëshirë të të shohë, - tha dhe heshti pak. - Dhe nuk i vë faj.

Atë mbrëmje, Xheneta nuk qe e vetmja që mungoi në shtëpi. Dejvidi i dërgoi Elës një mesazh, ku i thoshte se i kishte dalë një punë e ngutshme. Nuk i jepte shpjegime për natyrën e kësaj pune.

Nuk e kishte zakon këtë gjë dhe qe kundër natyrës së

martesës së tyre. Mund të kishte flirtuar me disa gra, mund të kishte fjetur me ndonjë prej tyre, të kishte shpenzuar të gjitha paratë por, me aq sa dinte ajo, ai gjithnjë ishte kthyer në shtëpi dhe kishte zënë vendin e vet në tryezë çdo mbrëmje. Pavarësisht sa i thellë mund të qe hendeku mes tyre, ajo gjithnjë kishte gatuar dhe ai gjithnjë kishte ngrënë, i gëzuar dhe mirënjohës, gjithçka që ajo i kishte vënë në pjatë. Pas çdo darke, Dejvidi kurrë nuk harronte ta falënderonte, një falënderim me gjithë zemër, të cilin ajo e merrte si një ndjesë të koduar për mungesën e besnikërisë. Ia kishte falur. Gjithnjë ia kishte falur.

Kjo qe hera e parë që burri po tregohej i pacipë dhe Ela ia vuri fajin vetes për këtë ndryshim. Si gjithmonë, "faji" ishte bërë si një emër i dytë për Ela Rubinsteinin.

Kur Ela u ul në tryezë me binjakët, faji ia la vendin melankolisë. U bëri ballë kërkesave të Ejvit për të porositur picë dhe përpjekjeve të Orlit për të mos ngrënë, duke i detyruar të dy të hanin orizin me bizele të gjelbra dhe biftekun e viçit me mustardë. Megjithëse nga jashtë dukej si e njëjta nënë e përkushtuar, ndjeu ta pushtonte një valë dëshpërimi, një shije e hidhur si vrer në gojë.

Kur i dhanë fund darkës, Ela qëndroi e ulur në tryezën e kuzhinës, e mbështjellë nga heshtja dhe pasiguria e fortë. Befas, ushqimi që kishte gatuar, përfundimi i orëve të gjata të punës, iu duk jo vetëm i kotë dhe i mërzitshëm, por edhe lehtësisht i zëvendësueshëm. I erdhi keq për veten. I erdhi keq që tani kur kishte mbushur gati dyzet vjeç nuk kishte qenë e zonja të bënte më shumë në jetë. Kishte shumë dashuri për të dhënë por, deri tani, askush nuk ia kishte kërkuar.

I shkoi mendja te libri "Blasfemi e ëmbël". E kishte tërhequr shumë karakteri i Shamsit të Tabrizit.

"Do të qe e këndshme të kisha ndonjë si ai rrotull", bëri shaka me veten. "Me një tip si ai pranë, u thua lamtumirë ditëve të mërzitshme!"

Nuk e mori vesh se si, por në mendje iu krijua pamja e një burri të gjatë, ezmer e të mistershëm, me pantallona lëkure, me xhaketë motoçiklisti dhe me flokë të zinj që i binin mbi supe, i cili ngiste një Harli Devidson të kuq e të ndritshëm, me shirita shumëngjyrësh që vareshin nga dorezat. Buzëqeshi me këtë përfytyrim. Një sufist i pashëm dhe seksi me motoçikletë që ecte si era në rrugë! A nuk do të qe bukur sikur ta rrëmbente një djalë i tillë?

Ela pyeti veten se ç'do të shihte vallë Shamsi po t'i lexonte pëllëmbën? Do t'i shpjegonte pse i shkonte mendja herë pas here në një qoshe me mendime të errëta? Ose pse ndjehej kaq e vetmuar, kur kishte një familje kaq të madhe e të dashur? Ose cilat ishin ngjyrat e aureolës së saj? Ishin të çelura dhe të forta? Në jetën e saj ka pasur ndonjë gjë të ndritshme dhe të fortë kohët e fundit? Po më parë?

Pikërisht atëherë dhe aty kur qe ulur e vetmuar në tryezën e kuzhinës me një fashë të dobët drite që vinte nga soba, Ela kuptoi se, pavarësisht fjalëve të mëdha me të cilat e mohonte, pavarësisht aftësisë për ta mbajtur gojën të kyçur, thellë brenda vetes ajo digjej për dashuri.

# Shamsi

NË NJË HAN JASHTË SAMARKANDËS, MARS 1242

Barra e vetmisë i vuri të gjithë në gjumë me ëndrra të ndryshme më shumë se dymbëdhjetë shtegtarët në dhomat e hanit sipër shkallëve. Zbathur, eca këmbadoras deri te shtrati i zbrazët, që qelbej era djersë dhe myk. U shtriva aty, në errësirë, duke bluar me mendje ngjarjet e ditës dhe duke menduar për disa shenja hyjnore, gjatë të cilave mund të kisha qenë dëshmitar por, nga nxitimi ose padia, nuk i kisha vlerësuar.

Që kur isha djalë i vogël kam pasur vegime dhe kam dëgjuar zëra. Gjithnjë i flisja Zotit dhe ai gjithnjë më përgjigjej. Ndonjëherë, më dukej se ngjitesha deri në qiellin e shtatë si

dritë dhe si pëshpërimë. Pastaj, zbrisja në honet më të thella të tokës plot me aroma të dheut, fshihesha si ndonjë shkëmb poshtë lisave gjigandë dhe gështenjave të ëmbla. Shpesh më ikte oreksi për ushqimin dhe rrija ditë të tëra pa ngrënë. Asnjë gjë nga këto nuk më trembte megjithëse, me kalimin e kohë, mësova të mos ua thosha të tjerëve. Qeniet njerëzore priren të të përçmojnë kur nuk të kuptojnë. Kjo qe gjëja e parë që mësova.

Njeriu i parë që i gjykoi keq vegimet e mia ishte im atë. Duhet të kem qenë dhjetë vjeç kur nisa të shoh engjëllin tim mbrojtës gati përditë dhe isha aq naiv saqë mendoja se të gjithë shihnin të njëjtën gjë. Një ditë, kur im atë po më mësonte si të bëja një sënduk me dërrasa kedri, me qëllim që të bëhesha zdrukthëtar si ai, i tregova për engjëllin tim mbrojtës.

- Duhet të kesh imagjinatë të shfrenuar mor bir, - ma ktheu thatë im atë. - Më mirë mos ia trego njeriu. Nuk duam t'i trembim përsëri fshatarët.

Para pak ditësh, fqinjët u ankuan te prindërit e mi duke më akuzuar se sillesha çuditshëm dhe u trembja fëmijët.

- Nuk të marr vesh, more djalë. Pse nuk e pranon që nuk je aspak ndryshe nga prindërit e tu? - më pyeti im atë. - Çdo fëmijë bëhet siç ka të atin e të ëmën. Edhe ti kështu duhet të bëhesh.

Pikërisht atëherë kuptova se, megjithëse i doja prindërit dhe më duhej dashuria e tyre, ata i kisha si të huaj.

- Baba, unë kam çelur nga një vezë e ndryshme nga ato që kanë lindur të tjerët. Zëre se jam rosak që më kanë rritur pulat. Nuk jam zog shtëpie dhe nuk e kaloj dot jetën në kotecin e pulave. Uji që ju e keni frikë, mua më pëlqen. Ndryshe nga ju, unë mund të notoj dhe duhet të notoj. Shtëpinë e kam në oqean. Nëse doni të rrini me mua, ejani në oqean. Përndryshe, mos u

përzieni më dhe shkoni rrini në kotec.

Im atë shqeu sytë nga habia, pastaj i picërroi ata dhe vështroi larg.

- Nëse i flet babait me këtë gjuhë që tani, - më tha rëndë, - po pyes veten se si do t'u flasësh armiqve kur të rritesh.

Si për t'ua shtuar brengat prindërve, vegimet nuk mu zhdukën as kur u rrita. Madje u bënë më të dendura. E dija që prindërit merakoseshin dhe ndihesha fajtor që i mërzisja, por e vërteta është se nuk dija si t'u jepja fund këtyre vegimeve, madje edhe po të dija, nuk doja t'u jepja fund. Kaloi një farë kohe dhe ika njëherë e mirë nga shtëpia. Qysh atëherë, Tabrizi më dukej një botë e butë dhe e ëmbël, aq e këndshme dhe e brishtë saqë më shkrinte në gjuhë. Tri aroma më shoqëronin kujtimet nga ai vend: druri i prerë, buka e sapopjekur dhe aroma e butë dhe e acartë e borës.

Që nga ajo kohë, nuk reshta së qenuri dervish endacak, nuk fjeta dy herë në një vend, nuk hëngra dy herë në një çanak, nuk pashë dy herë të njëjtën fytyrë para vetes. Kur më merrte uria, fitoja ndonjë qindarkë nga shpjegimi i ëndrrave. Kështu u enda në lindje e në perëndim, kërkova Zotin lart e poshtë. Iu futa ngado gjuetisë që të gjeja një jetë që ia vlente të jetohej dhe një dituri që ia vlente të dihej. Ngaqë nuk hodha rrënjë asgjëkund, mund të shkoja gjithandej. Gjatë shtegtimeve kam ndjekur lloj-lloj rrugësh, nga rrugët e mëdha e të rrahura tregtare deri tek shtigjet e harruara, ku nuk shkëmbeheshe me asnjë shpirt të gjallë për ditë të tëra. Nga brigjet e Detit të Zi deri te qytetet e Persisë, nga stepat e gjera të Azisë Qendrore deri tek dunat e rërës së Arabisë, kam kaluar mes pyjeve të dendura, në kullota të sheshta dhe shkretëtira, kam qëndruar në hane të mëdha dhe

bujtina, jam këshilluar me njerëz të ditur nëpër biblioteka të lashta, kam dëgjuar mësuesit që u flisnin fëmijëve në shkolla, kam diskutuar shkrimet e shenjta dhe logjikën me nxënësit e medreseve, kam vizituar tempuj, manastire e faltore, kam medituar bashkë me eremitët nëpër shpella, kam përkujtuar Zotin bashkë me dervishët, kam agjëruar me të urtët dhe kam ngrënë me qafirët, kam vallëzuar me shamanët nën hënën e plotë, kam njohur popuj nga të gjitha besimet, moshat e zanatet dhe kam qenë dëshmitar i fatkeqësive, po aq sa edhe i mrekullive.

Kam parë fshatra të rrënuar nga varfëria, fusha të nxira nga zjarri dhe qytete të plaçkitura ku lumenjtë ishin skuqur dhe ku nuk kishte mbetur asnjë mashkull mbi dhjetë vjeç i gjallë. Kam parë më të keqen dhe më të mirën e njeriut. Asgjë nuk mund të më habisë më.

Ndërsa kaloja nëpër tërë këto përvoja, nisa të bëja një listë që nuk është shkruar deri më sot në asnjë libër, por gjendet vetëm në shpirtin tim. Kësaj liste vetjake i vura emrin "Parimet themelore të mistikëve endacakë të Islamit". Për mua, ato ishin po aq të përgjithshme dhe të pandryshueshme sa edhe ligjet e natyrës. Së bashku përbënin "Dyzet rregullat e fesë së dashurisë" të cilat mund të arrihen përmes dashurisë dhe vetëm përmes dashurisë. Dhe një nga këto rregulla thoshte:

*Rruga drejt së vërtetës është punë e zemrës, jo e mendjes. Përdore zemrën si udhërrëfyesen kryesore! Jo mendjen. Ndeshu, sfidoji dhe në fund mposhti me zemër cytjet për të bërë keq. Njohja e vetes do të të udhëheqë drejt njohjes së Zotit.*

M'u deshën vite pune sa t'i përfundoja këto rregulla. Që të dyzeta. Tani që i mbarova, e di se po më vjen fundi në këtë botë. Së fundi, kam pasur shumë vegime në këtë drejtim. Nuk

më shqetëson edhe aq shumë vdekja, sepse atë nuk e shoh si fund, por vdekja pa lënë pas vetes trashëgimtarë. Më duket sikur brenda gjoksit mbaj botë të tëra, histori që presin të tregohen. Dua që gjithë këtë njohuri t'ia kaloj një njeriu tjetër, i cili të mos jetë as mësues dhe as nxënës i imi. Më duhet një i barabartë me veten - një shok.

- Zot, - pëshpërita mes territ të dhomës, - tërë jetën shëtita nëpër botë dhe ndoqa rrugën tënde. Çdo njeri më është dukur si libër i hapur, si një Kuran që ecën. U qëndrova larg kullave të fildishta të dijetarëve dhe zgjodha ta kaloja kohën me të shtypurit, mërgimtarët dhe të dëbuarit. Tani po plas. Më ndihmo që t'ia kaloj diturinë tënde personit të duhur. Pastaj, bëj me mua ç'të duash.

Mu para syve, dhoma mori një dritë aq të fortë saqë fytyrat e shtegtarëve që flinin në shtretër u ngjyen me të kaltër. Ajri brenda ndjehej i freskët dhe i gjallë, sikur ndonjë erë të kishte hapur dritaret dhe të kishte sjellë nga kopshtet e largëta aromën e zambakëve dhe jaseminit.

- Shko në Bagdad, - më pëshpëriti engjëlli mbrojtës me një zë si melodi.

- E ç'më pret në Bagdad? - e pyeta.

- U lute për shok dhe shok do të gjesh. Në Bagdad ke për të gjetur mjeshtrin që do të tregojë rrugën e duhur.

Lot mirënjohjeje më lagën sytë. Tani e dija se ai njeriu që më shfaqej në vegime nuk qe tjetër veçse shoku im shpirtëror, herët a vonë ishim të paracaktuar të takoheshim. Dhe kur u takuam, e mora vesh pse sytë e tij të ëmbël ngjyrë lajthi ishin aq të trishtuar dhe se si do të vritesha një natë fillimi pranvere.

# Ela

NORTHEMPTON, 19 MAJ 2008

Buzë mbrëmjes, para se të perëndonte dielli dhe të vinin fëmijët në shtëpi, Ela vendosi një copë letër mes dorëshkrimit dhe e la mënjanë librin "Blasfemi e ëmbël". Kureshtare për njeriun që kishte shkruar këtë roman, hapi internetin dhe kërkoi në Google "A. Z. Zahara" duke pyetur veten se ç'mund të dilte por, në fakt nuk priste ndonjë gjë të madhe.

Për habinë e saj i doli një faqe vetjake. Ngjyrat që mbizotëronin faqen ishin rozë dhe gurkali, kurse në krye të faqes dukej fotografia e një burri me fund të gjatë e të bardhë, paksa

të zhubrosur. Ngaqë nuk kishte parë kurrë ndonjë dervish që rrotullohej, Ela e vështroi me vëmendje fotografinë. Faqja mbante titullin "Një guaskë veze e quajtur jetë" dhe më poshtë gjendej një poemë me të njëjtin titull:

*Le ta zgjedhim njëri-tjetrin si shokë!*
*Në këmbët e njëri-tjetrit le të ulemi!*
*Brenda vetes kemi harmoni të plotë -*
*Mos mendo se jemi vetëm ajo që dukemi.*

Faqja qe mbushur plot kartolina nga qytete dhe vende anembanë botës. Nën çdo kartolinë kishte komente për ato vende. Duke lexuar këto copëza informacioni, Elës i tërhoqën vëmendjen tri gjëra: Së pari që shkronja A te A. Z. Zahara ishte shkurtimi i emrit Aziz. E dyta që Azizi e quante veten sufist. Së treti, që ai tani po udhëtonte diku në Guatemalë.

Në një pjesë tjetër kishte fotografi që i kishte bërë vetë ai. Shumica qenë portrete njerëzish të të gjitha ngjyrave dhe llojeve. Pavarësisht ngjyrave të mprehta, dukeshin sikur i bashkonte diçka: të gjithë këta njerëz, në të gjitha portretet, kishin diçka të dukshme që u mungonte. Për disa, elementi që mungonte qe një gjë e thjeshtë si ndonjë vëth, ndonjë këpucë, ndonjë kopsë, kurse te të tjerët qe diçka më e madhe, si ndonjë dhëmb, gisht ose, ndonjëherë, këmba. Poshtë fotografive shkruhej:

*Pavarësisht se kush jemi dhe se ku jetojmë, thellë brenda nesh të tërë ndjehemi të paplotë, njësoj si të kemi humbur diçka dhe kërkojmë të na kthehet. Se çfarë është kjo gjë, shumica jonë kurrë nuk e kupton. Ata pak që e kuptojnë, kurrë nuk ia dalin që të nisen e ta kërkojnë.*

Ela lëvizi poshtë e përpjetë nëpër faqe, klikoi në çdo kartolinë për ta zmadhuar dhe lexoi çdo koment që kishte bërë Azizi. Në fund të faqes, gjeti një adresë e-maili, azizZzahara@gmail.com, të cilën e shkroi në një copë letër. Pas kësaj, gjeti dhe një poemë të Rumiut:

*Zgjidh dashurinë, dashurinë! Pa jetën e ëmbël*
*të dashurisë, jeta është barrë, siç e sheh edhe vetë.*

Ndërsa po lexonte këto vargje, mendimi më i çuditshëm i kaloi si rrufe në mendje. Për një çast, iu duk se gjithçka që kishte futur në faqen e tij Aziz Z. Zahara - fotografitë, komentet, citimet dhe poezitë - qe shkruar vetëm për sytë e saj. Ky mendim iu duk i çuditshëm dhe paksa fodull por, në fund të fundit, kishte kuptim.

Pasdite vonë, Ela u ul pranë dritares, ndjehej e lodhur dhe pak e mërzitur, dielli i rrihte shpinën kurse ajri në kuzhinë qe mbushur me aromën e kuleçve që po piqeshin. E kishte hapur librin "Blasfemi e ëmbël" para syve, por mendja i bridhte aq larg sa nuk përqendrohej dot te dorëshkrimi. I shkoi mendja që ndoshta edhe ajo duhet të shkruante listën me rregullat e veta. Mund t'i vinte emrin "Dyzet rregullat e shtëpiakes së përjetshme e të vrazhdë".

- Rregulli numër një, - mërmëriti. - Mjaft kërkove dashurinë! Mjaft brodhe pas ëndrrave të pamundura! Sigurisht që për një grua të martuar rreth të dyzetave ka gjëra më të rëndësishme.

Mirëpo kjo shaka sikur e trazoi edhe më tepër Elën, sepse

i kujtoi hallet e mëdha që kishte. Pa e mbajtur dot më veten, mori në telefon vajzën e madhe. Iu përgjigj sekretaria.

- Xhenet, e dashur, e di që bëra gabim që i telefonova Skotit. Po nuk e kisha me të keq. Vetëm doja të sigurohesha...

Heshti, po i vinte keq që nuk e kishte planifikuar qysh më herët mesazhin. Dëgjonte zhurmën e lehtë të sekretarisë që regjistronte. U nervozua duke menduar se shiriti po ecte dhe koha po i mbaronte.

- Xhenet, më vjen keq për gjërat që bëj. E di mirë që nuk duhet të ankohem kur jam kaq me fat. Vetëm se ndjehem shumë... e pakënaqur.

*Klik*. Sekretaria ndaloi. Elës sikur iu mblodh zemra nga ato që tha. Ç'e gjeti? Nuk e kishte ditur që ishte e pakënaqur. A ka mundësi të jesh i mërzitur e të mos e dish? Për çudi, tani nuk u mërzit, kur tregoi se ndjehej e mërzitur. Kohët e fundit, nuk ndjente pothuajse asgjë.

Rrëshqiti vështrimin mbi copën e letrës ku kishte shkruar adresën e e-mailit të Aziz Z. Zaharës. Adresa dukej e thjeshtë, pa pretendime, sikur të ftonte. Pa u menduar më gjatë, shkoi tek kompjuteri dhe nisi t'i shkruante një letër:

I dashur Aziz Z. Zahara,

Më quajnë Ela. Po lexoj romanin tuaj "Blasfemi e ëmbël" si punonjëse e agjencisë së botimeve. Sapo e kam filluar dhe po më shijon pa masë. Megjithatë ky është vetëm opinioni im dhe nuk është e thënë që të pasqyrojë pikëpamjet e shefit. E pëlqej apo jo unë romanin tuaj, nuk kam shumë ndikim në vendimin përfundimtar nëse do t'ju pranojmë apo jo si klient.

Duket se ju besoni se dashuria është thelbi i jetës dhe asgjë

tjetër nuk ka rëndësi. Nuk synoj aspak të futem në debate të pafrytshme me ju mbi këtë temë. Mjaft t'ju them se nuk jam plotësisht dakord me ju. Por përsëri, nuk është kjo arsyeja që po ju shkruaj.

Po ju shkruaj sepse periudha kur po lexoj "Blasfeminë e ëmbël" nuk ka si të jetë më e çuditshme. Tani po përpiqem të bind vajzën e madhe të mos martohet kaq e re. Dje i telefonova të dashurit të saj dhe i kërkova të anulojë planet për martesë. Tani vajza më urren dhe nuk do të më flasë. M'u krijua përshtypja sikur ju të dy mund të shkonit shumë mirë bashkë ngaqë keni të njëjtat pikëpamje për dashurinë.

Më vjen keq që po ju lodh me problemet e mia. Nuk kisha fare ndër mend. Faqja juaj (ku gjeta dhe adresën e e-mailit) thotë që jeni në Guatemalë. Të udhëtosh rreth e rrotull botës duhet të jetë drithëruese. Nëse ju rastis të vini në Boston, ndoshta mund të takohemi e të flasim duke pirë një filxhan kafe.

Ju përshëndes,

Ela

Ky e-mail i parë për Azizin i ngjante më tepër një ftese sesa një letre, i ngjante një thirrjeje për ndihmë. Por Ela nuk kishte si ta dinte se, e ulur në heshtjen e kuzhinës, do t'i shkruante letër një shkrimtari të panjohur, të cilin nuk priste ta takonte as tani dhe as ndonjëherë më vonë.

# Mjeshtri

**BAGDAD, PRILL 1242**

Bagdadi as që e vuri re ardhjen e Shamsit të Tabrizit, por unë nuk do ta harroj kurrë ditën kur ai erdhi në strehën tonë të thjeshtë të dervishëve. Atë pasdite kishim mysafirë të rëndësishëm, kishte ardhur gjykatësi i lartë me një grup nga njerëzit e tij dhe më thoshte mendja që, pas këtaj vizite, nuk qëndronte vetëm mirësjellja e tij. I njohur për mospëlqimin e sufizmit, gjykatësi donte të më kujtonte se nuk po na i ndante sytë, njësoj si nuk ua ndante sytë sufistëve të tjerë në këto vise.

Gjykatësi qe burrë ambicioz. Kishte fytyrë të gjerë, bark

të varur e gishta të shkurtër trashaluqë, me unaza të çmuara në çdonjërin prej tyre. Nuk duhet të hante kaq shumë por më dukej se askush nuk guxonte t'ia thoshte, madje as mjeku. Me prejardhje nga një fis i njohur dijetarësh fetarë, qe një nga njerëzit me më shumë ndikim në tërë zonën. Vetëm me një fjalë mund ta dërgonte një njeri në trekëmbësh ose mund t'ia falte fare lehtë krimet, duke e ngritur atë nga llumi më i ndotur. Gjithnjë vishej me gëzof dhe rroba të shtrenjta, mbahej me atë madhështinë e atij që është i sigurt në autoritetin e vet. Nuk është se më pëlqente kjo krekosja e tij por, për të mirën e strehës sonë, përpiqesha sa mundja që të mos ia prishja qejfin këtij njeriu të fuqishëm.

- Jetojmë në qytetin më madhështor të botës, - tha gjykatësi dhe hodhi një fik në gojë. - Sot Bagdadi gëlon nga të ardhurit që i ikin ushtrisë mongole. Ne u japim parajsën e sigurt. Kjo është qendra e botës apo jo, Baba Zaman?

- Ky qytet është xhevahir, pa pikë dyshimi, - ia ktheva me kujdes. - Por, të mos harrojmë se qytetet janë si njerëzit. Lindin, kalojnë fëmijërinë dhe rininë, plaken dhe pastaj vdesin. Në këtë kohë, Bagdadi po jeton rininë e vonë. Nuk jemi aq të shëndetshëm sa kemi qenë në kohët e Kalifit Harun ar-Rashid, megjithatë përsëri jemi krenarë, sepse jemi qendër e tregtisë, zejeve dhe poezisë. Po kush e di si do të duket qyteti pas njëmijë vjetësh? Gjithçka mund të ndryshojë.

- Ç'është ky pesimizëm! - tundi kokën gjykatësi dhe zgjati dorën drejt një tasi tjetër. - Rendi i Abasidit do të mbizotërojë dhe ne do të përparojmë. Sigurisht, nëse nuk prishet status kuoja nga tradhtarët në gjirin tonë. Ka nga ata që e quajnë veten myslimanë, por interpretimi i tyre për Islamin është më i

rrezikshëm se kërcënimet e të pabesëve.

Vendosa të mos i përgjigjesha. Nuk qe ndonjë sekret i madh që gjykatësi mendonte se mistikët, me interpretimet e tyre vetjake dhe ezoterike të Islamit, hapnin telashe. Na akuzonte se nuk i kushtonim vëmendje ligjit të shenjtë dhe nuk kishim respekt për autoritetet, për njerëz si ai. Ndonjëherë, më dukej sikur dëshironte t'i dëbonte të tërë sufistët jashtë Bagdadit.

- Vëllazëria juaj nuk na bën dëm, po a nuk mendoni se disa sufistë po e kalojnë cakun? - pyeti gjykatësi duke fërkuar mjekrën.

Nuk dija si t'i përgjigjesha. Falë Zotit, atëherë dëgjuam të trokitura në derë. Qe anëtari ynë i ri flokëkuq. Erdhi drejt e te mua dhe më pëshpëriti në vesh se na kishte ardhur një mysafir, një dervish endacak që ngulte këmbë të më takonte mua dhe nuk donte të fliste me asnjë tjetër. Normalisht duhet t'i kërkoja djalit që ta fuste brenda të sapoardhurin, t'i jepte një dhomë, ushqim të ngrohtë dhe të priste sa të largoheshin njerëzit. Po meqë po ma nxinte jetën ky gjykatësi, mu duk se dervishi endacak mund ta fashiste tensionin në dhomë duke na treguar historitë e tij nga tokat e largëta. Kështu që u thashë ta fusnin brenda. Pak minuta më vonë, dera u hap dhe u fut një burrë i veshur me të zeza nga koka te këmbët. Gjatosh, thatanik, me moshë të papërcaktuar, kishte një hundë të mprehtë, sy të thellë të zinj dhe flokë të errët që i binin me kaçurrela të dendura përmbi sy. Kishte hedhur një pelerinë të gjatë me kapuç, tesha të leshta, çizme me lëkurë deleje. Rreth qafës kishte varur disa hajmali. Kishte një tas druri në dorë, si ata që mbajnë dervishët lypsarë, të cilët e kanë lënë pas krahëve krenarinë dhe kryelartësinë duke pranuar mëshirën e të tjerëve. Kuptova se

ishte një njeri i cili nuk u kushtonte shumë vëmendje gjykimeve të shoqërisë. Njerëzit mund ta ngatërronin me ndonjë endacak apo ndonjë lypës po kjo nuk e merakoste aspak. Sapo e pashë që po priste t'i jepnim leje që të paraqitej, e ndjeva që ishte ndryshe. Ia dallova këtë në sy, në gjestet e përpunuara, që tregonin gjithçka për të. Si ndonjë lende lisi që duket e rëndomtë dhe e parëndësishme për sytë e të padіturit, por përfaqëson lisin krenar, në të cilin do të shndërrohet më vonë, më vështroi me ata sytë e zinj depërtues dhe përshëndeti me kokë në heshtje.

- Mirëserdhe në strehën tonë, dervish, - i thashë dhe e ftova të ulej në një vend në minderin përballë meje.

Pasi u përshëndet me të gjithë, dervishi u ul, këqyri njerëzit në dhomë sikur po kapte çdo hollësi. Më në fund, vështrimin e ndali tek gjykatësi. Dy burrat u panë sy më sy për plot një minutë, pa thënë asnjë fjalë dhe nuk qe e vështirë ta kuptoja se po mendonin për njëri-tjetrin, ngaqë ishin kaq të kundërt mes tyre.

I ofrova dervishit qumësht të ngrohtë dhie, fiq të ëmbël dhe kuleç të mbushur, por ai nuk i pranoi me mirësjellje. Kur e pyetëm për emrin, tha se quhej Shamsi i Tabrizit dhe shtoi se ishte dervish endacak që kërkonte Zotin poshtë e përpjetë.

- E ke gjetur dot deri tani? - e pyeta.

Mbi fytyrë i kaloi një lloj hijeje, tundi kokën dhe tha:

- Po në fakt, e kam pasur gjithnjë me vete.

Gjykatësi bëri një nënqeshje, të cilën nuk u mundua fare ta fshihte.

- Nuk e kam marr vesh kurrë pse e ndërlikoni kaq shumë jetën ju, dervishët. Nëse Zotin e ke pasur gjithmonë me vete, pse je endur tërë këtë kohë në kërkim të tij?

Shamsi i Tabrizit përkuli kokën i menduar dhe heshti për një çast. Kur ngriti përsëri sytë, fytyrën e kishte të qetë dhe zërin të matur.

- Sepse, megjithëse është fakt i njohur që ai nuk gjendet dot duke e kërkuar, vetëm ata që e kërkojnë mund ta gjejnë.

- Lojëra fjalësh, - shfryu gjykatësi. - Po na thua se nuk e gjetkemi dot Zotin po të rrimë tërë jetën në të njëjtin vend? Kjo nuk ka kuptim. Jo të gjithë kemi nevojë të vishemi me rrecka dhe të bredhim rrugëve si ty!

U dëgjuan të qeshura nën zë dhe të gjithë po prisnin se si do t'i përgjigjej gjykatësit - të qeshura të mpreha, mosbesuese dhe të pakënaqura, nga njerëz të mësuar t'u puthnin dorën eprorëve. Nuk po ndjehesha rehat. Mu duk se bëra gabim që i vura përballë njëri-tjetrit gjykatësin dhe dervishin.

- Ndoshta nuk u shpjegova mirë. Nuk po thosha se nuk e gjen dot Zotin po e kalove tërë jetën në fshatin tënd. Edhe atëherë është e mundur, - vijoi dervishi. - Ka njerëz që nuk kanë udhëtuar kurrë në asnjë vend dhe përsëri e kanë parë botën.

- Pikërisht! - thirri gjykatësi ngadhënjimtar, por buzëqeshja iu shua shpejt nga fjalët që tha më pas dervishi.

- Ajo që doja të thosha, gjykatës, është se nuk e gjen dot Zotin po ndenje i mbështjellë me pelerina gëzofi, petka të mëndafshta dhe xhevahire të çmuara si ato që po mban ti sot.

Në dhomë ra një heshtje e rëndë, çdo tingull e çdo frymëmarrje sikur u tret mes pluhurit. Mbajtëm të tërë frymën, sikur po prisnim të ndodhte diçka e madhe, nuk besoja se mund të ngjiste diçka kaq e rëndë.

- E paske gjuhën brisk si dervish që je, - tha gjykatësi.

- Kur diçka duhet thënë, unë e them, edhe po ta di se do të

më kapin për zverku që të më mbyllin gojën.

Gjykatësit i kaloi një e dridhur, por pastaj vetëm sa ngriti supet.

- Nejse, - tha. - Sidoqoftë, ti je njeriu që na duhesh. Qëparë po flisnim për shkëlqimin e qytetit. Ti duhet të kesh parë shumë vende. A ka ndonjë vend më të këndshëm se Bagdadi?

Duke hedhur ngadalë vështrimin nga njëri te tjetri, Shamsi u përgjigj:

- Nuk ka dyshim që Bagdadi është qytet i mrekullueshëm, por asnjë bukuri nuk zgjat përjetë. Qytetet ngrihen mbi shtylla shpirtërore. Njësoj si pasqyrat e stërmëdha, ata pasqyrojnë zemrat e banorëve të vet. Nëse këto zemra errësohen dhe e humbin besimin, edhe qytetet e humbin shkëlqimin e tyre. Kjo ndodh dhe ka ndodhur gjatë gjithë kohës.

Nuk dija ç'të bëja tjetër veç ta miratoja me kokë. Shamsi i Tabrizit u kthye nga mua, ndërsa mendoja për fjalët e tij, me një vështrim të butë në sy. I ndjeva mbi vete si ngrohtësinë e një dielli të nxehtë. Pikërisht atëherë e pashë qartë se e meritonte plotësisht emrin që kishte. Ky njeri rrezatonte forcë, gjallëri, digjej nga brenda, si një lëmsh zjarri. Me të vërtetë që ishte Shams, "diell".

Por gjykatësi mendonte ndryshe.

- Ju sufistët i ngatërroni shumë gjërat. Njësoj si filozofët dhe poetët. E pse u dashkan kaq shumë fjalë? Qeniet njerëzore janë krijesa të thjeshta, me nevoja të thjeshta. Është detyrë e udhëheqësve t'u plotësojnë nevojat dhe të sigurohen që të mos humbin rrugën. Kjo kërkon vetëm zbatimin e përsosur të ligjit të shenjtë.

- Ligji i shenjtë është si puna e qiriut, - tha Shamsi i Tabrizit.

- Ai na jep dritën e çmuar. Por të mos harrojmë se qiriu na ndihmon edhe të zhvendosemi nga një vend në tjetrin kur është terr. Po harruam vendin për ku jemi nisur dhe, në vend të tij, të përqendrohemi te qiriu, atëherë ç'dobi kemi?

Gjykatësi u zgërdhi, por fytyra iu ngrys. Ndjeva një valë ankthi të më pushtonte edhe mua. T'u hyje diskutimeve për domethënien e ligjit të shenjtë me një njeri që punonte si gjykatës dhe që ndëshkonte njerëzit duke u mbështetur te ligji i shenjtë, qe si të lundroje në ujëra të rrezikshme. Nuk e dinte Shamsi këtë?

Ndërsa po mundohesha të gjeja ndonjë shfajësim dhe ta nxirrja dervishin jashtë, e dëgjova të thoshte:

- Ka një rregull që gjen zbatim në rastin tonë.

- Çfarë rregulli? - pyeti gjykatësi, plot dyshim.

Shamsi i Tabrizit drejtoi trupin, i nguli sytë diku sikur po lexonte në një libër të padukshëm dhe tha:

*- Çdo lexues e kupton Kuranin e shenjtë sipas niveleve të ndryshme dhe kjo varet nga thellësia e të kuptuarit të tij. Ka katër nivele të kuptuari. Niveli i parë është kuptimi i jashtëm dhe shumica e njerëzve kënaqet me kaq. Pastaj vjen ai që quhet Batini - niveli i brendshëm. Së treti, vjen brendësia e brendësisë. Dhe niveli i katërt është aq i thellë saqë nuk thuhet dot me fjalë, prandaj është i destinuar të mbetet i papërshkruesbëm.*

Me sytë që i shkëlqenin, Shamsi vazhdoi:

- Dijetarët që përqendrohen tek ligji i shenjtë dinë kuptimin e jashtëm. Sufistët dinë kuptimin e brendshëm. Shenjtët dinë brendësinë e brendësisë. Sa për nivelin e katërt, atë e dinë vetëm profetët dhe ata që i rrinë më afër Zotit.

- Po më thua që një sufist i zakonshëm e kuptoka më thellë Kuranin sesa një dijetar i ligjit të shenjtë? - pyeti gjykatësi dhe

gishtat i ngrinë në buzën e tasit. Një buzëq... e hidhur u shfaq në gojën e dervishit, por nuk vazhdoi më tej. - Kujdes, more mik, - tha gjykatësi. - Një vijë e hollë e ndan atë që the nga blasfemia.

Dallohej një farë kërcënimi në këto fjalë, po dervishi u duk sikur nuk e kapi.

- Çfarë na qenka tamam kjo blasfemia? - pyeti, pastaj u mbush me frymë dhe shtoi: - Më lejoni t'ju tregoj një histori.

Dhe ja se çfarë na tha:

*Një ditë, Moisiu po ecte në mal për qejf të vet dhe pa diku larg një bari. Burri qe ulur në gjunjë, me duart e ngritura drejt qiellit, duke u lutur. Moisiu u mrekullua. Por, kur u afrua, u habit shumë kur dëgjoi lutjen e bariut.*

*- O Zoti im i dashur, të dua më shumë nga sa mendon ti. Do të bëja gjithçka për ty, vetëm ma thuaj. Po më kërkove të ther delen më të majme të tufës në emrin tënd, do ta bëj pa pikë ngurrimi. Pastaj do ta pjek dhe do t'ia vë bishtin e dhjamur në pilafin që do të ta kushtoj ty, për ta bërë më të shijshëm.*

*Moisiu iu afrua bariut për ta dëgjuar edhe më mirë.*

*- Pastaj jam gati të të laj këmbët, të të pastroj veshët dhe të të heq morrat. Ja, kaq shumë të dua.*

*Pasi u ngop së dëgjuari, Moisiu e ndërpreu bariun dhe i thirri:*

*- Mjaft mor injorant! Ç'kujton se po bën? Kujton se Zoti ha pilaf? Kujton se Zoti ka këmbë që t'ia lash ti? Ajo që the nuk është lutje. Është blasfemi.*

*I habitur dhe i turpëruar, bariu i kërkoi falje disa herë dhe i premtoi se kurrë tjetër do të lutej siç duhej. Moisiu i mësoi disa mënyra lutjeje atë pasdite. Pastaj u largua i kënaqur me veten.*

*Por, atë natë, Moisiu dëgjoi...*

*- Oh, Moisi, ç'bëre kështu? E qortove atë bari të gjorë, por nuk e kuptove se sa qejf e kisha unë atë. Mbase nuk po thoshte gjërat e duhura në mënyrën e duhur, por ishte i çiltër. Zemrën e ka të pastër dhe qëllimet të mira. Po kënaqesha me të. Fjalët e tij mund të duken blasfemi për veshët e tu, por për mua ishin vetëm një blasfemi e ëmbël.*

*Moisiu e kuptoi sakaq gabimin. Ditën tjetër, sapo gdhiu, shkoi në mal për të gjetur bariun. E gjeti përsëri duke u lutur veçse, kësaj here po lutej sipas mënyrës që i kishte mësuar ai. Ngaqë përpiqej të lutej sa më mirë, belbëzonte dhe dridhej nga lumturia dhe pasioni i kësaj lutjeje mëngjesore. Ngaqë po i vinte keq për atë që i bëri, Moisiu i rrahu shpatullat dhe i tha:*

*- Miku im, e kisha gabim. Të lutem më fal. Vazhdo të lutesh sipas qejfit. Në sytë e Zotit ajo ka më shumë vlerë.*

*Bariu u habit nga këto fjalë, por më tepër u lehtësua. Megjithatë, nuk donte të lutej më si më parë. Por as nuk ndoqi lutjet formale që i kishte mësuar Moisiu. Gjeti një mënyrë të re për të biseduar me Zotin. Megjithëse i kënaqur dhe i bekuar në atë përkushtim naiv, tashmë e kishte kaluar atë fazë - e kishte lënë pas blasfeminë e ëmbël.*

- Kështu që mos e gjykoni mënyrën me të cilën lidhen njerëzit me Zotin, - e mbylli rrëfimin Shamsi. - Secili ka mënyrën e vet dhe lutjen e vet. Zoti nuk na lidh pas fjalës që themi, por na vështron thellë në zemër. Nuk kanë rëndësi ceremonitë dhe ritualet, por nëse i kemi zemrat e pastra aq sa duhet apo jo.

Vështrova fytyrën e gjykatësit. Arrija të shihja nën atë maskë vetëbesimi të plotë dhe asaj vetëpërmbajtje tashmë të trazuar. Megjithatë, ngaqë ishte tepër dinak, e gjeti zgjidhjen.

Po t'i kundërvihej historisë së Shamsit, duhet të hidhte dhe hapin tjetër dhe ta dënonte për paturpësi, çka do ta rëndonte sepse të gjithë do ta merrnin vesh që një dervish i thjeshtë kishte

guxuar të përballej me gjykatësin e lartë. Kështu që më mirë ishte të hiqej sikur nuk kishte ndodhur asgjë dhe t'i linte gjërat me kaq.

Jashtë dielli po perëndonte dhe e kishte ngjyer qiellin me dhjetëra nuanca të purpurta, të cilat çaheshin aty-këtu nga disa re të përhimëta. Pas pak, gjykatësi u ngrit në këmbë, tha se kishte një punë të rëndësishme që e priste. Më përshëndeti lehtë me kokë, i hodhi një vështrim të ftohtë Shamsit të Tabrizit dhe doli. Njerëzit e tij e ndoqën pa fjalë.

- M'u duk sikur gjykatësi nuk të pëlqeu shumë, - i thashë kur dolën të gjithë.

Shamsi i Tabrizit largoi flokët që kishin rënë mbi fytyrë dhe buzëqeshi.

- Oh, s'ka ndonjë gjë. Jam mësuar me njerëzit që s'më kanë qejf.

Ndjehesha i gëzuar. E drejtoja këtë strehë prej një kohe aq të gjatë saqë e dija mirë që vizitorët e tillë ishin të rrallë.

- Pa më thuaj pak, dervish, - i thashë, - ç'e ka sjellë një njeri si ti në Bagdad?

Mezi prisja ta dëgjoja përgjigjen e tij por, për çudi, edhe i trembesha asaj.

dhe bëri tutje. U përpoq të fliste me disa shitës rruge dhe dyqanxhinj, por asnjëri nuk i ktheu përgjigje. Në fillim, mendoi se nuk i flisnin ngaqë nuk i kuptonin gjuhën. Pastaj, vuri dorën mbi gojë dhe pa, e tmerruar, se i kishin prerë gjuhën. Me frikën që i shtohej, vështroi rrotull mos gjente ndonjë pasqyrë për t'u parë dhe vuri re se vazhdonte të ishte po e njëjta, vetëm se në pazar nuk kishte më këmbë njeriu. Nisi të qante dhe u zgjua nga një zhurmë, pa e ditur e kishte apo jo vërtet gjuhën. Kur hapi sytë, Ela pa Spiritin që të çirrte me thonj derën e pasme. Ndoshta qe futur ndonjë kafshë në oborr dhe ia kishte ngritur nervat qenit. Qelbësit sidomos e nervozonin shumë. Mesa dukej, e kishte ende të freskët kujtimin e takimit me një prej tyre dimrin që kaloi. Elës iu deshën javë të tëra që t'i hiqte qenit erën e qelbur, por edhe pasi e kishte larë disa herë në vaskë me lëng domateje, i ndjehej era e fortë si ajo e gomës së djegur.

Ela hodhi sytë nga ora në mur. Qe tre pa një çerek e mëngjesit. Dejvidi ende nuk qe kthyer, ndoshta nuk do të kthehej më kurrë. Xheneta nuk i qe përgjigjur telefonatës dhe, në atë gjendje pesimiste që e kishte mbërthyer, dyshonte se mund t'i përgjigjej ndonjëherë. E pushtoi tmerri se mos e braktisnin burri dhe vajza, u ngrit e hapi frigoriferin dhe vështroi brenda për disa minuta. Dëshira që të hante ndonjë akullore me vanilje dhe qershi i binte ndesh me frikën se mos shtonte në peshë. Jo pa përpjekje, bëri një hap pas nga frigoriferi, duke përplasur derën, ndoshta më fort nga sa duhej. Pastaj hapi një shishe verë të kuqe dhe mbushi një gotë. Qe verë e mirë, e lehtë dhe e këndshme, me një shije të hollë, sa të hidhur aq edhe të ëmbël, që po i pëlqente. Vetëm kur mbushi gotën e dytë pa se kishte hapur një nga shishet e shtrenjta me verë Bordo të Dejvidit.

Vështroi etiketën, Shato Margo 1996, pa ditur ç'të bënte, e vështroi shishen e ngrysur.

Ndjehej e lodhur dhe e përgjumur që të lexonte. Vendosi të kontrollonte e-mailin. Mes nja dhjetë e-maileve reklamash dhe një mesazhi nga Mishela, e cila pyeste si po shkonte me dorëshkrimin, gjeti dhe një nga Aziz Z. Zahara.

E dashur Ela (nëse mundem)

E-maili yt më gjeti në një fshat të Guatemalës të quajtur Momostenango. Është një nga vendet e vetme të mbetura në botë, ku përdoret ende kalendari i Majave. Përballë hotelit ku po rri, është një pemë dëshirash e mbushur me qindra copëra letrash të çdo ngjyre dhe forme që mund të përfytyrojë njeriu. I kanë vënë emrin Pema e Zemërthyerve. Ata me zemra të thyera i shkruajnë emrat nëpër copëza letrash dhe i lidhin ato nëpër degë, duke u lutur që t'u shërohen zemrat.

Shpresoj të mos të duket shumë e tepruar kjo por, pasi lexova e-mailin tënd, shkova tek pema e dëshirave dhe u luta që ti dhe vajza ta kaloni këtë keqkuptim. Asnjë pikë dashuri nuk duhet të kalojë pa u vlerësuar sepse, siç thotë edhe Rumiu, dashuria është uji i jetës.

Një gjë që më ka ndihmuar mjaft në të shkuarën ishte të mos merresha shumë me njerëzit rreth vetes dhe të mos mërzitesha kur nuk i ndryshoja dot ata. Në vend të ndërhyrjeve ose pasivitetit, mos është më mirë të përdorim përulësinë?

Disa njerëz bëjnë gabim dhe e ngatërrojnë përulësinë me dobësinë, megjithëse nuk kanë lidhje. Përulësia është një formë pranimi paqësor i ngjarjeve të gjithësisë, përfshi dhe gjërat që nuk jemi në gjendje t'i ndryshojmë apo t'i kuptojmë.

Sipas kalendarit të Majave, sot është ditë e mbarë. Po ndodh një kthesë e madhe astrologjike, e cila sjellë me vete një vetëdije të re njerëzore. Duhet të nxitoj dhe të ta nis këtë e-mail para se të perëndojë dielli dhe të marrë fund dita.

Dashuria të ardhtë atëherë kur e pret më pak dhe prej nga e pret më pak.

Sinqerisht i yti,

Azizi

Ela mbylli laptopin, e mallëngjyer që mësoi se një njeri krejt i panjohur, në një qoshe të humbur të botës, ishte lutur për mirëqenien e saj. Mbylli sytë dhe përfytyroi emrin e saj të shkruar në një copë letër dhe të varur në pemën e dëshirave, duke u përdredhur në ajër si ndonjë balonë, e lirë dhe e gëzuar.

Pak minuta më pas, hapi derën e kuzhinës dhe doli në oborrin e pasmë, duke shijuar puhinë e freskët. Spiriti iu ul pranë, hungërinte i shqetësuar, duke nuhatur herë pas here ajrin. Sytë e qenit u zvogëluan, pastaj u zmadhuan dhe shprehën shqetësim, më pas ngriti veshët lart si të kishte dalluar atje larg diçka të frikshme. Ela dhe qeni ndenjën krah për krah, nën hënën e asaj pranvere të vonë, me sytë nga terri i dendur, njësoj të frikësuar nga gjërat që lëviznin në errësirë, të frikësuar nga e panjohura.

# Dervishi i ri

BAGDAD, PRILL 1242

Ballulur e plot temena, e shoqërova gjykatësin deri te dera dhe u ktheva shpejt në dhomën kryesore të mblidhja enët e ndotura. U habita kur pashë Baba Zamanin dhe dervishin endacak në të njëjtat vende ku i kisha lënë, asnjëri nuk hapte gojë. Duke i parë me bisht të syrit, pyeta veten mos vallë po bisedonin pa nxjerrë asnjë fjalë. Erdha rrotull aq kohë sa munda, rregullova jastëkët, pastrova dhomën, mblodha thërrimet nga qilimi por, pas pak, nuk kisha më arsye që të rrija. Me gjysmë zemre, hoqa këmbët zvarrë, jashtë kuzhinës. Sa më pa, kuzhinieri më lëshoi një thes me urdhra.

- Fshi tryezat, laj korridorin! Laj pjatat! Pastro sobën dhe muret rreth vatrës! Kur të mbarosh, mos harro të kontrollosh çarqet e minjve!

Që kur erdha në këtë strehë, para gjashtë muajsh, kuzhinieri nuk më linte të më zinin këmbët dhé. Çdo ditë më fuste në punë si qen dhe tërë këtë torturë e quante pjesë të stërvitjes shpirtërore, sikur larja e yndyrës nga pjatat të qenkësh ndonjë gjë shpirtërore. Kuzhinieri ishte burrë fjalëpaktë dhe kishte një moto të parapëlqyer: "Pastrimi është lutje, lutja është pastrim!"

- Po të jetë e vërtetë kjo, atëherë të tëra shtëpiaket e Bagdadit duhet të jenë mësuese shpirtërore, - guxova t'i thosha një ditë.

Më goditi me një lugë druri në kokë dhe thirri me sa i hante fyti:

- Gjuha e gjatë nuk të nxjerr gjëkundi, mor bir. Po deshe të bëhesh dervish, duhet ta qepësh gojën e të heshtësh si kjo lugë druri. Ngritja e kryes nuk është cilësi e mirë për një dervish të ri si ti. Sa më pak të flasësh, aq më shpejt do të piqesh!

E urreja kuzhinierin por, më shumë, i trembesha. Nuk ia kisha shkelur kurrë urdhrat. Por ama, deri sonte.

Sa më ktheu shpinën kuzhinieri, rrëshqita jashtë kuzhinës dhe, në majat e gishtave, hyra përsëri në dhomën kryesore, me një kureshtje të paparë të mësoja më shumë për dervishin endacak. Kush ishte? Ç'bënte këtu? Nuk u ngjante fare dervishëve të tjerë të strehës. Nga sytë dukej i egër dhe i pashtruar, edhe kur e përkulte kokën me nënshtrim. Kishte diçka të pazakontë dhe të paparashikueshme brenda vetes që gati të trembte.

Mbajta vesh nga një e çarë e derës. Në fillim nuk dukej

asgjë. Kur mu mësuan sytë me atë gjysmëterr brenda dhomës, arrita t'ua shquaja fytyrat.

Dëgjova mjeshtrin që e pyeti:

- Më thuaj pak Shamsi i Tabrizit, ç'e ka sjellë në Bagdad dikë si ti? Mos të doli në ëndërr ky vend?

Dervishi tundi kokën.

- Jo, nuk më solli ëndrra këtu. Qe një vegim. Unë nuk shoh kurrë ëndrra.

- Të gjithë shohin ëndrra, - tha ngadalë Baba Zamani. - Vetëm se nuk të kujtohen. Po kjo nuk do të thotë se nuk sheh ëndrra.

- Epo unë nuk shoh, - nguli këmbë dervishi. - Është pjesë e marrëveshjes që kam bërë me Zotin. Kur isha i vogël, pashë engjëjt dhe mu shfaqën para syve të fshehtat e gjithësisë. Kur ua tregova prindërve, nuk u pëlqeu e më thanë të mos shihja shumë ëndrra. Edhe kur ua tregova shokëve, më thanë që isha ëndërrimtar i pashpresë. U përpoqa të flisja me mësuesit, por dhe ata njësoj m'u përgjigjën. Më në fund, e kuptova se, sa herë njerëzit dëgjojnë diçka të pazakontë, e quajnë ëndërr. Nisa ta kisha inat këtë fjalë dhe gjithçka ka lidhje me të.

Pasi tha këtë, dervishi heshti si të kishte dëgjuar ndonjë zhurmë papritur. Pastaj ndodhi gjëja më e çuditshme. U ngrit, drejtoi shpinën, dhe ngadalë nisi të ecte drejt derës, duke vështruar drejt meje. Mu duk sikur i kishte thënë dikush që po i përgjoja.

U duk sikur mund të shihte përtej derës së drunjtë.

Zemra nisi të më rrihte si e çmendur. Doja të vrapoja drejt kuzhinës, por nuk dija se si. Krahët, këmbët, i tërë trupi më ngriu. Andej, matanë derës, sytë e zinj të Shamsit të Tabrizit më

ishin ngulur. Megjithëse isha tmerruar, ndjeva një lloj energjie të jashtëzakonshme të më përshkonte trupin. U afrua, vendosi dorën te doreza por, pikërisht kur mendova se do ta hapte dhe do të më kapte, ndaloi. Nga kaq afër, nuk mund t'ia shihja fytyrën dhe nuk e dija pse ndryshoi mendje. Priti ashtu për plot një minutë të gjatë e të padurueshme. Pastaj, më ktheu shpinën dhe, duke iu larguar derës, vazhdoi historinë e lënë në mes.

- Kur u rrita ca, iu luta Zotit të ma hiqte aftësinë për të ëndërruar në mënyrë që, sa herë ta takoja, të isha i sigurt që nuk po e shihja në ëndërr. Ai pranoi. M'i hoqi të gjitha. Prandaj nuk shoh kurrë ëndrra.

Shamsi i Tabrizit u ndal te dritarja e hapur në anën tjetër të dhomës. Jashtë binte një shi i imët, e vështroi i menduar dhe tha:

- Zoti ma hoqi aftësinë për të parë ëndrra. Por, që të kompensonte këtë humbje, më lejoi të shpjegoj ëndrrat e të tjerëve. Jam shpjegues ëndrrash.

Prita që Baba Zamani të mos ia besonte këto fjalë dhe ta qortonte, siç më qortonte mua tërë kohës. Por, në vend të kësaj, mjeshtri pohoi me kokë plot respekt dhe tha:

- Dukesh që je njeri i jashtëzakonshëm. Më thuaj, ç'mund të bëj për ty?

- Nuk e di. Në fakt po shpresoja të ma thoshe ti këtë.

- Ç'do të thuash? - pyeti mjeshtri i habitur.

- Për gati dyzet vjet kam qenë dervish endacak. Ndjehem i zoti për gjërat që kanë lidhje me natyrën, kurse ato të shoqërisë më duken të huaja. Po qe nevoja, mund të luftoj si ndonjë kafshë e egër, por vetë nuk lëndoj dot njeri. Mund t'u them emrat të gjithë yjeve në qiell, njoh të gjitha pemët e pyllit dhe i lexoj si

libër i hapur të gjithë llojet e njerëzve që ka krijuar i Plotfuqishmi.

Shamsi heshti dhe priti derisa mjeshtri ndezi llambën me vaj. Pastaj vazhdoi:

- Një nga rregullat thotë: *Zotin mund ta studiosh nëpërmjet gjithçkaje dhe gjithkujt në gjithësi, sepse Zoti nuk qëndron i mbyllur brenda xhamisë, sinagogës apo kishës. Nëse ende kërkon të mësosh se ku banon me saktësi, ka vetëm një vend për ta kërkuar: në zemrën e të dashuruarit të vërtetë.* Asnjë nuk ka jetuar pasi e ka parë, njësoj si asnjë nuk ka vdekur pasi e ka parë atë. Kushdo që e ka gjetur, mbetet përgjithmonë me të.

Në atë dritë të zbehtë e dridhëruese, Shamsi i Tabrizit dukej edhe më i gjatë, flokët i binin mbi supe me onde të çrregullta.

- Dituria është si ujë i njelmët në fund të një vazoje të vjetër derisa të rrjedhë diku tjetër. Për vite me radhë, iu luta Zotit për një shok që t'i jepja diturinë e mbledhur brenda vetes. Më në fund, në një vegim në Samarkandë, më tha se duhet të vija në Bagdad që të përmbushej fati im. E kuptoj se ti e di emrin e shokut tim dhe vendndodhjen e tij dhe do të m'i thuash këto, në mos tani, më vonë.

Jashtë kishte rënë nata dhe, nga dritarja e hapur, binte një rreze hëne. Kuptova se qe bërë vonë. Kuzhinieri duhet të kishte nisur të më kërkonte. Por nuk më bëhej vonë. Për herë të parë u ndjeva mirë që i shkela urdhrat.

- Nuk e di ç'përgjigje pret nga mua, - mërmëriti mjeshtri. - Por ka ca të dhëna që duhet të t'i zbuloj. E di që kjo do të ndodhë në kohën e duhur. Deri atëherë, qëndro këtu me ne. Të mbajmë si mysafir.

Kur dëgjoi këto fjalë, dervishi endacak u përkul me plot

mirënjohje që t'i puthte dorën Baba Zamanit. Pikërisht atëherë, mjeshtri i bëri një pyetje të çuditshme:

- The që je gati t'ia japësh tërë njohurinë tënde një njeriu tjetër. Dëshiron ta mbash të vërtetën në duar si të jetë një perlë e çmuar dhe t'ia dhurosh një njeriu të veçantë. Por, t'i hapësh zemrën për dritën shpirtërore dikujt, nuk është detyrë e vogël për një qenie njerëzore. Është si t'i vjedhësh Zotit rrufenë. Çfarë kërkon të marrësh në këmbim?

Për aq sa të jem gjallë nuk do ta harroj kurrë përgjigjen që i dha dervishi. Ngriti njërën vetull dhe foli i vendosur:

- Jam gati të lë kokën.

U drodha, ndjeva të dridhurat që më përshkuan tërë shpinën. Kur vura syrin përsëri në të çarën e derës, pashë se dhe mjeshtri kishte mbetur i befasuar nga përgjigja.

- Ndoshta folëm shumë për sot, - psherëtiu Baba Zamani. - Duhet të jesh i lodhur. Më lejo të thërras dervishin e ri. Do të tregojë shtratin, do të të japë shtresa të pastra dhe një gotë qumësht.

Shamsi i Tabrizit u kthye nga dera dhe e ndjeva deri në palcë që po më vështronte përsëri. Madje më shumë se kaq. Mu duk sikur po shikonte përtej meje, brenda meje, po më shqyrtonte çdo skutë të shpirtit, po më shihte të fshehtat që as unë vetë nuk i njihja. Ndoshta merrej me magji të zezë ose kishte marrë mësime nga Haruti dhe Maruti, dy engjëjt e Babilonisë për të cilët na paralajmëron edhe Kurani. Ndoshta zotëronte dhe talente të mbinatyrshme që e ndihmonin të shihte përtej dyerve dhe mureve. Sido që të ishte, më trembi shumë.

- Nuk është nevoja ta thërrasësh dervishin e ri, - tha me zë

të lartë. - Kam një ndjesi sikur gjendet këtu pranë dhe na ka dëgjuar.

Më doli një gulçim aq i fortë sa mund të ngrinte dhe të vdekurit nga varri. I përfshirë nga paniku, kërceva në këmbë dhe ia dhashë vrapit për në kopsht, që të fshihesha në errësirë, por aty më priste një e papritur mjaft e pakëndshme.

- Këtu qenke, more kopuk i vogël! - thirri kuzhinieri dhe vrapoi drejt meje me fshesë në dorë. - E ke pisk punën more bir, shumë pisk!

Kërceva mënjanë dhe iu shmanga fshesës çastin e fundit.

- Eja këtu ose t'i theva të dyja këmbët!- më thirri nga pas kuzhinieri, duke gulçuar.

Por nuk u ktheva. Fluturova jashtë kopshtit si shigjetë. Me fytyrën e Shamsit të Tabrizit që më shfaqej para syve, vrapova e vrapova nëpër shtegun e ngushtë që lidhte strehën tonë me rrugën kryesore dhe nuk u ndala as kur isha shumë larg. Zemra më rrihte fort, fyti më qe tharë, vrapova deri sa mu prenë gjunjët e nuk hidhja dot më asnjë hap.

# Ela

**NORTHEMPTON, 21 MAJ 2008**

Bashkëshorti, Dejvidi, i përgatitur për grindje, u kthye në shtëpi herët në mëngjes dhe e gjeti Elën në gjumë, me "Blasfeminë e ëmbël" në prehër dhe një gotë të zbrazur vere aty pranë. Bëri një hap drejt saj dhe e mbuloi pak me çarçaf se mos ftohej, po pastaj ndërroi mendje.

Pas gati dhjetë minutash, Ela u zgjua. Nuk u habit kur e dëgjoi që po lahej në banjë. Burri i saj mund të flirtonte me gra të tjera, mund ta kalonte dhe ndonjë natë me to, por dushin e mëngjesit nuk e bënte kurrë, në asnjë vend tjetër, përveçse banjës së tij. Kur Dejvidi mbaroi dhe kaloi mespërmes dhomës, Ela

bëri sikur po flinte me qëllim që t'ia kursente shpjegimet për mungesën gjatë natës.

Gati një orë më vonë, burri dhe fëmijët kishin dalë, kurse Ela mbeti vetëm në kuzhinë. Jeta dukej se kishte marrë rrjedhën e zakonshme. Hapi librin e saj më të pëlqyer të gatimit, "Arti i gatimit, thjesht dhe lehtë" dhe, pasi shfletoi disa faqe, zgjodhi të gatuante një meny goxha të vështirë, që do t'i zinte tërë ditën:

> Supë me molusqe, shafran dhe arrë kokosi; spageti në furrë me portokall, kërpudha dhe erëza të freskëta; kotëletë derri dhe mish viçi me pesë djathëra dhe rozmarinë, me uthull dhe hudhra të pjekura, limon, bizele dhe sallatë me lulelakër.

Pastaj vendosi për ëmbëlsirën: çokollatë e nxehtë sufle.

Kishte shumë arsye që Elës i pëlqente të gatuante. Krijimi i një gjelle të shijshme duke u nisur nga përbërës të thjeshtë, jo vetëm që e kënaqte dhe e mbushte, por i dukej dhe çuditërisht sensuale. Por më tepër gatimi i pëlqente se qe puna që dinte ta bënte më mirë. Veç kësaj, hiqte dhe mendjen. Kuzhina qe një nga vendet ku ajo mund ta shmangte botën e jashtme dhe ta ndalte rrjedhën e kohës brenda vetes. Për disa njerëz, këtë efekt mund ta japë seksi, mendonte ajo, por ajo punë donte gjithmonë dy veta, kurse për gatimin mjaftonte një njeri dhe vetëm kohë, kujdes dhe një çantë me ushqime. Njerëzit që gatuanin në emisionet televizive e nxirrnin sikur gatimi ishte frymëzim, origjinalitet dhe krijimtari. Fjala më e përdorur nga ata ishte "eksperimentim". Ela nuk qe dakord me këtë. Pse të mos u liheshin eksperimentet shkencëtarëve dhe trillet artistëve! Gatimi

kishte të bënte me mësimin e bazës, ndjekjen e udhëzimeve dhe respektin ndaj diturisë së të shkuarës. Gjithçka duhej bërë ishte të përdorje mirë kohën, traditën e nderuar, dhe jo të eksperimentoje me to. Aftësitë në gatim të vinin nga zakonet dhe përvoja dhe, megjithëse ishte e qartë se koha e sotme ua zvogëlonte rëndësinë këtyre gjërave, nuk kishte asgjë të keqe po të tregoheshe tradicionale në kuzhinë.

Ela e shijonte rutinën e përditshme. Çdo mëngjes, pothuajse në të njëjtën kohë, familja hante mëngjesin; çdo fundjavë shkonin në të njëjtën qendër tregtare; të dielën e parë të çdo muaji hanin darkë me fqinjët. Ngaqë Dejvidi qe tepër i dhënë pas punës dhe kishte shumë pak kohë të lirë, Ela kujdesej për gjithçka në shtëpi: administronte financat, kujdesej për shtëpinë, për tapiceritë e mobilieve, mbaronte porositë, rregullonte oraret e fëmijëve dhe i ndihmonte në detyrat e shtëpisë. Të enjteve shkonte në Klubin e Gatimit Fuzion, ku anëtarët përzienin bashkë kuzhina nga vende të ndryshme ose rifreskonin receta të vjetra gatimi me erëza dhe përbërës të rinj. Çdo të premte, kalonte disa orë në tregun e fshatarëve, bisedonte me fermerët për perimet, provonte ndonjë reçel pjeshke organike me pak sheqer ose i shpjegonte ndonjë shitësi se si t'i gatuante më mirë kërpudhat. Ato që nuk i gjente dot në treg, i merrte nga marketet e ushqimeve rrugës për në shtëpi. Pastaj, të shtunave mbrëma, Dejvidi e çonte Elën në restorant (zakonisht tajlandez ose japonez) dhe, po të mos ishin lodhur, dehur apo mërzitur, kur mbërrinin në shtëpi, bënin dashuri. Puthje të shkurtra dhe lëvizje të buta tregonin më pak pasion sesa dhembshuri. Kur lidhja e tyre qe bërë goxha e fortë, seksi e kishte humbur atë kënaqësinë e kohëve të para. Ndonjëherë

kalonin javë pa bërë dashuri. Ela çuditej që seksi kishte qenë aq i rëndësishëm në jetën e saj, kurse tani që e kishin lënë pas dore, ndihej e lehtësuar, madje e çliruar. I dukej normale ideja se një çift i martuar prej një kohe shumë të gjatë, dalëngadalë ta linte pas tërheqjen fizike dhe të kalonte në një lloj lidhjeje më të qëndrueshme.

Problemi i vetëm ishte se Dejvidi nuk e kishte lënë pas dore seksin, aq sa kishte lënë pas dore gruan. Ajo kurrë nuk i kishte kërkuar llogari hapur për punët e tij, as nuk i kishte shfaqur dyshime. Fakti që asnjë nga miqtë e tyre të afërt nuk dinte gjë, ia bënte më të lehtë të shtirej si e paditur. Mjaftonte të mos kishte skandale, rastësi të sikletshme, gjuhë që flisnin. Nuk e dinte se si ia dilte mbanë ai duke mbajtur parasysh lidhjet e shpeshta që kishte me gra të tjera, sidomos me ndihmëset e tij të reja, por dinte që burri i saj e përballonte gjithçka me shkathtësi dhe qetësi. Megjithatë, pabesia bie erë. Kaq gjë Ela e dinte.

Në rastet kur ngjarjet rridhnin zinxhir, Ela nuk mund të thoshte cila ndodhte e para dhe cila vinte pas. Mos vallë humbja e interesit për seksin ishte shkaku i mashtrimeve të të shoqit? Apo kishte ndodhur e kundërta? Në fillim e kishte mashtruar Dejvidi, pastaj ajo e kishte lënë pas dore trupin e vet dhe e kishte humbur dëshirën seksuale? Ngado që ta kapje, përfundimi mbetej i njëjtë: zjarri mes tyre, drita që i kishte ndihmuar të lundronin në ujërat e panjohura të martesës, që kishte mbajtur gjallë dëshirën e tyre, edhe pas tre fëmijëve dhe njëzet vjetësh martesë, thjesht nuk ekzistonte më.

Për tri orët në vazhdim, në mendje i kaluan plot mendime, ndërsa duart nuk i pushuan asnjë çast. Preu domatet, griu

hudhrat dhe qepët, përgatiti salcën, qëroi lëkurat e portokajve dhe zuri brumë sa për pak bukë të zezë. Këtë të fundit e përgatiti sipas këshillës së artë të nënës të Dejvidit që ia kishte dhënë kur ishin fejuar.

"Asgjë nuk ia kujton më mirë shtëpinë burrit se aroma e bukës së sapopjekur", i kishte thënë. "Mos bli kurrë bukë. Piqe vetë zemër. Ajo bën mrekullira."

Pasi punoi tërë ditën, Ela shtroi në tryezë peceta të qëndisura, qirinj aromatikë dhe një buqetë me lule të verdha e portokalli, aq të ndezura dhe të freskëta, saqë dukeshin sikur ishin artificiale. Dorën e fundit ia dha duke i kapur pecetat me disa unaza të shndritshme. Pasi mbaroi, darka e shtruar në tryezë i ngjante atyre të revistave të stilimit të shtëpive.

E lodhur, por e kënaqur, ndezi televizorin e kuzhinës dhe e çoi tek lajmet. Një terapiste të re e kishin goditur me thikë në apartamentin e saj, një masë elektrike kishte shkaktuar zjarr në një spital dhe katër gjimnazistë ishin arrestuar për vandalizëm. Ajo i pa lajmet duke tundur kokën për rreziqet pafund që i kanoseshin botës. Si mund ta gjenin njerëzit si Aziz Z. Zahara dëshirën dhe guximin të udhëtonin nëpër pjesë të pazhvilluara të globit, kur as rrethinat e Amerikës nuk ishin më të sigurta? Elës iu duk e pakuptueshme se si një botë kaq e paparashikueshme dhe e rrëmujshme i detyronte njerëz si ajo të kyçeshin në shtëpi, por kishin efekt krejt të kundërt te dikush si Azizi, duke e frymëzuar atë t'u futej aventurave mjaft larg rrugëve të rrahura.

Rubinsteinët u ulën në tryezën e zbukuruar si pikturë në orën 7:30 ndërsa qirinjtë e ndezur i jepnin dhomës së ngrënies një pamje të shenjtë. Po t'i shihte dikush nga jashtë, do të

mendonte se kishte të bënte me një familje të përkryer, po aq të hirshme sa dhe fjollat e lehta të tymit që treteshin ngadalë në ajër. As mungesa e Xhenetës nuk e prishte këtë pamje. Ndërsa hanin, Orli dhe Ejvi treguan ç'u kishte ndodhur në shkollë. Për herë të parë, Ela u qe mirënjohëse që ishin aq llafazanë dhe të zhurmshëm dhe e mbushnin atë heshtje që, në ndonjë rast tjetër, do të qe varur shumë e rëndë mbi të dhe burrin.

Me cep të syrit, Ela vështronte burrin se si ngulte pirunin mes lulelakrave dhe përtypej ngadalë. I hodhi vështrimin mbi ato buzët e holla dhe të zbehta dhe dhëmbët e bardhë si perla - goja që ajo e njihte aq mirë dhe e kishte puthur aq shumë herë. E përfytyroi sikur po puthte një grua tjetër. Nuk e mori vesh se si, por rivalja që iu shfaq në mendje nuk qe sekretarja e re e Dejvidit, por një variant gjoksbëshëm i Suzan Sarandonit. Me pamje atletike dhe plot vetëbesim, i shfaqte pa ngurrim gjoksin nën një fustan të ngushtë, në këmbë kishte mbathur çizme të kuqe lëkure me taka të larta, ndërsa fytyra i shkëlqente, gati i rrezatonte, nga makijazhi i tepruar. Ela përfytyroi Dejvidin duke puthur këtë grua me ngut dhe plot epsh, krejt ndryshe nga mënyra me të cilën po përtypte lulelakrat aty në tryezë.

Pikërisht atëherë, ndërsa hanin darkën artistike, të përgatitur sipas librit të gatimit, dhe duke përfytyruar burrin që kishte lidhje me një grua tjetër, Ela ndjeu që iu këput diçka brenda vetes. Kuptoi me një pastërti të kristaltë dhe me qetësi se, pavarësisht mungesës së përvojës dhe ndrojtjes, një ditë ajo mund t'i braktiste të gjitha: kuzhinën, qenin, fëmijët, fqinjët, burrin, librat e gatimit dhe recetat e bukës së ngrohtë të shtëpisë... Thjesht do të largohej nëpër botë, aty ndodhin përherë gjëra të rrezikshme.

## Mjeshtri

**BAGDAD, 26 JANAR 1243**

Bashkësia e dervishëve, që të të bënte pjesë të saj, kërkonte të kishe shumë më tepër durim sesa Shamsi i Tabrizit. Por kaluan nëntë muaj dhe ai qe ende mes nesh.

Në fillim, prisja që të mblidhte plaçkat dhe të largohej nga çasti në çast, kaq shumë nuk i pëlqenin rregullat e rrepta. Shihja se mërzitej për vdekje që i duhej të flinte e të zgjohej gjithnjë në të njëjtën orë, të hante në të njëjtën kohë dhe të kryente çdo ditë të njëjtat gjëra si gjithë të tjerët. Qe mësuar të fluturonte si zog vetmitar, i egër dhe i lirë. Disa herë më shkoi mendja se qe gati t'ia mbathte megjithatë, sado të madhe ta kishte dëshirën

për vetmi, përkushtimi për të gjetur shokun e duhur qe edhe më i madh. Shamsi besonte se, një nga ato ditë, unë mund të vija dhe t'i jepja lajmin që priste, t'i thosha ku të shkonte, kë të gjente. Ky besim e mbajti aty.

Gjatë këtyre nëntë muajve, e vëzhgova nga afër, duke pyetur veten mos vallë koha rridhte ndryshe për atë, më shpejt dhe më vrullshëm. Nëse dervishëve të tjerë u duheshin muaj, ndonjëherë vite, për të mësuar një gjë të re, atij i duheshin vetëm pak javë, ndonjëherë edhe ditë. Kishte një kureshtje shumë të madhe për gjithçka të re dhe të panjohur dhe qe vëzhgues mjaft i dhënë pas natyrës. Shumë herë e gjeta në kopsht, duke adhuruar simetrinë e rrjetave të merimangës ose pikat e vesës që vareshin nga petalet e luleve. Insekte, bimë dhe kafshë dukej se i interesonin dhe e frymëzonin më tepër se sa librat dhe dorëshkrimet. Por vetëm atëherë kur mu duk se nuk kishte asnjë interes për të lexuar, e gjeta të zhytur në një libër të vjetër sa s'mbahej mend. Pas kësaj, kaluan përsëri javë të tëra pa lexuar e pa studiuar asnjë gjë.

Kur e pyeta, më tha se mendja duhet të kënaqet, por përsëri duhet të kesh kujdes që të mos ngarkosh. Kjo qe edhe një nga rregullat e tij.

- *Dija dhe dashuria janë gjëra të ndryshme*, - tha. - *Dija i lidh njerëzit nyje dhe nuk rrezikon asgjë, kurse dashuria i zgjidh nyjat dhe rrezikon çdo gjë. Dija është gjithnjë e kujdesshme dhe të këshillon "Kujdes nga ngazëllimi i tepërt", kurse dashuria thotë "Oh, mos e vrit e mendjen! Hidhu dhe zhytu!" Dija nuk thyhet aq lehtë, kurse dashuria shndërrohet shumë lehtë në një pirg rrënojash. Mirëpo, mes rrënojave fshihen dhe thesare. Brenda zemrës së thyer fshihen thesare.*

Sa më shumë që e njihja, aq më shumë ia adhuroja guximin

dhe mprehtësinë. Por njëherësh dyshoja se zgjuarsia dhe origjinaliteti i Shamsit kishin edhe anën tjetër të medaljes. Për disa gjëra, ai shkonte drejt e në pikën e padurimit. Dervishëve të mi u kisha mësuar të mos shihnin kurrë të meta te të tjerët por, edhe nëse i shihnin, t'i harronin e të mos i mbanin parasysh. Kurse Shamsi nuk linte mizën t'i kalonte. Sa herë shihte ndonjë gjë që bëhej gabim, e thoshte sakaq, nuk i binte rrotull e rrotull. Kjo lloj ndershmërie ndonjëherë i fyente të tjerët por dhe atij i pëlqente t'i ngacmonte për të parë se ç'do të thoshin kur inatoseshin. Ta shtrëngoje të kryente detyrat e përditshme qe vërtet e vështirë. Për këto punë, nuk shfaqte fare durim dhe e humbte interesin për gjërat sapo nisnin të përsëriteshin. Kur bëhej fjalë për rutinën, dëshpërohej si tigri i mbyllur në kafaz. Nëse biseda e mërziste ose dikush thoshte ndonjë gjë të pamenduar, ngrihej e ikte, nuk humbiste kohë me fjalë të kota. Ato vlera që të tjerët i çmonin, si sigurinë, rehatinë dhe lumturinë, në sytë e tij nuk kishin ndonjë kuptim të madh. Mosbesimin ndaj fjalëve e kishte aq të madh saqë, ndonjëherë, rrinte për ditë të tëra pa folur. Edhe kjo bënte pjesë në rregullat e tij: *Shumica e problemeve të botës rrjedh nga gabimet gjuhësore dhe keqkuptimet e thjeshta. Mos i merrni fjalët kallëp. Kur hyn në zonën e dashurisë, gjuha, siç e njohim ne, del nga përdorimi. Ajo që nuk mund të kapet me fjalë, mund të kapet vetëm me heshtje.*

Me kalimin e kohës, nisa të shqetësohem dhe për shëndetin e tij. Thellë brenda meje e ndjeja që vetëm ai që digjet me aq zjarr përbrenda, mund ta fusë veten në rrethana të rrezikshme.

Në fund të fundit, fati im është në dorë të Zotit dhe vetëm ai mund të më thotë kur dhe si do të ikim nga kjo botë. Sa për mua, vendosa të bëja aq sa mundja për ta vënë nën fre Shamsin,

për t'i dhënë një mënyrë më të qetë për të jetuar. Dhe, për një farë kohe, mendova se po ia dilja. Por pastaj erdhi dimri dhe, bashkë me dimrin, edhe një lajmëtar që solli një letër nga shumë larg.

Ajo letër ndryshoi gjithçka.

# Letra

NGA KAJSERI NË BAGDAD, SHKURT 1243

Bismilahrrahmanirrahim,

I dashur vëlla Baba Zaman,

Paqja dhe bekimet e Zotit qofshin me ty.

Ka kaluar shumë kohë që nuk jemi parë dhe shpresoj që letra ime të të gjejë mirë. Kam dëgjuar shumë gjëra të mrekullueshme për strehën që keni ndërtuar në rrethinat e Bagdadit, ku u mëson dervishëve dije dhe dashuri për Zotin. Po ta shkruaj këtë letër në mirëbesim, për të diskutuar me ty diçka që po ma trazon mendjen. Më lejo ta nis qysh prej fillimit.

Siç e di, i ndjeri Sulltan Aladin Kejkubadi qe burrë i shquar që

shkëlqeu si udhëheqës në kohë të vështira. E kishte pasur ëndërr të ndërtonte një qytet ku të jetonin e të punonin në paqe poetët, zejtarët dhe filozofët. Këtë ëndërr e quanin të pamundur duke mbajtur parasysh rrëmujën dhe armiqësinë nëpër botë, sidomos pasi kryqtarët dhe mongolët sulmuan nga të dyja krahët. Çnuk na panë sytë! Të krishterë që vrisnin myslimanë, të krishterë që vrisnin të krishterë, myslimanë që vrisnin të krishterë, myslimanë që vrisnin myslimanë. U futën në luftë mes tyre fetë, sektet, fiset, madje dhe vëllezërit. Por Kejkubadi qe udhëheqës i vendosur. Zgjodhi qytetin e Konias, vendin e parë që u shfaq pas vërshimit të madh, për të përmbushur ëndrrën e tij.

Tani, në Konia jeton një dijetar për të cilin nuk e di në ke dëgjuar. Quhet Maulana Xhalal ad-Din por shpesh njihet me emrin Rumi. Kam pasur kënaqësinë ta takoj, jo vetëm kaq, kam studiuar me të, fillimisht si mësues pastaj, pasi i vdiq i ati, si kujdestar i tij dhe, pas shumë vitesh u bëra nxënës i tij. Po, miku im, u bëra nxënës i nxënësit tim. Aq i talentuar dhe i mençur ishte, saqë erdhi një kohë kur nuk kisha ç'i mësoja më dhe nisa të mësoja unë prej tij. Edhe të atin e kishte dijetar të shkëlqyer. Por Rumiu ka një cilësi që pak dijetarë e kanë: aftësinë për të gërmuar thellë nën mbështjellën e fesë dhe për të nxjerrë nga thelbi i saj atë xhevahir që është gjithëpërfshirës dhe i përjetshëm.

Dua ta dish se këto nuk janë vetëm mendimet e mia vetjake. Kur qe i ri, Rumiu u takua njëherë me mistikun e madh, farmacistin dhe parfumistin Faridudin Atar dhe ky tha për të: "Ky djalë do të hapë një portë në zemrën e dashurisë dhe do të ndezë zjarrin në zemrat e të gjithë të dashuruarve mistikë." Po kështu, kur Ibn Arabi, filozofi, shkrimtari dhe mistiku i shquar, pa njëherë Rumiun e ri që

ecte pas të atit, tha: "Lëvduar qoftë Zoti, oqeani po ecën pas liqenit!"

Kur ishte rreth njëzetekatër vjeç, Rumiu u bë udhëheqës shpirtëror.

Sot, pas trembëdhjetë vjetësh, banorët e Konias e shohin si model dhe çdo të premte, njerëzit nga të gjitha viset, dynden në qytet për të dëgjuar predikimet e tij. Ka shkëlqyer në ligje, filozofi, teologji, astronomi, histori, kimi dhe algjebër. Thuhet se ka dhjetëmijë pasues. Këta pasues nuk ia bëjnë fjalën dysh dhe e shohin si fanar ndriçues, i cili do të sjellë ndryshime pozitive dhe domethënëse në historinë islame, në mos dhe në historinë e botës.

Rumiun e kam pasur si birin tim. I premtova të ndjerit atit të tij se do të kujdesesha për të, por tani që jam plakur dhe më kanë ardhur ditët e fundit, dua të sigurohem që ta lë në shoqëri të mirë.

Kështu pra, sado i shquar dhe i suksesshëm që është, Rumiu ndonjëherë më është hapur e më ka thënë se ndihet i pakënaqur nga vetja. Sikur i mungon diçka në jetë - ka një lloj zbrazëtie që nuk ia mbush dot as familja dhe as pasuesit e vet. Një herë i thashë se ishte ende i njomë dhe nuk po e digjte zjarri. E kishte gotën të mbushur gjer në buzë po përsëri duhet ta hapte portën e shpirtit që ujërat e dashurisë të rridhnin sa jashtë, aq edhe brenda. Kur më pyeti si ta bënte këtë gjë, i thashë se kishte nevojë për një shok, një mik për të udhëtuar, dhe i kujtova çfarë thotë Kurani: "Besimtarët janë pasqyra e njëri-tjetrit".

Meqë ky muhabet nuk u hap më, gati e harrova fare, por ditën kur u largova nga Konia, Rumiu erdhi më takoi dhe më kërkoi t'i jepja një mendje lidhur me një ëndërr që e shihte shpesh dhe që

po ia trazonte shpirtin. Më tha se në ëndërr kërkonte dikë në një qytet të madh e të zhurmshëm, në një tokë të largët. Fjalë në arabisht. Perëndime dielli të mrekullueshme. Mana dhe krimba mëndafshi që prisnin plot durim në fshikëza që t'u vinte koha për të dalë. Pastaj e shihte veten në oborrin e shtëpisë, i ulur me fener në dorë pranë pusit, duke qarë.

Në fillim, nuk kisha ndonjë ide se ç'do të thoshin këto copëza të ëndrrës së tij. Nuk më dukej ndonjë gjë e njohur. Por një ditë, kur më erdhi një shall i mëndafshtë si dhuratë, përgjigja më erdhi vetvetiu dhe gjëegjëza u zgjidh. Mu kujtua se sa i dhënë je ti pas mëndafshit dhe krimbave të mëndafshit. Mu kujtuan gjërat e mrekullueshme që kisha dëgjuar për urdhrin tuaj fetar. Më ra ndër mend se vendi që shihte Rumiu në ëndërr nuk qe asgjë tjetër veçse streha juaj e dervishëve. Që t'i biem shkurt, vëllai im, nuk do të habitesha aspak sikur miku që po kërkon Rumiu të ndodhej nën çatinë tuaj. Prandaj po ta shkruaj këtë letër.

Në fakt, nuk e di nëse gjendet ndonjë person i tillë në strehën tuaj, por nëse gjendet, ta lë ty në dorë që t'ia bësh të ditur fatin që e pret. Nëse ti dhe unë mund të luajmë ndonjë rol sado të vogël dhe t'i ndihmojmë këta dy lumenj të takohen e të rrjedhin së bashku në oqeanin e Dashurisë Hyjnore, nëse mund t'i ndihmojmë këta dy miq të Zotit të takohen, unë e quaj veten të bekuar.

Megjithatë, ka edhe diçka që duhet ta mbash parasysh. Rumiu është një njeri me mjaft ndikim, që e adhurojnë dhe e respektojnë shumë njerëz, po kjo nuk do të thotë që nuk ka edhe kritikë. Sigurisht që ka. Kështu që, ky lloj takimi mund t'i ngjallë dhe pakënaqësi, kundërshti, mund të krijojë rivalitete përtej botëkuptimit tonë. Lidhja me këtë mik mund t'i shkaktojë edhe probleme në familje dhe në rrethin e afërt. Personi që duhet

haptazi nga dikush që adhurohet nga të tjerët, është i prirur të tërheqë rreth vetes zilinë, në mos urrejtjen, e të tjerëve.

Të gjitha këto, mund ta vënë shokun e Rumiut përballë një rreziku të paparashikuar. Me fjalë të tjera, vëlla, personi që mund të dërgosh në Konia ndoshta nuk do të kthehet më i gjallë. Prandaj, para se të marrësh vendimin se si t'ia zbulosh këtë letër shokut të Rumiut, të kërkoj që ta peshosh mirë këtë punë.

Më vjen keq që po të vë në pozitë të vështirë por, siç e dimë të dy, Zoti nuk na ngarkon kurrë me më tepër nga sa mbajmë. Pres përgjigjen tënde me besimin se, sido që të shkojë, ti do të hedhësh hapin e duhur në drejtimin e duhur.

Drita e besimit mos pushoftë kurrë së ndrituri mbi ty dhe dervishët e tu,

Mjeshtër Sejid Burhanedini.

# Shamsi

**BAGDAD, 18 DHJETOR 1243**

Bora kishte mbuluar rrugët dhe hejet e akullit vareshin ngado, kur u shfaq në largësi një lajmëtar. Tha se vinte nga Kajseri dhe shkaktoi goxha rrëmujë mes dervishëve që e dinin se vizitorët ishin më të rrallë se rrushi i beharit në këtë stinë të vitit. Një lajmëtar me një lajm aq të ngutshëm, saqë duhej sjellë edhe mes stuhisë së borës, kishte vetëm dy kuptime: ose kishte ndodhur diçka e tmerrshme, ose do të ndodhte diçka e rëndësishme.

Mbërritja e lajmëtarit ua zgjidhi gjuhën dervishëve në strehë, të gjithë ishin kureshtarë të mësonin përmbajtjen e letrës që i sollën mjeshtrit. Mirëpo, i mbyllur në një guaskë misteri, ai

nuk hapi gojë. I ftohtë, bluante me vete dhe, megjithëse e ruanin plot zell, për ditë të tëra kishte atë shprehjen e dikujt që lufton me ndërgjegjen e vet, pa arritur të marrë vendimin e drejtë.

Gjatë kësaj kohe, nuk qe thjesht kureshtja që më shtyu t'i afrohesha Baba Zamanit. Thellë brenda meje ndjeja që letra kishte të bënte me mua, megjithëse nuk mund ta dija në ç'mënyrë. Kalova shumë darka në dhomën e lutjeve duke kënduar nëntëdhjetenëntë emrat e Zotit që të më udhëhiqnin. Të tëra herët, vetëm një emër më dilte mbi të tjerët: al-Xhabar, i vetmi pa urdhrin e të cilit nuk ndodh asgjë, përveçse asaj që do ai.

Ditët që pasuan, ndërsa të tërë në strehë hidhnin lloj-lloj hamendjesh, e kalova kohën i vetëm në kopsht, duke vëzhguar Nënën Natyrë të mbledhur kruspull nën jorganin e trashë të borës. Më në fund, një ditë dëgjuam kambanën e bakërt të kuzhinës që ra disa herë, e cila na thërriste për një takim të ngutshëm. Kur hyra në dhomën kryesore, ishin mbledhur të tërë, si dervishët e rinj, ashtu edhe të vjetrit, dhe qenë ulur në formën e një rrethi të gjerë. Në mes të rrethit qëndronte mjeshtri me buzët e shtrënguara fort dhe sytë e mjegulluar.

Pasi kroi fytin, tha:

- Bismilah, me siguri po pyesni veten përse ju mblodha sot këtu. Ka të bëjë me atë letrën që më erdhi. Nuk ka rëndësi se nga erdhi. Mjaft t'ju them se më tërhoqi gjithë vëmendjen lidhur me një çështje me rëndësi të madhe.

Baba Zamani heshti pak dhe vështroi nga dritarja. Dukej i lodhur, i hequr, i zbehtë, sikur të qe plakur shumë gjatë këtyre ditëve. Po, kur vazhdoi të fliste, në zë i dallohej një vendosmëri e papritur.

- Në një qytet jo shumë larg, jeton një dijetar i shquar. Është

shumë i zoti me fjalë, por jo me metaforat, sepse nuk është poet. E duan, e respektojnë dhe e adhurojnë mijëra njerëz, por ai vetë nuk ndjen dashuri për arsye që nuk i di as unë dhe as ju, dikush nga streha jonë duhet të shkojë ta takojë dhe të bëhet shoku i tij.

Mu mblodh zemra në gjoks. Mora frymë ngadalë, shumë ngadalë. Në mendje më shkrepi një nga rregullat e mia. *Vetmia dhe veçimi janë dy gjëra të ndryshme. Kur je i vetmuar, e mashtron lehtë veten dhe beson se je në rrugë të drejtë. Veçimi është më i mirë, sepse do të thotë të jesh vetëm pa e ndjerë veten të vetmuar. Megjithatë, është më mirë të gjesh një njeri, njeriun që do të jetë pasqyra jote. Mbaj mend se vetëm në zemrën e një njeriu tjetër mund ta shohësh vërtet veten dhe praninë e Zotit brenda teje.*

Mjeshtri vazhdoi:

- Dua t'ju kërkoj nëse dikush nga ju mund të dalë vullnetar për këtë udhëtim shpirtëror. Sigurisht që mund ta caktoj unë njërin, por kjo nuk është thjesht si një detyrë që duhet përmbushur. Është diçka që duhet bërë vetëm nga dashuria dhe vetëm në emër të dashurisë.

Një dervish i ri kërkoi leje të fliste.

- Kush është ky dijetari, mjeshtër?

- Emrin do t'ia them vetëm atij që do të pranojë të shkojë.

Sa dëgjuan këtë, disa dervishë ngritën duart, të ngazëllyer dhe me padurim. Ishin gjithsej nëntë vullnetarë. U bashkova dhe unë me ta, duke u bërë i dhjeti. Baba Zamani ngriti dorën duke na e bërë me shenjë ta linim të mbaronte.

- Ka dhe diçka tjetër që duhet ta dini para se ta ndani mendjen.

Pas kësaj, mjeshtri na tha se udhëtimi mbartte rreziqe të

mëdha dhe vështirësi të paditura, nuk kishte asnjë garanci për kthimin. Përnjëherësh, të gjitha duart u ulën. Përveç simes.

Baba Zamani më vështroi drejt e në sy për një copë herë dhe, kur na u ndeshën vështrimet, e kuptova se e dinte që në fillim se unë do të isha vullnetari i vetëm.

- Shamsi i Tabrizit, - foli ngadalë dhe i vrenjtur mjeshtri, sikur ky emër t'i kishte lënë një shije të hidhur në gojë. - E respektoj vendosmërinë tënde, por ti nuk je anëtar i urdhrit tonë. Ti je mysafir.

- Nuk më duket se ka ndonjë problem, - i thashë.

Mjeshtri heshti një copë herë dhe u mendua. Pastaj u ngrit në këmbë dhe tha:

- Tani për tani, le ta lëmë këtë temë. Kur të vijë pranvera, flasim përsëri.

Zemra po më ngrinte krye. Megjithëse e dinte se ky mision qe arsyeja e vetme për të cilën kisha ardhur në Bagdad, Baba Zamani po më hiqte mundësinë që të përmbushja fatin tim.

- Pse mjeshtër? Pse të presim kur unë jam gati të nisem që tani? Vetëm më thuaj emrin e qytetit dhe të dijetarit dhe unë do të nisem! - gati i thirra.

Por mjeshtri mu përgjigj me zë të ftohtë e të sertë, të pazakontë për të.

- Nuk kemi ç'flasim më. Takimi mbyllet.

Dimri qe i gjatë dhe i ashpër. I tërë kopshti ngriu akull, njësoj si buzët e mia. Gjatë tre muajve që pasuan, nuk fola asnjë fjalë. Çdo ditë bëja shëtitje të gjata nëpër kodra, me shpresën se mos shihja ndonjë pemë të lulëzonte. Por, pas borës, binte borë e re. Pranvera as që dukej në horizont. Megjithatë, sado i

dërrmuar ndjehesha nga jashtë, mbeta mirënjohës dhe plot shpresë nga brenda, duke mbajtur ndër mend një rregull tjetër. Qe një rregull që i përshtatej gjendjes sime shpirtërore: *Çfarëdo të të ndodhë në jetë, sado të trazuara të duken gjërat, mos u fut në rrethin e dëshpërimit. Edhe kur janë mbyllur të gjitha dyert, Zoti hap një shteg të ri vetëm për ty. Ji mirënjohës! Është e lehtë të jesh mirënjohës kur gjithçka shkon mirë. Por sufisti është mirënjohës jo vetëm për atë që i është dhënë, por dhe për atë që i është mohuar.*

Më në fund, një mëngjes, më zuri syri një dritë të zbehtë si ndonjë këngë të gëzueshme dhe të ëmbël, që dilte nga pirgjet e dëborës. Ndërsa kthehesha për te streha, u shkëmbeva me dervishin e ri flokëkuq dhe e përshëndeta plot hare. Qe mësuar aq shumë të më shihte gojëkyçur, saqë mbeti gojëhapur.

- Buzëqesh djalosh! - i thirra. - Nuk e ndjen pranverën në ajër?

Që nga ajo ditë, natyra ndryshoi me një shpejtësi të habitshme, njollat e fundit të borës u shkrinë, pemët çelën sythe, harabelat dhe trumcakët u kthyen dhe një aromë e veçantë mbushi ajrin.

Një mëngjes, dëgjuam të binte përsëri kambana prej bakri. Kësaj radhe, isha i pari që renda drejt dhomës së madhe. U ulëm përsëri në formë rrethi, përqark mjeshtrit, dhe dëgjuam të na fliste përsëri për dijetarin e shquar të Islamit që dinte gjithçka përveç dashurisë. Përsëri, askush nuk doli vullnetar.

- Mesa shoh, Shamsi është vullnetari i vetëm, - tha Baba Zamani duke e ngritur zërin si ndonjë shkulm ere. - Megjithatë, do të pres vjeshtën që të jap vendimin përfundimtar.

Ngriva në vend. Nuk po u zija besë veshëve. Unë isha gati të nisesha pas tre muajsh të gjata shtyrje, kurse mjeshtri po

thoshte se do të ma shtynte udhëtimin edhe gjashtë muaj të tjerë. Me zemër të lënduar, e kundërshtova dhe u ankova, iu luta mjeshtrit të më thoshte emrin e qytetit dhe të dijetarit, por ai përsëri nuk pranoi. Por, kësaj here, qe më e lehtë të prisja, sepse e dija që nuk do të kishte shtyrje të tjera. Kisha pritur nga dimri në pranverë, tani mund ta kontrolloja zjarrin nga pranvera deri në vjeshtë. Kundërshtimi i Baba Zamanit nuk më shkurajoi, madje më ngriti moralin dhe ma thelloi vendosmërinë. Një rregull tjetër thotë: *Durim nuk do të thotë të durosh në mënyrë pasive. Do të thotë të jesh aq largpamës saqë t'i besosh përfundimit të procesit. Ç'do të thotë durim? Do të thotë që te gjembi të shohësh trëndafilin, te nata të shohësh mëngjesin. Padurim do të thotë të jesh dritëshkurtër e të mos shohësh dot fundin. Atyre që e duan Zotin nuk u shteret kurrë durimi, sepse e dinë që edhe gjysmëhënës i duhet kohë sa të bëhet e plotë.*

Kur erdhi vjeshta dhe kambana e bakërt ra për herë të tretë, eca dalëngadalë dhe plot besim, i bindur se tani çështja do të vendosej. Mjeshtri dukej më i zbehtë dhe më i dobët se kurrë, sikur i qenë mbaruar energjitë. Megjithatë, kur më pa të ngrija përsëri dorën, as e hodhi vështrimin tutje dhe as iu shmang temës. Në vend të kësaj, pohoi me kokë i vendosur.

- Në rregull, Shams, nuk ka dyshim që je i vetmi që e merr përsipër këtë udhëtim. Nesër në mëngjes do të nisesh për udhë, inshallah.

I putha dorën mjeshtrit. Pas një pritjeje të gjatë, do të takohesha me shokun tim.

Baba Zamani më buzëqeshi ngrohtë dhe i menduar, ashtu siç i buzëqesh babai birit të vetëm para se ta dërgojë në fushën e betejës. Pastaj nxori nga poshtë pelerinës ngjyrë kaki një letër të vulosur, ma la në dorë dhe doli pa fjalë nga dhoma. Të tjerët

e ndoqën me radhë. Kur mbeta vetëm, e hapa vulën prej dylli. Brenda gjeta dy copëza informacioni me një shkrim dore të hijshëm. Emrin e qytetit dhe të dijetarit.

Mesa dukej, do të shkoja në Konia të takoja një farë Rumiu. Zemra gati më ndali së rrahuri. Nuk ia kisha dëgjuar kurrë emrin. Duhet të qe dijetar i shquar, mesa mora vesh këtu, por për mua qe mister i plotë. Njërën pas tjetrës, i shqiptova shkronjat e emrit: R-në e fuqishme e të ndritur, U-në e kadifenjtë, M-në guximtare e besimplotë dhe I-në e mistershme që nuk ishte zbuluar ende.

Kur i ngjita bashkë shkronjat, e përsërita atë emër shumë e shumë herë, derisa fjala mu shkri në gjuhë me atë ëmbëlsinë e sheqerkës dhe mu bë po aq e njohur sa dhe uji, buka apo qumështi.

# Ela

**NORTHEMPTON, 22 MAJ 2008**

Brenda jorganit të bardhë, Ela u kapërdi dhe e ndjeu fytin të tharë, ndjehej e dërrmuar. Ngaqë kishte ndenjur zgjuar vonë dhe e kishte kaluar kufirin me të pirë për disa net me radhë, i ishin shterur forcat. Megjithatë, zbriti shkallëve të përgatiste mëngjesin dhe u ul në tryezë me binjakët dhe burrin, duke u përpjekur të shfaqte interes për bisedat e tyre rreth makinave të bukura dhe shkollës, në një kohë kur nuk donte gjë tjetër veç gjumit.

Befas, Orli u kthye nga e ëma dhe e pyeti:

- Ejvi thotë se motra e madhe nuk do të kthehet më në

shtëpi. E vërtetë është mami?

Në zë i dallohej një farë mosbesimi dhe akuze.

- Sigurisht që nuk është e vërtetë. Motra dhe unë u grindëm pak, siç e dini, por e duam shumë njëra-tjetrën, - tha Ela.

- E vërtetë është që i telefonove Skotit dhe i kërkove të ndahej nga Xheneta? - pyeti Ejvi duke u zgërdhirë, mesa dukej e zbaviste shumë kjo temë.

Ela vështroi nga burri me sy të shqyer, por Dejvidi ngriti vetullat dhe hapi duart, si për t'i thënë që nuk ua kishte treguar ai.

Pa u munduar shumë, Ela i dha zërit atë tonin autoritar që e përdorte kur u jepte udhëzime fëmijëve.

- Nuk është tamam ashtu. Vërtet që fola me Skotin, por nuk i thashë që të ndahej nga motra juaj. I kërkova vetëm të mos nxitoheshin për martesë.

- Unë për vete nuk dua të martohem kurrë, - foli e sigurt Orli.

- Po, se mos ka ndonjë djalë që të do ty për grua, - e talli Ejvi.

Ndërsa dëgjonte binjakët që tallnin njëri-tjetrin, për arsye që nuk mund t'i kuptonte, Ela ndjeu një buzëqeshje nervoze t'i shtrembëronte buzët. E mbajti veten. Por buzëqeshja iu duk sikur i mbeti nën lëkurë, ndërsa po ecte drejt derës duke u uruar të gjithëve ditën e mirë.

Vetëm kur u kthye në vendin e saj në tryezë nuk i vinte më të buzëqeshte, thjesht vari turinjtë. Kuzhina dukej sikur qe sulmuar nga ndonjë ushtri minjsh. Omëleta gjysmë të ngrëna, tase drithërash të lënë përgjysmë dhe gota të pista të mbledhura mbi banak. Spiriti qe shtrirë në dysheme dhe mezi priste ta

nxirrnin shëtitje por, edhe pas dy filxhanësh kafe dhe një pijeje me vitamina, Ela nuk e ndihmoi dot më shumë se sa një shëtitje disa minutëshe në kopsht.

Kur u kthye nga kopshti, Ela pa sekretarinë telefonike që kishte ndezur dritën e kuqe. Shtypi butonin dhe u habit kur dëgjoi zërin melodioz të Xhenetës që mbushi dhomën.

- Mami, aty je...? Mirë, më duket se nuk qenke, përndryshe do ta kishe marrë telefonin, - qeshi. - Në rregull, u zemërova shumë me ty, aq sa nuk doja të ta shihja më fytyrën. Po tani më ranë nervat. E kam fjalën, ajo që bëre sigurisht ishte gabim. Nuk duhet t'i kishe telefonuar Skotit. Por e kuptoj pse e bëre. Dëgjo, nuk ke pse më mbron gjatë tërë kohës. Nuk jam më bebe e parritur, nga ato që mbahen në inkubator. Mjaft më trajtove si fëmijë! Më lërë të bëj siç di, në rregull?

Elës iu mbushën sytë me lot. I doli parasysh Xheneta e sapolindur. Me atë lëkurën kuqalashe dhe të rrudhur, me gishtat e vegjël gati të tejdukshëm, me mushkëritë të lidhura me tubin e frymëmarrjes, ishte kaq e papërgatitur për këtë botë. Ela kishte kaluar shumë net pa gjumë duke e dëgjuar si merrte frymë, vetëm për t'u siguruar se ishte gjallë dhe do të mbijetonte.

- Mami, edhe diçka tjetër, - shtoi Xheneta pasi u mendua pak. - Të dua shumë!

Pas këtyre fjalëve, Elës i doli një psherëtimë e gjatë. I shkoi mendja te e-maili i Azizit. Te pema e dëshirave, ku kishte varur dëshirën e tij. Të paktën, pjesën e parë të saj. Me këtë telefonatë, Xheneta e kishte hedhur hapin e vet. Tani i takonte Elës ta çonte deri në fund. I telefonoi vajzës në celular, ndërsa ajo po shkonte për në librarinë e universitetit.

- E mora mesazhin tënd zemër. Dëgjo, më vjen keq. Dua të të kërkoj falje.

Pasoi një heshtje e shkurtër, por e ngarkuar.

- S'ka gjë mami.

- Nuk është ashtu. Duhet t'i kisha respektuar ndjenjat e tua.

- Të shkuara të harruara, apo jo? - tha Xheneta sikur ajo të qe mamaja ndërsa Ela, vajza kokëfortë.

- Po, e dashur.

Xheneta e uli zërin gati në një pëshpërimë të butë, si të kishte frikë nga ajo që do ta pyeste pas pak.

- Ato që the atë ditë më shqetësuan. Dua të them, e vërtetë është? Vërtet ndjehesh e mërzitur?

- Sigurisht që jo, - u përgjigj Ela pa vonesë. - Kam rritur tre fëmijë të bukur, si mund të mos ndihem e lumtur?

Xheneta sikur nuk u bind.

- E kisha fjalën për babin.

Ela nuk dinte ç'të thoshte tjetër, veç së vërtetës.

- Babi yt dhe unë kemi shumë kohë të martuar. Është e vështirë të kujtosh dashurinë pas kaq shumë vitesh.

- E kuptoj, - tha Xheneta dhe, si për çudi, Elës iu krijua përshtypja se ajo e kuptoi.

Pasi e mbyllën, Ela i lejoi vetes të mendonte pak për dashurinë. U ul në stolin e gurtë dhe pyeti veten nëse kishte mundësi, aq e lënduar dhe cinike sa ishte, ta provonte përsëri dashurinë. Dashuria ishte për ata që kërkojnë ritëm ose arsye në këtë botë kaq të pështjelluar. Po ata që kishin hequr dorë prej kohësh nga ky lloj kërkimi? Para se të merrte fund ajo ditë, i shkroi Azizit.

I dashur Aziz (nëse mundem),

Faleminderit për letrën e sjellshme dhe të ngrohtë, e cila më ndihmoi në mes të kësaj krize familjare. Vajza dhe unë e kaluam atë keqkuptim të tmerrshëm, siç e quajte edhe ti me mirësjellje.

Kishe të drejtë për një gjë. Unë lëviz shumë mes dy të kundërtave: agresives dhe pasives. Ose përzihem shumë në jetët e atyre që dua, ose ndihem e pafuqishme përballë veprimeve të tyre. Sa për përulësinë, nuk e kam provuar ndonjëherë atë lloj tërheqjeje paqësore për të cilën më shkruaje. Ndershmërisht nuk mendoj se i kam ato cilësi që duhen për t'u bërë sufiste. Por mund të të them këtë: për çudi, gjërat mes Xhenetës dhe meje morën atë rrugë që doja vetëm pasi pushova së kërkuari dhe së ndërhyri. Të kam borxh një falënderim të madh. Edhe unë duhet të isha lutur për ty, por ka shumë kohë që nuk trokas më në derën e Zotit dhe as jam e sigurt nëse vazhdon të banojë ende në të njëjtin vend ai. Oh, mos vallë fola si hanxhiu në historinë tënde? Mos u mërzit, nuk jam aq e hidhur. Ende jo. Ende jo.

Shoqja jote nga Northemponi,

Ela

# Letra

**NGA BAGDADI NË KAJSERI, 29 SHTATOR 1243**

Bismilahirrahmanirrahim,

Vëlla Sejid Burahanedin,

Paqja qoftë me ty, së bashku me mëshirën e Zotit dhe bekimet e tij.

U gëzova shumë që mora letër nga ty dhe që mësova që i je kushtuar si kurrë më parë rrugës së dashurisë. Por letra jote më vuri vërtet në gjendje të vështirë. Nga sa mora vesh, po kërkon një shok për Rumiun, e dija se për kë e ke fjalën. Ajo që nuk dija ishte se ç'të bëja unë.

Që ta marrësh vesh, në strehën time erdhi një dervish

*endacak, Shamsi i Tabrizit, i cili i përmbush të gjitha kërkesat që kishe bërë ti në letër. Shamsi beson se ka një mision të veçantë në këtë botë dhe, për këtë qëllim, synon të ndriçojë një person të ndriçuar. Ngaqë nuk kërkon as pasues dhe as nxënës, i është lutur Zotit t'i dërgojë një shok. Njëherë më tha se nuk kishte ardhur për njerëzit e zakonshëm. Kishte ardhur që ta vendoste gishtin mbi ata që e drejtonin botën drejt së Vërtetës.*

Kur mora letrën tënde, e dija që Shamsi qe i paracaktuar të takojë Rumiun. Megjithatë, që të sigurohesha e t'u jepja të gjithë dervishëve të njëjtën mundësi, i mblodha dhe, pa u treguar shumë hollësi, u fola për dijetarin që pret të hapë zemrën. Në fillim dolën disa kandidatë, por Shamsi qe i vetmi që vazhdoi të ngulte këmbë edhe pasi dëgjoi për rreziqet e detyrës. Kjo ndodhi në dimër. E njëjta gjë u përsërit në pranverë, pastaj në vjeshtë.

Mund të pyesësh veten pse prita kaq gjatë. Jam menduar shumë për këtë dhe sinqerisht kam vetëm një arsye: u lidha shumë me Shamsin. Më dhembte zemra kur mendoja ta dërgoja në këtë udhëtim të rrezikshëm. Siç mund ta kesh kuptuar, Shamsi nuk është tip edhe aq i lehtë. Për sa kohë ka jetuar si endacak, ia ka dalë mbanë më së miri, por po e fute në ndonjë qytet mes turmave të njerëzve, kam frikë se do të nisë të hedhë vickla. Prandaj u mundova ta shtyja me sa mundja këtë udhëtim.

Mbrëmjen para se të largohej Shamsi e mora për një shëtitje të gjatë, nën pemët e manave ku rriten krimbat e mëndafshit. Siç thuhet, zakonet e vjetra nuk harrohen kurrë. Tepër i hollë, por çuditërisht i fortë, mëndafshi i ngjason shumë dashurisë. I thashë Shamsit se krimbat e mëndafshit e shkatërrojnë mëndafshin që prodhojnë në kohën kur dalin nga fshikëzat. Prandaj fshatarët duhet të bëjnë një zgjidhje mes mëndafshit dhe krimbit. Më

shpesh vendosin të vrasin krimbin kur është brenda fshikëzës me qëllim që ta marrin mëndafshin të padëmtuar. Prodhimi i një shalli mëndafshi u kushton jetën qindra krimbave.

Kur mbrëmja po merrte fund, një erë e ftohtë na fryu në drejtimin tonë dhe u drodha. Në moshën time ftohesh kollaj. Po e dija që këto të dridhura nuk m'i solli mosha. M'i solli mendimi se kjo ishte hera e fundit që shihja Shamsin në kopshtin tonë. Nuk do ta shihnim më kurrë njëri-tjetrin. Jo në këtë botë. Edhe ai duhet ta ketë ndjerë sepse i dallova trishtim në sy. Sot në mëngjes, kur po zbardhte, erdhi e më puthi dorën e më kërkoi ta bekoja. U habita kur e pashë se kishte prerë flokët e gjatë e të zinj dhe kishte rruar mjekrën, po nuk më dha ndonjë shpjegim dhe as unë nuk ia kërkova. Para se të ikte më tha që kjo pjesë e jetës së tij i ngjante shumë krimbit të mëndafshit. Ai dhe Rumiu do të futeshin brenda fshikëzës së Dashurisë Hyjnore dhe do të dilnin vetëm kur të vinte koha e të kishin endur mëndafshin e çmuar, por e dinte mirë që, për të shpëtuar mëndafshin, krimbi duhet të jepte jetën.

Kështu u nis për në Konia. Zoti e mbrojttë. E di që bëra gjënë e duhur, po kështu edhe ti, por zemra më është mbushur plot trishtim dhe qysh tani më mori malli për dervishin më të pazakontë dhe kokëfortë që ka mirëpritur ndonjëherë streha jonë.

Në fund të fundit, të gjithë Zotit i përkasim dhe te ai do të kthehemi.

Zoti të ndihmoftë,
Baba Zamani

# Dervishi i ri

BAGDAD, 29 SHTATOR 1243

Besa, nuk qenka e lehtë të bëhesh dervish! Të tërë më paralajmëruan, por harruan të më thoshin se duhet të kaloja nëpër mundimet e ferrit që të bëhesha i tillë. Që kur erdha këtu kam punuar si qen. Shumicën e ditëve punoj aq shumë saqë kur shtrihem në dyshek të fle nuk më zë gjumi nga dhimbja e muskujve dhe këmbët e ënjtura. Pyes veten nëse e vë re njeri këtu sa ashpër trajtohem. Edhe po ta vënë re, nuk shfaqin asnjë shenjë mëshire pastaj, sa më shumë mundohem unë, aq më keq sikur po bëhet. As emrin nuk ma dinë. "Dervishi i ri" më thërrasin, kurse pas shpine pëshpëritin "Ky injoranti flokëkuq".

Më e keqja nga të gjitha është puna në kuzhinë, në mbikëqyrjen e kuzhinierit. Ky burrë sikur ka ndonjë gur në vend të zemrës. Më duket sikur ka qenë ndonjë nga ata komandantët gjakpirës në ushtrinë mongole dhe jo si kuzhinier dervishësh. Nuk mbaj mend të ketë thënë ndonjëherë ndonjë fjalë të ngrohtë. Më duket se nuk di as të buzëqeshë.

Njëherë pyeta një dervish të vjetër nëse të tërë të rinjtë duhet ta kalonin këtë provë të rëndë pune me kuzhinierin. Buzëqeshi plot mister dhe më tha:

- Jo të gjithë të rinjtë, vetëm disa.

Po pse unë vallë? Pse do mjeshtri që të vuaj më shumë se dervishët e tjerë të rinj? Mos vallë egoja ime është më e madhe se e të tjerëve dhe kërkon më shumë trajtim që të shtrohet?

Çdo ditë, zgjohem unë i pari që të mbush ujë në përrua. Pastaj ndez sobën dhe pjek bukën me susam. Bëj gati supën e mëngjesit që ma kanë lënë vetëm mua. Nuk është kollaj të ushqesh 50 njerëz. Çdo gjë duhet gatuar nëpër tenxhere të mëdha si kazanë. Pastaj e merrni dot me mend se kush i lan tërë këto pisllëqe? Nga mëngjesi deri në darkë laj dyshemetë, pastroj çdo gjë, fshij shkallët, fshij oborrin, pres drutë dhe kaloj orë të tëra këmbadoras duke fërkuar dërrasat e çara dhe të vjetra të dyshemesë. Përgatis marmelata dhe salca me erëza, bëj turshi e qëroj perime, sigurohem që t'u hedh kripën e duhur, aq sa të qëndrojë veza pezull. Po i hodha më shumë apo më pak kripë, kuzhinieri m'i zbraz të tëra vazot dhe duhet t'i bëj përsëri nga e para. Përveç të gjitha këtyre, më kanë detyruar që të them edhe lutje në arabisht gjatë tërë kohës kur bëj këto detyra. Kuzhinieri kërkon që të lutem me zë, me qëllim që mos heq ndonjë fjalë apo mos e them gabim.

- Sa më mirë ta përballosh lodhjen në kuzhinë, aq më shpejt do të piqesh, bir, - më thotë xhelati. - Kur mëson të gatuash, të piqet edhe shpirti.

- Po sa kohë do të zgjasë kjo prova ime? - e pyeta njëherë.

- Njëmijenjë ditë, - mu përgjigj. - Nëse Shehrezadja ia doli të tregonte nga një përrallë të re çdo natë për kaq kohë, edhe ti mund t'ia dalësh.

Kjo është çmenduri! Mos vallë ngjaj edhe për së largu si llafazania Shehrezade? Përveç kësaj, ajo vetëm gënjeshtra thoshte e shtrirë në jastëkë kadifeje, duke dredhur zinxhirin e duke sajuar përralla, ndërkohë që i jepte princit të pashpirt kokrra fiku dhe gënjeshtra nga imagjinata e saj. Nuk më duket aq punë e rëndë kjo. Ajo as një javë nuk do të kishte duruar po t'i kërkonin të bënte gjysmën e punës që bëj unë. Nuk besoj se po i numëron njeri ditët këtu. Po unë ama i numëroj. Më kanë mbetur edhe 624 ditë.

Dyzet ditët e para të provës i kalova në një lloj qelie aq të vogël e të ulët saqë as shtrihesha dot, e as ngrihesha dot në këmbë, vetëm në gjunjë mund të rrija. Nëse do të më duhej ushqim dhe rehati, nëse do të kisha frikë nga errësira apo vetmia, nëse Zoti do të m'i ndalonte ëndrrat për gratë, duhet t'i bija ziles së argjendtë që varej në tavan për të kërkuar ndihmë shpirtërore. Po nuk e bëra kurrë këtë. Jo se nuk m'u prish ndonjëherë mendja. Po ç'të keqe ka të të prishet mendja në kushtet kur vuan kaq shumë? Kur mori fund periudha e izolimit, më dërguan në kuzhinë të vuaja në duart e kuzhinierit. Dhe po vuaj vërtet. Por e vërteta është se, sado keq që po flas për të, nuk ia kam shkelur kurrë urdhrat, domethënë deri atë mbrëmje kur mbërriti Shamsi i Tabrizit. Atë natë, kur më në fund më

kapi kuzhinieri, më rrahu siç nuk e kisha provuar kurrë në jetë, më theu disa shufra shelgu në shpinë. Pastaj m'i mori këpucët dhe m'i vendosi te pragu i derës me majat përjashta duke ma bërë të qartë se kishte ardhur koha të largohesha. Në strehët e dervishëve nuk të nxjerrin jashtë me shqelma dhe as ta thonë hapur që dështove; në heshtje të tregojnë se duhet të largohesh.

- Nuk të bëjmë dot me zor dervish, - më tha kuzhinieri. - Mund ta çosh gomarin te përroi, por nuk e detyron dot të pijë ujë. Gomari duhet të pijë vetë. Nuk ka rrugë tjetër.

Me siguri që më quante mua gomar. Të them të drejtën do ta kisha lënë me kohë këtë vend, po të mos kishte qenë për Shamsin e Tabrizit. Kureshtja për këtë njeri më lidhi aty. Nuk kisha takuar kurrë më parë ndonjë si ai. Ai as ia kishte frikën kujt dhe as i bindej kujt. Edhe kuzhinieri e respektonte. Nëse për mua kishte ndonjë model në këtë strehë, ai qe Shamsi me hijeshinë, dinjitetin dhe kryelartësinë e tij. Nuk ishte mjeshtri i përulur. Po, Shamsi i Tabrizit qe heroi im. Pasi e pashë, vendosa që nuk doja më të bëhesha dervish nga ata të butët. Kalova goxha kohë pas tij, doja të bëhesha edhe unë po aq i rrëmbyer, i fortë dhe kryelartë. Kështu që, kur erdhi vjeshta dhe pashë që Shamsi po ikte njëherë e mirë, vendosa të shkoja edhe unë me të.

Pasi e ndava mendjen, shkova te Baba Zamani dhe e gjeta të ulur duke lexuar një libër të vjetër nën dritën e llambës me vaj.

- Çfarë do, dervish i ri? - më pyeti i lodhur, si ta kishte lodhur vetëm pamja ime.

I rashë aq drejt sa mundesha dhe i thashë:

- Mora vesh që Shamsi i Tabrizit do të ikë, mjeshtër. Dua

të shkoj me të, mund t'i duhet ndonjë shok gjatë udhës.

- Nuk e dija që u kujdeske kaq shumë për të, - foli dyshues mjeshtri. - Mos vallë po kërkon t'u shmangesh detyrave në kuzhinë? Nuk të ka mbaruar ende periudha e provës. Akoma nuk mund të quhesh tamam dervish.

- Ndoshta prova më e mirë është të bëj një udhëtim me dikë si Shamsi, - i thashë duke e ditur se po e teproja, por megjithatë nuk e mbajta.

Mjeshtri uli sytë dhe u zhyt në mendime. Sa më shumë zgjatej heshtja e tij, aq më tepër bindesha se do të më ndëshkonte për paturpësi e do të thërriste kuzhinierin që të mos m'i ndante sytë. Por nuk e bëri. Vetëm më vështroi me dëshpërim dhe tundi kokën.

- Ndoshta as ti nuk je krijuar për të jetuar në strehë, bir. Në fund të fundit, në çdo shtatë dervishë të rinj që i futen kësaj rruge, vetëm njëri ia del mbanë. Ndjej që ti nuk je i prerë për dervish dhe duhet ta kërkosh gjetkë kësmetin. Sa për shoqërimin e Shamsit bën mirë të flasësh vetë me të.

Kur më dha këtë lajm Baba Zamani e mbylli bisedën me një gjest të sjellshëm, por këmbëngulës, me kokë dhe iu kthye librit.

U ndjeva i trishtuar dhe i vockël, por çuditërisht i lirë.

# Shamsi

**BAGDAD, 30 SHTATOR 1243**

Ballë për ballë erës, me gjoks, kali dhe unë nxituam sapo zbardhi. Vetëm një herë u ndala të shihja pas. Streha e dervishëve i ngjasonte çerdhes së zogjve të fshehur mes manave dhe shkurreve. Një copë herë të gjatë më mbeti ndër mend fytyra e shqetësuar e Baba Zamanit. E dija se qe në merak për mua. Por nuk shihja arsye për këtë. Isha nisur në udhëtimin drejt Dashurisë. Si mund të më sillte ndonjë dëm kjo. Ja se ç'thoshte rregulli i dhjetë: *Lindje, perëndim, jug apo veri nuk kanë ndonjë ndryshim të madh. Pavarësisht për ku je nisur, sigurohu që çdo udhëtim të jetë edhe një rrugë brenda teje. Nëse udhëton brenda teje, atëherë*

*ke për të udhëtuar në tërë botën dhe përtej saj.*

Nuk i përjashtoja vështirësitë, por ato nuk më trembnin. Cilido që të ishte fati që më priste në Konia, do ta mirëprisja. Si sofist, isha mësuar të pranoja edhe gjembin bashkë me trëndafilin, edhe vështirësitë bashkë me bukuritë e jetës. Kështu thoshte rregulli tjetër: *Mamia e di se pa dhembje nuk hapet rruga për foshnjën dhe nëna nuk mund ta lindë. Po kështu, që të lindë Uni i ri, vështirësitë janë të nevojshme.*

*Njësoj si argjila duhet të kalojë nëpër zjarrin e madh që të forcohet, Dashuria mund të përsoset vetëm përmes dhembjes.*

Natën para se të largohesha nga streha e dervishëve, i hapa të gjitha dritaret e dhomës që t'i lija të futeshin brenda të gjithë tingujt dhe aromat e natës. Nën dritën e luhatshme të qiriut, i preva flokët e gjatë. Ondet e dendura që preva, i lashë mbi dysheme. Pastaj ruajta mjekrën e mustaqet dhe shkula vetullat. Kur mbarova, pashë fytyrën në pasqyrë dhe mu duk vetja më i çelur e më i ri. Pa asnjë qime në fytyrë, mu duk sikur isha pastruar edhe nga emri, mosha e gjinia. Nuk kisha as të shkuar, as të ardhme, dukesha si i vulosur në çastin që jetoja.

- Udhëtimi po të ndryshoka, - më tha mjeshtri kur u futa në dhomën e tij që t'i jepja lamtumirën. - Pa u nisur akoma.

- Po, e pashë dhe unë, - iu përgjigja ngadalë. - Është një prej dyzet rregullave që thotë: *Kërkimi i Dashurisë na ndryshon. Nuk ka asnjë nga ata që kërkojnë Dashurinë që të mos jetë pjekur gjatë rrugës. Atë çast që fillon të kërkosh Dashurinë, fillon të ndryshosh nga brenda e nga jashtë.*

Me një buzëqeshje të lehtë, Baba Zamani mori një kuti kadifeje dhe ma dha në duar. Brenda saj gjeta tri gjëra: një

pasqyrë të argjendtë, një shami mëndafshi dhe një shishe qelqi me krem.

- Këto gjëra do të të ndihmojnë gjatë rrugës. Përdori atëherë kur duhet. Po e humbe vlerësimin për veten, pasqyra do të të tregojë bukurinë e brendshme. Nëse të dëmtohet emri i mirë, shamia do të të kujtojë se sa të pastër e ke zemrën. Sa për kremin, do të të shërojë plagët, si të brendshmet dhe të jashtmet.

I përkëdhela këto sende, mbylla kutinë dhe falënderova Baba Zamanin. Asnjëri nuk kishte ç'të thoshte më.

Kur nisën cicërimat e para të zogjve dhe pikat e vogla të vesës vareshin nëpër degë, ndërsa po agonte, i hipa kalit. U nisa drejt Konias pa e ditur ç'më priste, por duke i besuar fatit që më kishte përgatitur i Madhërishmi.

# Dervishi i ri

**BAGDAD, 30 SHTATOR 1243**

Bashkë me kalin e vjedhur, iu qepa nga pas Shamsit të Tabrizit. Sado që përpiqesha të ruaja largësinë, shumë shpejt mu bë e pamundur ta ndiqja pa më vënë re. Kur Shamsi u ndal në një pazar në Bagdad, që të çlodhej pak e të blinte ndonjë gjë për rrugës, vendosa t'i shfaqesha dhe i kërceva mu përpara kalit.

- Injoranti flokëkuq, pse je shtrirë aty përdhe? - thirri Shamsi që nga sipër kalit me pamje sa të gëzuar, aq edhe të habitur.

U ngrita në gjunjë, lidha duart, ula kokën siç kisha parë të bënin lypsarët dhe iu luta:

- Dua të vij me ty. Të lutem më lejo.

- E di ti se ku po shkoj unë?

Heshta. Nuk ma mori mendja se do të më bënte këtë pyetje.

- Jo, po ç'rëndësi ka. Dua të bëhem pasuesi yt. Të kam model.

- Unë udhëtoj gjithmonë vetëm, nuk dua as pasues e as nxënës. Faleminderit! Nuk më duket se mund t'i shërbej dikujt si model, aq më pak ty, - tha Shamsi. - Kështu që shih punët e tua. Por, nëse në të ardhmen të duhet vërtet ndonjë mësues, mbaj ndër mend një rregull të artë: *Në këtë botë ka më tepër guru të shtirur dhe mësues të rremë se sa yje në qiell. Mos i ngatërro njerëzit egoistë që tërbiqen nga pushteti me mësuesit e vërtetë. Një mjeshtër i vërtetë shpirtëror nuk e drejton vëmendjen tënde drejtë vetes së tij por, të ndihmon të çmosh dhe të adhurosh vetëdijen tënde. Mësuesit e vërtetë janë po aq të tejdukshëm sa dhe qelqi. Ata e lënë Dritën e Zotit t'u kalojë mespërmes.*

- Të lutem ma jep një mundësi, - iu luta. - Të gjithë udhëtarët e shquar e mbajnë dikë pas vetes që t'u ndihmojë gjatë rrugës, si çirak apo diçka tjetër.

Shamsi fërkoi i menduar mjekrën, sikur e pranoi këtë të vërtetë të fjalëve të mia.

- Je aq i fortë sa ta durosh shoqërinë time? - më pyeti.

Brofa në këmbë dhe tunda kokën i gëzuar.

- Patjetër që po. Mua më vjen fuqia për së brendshmi.

- Shumë mirë atëherë. Po të jap detyrën e parë: Shko në mejhanen më të afërt dhe merr një poçe me verë. Ke për ta pirë këtu, kur të jemi në pazar.

Isha mësuar të laja dyshemetë, të pastroja tasat dhe tiganët, aq sa të shkëlqenin si të ishin prej atij qelqit Venecian që e kisha parë njëherë në duart e një zejtari të arratisur nga Kostandinopoja

kohë më parë, kur kryqtarët plaçkitën qytetin. Mund të grija njëqind qepë ose të qëroja e të copëtoja pirgje të tëra me hudhër, të gjitha këto në emër të zhvillimit shpirtëror. Por të pija verë në mes të pazarit plot me njerëz ishte përtej dijes sime. E pashë i tmerruar.

- Nuk e bëj dot këtë. Po e mori vesh im atë, m'i theu të dyja këmbët. Më dërgoi tek streha e dervishëve që të bëhesha mysliman i mirë, jo i pafé. Çdo të mendojnë familja dhe miqtë pastaj?

Ndjeja vështrimin përvëlues të Shamsit mbi mua dhe u drodha nën trysninë e tij, si atë ditë që e përgjova pas derës së mbyllur.

- E sheh, nuk bëhesh dot ndihmësi im, - tha i bindur. - Je shumë i ndrojtur. E vret shumë mendjen se ç'do të thonë të tjerët. E di çfarë? Ngaqë bëhesh copash të fitosh pëlqimin e të tjerëve, asnjëherë nuk kanë për të pushuar qortimet, sado të përpiqesh.

Ndjeva se mundësia që ta shoqëroja po më ikte nga duart dhe nxitova të mbrohesha.

- E nga ta di unë se nuk po ma bën enkas këtë kërkesë? Vera është rreptësisht e ndaluar në fenë islame. Mendoj se po më vë në provë.

- Më duket se po luan rolin e Zotit. Nuk na takon ne të gjykojmë dhe të matim përkushtimin e tjetrit, - u përgjigj Shamsi.

Vështrova rrotull i dëshpëruar, pa ditur si t'i merrja fjalët e tij, po më ziente truri. Shamsi vazhdoi:

- Thua se do të ndjekësh një rrugë, por nuk do të flijosh asgjë që të mbërrish në fund të saj. Parà, famë, pushtet, bujari apo kënaqësi trupore - gjithçka mban si më të dashur në jetë,

atë duhet ta japësh të parën.

Duke përkëdhelur kalin, Shamsi i dha fund bisedës me këto fjalë:

- Mendoj se duhet të rrish në Bagdad me familjen. Gjej një tregtar të ndershëm dhe bëhu çiraku i tij. Kam një ndjesi sikur do të bëhesh tregtar i mirë një ditë. Po mos u bëj makut! Tani, nëse më jep leje, më duhet të largohem.

Kështu më përshëndeti për herë të fundit, i ra kalit me thembra dhe iku tutje, ndërsa rruga dukej sikur i rrëshqiste nën patkonj. I kërceva kalit në shpinë dhe e ndoqa nga pas në rrethinat e Bagdadit, por largësia mes nesh sa vinte e rritej derisa, më në fund, mbeti si një pikë e zezë shumë larg. Edhe pasi qe zhdukur në horizont ajo pikë, e ndjeja mbi vete peshën e vështrimit të Shamsit.

# Ela

NORTHEMPTON, 24 MAJ 2008

Buka e mëngjesit është vakti më i rëndësishëm i ditës. Duke e besuar shumë këtë thënie, çdo mëngjes, gjatë ditëve të javës apo të pushimit, Ela nisej drejt kuzhinës. Një mëngjes i mirë, mendonte, i jepte tonin gjithë ditës. Kishte lexuar në revistat për femra se familjet që hanin rregullisht mëngjes së bashku ishin më harmonike dhe të lidhura se ato ku anëtarët ia mbathnin nga dera gjysmë të uritur. Megjithëse i besonte plotësisht këtij studimi, ende nuk e kishte përjetuar vetë këtë dobi të mëngjesit, për të cilën shkruanin revistat. Përvoja e saj me mëngjesin qe si ajo përplasja e yjësive, ku një pjesëtar i

familjes i binte gozhdës e tjetri patkoit. Secili donte të hante nga një gjë të ndryshme për mëngjes, çka e kundërshtonte plotësisht nocionin e Elës për të ngrënë së bashku. Si mund të ndihej lidhja në tryezë kur njëri kërkonte bukë të thekur me reçel (Xheneta) kurse tjetri drithëra me mjaltë (Ejvi), një i tretë priste plot durim që t'i shërbeheshin vezët e rrahura (Dejvi), ndërsa i katërti nuk donte të hante fare (Orli)? Megjithatë mëngjesi qe i rëndësishëm. Ajo e përgatiste çdo ditë, e vendosur të mos i linte fëmijët ta nisnin ditën duke përtypur karamele apo ndonjë ushqim të gatshëm.

Por këtë mëngjes, kur hyri në kuzhinë, në vend që të ziente kafen, të shtrydhte portokajtë apo të thekte bukën, gjëja e parë që bëri Ela ishte të ulej në tryezën e kuzhinës e të ndizte laptopin. U fut në internet të shihte në kishte ndonjë e-mail nga Azizi. Iu bë qejfi shumë kur gjeti një.

E dashur Ela,

U gëzova shumë që mësova se gjërat mes teje dhe vajzës po rregullohen. Sa për mua, u largova dje sa zbardhi dita nga fshati Momostenango. E çuditshme, qëndrova vetëm pak ditë aty, po kur erdhi çasti të largohesha, ndjeva trishtim, gati dhembje. Do të më bjerë rasti ta shoh përsëri këtë fshat të vogël të Guatemalës? Nuk ma merr mendja.

Sa herë i jap lamtumirën ndonjë vendi si ky, më duket sikur po lë një pjesë të vetes pas krahëve. Më duket se pavarësisht nëse zgjedhim të udhëtojmë aq shumë sa Marko Poloja apo të ngulemi në një vend nga djepi deri në varr, jeta është vetëm një varg lindjesh e vdekjesh. Çastet lindin dhe vdesin. Që të dalin në

dritë përvoja të reja, të vjetrat duhet të lëshojnë rrugën. A nuk mendon edhe ti kështu?

Kur isha në Momostenango, meditova shumë dhe u përpoqa të përfytyroja aurën tënde. Pas një farë kohe, mu shfaqën tri ngjyra: e verdhë e ngrohtë, portokalli e ndrojtur dhe e purpurt metalike e tërhequr. Mu krijua ndjesia se këto ishin ngjyrat e tua. Mu dukën mjaft të bukura, si veç e veç, ashtu edhe të tëra së bashku.

Ndalesa ime e fundit të Guatemalë ishte Çahuli - një fshat i vogël me shtëpi qerpiçi dhe fëmijë, sytë e të cilëve i tregonin më të pjekur. Në çdo shtëpi, gra të çdo moshe endnin qilima të mrekullueshëm. I kërkova një gjysheje të më zgjidhte një qilim për një zonjë që jetonte në Northempton. Pasi u mendua ca, tërhoqi nga një dëng i madh një qilim. Të betohem për Zotin, kishte më shumë se pesëdhjetë qilima të çdo ngjyre në atë dëng. Por ai që zgjodhi për ty kishte vetëm tri ngjyra: të verdhë, portokalli dhe të purpurt. Mendova se do të doje ta dije këtë rastësi. Nëse ekziston vërtet në gjithësinë e Zotit.

A nuk të ka shkuar ndonjëherë mendja se edhe letrat tona nuk janë pasojë e rastësisë?

Përshëndetje të përzemërta,
Azizi

P.S. Po deshe ta dërgoj me postë qilimin ose po deshe prit deri ditën kur të takohemi për kafe e ta sjell vetë.

Ela mbylli sytë dhe u përpoq të përfytyronte se si ia rrethonin fytyrën ngjyrat e aurës së vet. Për çudi, pamja e vetes që iu shfaq para sysh nuk ishte ajo e tanishmja, por kur ishte

fëmijë, rreth moshës shtatë vjeçare.

Shumë kujtime të vjetra i vërshuan, kujtime që mendonte se i kishte lënë njëherë e mirë pas. Pamja e së ëmës me një përparëse të blertë rreth belit dhe një gotë në dorë, ndërsa në fytyrë i dallohej një maskë e përhimët dhembjeje; zemra prej letre, të ndritshme e plot xixa, të ngjitura në mur; trupi i të atit që varej në tavan si të donte të bashkohej me zbukurimet e Krishtlindjes, si të donte t'i jepte shtëpisë një pamje festive. Iu kujtua se si i kishte kaluar vitet e adoleshencës duke e quajtur të ëmën përgjegjëse për vdekjen e babait. Kur ishte vajzë e re, Ela i premtoi vetes që, kur të martohej, do ta bënte gjithmonë të lumtur burrin dhe nuk do të dështonte në martesë si e ëma. Në këto përpjekje për të pasur një martesë sa më të ndryshme nga e së ëmës, nuk u martua me ndonjë të krishterë, por parapëlqeu të zgjidhte një të fesë së saj.

Vetëm para pak vitesh Ela i dha fund urrejtjes ndaj nënës së moshuar, por megjithëse kohët e fundit i kishin rregulluar punët, e vërteta ishte se thellë brenda vetes, ndjehej keq sa herë i kujtohej e kaluara.

- Mami! … Të kapëm mami! Të kapëm mami!

Ela dëgjoi ca të qeshura e pëshpërima pas shpine. Kur ktheu kokën, pa katër palë sy që po e shihnin plot kureshtje. Orli, Ejvi, Xheneta dhe Dejvidi për herë të parë kishin ardhur bashkë për të ngrënë mëngjesin dhe tani po rrinin njëri pas tjetrit dhe po e shihnin si të ishte një krijesë ekzotike. Nga mënyra si e shihnin dukej që kishin një copë herë atje, në përpjekje që t'i tërhiqnin vëmendjen.

- Mirëmëngjesi të gjithëve, - u buzëqeshi Ela.

- Si nuk na dëgjove? - pyeti Orli vërtet e çuditur.

- Dukesh sikur ke humbur pas ekranit, - i tha Dejvidi pa ia hedhur sytë.

Ela ndoqi vështrimin e të shoqit dhe në ekranin e hapur përballë saj pa e-mailin ende të hapur të Aziz Z. Zaharës. E mbylli shpejt laptopin, pa pritur as që të fikej.

- Kam shumë gjëra për të lexuar për agjencinë, - tha Ela dhe rrotulloi sytë. - Po punoja me raportin.

- Jo, nuk është e vërtetë! Po lexoje e-mailet, - i tha Ejvi serioz në fytyrë.

"Ç'i shtyn këta adoleshentët që të zbulojnë çdo gënjeshtër të të tjerëve?" pyeti veten Ela. U lehtësua shumë kur pa se të tjerëve nuk u interesonte kjo temë. Në fakt, tani po shihnin diku tjetër, në tryezën e kuzhinës. Orli u kthye nga Ela dhe e pyeti në emër të të gjithëve:

- Mami, si ka mundësi që nuk na e ke bërë mëngjesin sot?

Ela u kthye nga tryeza dhe pa atë që kishin parë të gjithë. Nuk ishte bërë gati kafja, nuk ishin vënë vezët në sobë, nuk ishte përgatitur feta e bukës me reçel boronice. Tundi disa herë kokën sikur po miratonte një zë të brendshëm që i thoshte të vërtetën e pamohueshme.

Vërtet, si kishte harruar të bënte mëngjesin?

PJESA E DYTË

# Uji



GJËRAT E RRJEDHSHME, TË NDRYSHUESHME
E TË PAPARASHIKUESHME

# Rumiu

**KONIA, 15 TETOR 1244**

Bukur qe ngritur hëna madhështore, e ndritshme dhe e plotë, si ndonjë perlë e stërmadhe që varej në qiell. U çova nga shtrati dhe, nga dritarja, pashë oborrin e larë nga drita e hënës. As ajo bukuri mahnitëse nuk ma zbuti zemrën e rënduar apo dridhjen e duarve.

- Efendi, dukesh i zbehtë. Prapë atë ëndërr pe? - më pëshpëriti gruaja. - Të të sjell një gotë ujë?

I thashë të mos merakosej e të flinte. Nuk kishte ç'më bënte. Ëndrrat i kemi pjesë të fatit dhe do të ndjekin rrugën e tyre siç ua ka caktuar Zoti. Përveç kësaj, mendoja se duhet të kishte

edhe një arsye që, për dyzet net me radhë, shihja të njëjtën ëndërr. Vetëm fillimi i ëndrrës ndryshonte nga pak çdo herë. Mbase ishte edhe njësoj, vetëm se hyja në të nga një portë e ndryshme çdo natë. Kësaj here, pashë veten sikur po lexoja Kuranin në një dhomë të shtruar me qilima që më dukej e njohur po përsëri nuk i ngjasonte asnjë vendi ku kisha qenë më parë. Përballë më rrinte dervishi, i gjatë, thatanik, me trupin drejt, me fytyrën të mbuluar me vello. Mbante një shandan me pesë qirinj që të më bënte dritë të lexoja.

Pas pak, ngrita kokën t'i tregoja dervishit vargjet që po lexoja dhe vetëm atëherë pashë, i trembur, se ajo që më qe dukur si shandan, në fakt qe dora e djathtë e tij. Ma kishte zgjatur dorën me gishtat që kishin marrë flakë.

Më zuri paniku, pashë rrotull për ujë, po nuk gjeta. Hoqa mantelin e ia hodha dervishit t'i shuaja flakën. Kur e hoqa, ai qe zhdukur. Në vend të tij kishte mbetur veç një qiri i tretur.

Pas kësaj pike, ëndrra vazhdonte krejt njësoj. Nisa ta kërkoja nëpër shtëpi, nëpër çdo qoshe e vrimë. Pastaj vrapova në oborr, ku trëndafilat e çelur dukeshin si ndonjë det i verdhë. Thirra majtas e djathtas, po ai nuk u bë i gjallë.

- Kthehu, i dashur. Ku je futur?

Në fund fare, si i tërhequr nga ndonjë fuqi e padukshme, iu afrova pusit dhe vështrova thellë tij, mes ujit të errët që lëkundej lehtë. Në fillim, nuk dukej asgjë, por pastaj hëna më hodhi dritën e saj të bardhë dhe oborri mori një ndriçim të rrallë. Vetëm atëherë vura re një palë sy të zinj që më shihnin me keqardhje të paparë nga fundi i pusit.

- E vranë! - thirri dikush. Mbase e kisha bërë unë. Mbase qe zëri im që tingëlloi ashtu, në një gjendje agonie të pafund.

Thirra e thirra deri sa u zgjova nga shkundjet e sime shoqeje e cila më shtrëngoi në gjoks dhe më pyeti butë:

- Efendi, prapë atë ëndërr pe?

Kur e zuri përsëri gjumi Kerrën, rrëshqita jashtë, në oborr. Atë çast mu bë se ëndrra po më ndiqte nga pas, e gjallë dhe frikësuese. Në heshtjen e natës, pamja e pusit më futi të dridhurat, po nuk e përmbajta dot veten, shkova e u ula aty pranë e mbajta vesh puhinë e lehtë që fëshfërinte mes pemëve.

Në çaste të tilla, më pushtonte një valë dëshpërimi, por nuk ia gjeja dot arsyen. Në jetë ndjehesha i plotë e i përmbushur, ndjehesha i bekuar me tri gjëra që i kisha shumë për zemër: diturinë, virtytin dhe aftësinë të ndihmoja të tjerët të gjenin Zotin.

Kur kisha mbushur tridhjetetetë vjeç, Zoti më kishte dhënë shumë më tepër nga sa kisha shpresuar. Isha tashmë predikues dhe jurist me përvojë, sapo isha futur në Shkencën e Intuitës Hyjnore, diturinë që u jepej profetëve, shenjtorëve e dijetarëve të shkallëve të larta. Nën drejtimin e babait tim të ndjerë, i arsimuar nga mësuesit më të mirë të kohës, kisha punuar fort për të ngritur vetëdijen, me besimin se vetë Zoti ma kishte ngarkuar këtë detyrë.

Mësuesi plak Sejid Burhanedini më thoshte gjithnjë se isha një nga ata që Zoti e donte më shumë, meqë më kishte dhënë detyrën e nderuar të përhapja lajmin e tij ndër njerëz e t'i ndihmoja që të dallonin të mirën nga e keqja.

Për vite të tëra kam dhënë mësim në medrese, kam diskutuar për teologjinë me mësuesit e tjerë të ligjit të shenjtë, përfshi edhe nxënësit e mi, kam studiuar ligjet e hadithet, kam drejtuar faljet çdo të premte në xhaminë më të madhe të qytetit.

Nuk e mbaj më mend numrin e nxënësve që kam nxjerrë nga duart. Më vjen ëmbël kur dëgjoj të lavdërojnë predikimet që bëj e të thonë se, falë fjalëve të mia, shumë njerëzve u ka ndryshuar jeta pikërisht në kohën kur kishin më tepër nevojë për të marrë një drejtim.

Ndjehem i bekuar që kam një familje të mrekullueshme, miq të mirë dhe nxënës besnikë. Kurrë në jetë nuk kam vuajtur nga varfëria e skamja, megjithëse humbja e gruas së parë qe gati shkatërruese. Mendova se nuk do të martohesha më kurrë, po ja që e bëra dhe, falë Kerrës, gjeta sërish dashurinë e gëzimin. Të dy djemtë më janë rritur, megjithëse nuk resht kurrë së habituri se sa të ndryshëm janë nga njëri-tjetri. Janë si ato dy farat që, megjithëse janë mbjellë pranë e pranë, në të njëjtën tokë, janë ushqyer me të njëjtin diell e ujë, çelin lule krejt të ndryshme. Jam krenar për ta, po aq krenar sa jam edhe për vajzën e adoptuar, e cila shfaq talente të veçanta. Jam i lumtur, i kënaqur si nga jeta private ashtu edhe nga ajo në bashkësi.

Atëherë, pse ndjej brenda vetes këtë zbrazëti që rritet e thellohet me çdo ditë që kalon? Po ma bren shpirtin si ndonjë sëmundje, më ndjek hap pas hapi si ndonjë mi i heshtur e i pangopur.

## Shamsi

**KONIA, 17 TETOR 1244**

Bëra të kapërceja portat e një qyteti ku nuk kisha qenë kurrë më parë, po më parë u ndala pak çaste sa të përshëndesja shenjtorët e tij - të vdekurit e të gjallët, të njohurit e të fshehtët. Kurrë nuk jam futur në ndonjë qytet pa marrë së pari bekimin e shenjtëve të tij. Pak rëndësi ka nëse vendi u përket myslimanëve, të krishterëve apo hebrenjve. Besoj se shenjtorët qëndrojnë përtej këtyre emërtesave të parëndësishme. Shenjtët i përkasin tërë njerëzimit.

Kështu që, kur pashë për herë të parë Konian që nga larg, bëra atë që kisha bërë përherë. Por më ndodhi diçka e

pazakontë. Në vend që të më përshëndesnin e të më jepnin bekimin, siç bënin gjithnjë, shenjtët mbetën të heshtur si gurë varresh. I përshëndeta përsëri, kësaj here më fort dhe më i sigurt, se ndoshta nuk më kishin dëgjuar. Po edhe kësaj here vetëm heshtje mora në kthim. Mendova se shenjtët më kishin dëgjuar, në rregull, vetëm se nuk po ma jepnin bekimin.

- Më thoni, si është puna? - i fola erës me qëllim që ajo t'ua çonte fjalët shenjtëve atje larg.

Pas pak, era më ktheu përgjigjen.

- O dervish, në këtë qytet do të gjesh vetëm dy skajet dhe asgjë tjetër mes tyre. Ose dashuri të pastër, ose urrejtje të pastër. Po të paralajmërojmë. Hyr, po merre vetë parasysh rrezikun.

- Nuk keni pse merakoseni, - u thashë. - Për sa kohë mund të gjej dashurinë e pastër, kaq më mjafton.

Kur dëgjuan këtë, shenjtët e Konias ma dhanë bekimin. Po përsëri nuk doja të hyja menjëherë në qytet. U ula nën një lis dhe, ndërsa kali nisi të këpuste ato pak fije bari përtokë, vështrova qytetin që dukej turbullt, atje larg. Minaret e Konias shkëlqenin në diell si copa qelqi. Aty-këtu, dëgjoheshin të lehura qensh, pëllitje gomarësh, të qeshura fëmijësh dhe thirrje shitësish me sa kishin në kokë - zëra të rëndomtë për një qytet ku pulson jeta. Pyeta veten se ç'gëzime e brenga jetoheshin ato çaste pas dyerve të mbyllura e dritareve me grila? I mësuar me jetën endacake, më dukej goxha e vështirë jeta brenda qytetit, por më erdhi ndërmend një tjetër rregull kryesor: *Mos u mundo t'u kundërvihesh ndryshimeve që të ndodhin në jetë. Më mirë lëre jetën të jetojë përmes teje. Mos u mërzit as kur jeta të kthehet kokëposhtë. Nga e di ti se ana me të cilën je mësuar lart është më e mirë se ajo që i ka zënë tani vendin?*

Një zë i butë më zgjoi nga përhumbja.

- Selam alejkum, dervish!

Kur ktheva kokën, pashë një fshatar lëkurënxirë e truplidhur, me mustaqe të varura. I kishte hipur një qerreje me një ka kockë e lëkurë, aq e tharë qe kafsha e gjorë saqë dukej sikur po jepte frymën e fundit.

- Alejkum selam e Zoti të bekoftë! - ia ktheva.

- Pse je ulur aty, vetëm fare? Në je lodhur në kurriz të kalit, hajde, hip në qerre.

I buzëqesha.

- Faleminderit, po më duket se më shpejt shkoj më këmbë se me atë kaun tënd.

- Mos ma shaj kaun, - tha fshatari, paksa i fyer. - Mund të jetë plak e i dobët, po e kam mikun më të mirë.

Më bënë përshtypje ato fjalë, kërceva në këmbë e u përkula përpara fshatarit. Si mundja unë, një grimcë në rrethin e madh të krijimit të Zotit, të nënvlerësoja një grimcë tjetër të këtij rrethi, kafshë a njeri qoftë?

- Ju kërkoj falje, ty dhe kaut, - i thashë. - Të lutem të më falësh.

Fshatarit i ra një hije mosbesimi në fytyrë. Ngriu një çast, duke peshuar nëse e kisha me tallje apo jo.

- Nuk kam parë kurrë njeri ta bëjë këtë, - tha kur foli përsëri dhe më hodhi një buzëqeshje të ngrohtë.

- E ke fjalën që i kërkova falje kaut?

- Po, edhe për atë e kam. Por po mendoja që askush nuk më ka kërkuar ndonjëherë falje mua. Zakonisht ndodh e kundërta. Gjithnjë u kërkoj unë falje të tjerëve. Edhe kur më bëjnë ndonjë të keqe, përsëri unë u kërkoj falje.

U preka nga ato fjalë.

- Kurani na mëson se secili prej nesh është krijuar sipas modelit më të mirë. Është një nga rregullat, - i thashë ngadalë.

- Çfarë rregulle? - pyeti.

- *Zoti merret me përmbushjen e punës për të të krijuar, si nga brenda ashtu dhe nga jashtë. Ai merret shumë me ty. Çdo qenie njerëzore është si ajo puna e pambaruar që duhet çuar ngadalë e me këmbëngulje drejt përsosjes. Të tërë jemi punë të pambaruara arti që edhe presim, edhe përpiqemi të përfundohemi. Zoti merret veçmas me secilin sepse njerëzimi është një punim artistik bukurshkrimi ku çdo pikë është po aq e rëndësishme sa edhe e tërë pamja.*

- Edhe ti, për predikimin ke ardhur? - pyeti fshatari tërë kureshtje. - Më duket se do të ketë goxha njerëz. Ai është vërtet burrë i shquar.

Zemra gati më ndaloi kur kuptova për kë po fliste.

- Pa më trego, çfarë kanë aq të veçantë këto predikimet e Rumiut?

Fshatari heshti dhe vështroi një copë herë të mirë horizontin e gjerë. Dukej se mendjen e kishte kudo e në asnjë vend. Pastaj tha:

- Jam nga një fshat që ka kaluar hallet e mundimet e veta. Së pari, urinë, pastaj mongolët. Dogjën e rrafshuan çdo fshat që u doli përpara. Ato që bënë nëpër qytete ishin edhe më të këqija. Morën Erzurumin, Sivan dhe Kajserin, vranë tërë burrat, gratë i morën me vete. Mua për vete nuk mu vra asnjeri i afërt, as shtëpinë nuk e humba. Po humba diçka tjetër. Humba gëzimin.

- E çka të bëjë me Rumiun kjo? - e pyeta.

Fshatari i hodhi një sy kaut dhe mërmëriti thatë:

- Të tërë thonë se, po të dëgjosh fjalimet e Rumiut, shërohesh nga trishtimi.

Unë vetë nuk e quaja ndonjë të keqe trishtimin. Madje, krejt e kundërta - shtirja u ngjallte gëzim njerëzve, kurse e vërteta i trishtonte. Po nuk ia thashë fshatarit këtë. Vetëm shtova:

- Pse të mos vij me ty deri në Konia, e ti më të tregosh më shumë për Rumiun?

Lidha frerin e kalit pas qerres, u ngjita e zura vend pranë fshatarit, i kënaqur që kau as e vuri re peshën që iu shtua. Sidoqoftë, ai po aq tmerrësisht ngadalë zuri të ecte. Fshatari më zgjati bukë e djathë dhie. Folëm duke ngrënë. Kështu, nën diellin që ndriste fort në qiellin e kaltër dhe nën sytë vëzhgues të shenjtëve të qytetit, hyra në Konia.

- Kalofsh mirë, mik, - i thashë kur kërceva poshtë qerres dhe zgjidha frerin e kalit.

- Bën mirë të vish në predikim! - më thirri fort fshatari.

Tunda kokën dhe ia bëra me dorë.

- Inshallah.

Megjithëse mezi prisja të dëgjoja predikimin dhe po vdisja nga dëshira të shihja Rumiun, në fillim doja të shihja qytetin e të mësoja se çfarë mendonin njerëzit për këtë predikues të madh. Doja ta shihja përmes syve të të tjerëve, të mirë e të këqij, dashamirës apo dashakeqës, para se ta shihja me sytë e mi.

# Hasan lypsari

**KONIA, 17 TETOR 1244**

Besoje në e besofsh, e në daç jo, këtij ferri në tokë i kanë ngjitur emrin "vuajtja e shenjtë". Unë jam lebroz, e krejt i braktisur. As të vdekurit e as të gjallët nuk më duan pranë. Nënat më tregojnë me gisht rrugëve që të trembin fëmijët e pabindur, fëmijët më gjuajnë me gurë. Zejtarët më dëbojnë nga pragjet e dyqaneve që të largojnë fatin e keq që më ndjek ngado, kurse gratë shtatzëna kthejnë kokën në anën tjetër kur më hedhin sytë, nga frika se mos u lindin foshnjat të gjymta. Askush nga këta njerëz nuk e kupton se, me gjithë përpjekjen që të më shmangin, aq më shumë përpiqem unë që t'i shmang

ata bashkë me vështrimet e mëshirshme që më hedhin.

Në fillim fare, nis të ndryshojë lëkura, trashet e nxihet. Në supe, gjunjë, krahë e fytyrë, të dalin ca njolla me madhësi të ndryshme, me ngjyrën e vezëve të prishura. Në këtë fazë, ndjen shumë të shpuara e të djegura pastaj ose zhduket dhimbja, ose mpihesh aq sa nuk e ndjen më. Njollat zënë të rriten e të fryhen si flluska të shpifura. Duart të bëhen si kthetra kurse fytyra të shtrembërohet aq sa nuk njihesh më. Tani që i jam afruar fundit, nuk i mbyll dot më qepallat. Lotët dhe pështyma më rrjedhin sipas qejfit. Gjashtë nga thonjtë e duarve më kanë rënë, njëri është gati. Për çudi, flokët i kam. Duhet ta quaj veten me fat.

Kam dëgjuar se në Evropë lebrosët i dëbojnë jashtë mureve të qytetit. Këtu, na lënë të jetojmë në qytet për sa kohë arrijmë të mbajmë me vete një këmborë e ta tundim që të lajmërojmë të tjerët se po afrohemi. Po ashtu, na lejojnë të lypim, gjë e mirë kjo, përndryshe do të vdisnim urie. Lypja është një nga dy mënyrat për të mbijetuar. Tjetra është lutja. Jo se Zoti u kushton ndonjë vëmendje kush e di se çfarë lebrosëve, po sepse, për një farë arsye të pakuptimtë, njerëzit kujtojnë të kundërtën. Kështu që, sa më shumë të të përbuzin, aq më shumë edhe të respektojnë. Na thërrasin që të lutemi për të sëmurët, sakatët dhe pleqtë. Na paguajnë dhe na ushqejnë mirë, me shpresën se mos lëshojmë nga goja ndonjë lutje më shumë. Në rrugë, lebrosët trajtohen më keq se qentë, po në vende ku bën kërdinë vdekja dhe dëshpërimi, na shohin si sulltanë.

Sa herë më thërrasin për ndonjë lutje, ul kokën dhe lëshoj ca fjalë të pakuptueshme arabisht, duke bërë gjoja se po zhytem thellë në lutje. Vetëm sa shtirem, nuk besoj se Zoti më dëgjon. Nuk kam arsye të besoj se më dëgjon.

Megjithëse më jep më pak të holla, lypja më duket më e lehtë se faljet. Të paktën, nuk mashtroj njeri. E premtja është dita më e mirë e javës për të lypur ndërsa, kur vjen Ramazani, i tërë muaji është me mjaft fitim. Dita e fundit e Ramazanit është koha më e mirë për të nxjerrë parà. Atë ditë, edhe ata më kurnacët zihen kush e kush të falë lëmoshë, me qëllim që të shlyejnë mëkatet, të shkuarat e të tashmet. Një herë të vetme në vit, njerëzit nuk iu shmangen lypësve. Përkundrazi, kërkojnë ndonjë të tillë, sa më të mjerë, aq më mirë. Aq e thellë është dëshira për të treguar bujarinë dhe mëshirën saqë jo vetëm bëjnë garë kush të japë më shumë lëmosha por, të paktën për atë ditë, duket gati sikur na duan fort.

Edhe sot duket ditë nga ato të mbarat, sepse është e premtja kur do të mbajë predikim Rumiu. Xhamia është mbushur plot. Ata që nuk gjejnë dot vend brenda, janë rreshtuar jashtë, në oborr. Pasditja është koha më e përsosur për lypsarët e rrugës dhe hajdutët e xhepave. Njësoj si unë, edhe ata janë të gjithë këtu, të përzier me turmën.

U ula mu pranë hyrjes së xhamisë, me shpinën mbështetur pas trungut të një molle. Ajri mbante erë lagështi të përzier me aromën e ëmbël e të lehtë të kopshteve të largët. Vura para këmbëve tasin e lypjes. Ndryshe nga shumë të tjerë të këtij zanati, nuk kërkoj kurrë lëmoshë me zë. Lebrosi nuk ka nevojë të rënkojë e të lutet, të rrëfejë histori se sa mundime ka pasur në jetë apo sa keq i ka shkuar shëndeti. Një vështrim në fytyrë u tregon njerëzve më shumë se njëmijë fjalë. Kështu që thjesht zbuloj fytyrën dhe rri ulur.

Brenda një ore, në tas më qenë mbledhur disa monedha. Të tëra prej bakri, pa vlerë. Më qante syri për ndonjë monedhë

flori, me figurë dielli, luani apo gjysmëhëne. Qëkur i ndjeri Aladin Kejkubad i zbuti rregullat për paratë në qarkullim, monedhat e bejlerëve të Alepos, zotërinjve fatimidë në Kajro dhe kalifatit të Bagdadit, përfshi edhe fjorinën italiane, që të tëra ishin të vlefshme. Sundimtarët e Konias i pranonin të tëra, nuk vepronim ndryshe as ne, lypsarët e rrugëve.

Bashkë me disa monedha, mbi gjunjë më ranë ca gjethe të thara. Molla po i lëshonte gjethet e arta në të kuqërreme dhe një shkulm i lehtë ere më solli disa të tilla në tas, sikur donte të më jepte lëmoshë edhe pema. Befas, kuptova se pema e mollës dhe unë kishim diçka të përbashkët. Pema që hedh gjethet në vjeshtë i ngjan atij njeriut që i bien gishtat në fazën e fundit të lebrosës.

I ngjaja shumë pemës së zhveshur. Lëkura, gjymtyrët, fytyra, gjithçka po më binte. Çdo ditë më ikte një pjesë trupi. Vetëm se, ndryshe nga molla, për mua nuk do të kishte pranverë ku të lulëzoja. Atë që më binte, e kisha humbur përgjithmonë. Sa herë më shihnin njerëzit, nuk kërkonin të gjenin se kush isha, po çfarë më mungonte. Sa herë më hidhnin ndonjë qindarkë në tas, e bënin shpejt e shpejt dhe nuk më shihnin në sy, sikur do t'u ngjisja sëmundjen me vështrim. Në sytë e tyre, dukesha më i rrezikshëm se hajduti e vrasësi. Sado të mos i donin këta kriminelë, përsëri nuk i trajtonin si të padukshëm. Kur vinte puna për mua, u dukej sikur po i vështronte vdekja në fytyrë. I trembte fakti që vdekja mund të ndodhej kaq pranë dhe qe kaq e shëmtuar. Papritur, u dëgjuan zhurma rreth e rrotull. Dëgjova dikë të thërriste:

- Po vjen! Po vjen!

Me siguri që ishte Rumiu, i cili ia kishte hipur një kali të

bardhë qumësht, kishte veshur një kaftan të shkëlqyer bojë qelibari të qëndisur me gjethe floriri dhe perla, mbahej drejt e me krenari, i mençur e fisnik, nga pas i vinte një turmë adhuruesish. Rrezatonte forcë e vetëbesim, dukej më shumë si ndonjë sundimtar sesa si dijetar - dukej si sulltani i erës, i zjarrit, ujit dhe tokës. Edhe kali mbahej drejt, si ta kuptonte mirë se ç'njeri mbante në shpinë.

Futa qindarkat në xhep, mbështolla fytyrën duke lënë vetëm gjysmën e fytyrës të hapur dhe hyra në xhami. Brenda qenë ngjeshur aq shumë njerëz sa të zihej fryma, lëre pastaj të gjeje vend. Po gjëja e mirë e të qenurit lebros ishte se, sado e madhe të qe turma, e gjeja përherë një vend, ngaqë askush nuk donte të më ulej pranë.

- Vëllezër, - tha Rumiu me një zë që herë ngrihej e herë ulej. - Pafundësia e gjithësisë na bën të na duket vetja të vegjël, të parëndësishëm. Disa nga ju mund të pyesin: ç'kuptim mund të kem unë, me këtë vogëlsinë time, për Zotin? Besoj se kjo pyetje ka munduar shumë njerëz në të gjitha kohërat. Por në predikimin e sotëm, dua të jap disa përgjigje për këtë.

Dy djemtë e Rumiut gjendeshin në reshtin e parë - ai më i pashmi, Sulltan Ualadi, për të cilin thoshin të tërë se i ngjante nënës së ndjerë, dhe më i riu, Aladini, me fytyrën plot gjallëri e sytë çuditërisht dinakë. Dukej që ishin të dy shumë krenarë për të atin.

- Bijtë e Adamit janë nderuar me një dituri aq të madhe sa as malet e as qiejt nuk mund ta mbajnë, - vazhdoi Rumiu. - Ja përse thuhet në Kuran: *Vërtet, Ne ia dhamë besimin qiejve, tokës dhe maleve, por ata nuk pranuan ta mbajnë sepse kishin frikë prej tij. Vetëm njeriu e mbajti.* Meqë na u dha ky vend kaq i nderuar, ne si

qenie njerëzore nuk duhet të pranojmë të biem më poshtë nga ajo që na ka caktuar Zoti.

Duke i shqiptuar fjalët në atë mënyrë që e dinë vetëm të arsimuarit, Rumiu foli për Zotin, duke na siguruar se ai nuk qëndronte në ndonjë fron të largët në qiell, por shumë pranë gjithkujt prej nesh. Ajo që na mban kaq afër Zotit, na tha, nuk është asgjë tjetër veç vuajtjes.

- Dora jonë hapet e mbyllet pa pushim. Po të mos e bënte, atëherë do të paralizohej. Edhe qenia jonë më e thellë është pjesë e asaj që ngjishet e zgjerohet pa pushim. Që të dyja janë baraspeshuar e rregulluar aq bukur sa edhe flatrat e zogut.

Në fillim, më pëlqeu ajo që po thoshte. Më ngrohu zemrën kur mendova se gëzimi dhe hidhërimi varen nga njëri-tjetri njësoj si krahët e zogut. Por, papritur, një ndjenjë mërie sikur më mbërtheu për fyti. E ç'mund të dinte për vuajtjen Rumiu? Si bir i një njeriu të shquar dhe trashëgimtar i familjes së pasur, jeta e kishte përkëdhelur pa pushim. E dija që kishte humbur gruan e parë, po nuk besoja se kishte provuar ndonjëherë fatkeqësi të vërtetë. Kishte lindur me lugë argjendi në brez, qe rritur mes qarqeve më të ngritura, e kishin mësuar dijetarët më të mirë, të gjithë e donin, llastonin, adhuronin - si guxonte të na fliste për vuajtjet?

Zemërthyer, kuptova se hendeku mes meje dhe Rumiut ishte i stërmadh. Pse qe treguar kaq i padrejtë Zoti? Mua më kishte dhënë varfëri, sëmundje, mjerim. Rumiut i kishte falur pasuri, famë, mençuri. Me emrin e nderuar dhe sjelljen mbretërore, dukej sikur nuk i përkiste kësaj bote, të paktë, jo këtij qyteti. Mua më duhej të mbuloja fytyrën që të mos indinjoheshin njerëzit duke më parë, kurse ai shkëlqente para

popullit si xhevahir i çmuar. Pyeta veten se si do të qe sjellë po të ishte në vendin tim? A mund të ndodhte ndonjëherë që dikush aq i përkryer dhe i privilegjuar sa ai ndonjë ditë të shembej e të gremisej përdhé? E kishte vrarë ndonjëherë mendjen se si do të ndjehej po të ishte, qoftë edhe për një ditë, i flakur tej? A do të ishte vallë ky Rumiu i madh po t'i qe dhënë jeta që mu dha mua?

Pas çdo pyetjeje mëria më rritej e më fshinte çdo grimcë adhurimi që mund të kisha pasur për të. I hidhëruar e zemëruar, u ngrita e dola jashtë. Disa njerëz nga turma më panë plot habi që po i ktheja krahët një predikimi të cilin të tjerët mezi e kishin pritur.

# Shamsi

**KONIA, 17 TETOR 1244**

Bujkut që më la në qendër në qytetit i urova shëndet, pastaj gjeta një vend për të ndenjur për vete e për kalin. Hani i Tregtarëve të Sheqerit qe tamam siç e doja. Nga katër dhomat që më treguan, zgjodha atë me më pak orendi. Kishte një dyshek me një kuvertë të ngrënë, një llambë me vaj që sikur po jepte shpirt, një plithar që mund ta përdorja si jastëk dhe një pamje të bukur të qytetit, nga poshtë deri në kodrat përreth.

Pasi perëndoi dielli, u enda pak rrugëve, i habitur nga ajo përzierje besimesh, zakonesh e gjuhësh që ngatërroheshin me

njëra-tjetrën në ajër. Pashë sazexhinj ciganë, shtegtarë arabë, pelegrinë të krishterë, tregtarë hebrenj, murgj budistë, rapsodë frankë, artistë persianë, akrobatë kinezë, yshtës indianë me gjarpërinj, magjistarë zarathustrianë e filozofë grekë. Në tregun e skllevërve, pashë konkubina me lëkurë të bardhë si qumështi dhe eunukë të fuqishëm e të zinj që, nga mizoritë që kishin parë, u kishte ikur goja. Në pazar pashë berberë rrugësh me gjithë pajisje, lexues fati me sfera kristali e magjistarë që gëlltisnin zjarr. Pashë pelegrinë që udhëtonin për në Jeruzalem dhe endacakë që mu dukën si ushtarë të shpartalluar nga kryqtarët. Dëgjova njerëz që flisnin gjuhë të Venedikut, frankëve, saksonëve, grekëve, persëve, turqve, kurdëve, armenëve, hebrenjve e plot dialekte të tjera që nuk i dalloja dot çfarë ishin. Pavarësisht këtyre dallimeve të pafundme, të gjithë këta njerëz më krijuan përshtypjen e një lloj mangësie, të një pune ende të pakryer që përfaqësonin, secili prej tyre qe një vepër arti ende e papërfunduar.

I tërë qyteti qe një lloj Kulle e Babelit. Gjithçka lëvizte paprerë, ndahej, lëvizte, përhapej, mblidhej, tretej, shpërbëhej dhe vdiste. Mes kësaj rrëmuje, qëndrova në një vend të patrazuar e të heshtur, krejt moskokëçarës ndaj botës e përsëri duke ndjerë një dashuri përvëluese për të gjithë këta njerëz që përpiqeshin e vuanin. Ndërsa shihja njerëzit përreth, mu kujtua një tjetër rregull i artë: *E lehtë është të duash Zotin e përkryer, të patëmetë dhe të pagabueshëm siç është ai. Shumë më e vështirë është të duash qeniet njerëzore me tërë mangësitë e të metat e tyre. Mbaj mend, vetëm atë që mund ta duash mund ta njohësh. Nuk ka dituri pa dashuri. Pa mësuar të duam krijimin e Zotit, nuk mund ta duam dhe as t'i besojmë plotësisht Zotit.*

U solla vërdallë nëpër ca rrugica të ngushta ku zejtarë të

çdo moshe rropateshin nëpër ca dyqane të vogla e të errëta. Në çdo vend që shkova, dëgjova të flitej për Rumiun. Si mund të ndjehesh, mendova, po të jesh kaq i njohur? Si mund të ndikojë kjo mbi njeriun? Me këto pyetje në mendje, u çapita në drejtim të kundërt me xhaminë ku po predikonte Rumiu. Dalëngadalë, pamja përreth nisi të ndryshonte. Ndërsa ecja drejt veriut, shtëpitë nisën të duken më të ulëta, avllitë më të prishura e fëmijët më të ashpër e të pasjellshëm. Edhe aromat ndryshuan, u bënë më të rënda, ndjehej era e hudhrës dhe piperit. Më në fund, u futa në një rrugë ku ajri qe mbushur me lloj-lloj erërash: djersë, parfum, epsh. Më duket se kisha mbërritur në fund të qytetit.

Më zuri syri një shtëpi të shpartalluar në krye të rrugës me kalldrëm, muret i mbaheshin me ca kallama, çatia qe mbuluar me kashtë. Përpara shtëpisë qenë ulur e bisedonin ca gra. Kur panë që po afrohesha, më vështruan plot kureshtje, madje mu duk se po zbaviteshin. Anash tyre dukej një kopsht me trëndafila të çdo ngjyre e madhësie e me një aromë të mrekullueshme. Pyeta veten se kush duhet të kujdesej për ta.

Nuk mu desh të prisja shumë për të mësuar përgjigjen. Sa po i afrohesha kopshtit, dera e shtëpisë u hap me vrull dhe te pragu u dha një grua. Qe fytyrëgjerë, e gjatë dhe goxha e shëndoshë. Kur shihte vëngër, siç po bënte tani, sytë gati i zhdukeshin nën palat e mishit. Kishte ca fije mustaqe të zeza dhe borseta të trasha. Mu desh pak kohë sa ta kuptoja që ishte edhe burrë, edhe grua.

- Çfarë kërkon? - pyeti plot dyshim hemafroditja. Fytyra i ndryshonte si batica: kur vinte vala e bënte grua, kur tërhiqej, e bënte të dukej burrë. I thashë emrin dhe i kërkova të më thoshte

edhe ajo të vetin, po nuk ma vuri veshin. - Nuk është vend për ty ky, - tha dhe bëri me dorë një gjest sikur po përzinte ndonjë mizë.

- Pse jo?

- A nuk e sheh që është bordello? Ju dervishët sikur jeni betuar t'u rrini larg qejfeve. Njerëzit kujtojnë se jemi zhytur në mëkate këtu, por ta dish që gjatë Ramazanit i mbyll dyert dhe jap lëmoshë. Tani, po të shpëtoj edhe ty. Mos u afro. Kjo është qoshja më e ndyrë e qytetit.

- Mund të jetë e ndyrë nga brenda, jo nga jashtë, - e kundërshtova. - Kështu thotë rregulli.

- Ç'dërdëllis kështu? - mu hakërrua.

- Një nga dyzet rregullat, - u përpoqa t'ia shpjegoja. - *Fëlliqësia e vërtetë është ajo e brendshmja. Pjesa tjetër lahet kollaj. Vetëm një lloj ndyrësie nuk e lajnë dot as ujërat e kulluar dhe ajo është njolla e urrejtjes dhe fanatizmit që prish shpirtin. Trupin mund ta pastrosh nëpërmjet agjërimit dhe vetëpërmbajtjes, kurse zemrën e pastron vetëm dashuria.*

Hemafroditja as që po ma vinte veshin.

- Ju dervishët jeni fare të lojtur. Këtu më kanë zënë sytë lloj-lloj klientësh. Po dervish jo! Veç kur t'u dalë mjekra bretkosave! Po të lashë të hysh këtu, Zoti ka për ta rrafshuar nga themelet këtë vend dhe do të na mallkojë që i prishëm mendjen një besimtari si ti.

Nuk i mbajta dot të qeshurat.

- Nga të kanë hyrë në kokë këto ide qesharake? Kujton se Zoti na qenka ndonjë babagjysh i zemëruar e nevrik që na vështron lart nga qielli që të na hedhë mbi koka gurë e bretkosa sa herë gabojmë?

Pronarja fërkoi lehtë mustaqet e holla dhe më hodhi një vështrim të mërzitur si ai i koprracëve.

- Mos u bëj merak, nuk kam ardhur të futem në bordello, - e sigurova. - Po më pëlqen shumë ky kopshti me trëndafila.

- Aha, ai atje, - mblodhi supet hemafroditja si e lehtësuar, - është krijim i duarve të njërës prej vajzave këtu, Trëndafilit të Shkretëtirës.

Kur tha këto fjalë, ia bëri me shenjë drejt një vajze të re që ishte ulur mes grupit të lavireve. Mjekër e hollë, lëkurë e ndritshme si perlë, sy të errët si bajame ku dallohej shqetësimi. Qe aq e bukur sa të linte pa gojë. Sa e pashë, mu krijua përshtypja se ndodhej në një proces shndërrimi të thellë. Ula zërin që të më dëgjonte vetëm pronarja.

- Ajo është vajzë e mirë. Një ditë, ka për të ikur në një udhëtim shpirtëror, në kërkim të Zotit. Do ta braktisë përgjithmonë këtë vend. Kur të vijë ajo ditë, mos u përpiq ta pengosh.

Hemafroditja më vështroi e mahnitur, pastaj ma ktheu:

- Ç'dreqin po flet tani? Askush nuk më mëson se ç'bëj me vajzat e mia! Bën mirë të shkosh në djall tani! Përndryshe thirra Kokë Çakallin.

- Kush është ky? - e pyeta.

- Më mirë të mos e dish, - tha hemafroditja, duke tundur gishtin si për ta përforcuar atë që nxori nga goja.

Kur dëgjova atë emër të çuditshëm, më kaluan ca të dridhura, po nuk e zgjata.

- Nejse, po iki, - i thashë. - Po do të kthehem përsëri, kështu që mos u habit po më pe këtej rrotull. Nuk jam nga ata shenjtorët që e kalojnë tërë jetën të kërrusur nëpër lutje dhe i mbajnë sytë

e zemrat të mbyllura për botën jashtë. Ata e lexojnë vetëm në sipërfaqe Kuranin. Kurse unë Kuranin e lexoj edhe te gonxhet e luleve, edhe te zogjtë shtegtarë. Unë di të lexoj Kuranin që merr frymë në qeniet njerëzore.

- E ke fjalën, që di të lexosh njerëzit? - qeshi pronarja, por me gjysmë zemre. - Ç'lloj marrëzie është kjo tani?

- Çdo njeri është si libër i hapur, secili prej nesh është si një Kuran i hapur që ecën. Kërkimi për Zotin gjendet në zemrat e secilit, lavire apo shenjtor qoftë. Dashuria ekziston brenda secilit prej nesh që nga çasti kur kemi lindur dhe, prej atëherë, pret sa të zbulohet. Kështu thotë një nga dyzet rregullat: *E tërë gjithësia përfshihet brenda një qenie të vetme njerëzore - brenda teje. Gjithçka që sheh përreth, përfshi edhe ato që nuk të pëlqejnë, përfshi edhe njerëzit që i përbuz apo përçmon, gjendet brenda teje në shkallë të ndryshme. Prandaj, mos e kërko jashtë vetes Shejtanin. Djalli nuk është ndonjë forcë e jashtëzakonshme që na sulmon nga jashtë. Ai është një forcë e zakonshme brenda nesh. Nëse kërkon ta njohësh plotësisht veten, duke u bërë ballë me ndershmëri dhe forcë anëve të ndritura e të errëta, do të arrish në një formë më të lartë vetëdijeje. Kur njeriu e njeh mirë veten, atëherë ka njohur edhe Zotin.*

Me krahët e kryqëzuara në gjoks, hemafroditja u përkul përpara e më vështroi vëngër, me kërcënim.

- Dervishi po u predikoka kurvave! - hungëriu. - Po të paralajmëroj, nuk kam ndërmend të të lë të bezdisësh askënd këtu, me ato idetë e tua idiote. Bën mirë t'i rrish larg bordellos sime! Përndryshe, të betohem për Zotin, Kokë Çakalli ka për të ta prerë atë gjuhë të gjatë, kurse unë kam për ta ngrënë me gjithë qejf!

# Ela

**NORTHEMPTON, 28 MAJ 2008**

Brengën e ndjeu dhe atë mëngjes Ela, si tërë ditët e fundit. Nuk qe aq e mërzitur sa të qante e t'i dukej vetja e mjerë, por ama aq sa të mos i qeshte buza e të mos i merrte gjërat aq lehtë. I dukej sikur kishte mbërritur në një fazë për të cilën nuk ndjehej e përgatitur. Kur po bënte kafen në kuzhinë, mori listën e vendimeve nga sirtari dhe i hodhi një sy.

**Dhjetë gjëra që duhet t'i bëj para se të bëhem dyzet vjeç.**

1. Të përmirësoj administrimin e kohës, të organizohem më mirë, të jem e vendosur që ta shfrytëzoj kohën sa më

mirë. Të blej një bllok të ri shënimesh (E kryer).

2. Të shtoj minerale dhe antioksidantë në dietë (E kryer).

3. Të nis të merrem me rrudhat e para. Të provoj prodhimet alfa hidrokside dhe të nis të përdor kremin L'Oreal (E kryer).

4. Të ndërroj tapiceritë, të blej bimë të reja, të vendos jastëkë të rinj (E kryer).

5. Të shqyrtoj jetën, vlerat dhe besimet (E kryer përgjysmë).

6. Të largoj mishin nga dieta, të përgatis nga një meny të shëndetshme për çdo javë dhe të nis t'i jap trupit respektin që meriton (E kryer përgjysmë).

7. Të filloj të lexoj poemat e Rumiut (E kryer).

8. T'i çoj fëmijët në një shfaqje muzikore në Broduej (E kryer).

9. Të nis të shkruaj një libër gatimi (E pakryer).

10. Të hap zemrën për dashurinë!!!

Ela qëndroi në këmbë, me sytë mbërthyer në porosinë e dhjetë të listës, pa ditur të vendoste ndonjë shenjë anash saj apo jo. As që e mbante mend se ç'kishte pasur parasysh kur e kishte shkruar. Çfarë mund të kishte menduar?

- Ndoshta më duket kështu nga ndikimi i "Blasfemisë së ëmbël", - pëshpëriti. Kohët e fundit, e kishte kapur disa herë veten duke menduar për dashurinë.

I dashur Aziz,

Sot kam ditëlindjen! Më duket sikur kam arritur në një gur të rëndësishëm kilometrik në jetë. Thonë që mosha dyzetvjeçare

është si një lloj çasti vendimtar, sidomos për gratë. Po ashtu, thonë se të dyzetat quhen të tridhjetat e reja (njësoj si të gjashtëdhjetat quhen të dyzetat e reja), mirëpo, sado shumë që më pëlqen ta besoj këtë, nuk më duket dhe aq e gjetur. E kam fjalën, me kë tallemi kështu? Dyzet do të thotë dyzet! Më duket se tani do të kem "më tepër" nga çdo gjë - më tepër dije, më tepër mençuri dhe, sigurisht, më tepër rrudha dhe flokë të thinjur.

Ditëlindjet gjithnjë më kanë pëlqyer, por sot në mëngjes u zgjova me një lloj rëndese në gjoks dhe i bëra vetes ca pyetje shumë të rënda për dikë që nuk ka pirë ende as kafen e mëngjesit. Po pyesja veten, mënyra që e kam jetuar jetën deri tani a është ajo që dua ta kem edhe në vazhdim? Pastaj, më pushtoi një ndjenjë e frikshme. Po sikur edhe përgjigjja "po" edhe "jo" të më sjellin të dyja pasoja po aq shkatërrimtare? Kështu që gjeta një përgjigje të re: ndoshta!

Përshëndetje të ngrohta,
Ela.

P. S. Të kërkoj të falur që nuk munda të të shkruaja një e-mail pak më të gëzueshëm. Nuk e di pse ndjehem kaq e mërzitur sot. Nuk gjej dot ndonjë arsye (do me thënë, përveç asaj që mbusha dyzet vjeç. Më duket, nuk e quakan kot kriza e moshës së mesme).

E dashur Ela,

Gëzuar ditëlindjen! Dyzet është një moshë mjaft e bukur si për burrat ashtu edhe për gratë. A e di se, në mendimin mistik, dyzeta simbolizon ngritjen nga një nivel në një tjetër dhe zgjimin shpirtëror? Kur mbajmë zi, e mbajmë për dyzet ditë. Kur lind

foshnja, i duhen dyzet ditë që të jetë gati të nisë jetën në tokë. Dhe kur biem në dashuri, duhet të presim dyzet ditë që të sigurohemi për ndjenjat.

Përmbytja e Noes zgjati dyzet ditë dhe, ndërsa ujërat shkatërronin jetën, ato lanë edhe papastërtitë, duke u lejuar njerëzve të kishin një fillim të ri, të pastër. Në misticizmin islam, njeriu nga Zoti ndahen me dyzet shkallë. Po ashtu, ka katër faza themelore të vetëdijes dhe secila prej tyre përmban dhjetë shkallë, duke e çuar numrin e përgjithshëm të tyre në dyzet. Jezusi qëndroi dyzet ditë e net në vende të shkreta. Muhameti ishte dyzet vjeç kur i erdhi thirrja që të bëhej profet. Buda meditoi për dyzet ditë nën një pemë bliri. Të mos flasim pastaj për dyzet rregullat e Shamsit.

Kur mbush dyzet vjeç, merr përsipër një mision të ri, një detyrë tjetër në jetë! Ke mbërritur te numri më i mbarë. Urime! Nuk ke pse shqetësohesh për plakjen. Nuk ka rrudhë apo thinjë floku aq të forta sa ta mposhtë fuqinë e dyzetës!

Me ngrohtësi,
Azizi

# Lavirja Trëndafili i Shkretëtirës

**KONIA, 17 TETOR 1244**

Bordellot kanë ekzistuar qysh nga fillimi i kohërave. Po ashtu, edhe gratë si unë. Po ka diçka që më habit: pse njerëzit thonë se i urrejnë prostitutat, dhe po këta njerëz nuk e pranojnë atë prostitutë që pendohet dhe kërkon të nisë një jetë të re? Duket sikur na thonë që u vjen keq sa poshtë kemi rënë por, tani që jemi aty ku jemi, duhet të rrimë përjetë aty. Nuk e kuptoj pse ndodh kjo. Di vetëm se ka njerëz që kënaqen me mjerimin e tjetrit dhe nuk u pëlqen kur në faqe të dheut ka një të mjerë më pak. Pavarësisht se çfarë thonë dhe bëjnë, një ditë kam për të dalë nga ky vend.

Sot në mëngjes, u zgjova me dëshirën e madhe të dëgjoj predikimin e Rumiut të madh. Doja t'i tregoja të vërtetën pronares dhe t'i kërkoja leje, po e dija që do të niste të tallej.

- Që kur na shkokan kurvat në xhami? - do të më thoshte dhe do të qeshte aq fort sa fytyra e mbushur t'i skuqej e t'i bëhej spec.

Kështu që e gënjeva. Pasi u largua ai dervishi pa flokë, pronarja qe aq e trazuar saqë mu duk koha e përshtatshme të shkoja t'i flisja. Gjithnjë tregohet më miqësore kur është e shpërqendruar. I thashë që më duhej të shkoja në pazar të mbaroja ca porosi. Më besoi. Pas nëntë vjetësh që më kishte rënë bretku në punë për të, më besoi.

- Vetëm se, me një kusht, - më tha. - Do të të shoqërojë Susami.

Nuk përbënte ndonjë pengesë kjo. Më pëlqente Susami, një burrë i gjatë e i fuqishëm, me mendje prej fëmije, i shoqërueshëm dhe i ndershëm deri në pafundësi. Nuk arrija ta kuptoja se si mbijetonte në këtë botë mizore. Askush nuk ia dinte emrin e vërtetë, ndoshta as ai vetë. I kishim ngjitur këtë nofkë sepse nuk ngopej kurrë me hallvën me susam. Sa herë që ndonjë lavireje i duhej të dilte nga bordelloja, Susami e shoqëronte si hije e heshtur. E roje më të mirë se ai nuk kisha nga të gjeja.

U nisëm të dy nëpër rrugën me pluhur mes pemëve me fruta. Kur arritëm në kryqëzimin e parë, i thashë të më priste aty dhe u zhduka pas një shkurreje ku kisha fshehur një thes plot me rroba burrash. E pata më të vështirë nga sa kujtoja të vishesha si burrë. Mbështolla një brez të gjerë rreth gjoksit që ta shtypja. Pastaj mbatha poturet e gjera, një këmishë pambuku,

një pelerinë të gjatë ngjyrë kafe dhe turbanin në kokë. Në fund, mbulova gjysmën e fytyrës me shall, si udhëtarët arabë. Kur u ktheva, Susami u zmbraps, i habitur.

- Ikim, - i thashë por, kur nuk luajti vendit, zbulova fytyrën. - I dashur, nuk më njohe fare?

- Trëndafili i Shkretëtirës, ti je? - thirri Susami, duke vënë dorën mbi gojë, si fëmijët e habitur. - Pse u veshe kështu?

- Di të mbash të fshehta?

Susami pohoi me kokë dhe hapi sytë nga padurimi.

- Në rregull, - i pëshpërita. - Do të shkojmë në xhami. Po nuk duhet t'i tregosh pronares.

Susamit iu drodh buza e sipërme.

- Jo, jo. Do të shkojmë në pazar.

- Po, i dashur, por më vonë. Më parë, duhet të dëgjojmë Rumiun e madh.

Susamin e zuri frika, siç e prisja. Nuk qe mësuar me ndryshime planesh.

- Të lutem, ka shumë rëndësi për mua, - iu luta. - Nëse pranon dhe më premton që nuk do t'i tregosh askujt, do të të blej një copë të madhe hallvë.

- Hallvë, - tha Susami dhe lëpiu buzët i kënaqur, sikur edhe vetëm ajo fjalë t'ia kishte ëmbëlsuar gojën. I gëzuar nga dhurata e ëmbël që do të merrte, u nisëm drejt xhamisë ku do të fliste Rumiu.

Unë kam lindur në një fshat të vogël në Nikea. Mamaja më thoshte gjithnjë: "Ke lindur në vendin e duhur, po kam frikë se nën yllin e gabuar". Ishin kohë të vështira, të paparashikueshme. Nga njëri vit në tjetrin, asgjë nuk mbetej siç kishte qenë. Në

fillim pati zëra se do të ktheheshin kryqtarët. Kishim dëgjuar histori të tmerrshme për mizoritë që kishin bërë në Kostandinopojë, kishin plaçkitur shtëpi, kishin shkatërruar ikonat nëpër faltore dhe kisha. Pastaj dëgjuam për sulme nga selxhukët. Pa u harruar mirë rrëfimet e tmerreve të ushtrisë selxhuke, nisën ato të mongolëve të pashpirt. Emrat dhe fytyrat e armiqve ndryshonin, kurse frika nga të huajt qëndronte po aq e përjetshme sa edhe bora në malin Ida.

Prindërit i kisha bukëpjekës dhe të krishterë të mirë. Një nga kujtimet më të hershme që kam është ajo e aromës së bukës që piqej në sobë. Nuk ishim të pasur. E dija këtë qysh kur isha fëmijë. Po nuk ishim as të varfër. Ua njihja vështrimin të varfërve, kur vinin në furrë e luteshin për ndonjë copë bukë. Çdo natë, para se të flija, falënderoja Zotin që nuk më dërgonte të uritur në shtrat. Asaj kohe, Zotin e kisha shok. Kur isha shtatë vjeç, mamaja mbeti shtatzënë. Tani që e mendoj, duhet të kishte dështuar disa herë më parë, po atëherë nuk dija gjë për këto. Isha aq e pafajshme saqë, kur më pyesnin si bëhen fëmijët, u thosha që i gatuante Zoti me brumin e butë e të ëmbël.

Mirëpo foshnja që duhet të kishte gatuar Zoti për mamanë duhet të ishte goxha i madh sepse barku iu fry, iu rrit e iu forcua shumë. Mamaja u shëndosh aq shumë sa gati nuk lëvizte dot vendit. Mamia thoshte se trupi i saj qe mbushur me ujë, kjo nuk më dukej ndonjë gjë e keqe. Çka nuk dinte as ime më dhe as mamia ishte se nuk bëhej fjalë për një foshnje, por për tre. Ishin që të tërë djem. Vëllezërit dukej sikur kishin nisur luftën në barkun e mamasë. Njëri nga trinjakët kishte mbytur të vëllain me kordonin e kërthizës kurse, si për t'u hakmarrë, foshnja që vdiq kishte bllokuar rrugën dhe nuk i linte të tjerët të dilnin.

Mamasë i zgjatën plot katër ditë dhembjet e lindjes. Ditë e natë dëgjonim klithmat e saj deri sa erdhi një çast e nuk dëgjuam më asgjë.

Kur e pa që nuk e shpëtonte dot mamanë, mamia bëri sa mundi të shpëtonte vëllezërit. Mori një palë gërshërë, i hapi barkun mamasë por, në fund, vetëm njëri arriti të jetonte. Babai ia vuri atij fajin dhe, kur u pagëzua, nuk shkoi fare në ceremoni.

Pas vdekjes së mamasë, babai u shndërrua në një burrë të ngrysur e të egër, jeta nuk i ngjante më asaj të mëparshmes. Edhe furra mori të tatëpjetën. Klientët na u larguan. Nga frika se mos mbeteshim të varfër e, një ditë, mund të më duhej të dilja të lypja rrugëve, nisa të fshihja bukë të pjekura poshtë shtratit, ku thaheshin e bëheshin të forta si gur. Vuajtjet më të mëdha ranë mbi vëllain. Të paktën, për mua ishin përkujdesur dhe më kishin dashur në të shkuarën. Ai nuk njohu asgjë nga këto. Më thyhej zemra kur e shihja që e keqtrajtonin, po përsëri ndjehesha mirënjohëse që nuk ma shfrynte mua inatin babai. Do të doja t'i kisha dalë në mbrojtje vëllait. Atëherë, gjithçka do të qe ndryshe dhe nuk do të kisha përfunduar në këtë bordellon në Konia, ku jam sot. Jeta është e çuditshme. Pas një viti, babai u martua. Ndryshimi i vetëm në jetën e vëllait ishte se, keqtrajtimeve nga babai iu shtuan edhe ato nga gruaja e tij e re. Nisi të ikte përherë e më gjatë nga shtëpia. Sa herë kthehej, shihja që kishte marrë zakone përherë e më të këqija dhe shokë përherë më të liq. Një ditë, babai e rrahu aq shumë sa kujtova se e vrau fare. Pas kësaj, djali ndryshoi. Në sy i dallohej një vështrim i ftohtë dhe mizor që nuk e kishte pasur më parë. E dija se bluante diçka në mendje, po nuk e kapa dot se ç'plan

mizor po thurte. Më mirë ta kisha ditur. Do ta kisha ndaluar atë tragjedi.

Një mëngjes pranvere, babai dhe njerka u gjetën të vdekur, të vrarë me helm miu. Sa u mor vesh ngjarja, të gjitha dyshimet ranë mbi vëllain. Kur rojat nisën të pyesnin, ia mbathi i tmerruar. Nuk e pashë më kurrë. Kështu, mbeta fillikat e vetme në botë. Nuk rrija dot më në shtëpi, ku ndjeja ende aromën e sime mëje, nuk punoja dot më në furrë ku vareshin në ajër kujtime të trishtueshme, kështu që vendosa të shkoja në Kostandinopojë e të jetoja me një teze të moshuar, lëneshë, që më kishte mbetur njeriu i vetëm i afërt. Isha trembëdhjetë vjeç. I hipa një karroce për në Kostandinopojë. Isha udhëtarja më e vogël dhe e vetmja e pashoqëruar. Pak orë pas nisjes, na preu rrugën një bandë kusarësh. Morën gjithçka - bohçe, rroba, këpucë, rripa, bizhuteri, madje edhe suxhukët e karrocierit. Ngaqë mua nuk kishin ç'të më merrnin, më lanë mënjanë, me siguri që nuk do të më bënin ndonjë të keqe. Po pikërisht nuk morën të largoheshin, kryetari i bandës u kthye nga unë dhe më pyeti:

- E virgjër je ti, vogëlushe e bukur?

U skuqa dhe nuk iu përgjigja pyetjes së turpshme. Nuk e kuptova se ajo skuqje në fytyrë ishte përgjigja që priste.

- Ikim! - thirri kryetari i bandës. - Merrni kuajt dhe vajzën!

Ndërsa kundërshtoja mes lotëve, askush nga udhëtarët nuk luajti vendit të më vinte në ndihmë. Kusarët më çuan në një pyll të dendur e të errët, ku u habita me fshatin e vogël që kishin ngritur. Kishte gra e fëmijë. Rosa, dhi e derra të zinte syri ngado. Dukej si ndonjë fshat idilik, vetëm se banorët qenë kriminelë.

E kuptova shumë shpejt pse më pyeti kryetari i bandës në isha apo jo e virgjër. Drejtuesi i fshatit qe sëmurë rëndë, me

ethe të forta. Kishte shumë kohë në shtrat, trupi i qe mbushur me pika të kuqe që nuk ia shëronte asnjë lloj ilaçi. Së fundi, ia kishte mbushur dikush mendjen se, po të flinte me një vajzë të virgjër, sëmundja do t'i kalonte asaj dhe ai do të shërohej sakaq.

Në jetë, më kanë ndodhur gjëra që nuk dua t'i kujtoj. Koha e kaluar në pyll është një prej tyre. Edhe sot, sa herë që më kujtohet pylli, mendoj vetëm për pisha e për asgjë tjetër. Më pëlqente të rrija nën ato pemë, pranë grave të fshatit. Shumë prej tyre ishin të veja ose vajza të kusarëve. Kishte edhe disa lavire që kishin ardhur me dëshirën e tyre. Nuk arrija ta kuptoja pse nuk iknin nga ai vend. Unë e kisha vendosur që ashtu do të bëja. Nëpër pyll kalonin herë pas here karroca të të pasurve. Nuk e dija pse nuk i grabisnin këto karroca, deri sa kuptova se u paguanin haraç kusarëve në këmbim të rrugës së lirë. Pasi e mora vesh mirë se si funksiononin gjërat, u hodha në veprim. I dola përpara një karroce që ishte nisur për në qytetin e madh dhe bëra pazar me karrocierin që të më merrte me vete. Më kërkoi shumë parà, megjithëse e dinte që nuk kisha. E pagova me mënyrën e re që kisha mësuar.

Shumë kohë pasi mbërrita në Kostandinopojë e kuptova pse nuk largoheshin laviret nga pylli. Qyteti ishte më keq. I pamëshirshëm. Nuk e kërkova kurrë tezen plakë. Kështu siç isha katandisur, e dija se një zonjë e vërtetë si ajo nuk kishte për të më dashur. Kisha mbetur fare vetëm. Qytetit nuk iu desh shumë kohë të më ndrydhte shpirtin e të më rrënonte trupin. Befas, u gjenda e përfshirë në një botë tjetër - një botë ligësie, dhune, mizorie e sëmundjesh. Bëra disa aborte që më dëmtuan aq shumë saqë nuk më erdhën më periodat dhe nuk mund të mbetesha më shtatzënë.

Nëpër ato rrugë kam parë gjëra që nuk i them dot me fjalë. Pasi ika nga qyteti, udhëtova me ushtarë, artistë endacakë, ciganë, duke ua plotësuar të tërëve dëshirat. Pastaj më gjeti një burrë që e thërrisnin Kokë Çakalli dhe më solli në këtë bordello në Konia. Pronarja as që donte t'ia dinte nga vija, për sa kohë isha në gjendje të mirë për punë. U mrekullua fare kur i thashë që nuk mbetesha shtatzënë dhe nuk kisha për t'i krijuar asnjë problem. Për të treguar këtë shterpësi, më quajti "Shkretëtirë", pastaj, për ta zbukuruar sadopak emrin, më shtoi edhe nofkën "Trëndafil", çka më përshtatej shumë, sepse më pëlqenin trëndafilat.

Kështu e mendoj unë besimin - si një kopsht të fshehur, plot me trëndafila, ku mund të endesha e të mbushja mushkëritë me aromën e ëmbël, po ku nuk futem më dot tani. Dua që Zoti të jetë sërish shoku im. Më këtë dëshirë në zemër, i vij rrotull atij kopshti në kërkim të hyrjes, me shpresë se mos gjej një portë nga të futem.

Kur, bashkë me Susamin, mbërritëm në xhami, nuk po u zija besë syve. Burra të gjitha moshave e zanateve kishin mbushur çdo qoshe, edhe pjesën e pasme që zakonisht lihej e lirë për gratë. Isha gati të hiqja dorë e të largohesha, kur vura re një lypsar që u ngrit e doli jashtë. Duke falënderuar me vete fatin e mirë, i zura sakaq vendin kurse Susami mbeti jashtë.

Kështu arrita të dëgjoja Rumiun e madh në xhaminë e mbushur plot me burra. Nuk doja as ta mendoja se ç'mund të më ndodhte po të zbulonin se mes tyre qe futur një grua, lëre pastaj që isha edhe lavire. Duke përzënë tutje mendimet e errëta, u dhashë e tëra pas fjalimit.

- Zoti e krijoi vuajtjen me qëllim që të dalë më tepër në pah gëzimi, - tha Rumiu. - Gjërat dalin në pah përmes të kundërtës së tyre. Meqë Zoti nuk ka vetë të kundërt, ai qëndron gjithnjë i fshehur.

Ndërsa predikuesi fliste, zëri i tij ngrihej e ulej si ajo gurgullima e përroit të malit që ushqehet nga shkrirja e borës.

- Shikoni si qëndron toka poshtë e qielli lart. Ta dini se të gjitha gjërat në botë kështu janë: përmbytje dhe thatësirë, paqe dhe luftë. Gjithçka që ndodh, mos harroni, Zoti nuk e ka krijuar më kot, tërbimin e qetësinë, ndershmërinë dhe poshtërsinë.

E ulur atje, kuptova se gjithçka e kishte një qëllim. Shtatzënia e mamasë dhe beteja në barkun e saj, vetmia e pashërueshme e vëllait, madje edhe vrasja e babait dhe e njerkës, ditët e tmerrshme në pyll, dhuna që përjetova në rrugët e Kostandinopojës - të gjitha kishin ndikuar sipas mënyrave të veta në historinë time. Përtej gjithë këtyre vështirësive qëndronte një skemë më e madhe. Nuk e shihja dot qartë, por e ndjeja me gjithë zemrën. Duke dëgjuar Rumiun në xhaminë që gëlonte nga njerëzit atë pasdite, ndjeva një re qetësimi të zbriste mbi mua, aq e këndshme dhe lehtësuese sa edhe pamja e mamasë që piqte bukët.

# Hasan lypsari

**KONIA, 17 TETOR 1244**

Buběrroja nga inati, shkova dhe u ula nën një mollë. Nuk më kishte dalë ende inati me Rumiun dhe fjalimin e tij plot zjarr për vuajtjet - një fushë që ai e njihte pak, dukej qartë. Hija e minares zgjatej në rrugë. Herë duke dremitur e herë duke vështruar kalimtarët, po më zinte gjumi kur më zunë sytë një dervish që nuk e kisha parë kurrë në atë rrugë. Qe veshur me ca lecka të zeza, në dorë mbante një shkop të gjatë, nuk kishte asnjë qime në fytyrë kurse në vesh i shihej një vëth i vogël argjendi. Dukej aq i çuditshëm saqë nuk durova dot pa e ndjekur me sy.

Duke lëvizur kokën sa majtas-djathtas, nuk iu desh shumë që të më vinte re. Në vend që të mos ma vinte veshin, siç bënin gjithnjë njerëzit kur më shihnin, vuri dorën e djathtë mbi zemër e më përshëndeti si të ishim miq të vjetër. U habita dhe vështrova përreth të sigurohesha që nuk po përshëndeste dikë tjetër. Po aty nuk kishte asnjë tjetër veç meje dhe pemës së mollës. I çuditur, i hutuar, vura edhe unë dorën mbi zemër e i ktheva përshëndetjen.

Dervishi bëri ngadalë drejt meje. Ula vështrimin, duke pritur të më hidhte ndonjë qindarkë bakri në tas apo të më zgjaste ndonjë copë bukë. Mirëpo ai u ul në gjunjë e më qëndroi përballë.

- Selam alejkum, lypsar, - më tha.

- Alejkum selam, dervish, - ia ktheva. Zëri më doli aq i ngjirur sa bëra çudi me veten. Kishte shumë kohë që nuk më kishte lindur nevoja të flisja dhe gati e kisha harruar tingullin e zërit tim. Më tha se e quanin Shamsi i Tabrizit dhe më pyeti për emrin. Qesha.

- E ç'i duhet emri një njeriu si unë?

- Të tërë e kemi nga një emër, - më tha. - Zoti ka emra pa fund. Nga ata, na janë bërë të ditur nëntëdhjetenëntë. Nëse ai ka kaq shumë emra, si ka mundësi që njeriu, i cili është pasqyra e tij, të vijë rrotull pa pasur qoftë edhe një emër?

Nuk dija si t'i përgjigjesha, as e mora mundimin. Nuk e di ç'më gjeti, por i tregova:

- Kam pasur grua dhe nënën, dikur. Ato më thërrisnin Hasan.

- Atëherë, Hasan e ke, - tundi kokën dervishi. Pastaj, për habinë time, më zgjati një pasqyrë argjendi. - Mbaje, - më tha. -

Ma ka dhënë një burrë i mirë në Bagdad, po ty të duhet më shumë se mua. Do të të kujtojë se e ke Zotin brenda vetes.

Para se të hapja gojë e t'i thosha ndonjë gjë, atje tej u dëgjuan zhurma zërash. E para gjë që më erdhi ndërmend ishte se do të kishin kapur ndonjë hajdut xhepash në xhami. Pastaj, zërat u bënë më të fortë e më të egër, e kuptova se duhet të kishte ndodhur diçka më e madhe. Hajdutët e xhepave nuk ngjallnin aq shumë rrëmujë.

E zbuluam shumë shpejt. Brenda xhamisë qe kapur një grua, një lavire e njohur, e veshur si burrë. Një grup njerëzish po e shtynin jashtë duke thirrur:

- Rriheni me kamxhik mashtruesen! Rriheni laviren!

Turma e zemëruar arriti deri në rrugë. Më zuri syri shkarazi gruan e re të veshur si burrë. Qe zbehur për vdekje kurse në sytë si bajame i dukej tmerri. Kisha parë edhe vrasje të tjera në shesh më parë. Gjithnjë habitesha se sa shumë ndryshonin njerëzit kur bashkoheshin në turmë. Njerëz të zakonshëm që nuk përfshiheshin kurrë në veprime dhune - zejtarë, dyqanxhinj, çikërrimtarë - bëheshin aq agresivë sa ishin gati të vrisnin. Vrasjet në shesh nuk ishin të rralla kurse kufomat i linin në rrugë që të frikësonin të tjerët.

- E gjora grua, - i mërmërita Shamsit të Tabrizit, po kur ktheva kokën, nuk ndodhej më aty.

E pashë se si po çante rrugë mes turmës, si ndonjë shigjetë e zjarrtë e gjuajtur në qiell. Brofa në këmbë dhe iu vura pas.

Kur mbërriti në krye të vargut, Shamsi ngriti shkopin si ndonjë flamur dhe ulëriu me sa zë kishte:

- Ndaloni, njerëz! Ndaloni!

Të habitur, të tërë mbyllën gojën dhe ia ngulën sytë.

- T'ju vijë turp nga vetja! - thirri Shamsi i Tabrizit dhe përplasi fort shkopin në tokë. - Tridhjetë burra kundër një gruaje. E drejtë ju duket kjo?

- Ajo nuk e meriton drejtësinë, - foli një burrë nofullgjerë e trupmadh që dukej se e kishte shpallur veten udhëheqës të kësaj turme spontane. E njoha sakaq. Ishte një nga rojat e sigurisë, Bajbari, dhe të gjithë lypësit e qytetit e njihnin për mizorinë dhe egërsinë që kishte. - Kjo grua, e veshur si burrë, u fut fshehurazi në xhami për të mashtruar myslimanët e mirë, - tha Bajbari.

- Po më thoni se do të ndëshkoni një njeri vetëm pse u fut në xhami? Pse, krim është ky? - pyeti Shamsi i Tabrizit me përçmim.

Kjo pyetje krijoi një farë hutimi. Me sa dukej, askush nuk e kishte menduar.

- Ajo është lavire! - thirri një burrë tjetër, aq i inatosur saqë qe skuqur si piperkë në fytyrë. - Nuk ka vend në xhaminë e shenjtë!

Këto fjalë mjaftuan që ta ndiznin sërish grupin.

- Lavire! Lavire! - thirrën njëzëri disa prej tyre.

- Kapeni kurvën!

Si t'i kishte dhënë dikush urdhër, një djalë i ri kërceu para, i kapi gruas turbanin dhe ia tërhoqi me forcë. Turbani u zgjidh dhe floku i gjatë e i verdhë si luledielli i gruas u var poshtë me plot shtjella të hijshme. Mbajtëm të tërë frymën, të mahnitur nga bukuria dhe freskia e saj. Shamsi duhet t'i kishte kapur ndjenjat e përziera mes njerëzve, sepse, sa hap e mbyll sytë, nuk ua kurseu qortimet.

- Ndajeni mendjen, vëllezër. Vërtet e përçmoni këtë grua, apo e pëlqeni?

Sa tha këto fjalë, dervishi e kapi për dore laviren dhe e tërhoqi pas vetes, larg djaloshit dhe turmës. Ajo iu fsheh pas shpine, siç fshihen vajzat e vogla pas fundit të së ëmës.

- Po bën gabim të rëndë, - tha udhëheqësi i grupit, duke ngritur zërin mbi mërmëritjet e turmës. - Je i huaj në qytetin tonë, nuk i njeh rregullat këtu. Mos u përzje!

Dikush tjetër i thirri:

- Ç'lloj dervishi qenke ti? Nuk ke punë tjetër veç të mbrosh lavirеt?

Shamsi i Tabrizit ruajti qetësinë për një çast, sikur po mendohej për pyetjet që i bënë. Nuk shfaqte asnjë shenjë padurimi, mbeti gjakftohtë deri në fund. Pastaj tha:

- Po ju nga e dalluat, njëherë? Shkoni në xhami dhe, në vend që ta mbani mendjen te Zoti, e mbani te njerëzit që keni rrotull? Po të ishit besimtarë të mirë, siç thoni që jeni, nuk duhet ta kishit vënë re këtë grua as po të ishte fare lakuriq. Tani, kthehuni të dëgjoni fjalimin dhe silluni më mirë kësaj radhe.

Në tërë rrugën ra një heshtje e frikshme. Dëgjohej fëshfërima e gjetheve buzë rruge, për disa çaste, ato ishin të vetmet gjëra që lëviznin.

- Hajde, lëvizni! Nisuni, kthehuni te fjalimi, - u thirri Shamsi i Tabrizit dhe tundi shkopin sikur po trembte mizat.

Nuk i kthyen shpinën e të iknin, por bënë disa hapa prapa, të lëkundur, pa ditur si të vepronin. Disa po shihnin në drejtim të xhamisë, sikur po mendonin të ktheheshin. Pikërisht atëherë, lavirja mori zemër dhe doli nga pas shpinës së dervishit. E shpejtë si ndonjë lepur, ia mbathi nga sytë këmbët, flokët e

gjatë i hidheshin përpjetë pas çdo kërcimi. Vetëm dy burra u përpoqën ta ndiqnin. Por Shamsi i Tabrizit u zuri rrugën e u hodhi shkopin aq shpejt e papritur nëpër këmbë, saqë të dy u penguan e u rrokullisën përdhe. Disa kalimtarë qeshën me këtë pamje, edhe unë bashkë me ta.

Të vënë në siklet e të turpëruar, dy burrat u ngritën por lavirja qe zhdukur nga sytë ndërsa dervishi po largohej për qejf të vet, duke e quajtur punën të kryer.

# Sulejman pijaneci

**KONIA, 17 TETOR 1244**

Bo bo, ç'gjumë që po bëja, për shtatë palë qejfe, mbështetur me shpinë pas murit të mejhanes, po tërë ajo gjullurdi e rrëmujë atje jashtë më ngriu gjakun.

- Ç'bëhet kështu? - thirra sa hapa sytë. - Na sulmuan mongolët?

U dëgjuan të qeshura. Ktheva kokën e pashë që po talleshin me mua. Maskarenjtë!

- Mos u tremb, o pijanec plak! - thirri Kristoja, pronari i mejhanes. - Nuk po të ndjekin mongolët, jo. Po kalon Rumiu me ushtrinë e pasuesve të vet.

Iu afrova penxheres dhe pashë jashtë. E sigurt, ata ishin - një varg i tërë pasuesish e adhuruesish të zjarrtë që thërrisnin pa pushim: "Zoti është më i madhi! Zoti është më i madhi!" Mes tyre dukej Rumiu i hipur në kalë të bardhë, që rrezatonte fuqi e vetëbesim. Hapa penxheren, zgjata kokën jashtë dhe i vështrova. Duke u zvarritur ngadalë si kërmilli, vargu u afrua. Në fakt, disa nga turma ishin aq afër sa mund t'u prekja edhe kokat po të doja. Papritur, më shkrepi një mendim i bukur. Do t'ju rrëmbeja turbanët nga koka!

Mora shkopin prej druri që e përdorte Kristoja për të kruar kurrizin. Me njërën dorë mbajta hapur kanatin e penxheres kurse me shkopin në dorën tjetër u zgjata përpara, aq sa kapa me të turbanin e një burri nga turma. Sa po ia tërhiqja kur një burrë tjetër ngriti sytë kot lart dhe më vuri re.

- Selam ajlekum, - e përshëndeta dhe i buzëqesha vesh më vesh.

- Musliman në mejhane?! Turp të kesh! - mu hakërrua. - Nuk e di që vera është punë e Shejtanit?

Hapa gojën t'i ktheja xhevap, po para se të nxirrja zë, diçka më fërshëlleu mbi kokë. Vura re i tmerruar që ishte gur. Po të mos isha tërhequr çastin e fundit, do të ma kishte çarë ballin. Guri kaloi përmes penxheres së hapur dhe u përplas në tryezën e një tregtari persian që më qe ulur pranë. Nga padurimi për të mësuar se ç'po ngjiste, tregtari e mori gurin në dorë dhe e vëzhgoi sikur të qe ndonjë mesazh i pakuptueshëm nga qielli.

- Sulejman, mbylle atë penxhere dhe ktheu në tryezë! - më tha Kristoja, me zë të ngjirur dhe të shqetësuar.

- E pe se ç'ndodhi? - i thashë kur po ulesha. - Dikush më gjuajti me gur. Mund të më kishin lënë në vend!

Kristoja ngriti njërën vetull.

- Më vjen keq, po pse, ç'prisje ti? Nuk e di që ka njerëz të cilët nuk duan t'i shohin myslimanët të futen mejhaneve? Kurse ti vete e u del vetë përpara, qelbesh erë alkool, të është ndezur hunda si ndonjë fener i kuq.

- E, e pastaj, - belbëzova. - Nuk jam njeri unë?

Kristoja më rrahu supin si të më thoshte: Mos u mallëngje kot tani.

- Prandaj nuk e dua hiç fenë. Që të gjitha! Këta fetarët ia kanë mbushur mendjen vetes sikur e kanë Zotin në anën e tyre dhe na hiqen sikur janë më të mirë se ne të tjerët, - thashë.

Kristoja nuk mu përgjigj. Vetë qe besimtar, por edhe i zoti me myshterinjtë që merrnin zjarr në mejhane. Me solli një brokë tjetër me verë të kuqe dhe ndenji të më shihte kur nisa ta pija. Jashtë fryu një shkulm ere që i hapi kanat penxheret dhe futi brenda, sa majtas, djathtas, ca gjethe të thara. Për një çast, askush nuk lëvizi, duke mbajtur vesh, sikur po dëgjonim ndonjë melodi.

- Nuk e marr vesh, pse është e ndaluar në këtë botë vera, por na premtohet në parajsë? - thashë. - Nëse është vërtet aq e keqe sa thonë, pse e shërbejnë në parajsë?

- Pyetje, vetëm pyetje..., - mërmëriti Kristoja duke ngritur duart përpjetë. - Si nuk i le një herë këto pyetjet. Pse duhet të bësh pyetje për çdo gjë?

- Se ashtu. Prandaj e kemi trurin, apo jo?

- Sulejman, kam një jetë të tërë që të njoh. Nuk të kam vetëm myshteri. Të kam edhe mik. Jam në merak për ty.

- Nuk më gjen gjë mua, - i thashë, po Kristoja më ndërpreu.

- Je njeri i mirë, po gjuhën e ke shpatë. Kjo më merakos.

Ka lloj-lloj njerëzish në Konia. Dhe shumë prej tyre nuk e shohin me sy të mirë myslimanin që pi. Duhet të jesh më i matur në publik. Sillu më mirë dhe vëri fre gjuhës.

U ngërdhesha.

- A t'i vëmë kapakun këtij muhabeti me një vjershë të Khajamit?

Kristoja psherëtiu, por tregtari persian që po na dëgjonte, thirri i gëzuar:

- Po, ta dëgjojmë një vjershë nga Khajami.

Myshterinjtë e tjerë e mbështetën dhe duartrokitën fort. I nxitur kështu, mora zemër, kërceva mbi një tryezë dhe nisa të recitoja:

*- Posa e bëri Zoti në fillim,*
*Hardhinë pse ma thurni me ndalim?*

Tregtari persian thirri:
- E pra! Nuk ka kuptim kjo!

*- Thomëni, kur s'e njihni për besim,*
*Kush e ka vën' atje këtë mallkim?*

Nëse kishte ndonjë gjë që ma kishin mësuar tërë ato vite pijeje, ishte kjo, që njerëz të ndryshëm dehen ndryshe. Njihja njerëz që pinin poçe të tëra me verë çdo natë dhe vetëm gëzoheshin, këndonin dhe dremitnin. Kishte nga ata që ktheheshin në përbindësha vetëm me gjysmë gote. Nëse e njëjta pije disa i bënte të hareshëm e u hiqte forcat, kurse disa të tjerë

mistrecë e të dhunshëm, a nuk duhen bërë përgjegjës njerëzit dhe jo pija?

*Në vijën që përshkruanj në jetim*
*S'gjenj pikënisje, s'gjenj pikëmbarim:*
*Nga arthmë s'pamë dhe ku vemi s'dimë,*
*Hiç kreu, Hiç mezi, Hiçi përfundim.*

Pasoi një tjetër duartrokitje e fortë. Kësaj radhe as Kristoja nuk ndenji mënjanë.

Në një lagje çifute të Konias, në mejhanen e pronarit të krishterë Kristo, ne, një tufë e përzier nga të tëra fetë, qejflinjsh të verës, ngritëm gotat dhe e bëmë gëzuar së bashku, e kishim të vështirë të besonim në një Zot që mund të na donte e të na falte të tërëve kur dukej qartë që ne vetë nuk e bënin dot këtë gjë.

# Ela

**NORTHEMPTON, 31 MAJ 2008**

*Bëj kujdes sot që të mos pendohesh mot*, shkruhej në faqen e internetit. "Kontrolloji bluzat për shenja buzëkuqi, nuhate që të shohësh mos ka gjurmë parfumesh të tjera".

Qe hera e parë që Ela Rubinsteini ishte ulur të plotësonte një test me titull "Si të marrësh vesh nëse të mashtron bashkëshorti". Megjithëse pyetjet i dukeshin shumë të gjetura, e dinte se, me raste, jeta i ngjante ndonjë klisheje të madhe.

Pavarësisht pikëve që mblodhi në fund, Ela nuk donte të ballafaqohej me Dejvidin për këtë çështje. Ende nuk e kishte

pyetur ku qëndroi atë natë kur nuk erdhi në shtëpi. Këto ditë, kishte kaluar shumë kohë duke lexuar "Blasfeminë e ëmbël" dhe e kishte përdorur romanin si shfajësim për heshtjen që mbante. Por mendja i fluturonte gjithandej dhe po i duhej më tepër se zakonisht për ta mbaruar këtë libër. Megjithatë, historia po i shijonte së tepërmi dhe, pas çdo rregulli të ri të Shamsit, rrinte e mendonte për jetën e vet.

Kur ishin fëmijët rrotull, sillej normalisht. Edhe ata silleshin normalisht. Megjithatë, kur mbetej vetëm me Dejvidin, e kishte vënë re disa herë që ai e shihte plot kureshtje, si të habitej me atë lloj gruaje që nuk e pyeste burrin ku kishte qenë natën. E vërteta ishte se Ela nuk donte të mësonte asgjë me të cilën nuk dinte si të sillej më pas. Sa më pak të dinte për hallakatjet e të shoqit, aq më pak do ta vriste mendjen. Qe e vërtetë ajo thënia se padija është lumturi.

Për të vetmen herë, ajo lumturi u prish gjatë Krishtlindjes së fundit, kur në kutinë e tyre postare mbërriti një pyetësor nga një hotel i qytetit, i cili i adresohej drejtpërdrejt Dejvidit. Shërbimi i klientëve donte të dinte nëse i kishte pëlqyer qëndrimi në dhomat e tij. Ela ia la letrën mbi tryezë, përmbi zarfet e tjera dhe e vëzhgoi në mbrëmje kur ai nxori letrën nga zarfi i hapur dhe e lexoi.

- Pyetësor për klientët! Sikur nuk kemi njëqind punë të tjera! - tha Dejvidi dhe i dha një gjysmë buzëqeshjeje. - Vitin e shkuar zhvilluam një konferencë dentare atje. Duhet t'i kenë futur gjithë pjesëmarrësit në listën e klientëve.

Ajo i besoi. Të paktën, ajo pjesë e saj që nuk dëshironte ta përmbyste varkën. Pjesa tjetër po tregohej cinike dhe mosbesuese. Pikërisht kjo pjesë ditën tjetër gjeti numrin e hotelit

dhe i telefonoi, vetëm për të dëgjuar atë që tashmë e merrte me mend: as këtë vit dhe as vitin e shkuar nuk qe mbajtur ndonjë konferencë dentare në mjediset e tyre.

Thellë brenda saj, Ela ia vuri fajin vetes. Nuk po e mbante mirë veten, kishte shtuar goxha në peshë këto gjashtë vitet e fundit. Për çdo kile të shtuar, dëshira seksuale i pakësohej edhe më. Kurset e gatimit ia bënin më të vështirë t'i hiqte kilet e tepërta, megjithëse në grupin e saj kishte gra që gatuanin më shpesh e më mirë dhe përsëri kishin mbetur sa gjysma e saj në peshë. Kur kthente vështrimin pas, kuptonte se ngritjen krye nuk e kishte pasur kurrë pjesë të jetës. Kurrë nuk kishte tymosur bar me djemtë, fshehur pas dyerve të mbyllura, kurrë nuk e kishin flakur nga ndonjë lokal, nuk kishte përdorur kontraceptivë emergjence, nuk e kishte gënjyer kurrë të ëmën. Nuk qe larguar kurrë nga mësimi. Kurrë nuk kishte bërë seks gjatë adoleshencës. Shoqet në moshën e saj kishin abortuar ose i kishin dhënë për adoptim foshnjat e lindura jashtë martese, kurse ajo vetëm sa kishte ndjekur historitë e tyre siç shihte në televizor lajmet për urinë në Etiopi. Ela trishtohej që në botë ndodhnin tragjedi të tilla, por e vërteta ishte se ajo nuk qe ndjerë kurrë sikur jetonte në të njëjtën botë me këta fatkeq. Kurrë nuk qe shquar për bredhje nëpër festa, as në rini. Të premteve mbrëma, i pëlqente më shumë të rrinte në shtëpi e të lexonte ndonjë libër sesa të festonte si e harbuar mes të panjohurve nëpër festa të marra.

- Pse nuk i ngjan pak Elës? - u thoshin fqinjat vajzave të tyre. - E shikon, ajo nuk futet kurrë në telashe.

Ndërkohë që mamatë e shoqeve e adhuronin, fëmijët e shihnin si ndonjë budallaqe që nuk merrte erë nga jeta. Nuk qe

aspak çudi që edhe në shkollë të mesme nuk ia kishte varur njeri. Një herë, një shoqe i kishte thënë:

- E di se ku qëndron problemi me ty? E merr jetën shumë seriozisht. Je aq e mërzitshme sa s'bëhet!

E kishte dëgjuar më vëmendje dhe i kishte thënë se do ta mendonte një herë.

As modelin e flokëve nuk e kishte ndryshuar shumë gjatë viteve - të gjata, të drejta, me ngjyrë mjalti, të cilët i lidhte bisht pas. Përdorte shumë pak makijazh, pakëz buzëkuq të zbehtë, një ton të lehtë të gjelbër për sytë që, sipas vajzës, më shumë ia fshihte sesa ia nxirrte na pah sytë e kaltër në gri. Edhe kur kishte ndonjë ngjarje, nuk kujdesej të bënte vija të përsosura me lapsin e syve dhe gjithnjë njëra qepallë e kishte vijën më të trashë se tjetra.

Ela kishte filluar të dyshonte se diçka mund të mos shkonte mirë me të. Ose ndërhynte dhe kundërshtonte shumë (si në rastin e planeve të Xhenetës për martesë) ose tregohej tepër pasive dhe e butë (si në rastin e bredhjeve të burrit). Kishte një Ela tekanjoze e plot kontroll dhe një Ela të pashpresë e plot durim. Nuk e dinte se kush prej tyre mund të nxirrte kokën dhe kur.

Pastaj, kishte edhe një Ela të tretë, që vëzhgonte gjithçka e qetë, duke pritur të vinte edhe ora e saj. Pikërisht kjo Ela i thoshte që ishte e qetë deri në budallallëk por që, poshtë kësaj, qëndronte një qenie e mekur, që mbante brenda vetes një vërshim të shpejtë inati dhe kryengritjeje. Ishte vetëm çështje kohe.

Duke u menduar për të gjitha këto gjëra atë ditë të fundit të majit, Ela bëri diçka që kishte kohë pa e bërë. U lut. I kërkoi Zotit t'i jepte një dashuri që ta përpinte të tërën, përndryshe ta bënte aq të fortë e të paepur sa të mos ia ndiente mungesën

dashurisë për jetën që i kishte mbetur.

- Cilëndo që të zgjedhësh, të lutem, zgjidhe shpejt, - shtoi në fund të lutjes. - Mbase e ke harruar, por i kam mbushur dyzet vjeç. Dhe, siç e sheh, nuk dukem dhe aq mirë me këto vite.

# Lavirja Trëndafili i Shkretëtirës

**KONIA, 17 TETOR 1244**

Bulçitë mezi i mbushja me frymë, por vrapova e vrapova nëpër rrugicën e ngushtë pa e kthyer kokën. Mushkëritë më digjnin, gjoksi po më çahej kur, më në fund, mbërrita në pazarin plot rrëmujë e u mbështeta pas një muri, nuk po më mbanin më këmbët. Vetëm atëherë mora zemër të vështroja pas. U habita por edhe u lehtësova kur pashë se po më ndiqte vetëm një njeri: Susami. Më erdhi pranë, dihaste nga lodhja, krahët i kishte varur pa pikë fuqie, ndërsa në fytyrë dukej i habitur dhe i shqetësuar, nuk e kishte marrë vesh pse ia kisha mbathur si e çmendur nëpër rrugët e Konias.

Gjithçka kishte ndodhur aq shpejt saqë vetëm në pazar nisa t'i bashkoja pjesët e ngjarjes. Po qëndroja e ulur në xhami, e dhënë pas predikimit, e zhytur mes perlave të mençurisë së Rumiut. Në atë përhumbje, nuk e kisha vënë re se një djalë ngjitur me mua më kishte shkelur pa dashje shallin me të cilin kisha mbështjellë fytyrën. Pa e ndier fare, shalli rrëshqiti dhe më hoqi mënjanë edhe turbanin, duke më shfaqur kështu gjithë fytyrën dhe një pjesë të flokëve. E mbështolla shallin shpejt e shpejt dhe vazhdova të dëgjoja Rumiun, duke kujtuar se nuk më kishte vënë re njeri. Por kur ngrita sytë, pashë që më kishte ardhur pranë një burrë i ri që m'i kishte ngulur sytë. Me fytyrë katrore, hundë të mprehtë e nënqeshej në buzë. E njoha sakaq. Ishte Bajbari. Bajbari qe një nga ata klientët e bezdisshëm me të cilin nuk donte të shkonte asnjë nga vajzat e bordellos. Disa burra kishin një lloj sjelljeje që edhe donin të rrinin me ne, laviret, po njëherësh edhe na fyenin. I tillë qe edhe ai. Tregonte gjithnjë barsoleta të ndyra, kishte karakter të tmerrshëm. Një herë e rrahu aq keq një vajzë saqë edhe pronarja që i kishte qejf paratë, i tha të ikte e të mos shkelte më aty. Mirëpo vazhdonte të vinte. Të paktën, edhe për ca muaj. Pastaj, nuk e mora vesh përse, nuk erdhi më në bordello dhe as ne nuk pyetëm se ç'ishte bërë me të. Tani, ja ku mu shfaq, me mjekër të gjatë si besimtar, po përsëri me të njëjtin vezullim të lig në sy. Ula kokën. Por tashmë qe vonë. Më kishte njohur. Bajbari i pëshpëriti diçka burrit që kishte pranë pastaj, dy prej tyre, mu afruan e më erdhën vërdallë. Këta të dy shkuan i thanë diçka një tjetri dhe pas kësaj, njëri pas tjetrit, mu mblodhën disa burra rrotull. Ndjeva fytyrën të më skuqej e zemrën të më rrihte fort, po nuk lëvizja dot vendit. U kapa fort pas asaj shpresës prej fëmije se, po të rrija aty e të

mbyllja sytë, do të na mbështillte të tërë errësira e do të shpëtoja. Kur ngrita sërish sytë, Bajbari po çante rrugën mes turmës, drejt meje. U sula drejt derës, por qe e pamundur të dilje, aq shtrënguar rrinin njerëzit. Bajbari më kapi sa hap e mbyll sytë, nga pas i ndjeva frymëmarrjen kërcënuese. Më mbërtheu për krahu dhe tha nëpër dhëmbë:

- Ç'do lavirja këtu? Si nuk ke turp?

- Të lutem... të lutem, më lësho, - belbëzova, po mu duk sikur nuk më dëgjoi fare.

Shokët i erdhën menjëherë pranë. Të fuqishëm, të frikshëm, plot besim e përbuzës, të inatosur e tërë hundë e buzë, duke më hedhur sharje. Të gjithë aty rrotull u kthyen të shihnin ç'po ndodhte, disa ia bënë "cuk-cuk" në shenjë qortimi, po askush nuk ndërhyri. Me trupin të lëshuar si ndonjë copë brumi, i lashë të më shtynin për nga dalja. Kur dolëm në rrugë, po shpresoja të më vinte në ndihmë Susami dhe, po ta shihja keq punën, do të gjeja mundësinë e t'ia mbathja. Por, sapo dolëm në rrugë, njerëzit u bënë më të egër e më trima. Pashë e tmerruar se brenda xhamisë nuk e kishin ngritur zërin nga respekti për predikuesin dhe dëgjuesit, prandaj më kishin nxjerrë jashtë, kurse atje, në rrugë, nuk kishte ç'ti ndalonte. Kisha kaluar shumë vështirësi në jetë, po aq ngushtë sa këtë herë nuk isha ndier kurrë. Pas shumë vitesh ngurrimi, kisha vendosur më në fund të hidhja një hap drejt Zotit kurse ai si po ma shpërblente? Duke më nxjerrë me shqelma nga shtëpia e vet!

- Nuk duhet të isha futur atje, - i thashë Susamit me zë të ngjitur e të mekur. - Kanë të drejtë. Një lavire si unë nuk ka vend as në xhami, as në kishë dhe as në shtëpitë e tjera të Zotit.

- Mos fol kështu!

Ktheva kokën të shihja kush foli dhe nuk u besova syve. Qe ai, dervishi endacak e tullac. Susami buzëqeshi i kënaqur që po e shihte përsëri. U përkula t'i puthja dorën, por më ndaloi.

- Jo, të lutem.

- Si mund të të falënderoj? Të detyrohem shumë, - iu përgjërova. Mblodhi supet, sikur nuk i interesonte.

- Nuk më detyrohesh asgjë, - tha. - Nuk i detyrohemi askujt veç atij atje lart.

Tha se e quanin Shamsi i Tabrizit, pastaj shtoi diçka që më habiti shumë:

- Disa njerëz e nisin jetën me një aureolë mjaft të ndritshme por pastaj i humbasin dhe i zbehin ngjyrat. Edhe ti dukesh si një prej tyre. Dikur, aura jote qe më e bardhë se zambaku, me disa pika të verdha dhe rozë, por u fashit me kalimin e kohës. Tani është bërë kafe e zbehtë. Nuk ua ndjen mungesën ngjyrave të fillimit? Nuk dëshiron të bashkohesh me vetë thelbin tënd?

E vështrova, e humbur në fjalët e tij.

- Aureola jote e ka humbur shkëlqimin sepse gjatë këtyre viteve e ke bindur veten se je fëlliqur si brenda, ashtu dhe jashtë.

- E fëlliqur jam, - i thashë dhe kafshova buzën. - E di se si e nxjerr bukën unë?

- Prit të të them një histori, - tha Shamsi. Dhe ja çfarë më tregoi:

*Një ditë, një lavire kaloi pranë një qeni rruge. Kafsha po dihaste nën diellin e nxehtë, i etur e i mjerë. Lavirja hoqi këpucën, e mbushi me ujë në një pus dhe ia zgjati. Pastaj vazhdoi rrugën. Ditën tjetër, shkoi te një sufist që e mbanin për njeri të ditur. Sa e pa, ai i puthi duart. Ajo mbeti pa fjalë. Por ai i tha se mirësia që kishte treguar ndaj qenit ishte kaq e çiltër saqë të gjitha mëkatet i ishin falur.*

E kuptova ç'donte të më thoshte Shamsi i Tabrizit, por diçka brenda meje nuk donte t'i besonte. Kështu që i thashë:

- Të siguroj se edhe po të ushqej tërë qentë e Konias, nuk ka shpëtim për mua.

- Nuk ke nga ta dish këtë; vetëm Zoti e di. Pastaj, pse mendon se ata burrat që të nxorën sot nga xhamia na qenkan më pranë Zotit?

- Edhe po nuk qenë më pranë Zotit, - iu përgjigja, në mëdyshje, - kush guxon t'ua thotë? Ua thua dot ti?

Dervishi tundi kokën.

- Jo, nuk funksionon kështu. Duhet t'ua thuash ti.

- Mendon se do të ma vinin veshin? Ata më urrejnë.

- Do të të dëgjojnë, - tha i vendosur. - Sepse nuk ka as "ata" dhe as "unë". Vetëm duhet të mbash parasysh se gjithçka dhe gjithkush në gjithësi ka lidhje. Nuk jemi qindra e mijëra qenie të ndryshme. Jemi vetëm Një.

Prita të më shpjegonte më tej, por ai shtoi:

- Kështu thotë një nga dyzet rregullat. *Nëse kërkon të ndryshosh mënyrën se si të trajtojnë të tjerët, duhet të ndryshon së pari mënyrën me të cilën trajton veten. Po nuk mësove të duash veten, plotësisht dhe sinqerisht, nuk ka asnjë mënyrë që të duan të tjerët. Kur të arrish në këtë shkallë, ji mirënjohës për çdo gjemb që mund të të fusin të tjerët. Është shenja se, së shpejti, do të mbushesh me trëndafila.*

Heshti pak dhe vazhdoi:

- Si mund t'u vësh faj të tjerëve që nuk të respektojnë kur mendon edhe vetë se nuk e meriton respektin?

Mbeta aty, pa mundur të nxirrja asnjë fjalë kurse realiteti sikur po më rrëshqiste duarsh. Mendova për tërë ata burra me të cilët kisha shkuar - erërat e tyre, duart me kallo, thirrjet e

rënkimet... Kisha parë djem të këndshëm që shndërroheshin në përbindësha dhe përbindësha që bëheshin të urtë si qengja. Një herë, kisha një klient që e kishte zakon të pështynte kur bënte seks.

- Qelbësirë, - thoshte dhe më pështynte në gojë, në fytyrë, ngado, - lavire e qelbur.

Kurse ky dervish po më thoshte se isha po aq e pastër sa uji i burimit. Po më dukej si ndonjë shaka pa kripë dhe kur bëra të qeshja, nga gryka nuk më doli zë, por psherëtimë.

- E shkuara i ngjan asaj vorbullës. Po e le të të trazojë të tashmen, ka për të thithur të tërën brenda, - tha Shamsi si të më kishte lexuar mendjen. - Koha është iluzion. Duhet të jetosh çastin. Vetëm kjo ka rëndësi.

Duke thënë këto fjalë, nxori një shami mëndafshi nga xhepi i brendshëm i mantelit.

- Mbaje, - më tha. - Ma ka dhënë një burrë i mirë në Bagdad, po ty të duhet më shumë se mua. Do të të kujtojë që zemrën e ke të pastër dhe Zotin e mban brenda teje.

Pasi tha këto fjalë, dervishi kapi shkopin dhe bëri të ikte.

- Vetëm, largohu nga ajo bordello, - tha.

- Ku? Si? Nuk kam ku të shkoj.

- Nuk është ndonjë problem ky, - tha Shamsi me sytë që i shkëlqenin. - *Mos e vrit mendjen se ku do të të çojë rruga. Përqendrohu vetëm te hapi i parë. Ajo është pjesa më e vështirë, vetëm për atë je përgjegjëse. Pasi ta kesh hedhur atë hap, lëri të tjerat të vijnë natyrshëm. Nuk duhet të të rrëmbejë rryma. Ti vetë duhet të jesh rryma.*

Pohova me kokë. Nuk mu desh ta pyesja për ta kuptuar se edhe kjo e fundit ishte një tjetër nga rregullat e tij.

# Sulejman pijaneci

**KONIA, 17 TETOR 1244**

Bardhakun e fundit të verës e zbraza pak para mesnatës dhe dola nga mejhania.

- Mbaj mend ç'të thashë. Vëri fre gjuhës, - më këshilloi edhe një herë Kristoja dhe më përshëndeti me dorë.

Tunda kokën, isha me fat që kisha një mik aq të mirë që merakosej për mua. Sa dola në rrugën e errët e të zbrazët, më kapi një lloj trishtimi si kurrë më parë. Nuk do të qe keq të kisha marrë një shishe verë me vete. Pija do të më bënte mirë.

Ndërsa lëkundesha e këpucët më pengoheshin nëpër gurët e kalldrëmit, më erdhi ndërmend pamja e njerëzve që ndiqnin

Rumiun. Nuk më pëlqente ai shkëlqimi i syve të tyre. Nëse urreja diçka në botë, qe kjo lloj pastërtie e tyre. Më kishin sharë aq shpesh këta qibarë saqë edhe kur i sillja ndërmend më futeshin të dridhurat në palcë.

Mes këtyre mendimeve, u ktheva në një qoshe e u futa në një rrugë anësore. Aty ishte edhe më errët sepse pemët e larta nuk e linin dritën të hynte. Si të mos mjaftonte kjo, edhe hëna shkoi e u fsheh pas një reje, duke më zhytur në terr të plotë e të dendur. Po të mos qe kështu, do t'i kisha dalluar dy rojat e sigurisë që po më afroheshin.

- Selam alejkum, - i përshëndeta por, në përpjekje për të fshehur frikën, zëri më doli më i gëzuar nga ç'duhej.

Rojat nuk ma kthyen përshëndetjen, vetëm më pyetën ç'bëja rrugëve në atë orë aq të vonë.

- Po shëtis, - mërmërita.

Ndaluam ballë për ballë, mes një heshtjeje të rëndë që prishej vetëm nga të lehurat e largëta të qenve. Një nga burrat mu afrua edhe një hap dhe nuhati.

- Qelbesh erë, - shfryu.

- Po, era verë, - pohoi roja tjetër.

Vendosa ta kaloja me të qeshur këtë gjendje.

- Mos u shqetësoni. Kundërmimi është vetëm metaforik. Meqë ne myslimanëve na lejohet të pimë vetëm vetën metaforike, edhe era metaforike duhet të jetë.

- Ç'dreqin po dërdëllit tani? - hungëriu roja e parë.

Pikërisht atëherë, hëna doli nga prapa resë e na lau të tërëve me dritën e saj të zbehtë e të butë. Tani mund ta dalloja burrin që më rrinte përpara. Kishte fytyrë katrore, me mjekër të zgjatur përpara, sy bojë qielli dhe hundë me majë. Mund ta quaje edhe

të pashëm po të mos kishte njërin sy gjysmë të mbyllur dhe fytyrën aq të ngrysur.

- Ç'bën kaq vonë rrugëve? - përsëriti. - Prej nga vjen e ku po shkon?

Nuk dija ç't'i thosha.

- Këto janë pyetje të thella, bir. Po t'ua dija përgjigjen, do ta kisha zgjidhur misterin e qenies sonë në këtë botë.

- Me kë tallesh ti, more qelbësirë? - mu hakërrua roja dhe, para se ta mblidhja mendjen, nxori kamxhikun që fërshëlleu në ajër.

Bëri ca veprime aq të tepruara sa nisa të qeshja. Por goditja tjetër e kamxhikut më ra drejt e mbi gjoks. Qe aq e shpejtë sa humba drejtpeshimin e rashë.

- Kjo do të të mësojë si të sillesh, - më kërcënoi roja duke kaluar kamxhikun nga njëra dorë në tjetrën. - A e di se pija është mëkat i madh?

Megjithëse po ndjeja ngrohtësinë e gjakut tim në trup, megjithëse koka po më vinte rrotull nga dhimbja, ende nuk po e besoja që më kishte gjuajtur me kamxhik në mes të rrugës një djalë që, për nga mosha, mund të ishte im bir.

- Jepi atëherë, më dëno, - iu ktheva. - Nëse parajsa e Zotit qenka ruajtur për njerëz si ti, atëherë më mirë të digjem në ferr.

I tërbuar, roja nisi të më godiste me sa fuqi kishte. Mbulova fytyrën me duar, po as kjo nuk më bëri derman. Më erdhi në mendje një këngë e vjetër gazmore, fjalët e së cilës nisën të më dilnin vetë nga buzët e gjakosura. I vendosur të mos dukesha që po vuaja, nisa të këndoja përherë e më fort, pas çdo fshikullimi të kamxhikut:

- *Më puth, e dashur, dhe shtrydhma zemrën pa merak,*

*Buzët i ke të ëmbla si verë qershie, m'i jep dhe pak.*

Sarkazma ime e tërboi fare rojën. Sa më shumë e ngrija zërin, aq më fort më godiste. Nuk e kisha besuar kurrë se mund të gjendej aq shumë inat brenda një njeriu të vetëm.

- Mjaft, Bajbar! - dëgjova t'i thërriste i trembur roja tjetër. - Ndalo, more burrë!

Aq papritur sa filloi, ashtu edhe ndaloi. Doja t'i thosha edhe një fjalë të fundit, ndonjë gjë të fortë, po gjaku që më kishte mbushur gojën nuk e la zërin të dilte. Stomaku mu mblodh dhe, para se ta merrja vesh, shpërtheva në të vjella.

- More fund, plehrë, - më shau Bajbari. - Vetë e ke fajin që të katandisa kështu.

Më kthyen shpinën e u zhdukën në terrin e natës.

Nuk e di sa qëndrova i dergjur përdhe. Mund të kishin kaluar disa minuta, mund të kishte ikur nata e tërë. Koha e humbi peshën, njësoj si çdo gjë tjetër. Hëna u fsheh përsëri prapa reve e më la jo vetëm pa dritë, por edhe pa qenë i vetëdijshëm se kush isha. Shumë shpejt, rashë në një kllapi mes jetës e vdekjes, pa e vrarë mendjen se kur do të merrte fund. Kur nisi të më ikte ajo mpirje, dhembja nisi të më pushtonte valë-valë. Koka më vinte rrotull, krahët e këmbët nuk më bindeshin. Në këtë gjendje, nisa të rënkoja si kafshë e plagosur.

Pastaj më ra të fikët. Kur u përmenda, shallvaret më ishin lagur me urinë kurse çdo pjesë e trupit më dhembte si mos më keq. Nisa t'i lutesha Zotit ose të më linte përsëri pa ndjenja ose të më jepte për të pirë, kur dëgjova hapa të afroheshin. Mund të qe ndonjë endacak, ndonjë plaçkitës, ndonjë vrasës. E kur e mendova pak, pse duhet të merakosesha? Aq keq isha saqë nuk më trembte më asnjë lloj gjëje që mund të më sillte nata.

Nga terri doli një dervish i gjatë e trupholle, fare tullac. U përkul e më ndihmoi të ngrihesha ndenjur. Më tha se e quanin Shamsi i Tabrizit dhe më pyeti për emrin.

- Sulejman, pijaneci i Konias, në shërbimin tuaj, - i thashë dhe pështyva një dhëmb të thyer nga goja. - Gëzohem që u njohëm.

- Je gjakosur, - pëshpëriti Shamsi dhe nisi të më fshinte gjakun nga fytyra. - Jo vetëm nga jashtë, po edhe nga brenda.

Tha këto fjalë dhe nxori një pagur argjendi nga xhepi i pelerinës.

- Lyeji plagët me këtë melhem, - më tha. - Ma ka dhënë një njeri i mirë në Bagdad, po ty të hyn në punë më shumë se mua. Megjithatë, duhet të dish se plaga që ke brenda është më e thellë dhe për atë duhet të kujdesesh më tepër. Kjo do të të kujtojë se e ke Zotin brenda vetes.

- Faleminderit, - dëgjova zërin tim që u mek nga mirësia e tij. - Ai roja i sigurisë... më rrahu me kamxhik. Tha se e kisha hak.

Sa shqiptova ato fjalë, nuk e përmbajta më vajin si prej fëmije dhe nevojën për pakëz ngushëllim e mëshirë. Shamsi i Tabrizit tundi kokën.

- Nuk kanë të drejtë. Çdo njeri di si ta kërkojë vetë hyjnoren. Ka një rregull për këtë, që thotë: *Të tërë jemi krijuar sipas pamjes së tij, po përsëri secili është krijuar i ndryshëm nga tjetri dhe i veçantë. Nuk gjen dy njerëz njësoj. Nuk ka dy zemra që të rrahin sipas të njëjtit ritëm. Po të kishte dashur Zoti të na bënte të tërëve njësoj, mund të na kishte bërë. Prandaj, po nuk respektove ndryshimet dhe po u imponove mendimet e tua të tjerëve, ke treguar mungesë respekti ndaj planit hyjnor të Zotit.*

- Nuk qenka keq, - i thashë, i habitur që më erdhi zëri. - Po ju sufistët sikur vini në dyshim gjithçka për të.

Shamsi i Tabrizit buzëqeshi i lodhur.

- Ashtu bëjmë, por dyshimet janë të mira. Tregojnë që je gjallë dhe vazhdon të kërkosh.

Më foli gati me gëzim e ritëm, sikur po recitonte vargje nga ndonjë libër.

- Pastaj, askush nuk bëhet besimtar brenda natës. E kujton veten për besimtar, të ndodh një gjë në jetë dhe nuk beson më; pas kësaj, bëhesh përsëri besimtar, pastaj jobesimtar, e kështu me radhë. Deri sa arritëm në një shkallë të caktuar, kështu luhatemi pa pushim. Kjo është rruga e vetme për të ecur përpara. Pas çdo hapi, i afrohemi më shumë së Vërtetës.

- Sikur t'i dëgjonte Kristoja këto fjalë, do të të thoshte t'i vije fre gjuhës, - i thashë. - Ai thotë se veshë të ndryshëm duan fjalë të ndryshme.

- Nuk e ka fare gabim, - qeshi Shamsi i Tabrizit dhe kërceu në këmbë. - Hajde të të çoj në shtëpi. Duhet të lyesh plagët e të shtrihesh të flesh.

Më ndihmoi të ngrihesha, po nuk hidhja dot këmbët. Pa ngurruar asnjë çast, dervishi më ngriti në krahë sikur të mos peshoja fare dhe më hodhi në kurriz.

- Kujdes se do të të qelb fare, - mërmërita plot turp.

- Nuk ka gjë, Sulejman, mos u bëj merak.

Kështu, pa e vrarë mendjen për urinën, gjakun e kundërmimin tim, dervishi më mbajti në kurriz nëpër rrugët e ngushta të Konias. Kaluam buzë shtëpish e kasollesh të zhytura në gjumë të thellë. Qentë na lehën fort dhe egër nga pas mureve e gardheve, si të donin t'u tregonin të tërëve kush po kalonte.

- Gjithnjë kam dashur të di kuptimin e verës në poezinë sufiste, - i thashë. - Është reale apo metaforike ajo vera së cilës i këndojnë sufistët?

- Pse, çfarë ndryshimi ka, mik? - më pyeti Shamsi i Tabrizit para se të më lëshonte përpara shtëpisë. - Ka një rregull që e shpjegon këtë: *Kur dashamirësi i vërtetë i Zotit shkon në mejhane, mejhania bëhet dhoma e tij e lutjeve, kur pijaneci shkon në dhomën e lutjeve, atëherë ajo bëhet mejhane. Në çdo veprim që bëjmë, dallimi vjen nga zemra, jo nga sjellja e jashtme. Sufistët nuk i gjykojnë njerëzit nga ajo si duken apo se si janë. Kur sufisti sheh dikë, ai i mbyll të dy sytë dhe, në vend të tyre, hap syrin e tretë - syrin që arrin të shohë mbretërinë e brendshme.*

Kur mbeta vetëm në shtëpi, pas asaj nate të gjatë e rraskapitëse, nisa të mendoja për ato që më kishin ndodhur. Sado që ndjehesha për faqe të zezë, diçka brenda meje më falte një lloj qetësie të bekuar. Për një çast, e kuptova të tërën dhe doja të rrija aty përgjithmonë. Atë çast, kuptova se kishte Zot dhe se ai më donte.

Megjithëse isha i dërrmuar e i copëtuar ngado, për çudinë më të madhe, nuk ndjeja më asnjë dhimbje.

# Ela

**NORTHEMPTON, 3 QERSHOR 2008**

B*iç Bojs* dhe muzika e tyre dëgjoheshin nga dritaret e hapura, ndërsa me fytyrat e nxira lehtë nga dielli i atij pragu vere, studentët e universitetit lëviznin ngado me makina. Ela vështronte si e topitur lumturinë e të rinjve kurse mendja i rrinte te ngjarjet e ditëve të fundit. Së pari, kishte gjetur Spiritin të ngordhur në kuzhinë dhe, megjithëse i kishte thënë disa herë vetes që të bëhej gati për këtë çast, jo vetëm që u hidhërua thellë por e mbërtheu dhe një ndjenjë vetmie sikur humbja e qenit ta kishte lënë fillikat në atë botë. Pastaj zbuloi se Orli vuante nga bulimia dhe këtë e dinin të tërë në klasën e saj. Kjo

e bëri Elën të ndjehej shumë fajtore, nisi të ngrinte dyshime për marrëdhënien që kishte me vajzën e vogël dhe të vinte në pikëpyetje kujdesin e saj si nënë. Ndjenja e fajit nuk qe e re në vargun e ndjenjave të Elës, por kjo humbje vetëbesimi te aftësia si nënë ishte krejt e re.

Gjatë kësaj kohe, Ela kishte filluar të shkëmbente disa e-maile në ditë me Aziz Z. Zaharën. Dy, tri, ndonjëherë edhe pesë. I shkruante për gjithçka dhe, për çudinë e saj të madhe, ai gjithnjë i përgjigjej. Ku e gjente kohën apo lidhjen e Internetit që të kontrollonte e-mailin edhe në ato vende të largëta, Ela këtë nuk e kuptonte. Por nuk iu desh shumë kohë para se ta ndjente veten të lidhur pas fjalëve të tij. Nisi të kontrollonte e-mailin sa herë që i vinte rasti - fillimisht sa zgjohej, pastaj pas mëngjesit, pastaj kur kthehej nga shëtitja e shkurtër, kur hante drekën, para se të bënte punët, ndonjëherë edhe gjatë tyre, madje nisi të futej edhe nëpër Internet-kafe. Kur shihte emisionet që i pëlqenin në televizor, kur grinte domatet në klubin e gatimit "Fuzion", kur fliste në telefon me miqtë apo kur dëgjonte binjakët të ziheshin për shkollën dhe detyrat e shtëpisë, e mbante laptopin të ndezur dhe e-mailin të hapur. Kur nuk i kishte ardhur mesazh i ri nga Azizi, lexonte të vjetrat. Sa herë i vinte ndonjë mesazh i ri prej tij, nuk e mbante dot buzëqeshjen, gjysmë të hareshme e gjysmë të shqetësuar nga ajo që po ndodhte. Sepse, diçka po ndodhte.

Shumë shpejt, shkëmbimi i e-maileve me Azizin e bëri Elën të ndjente se, në një farë mënyre, po shkëputej nga jeta e matur dhe e qetë. Nga një grua me njolla të mërzitshme të përhimëta e të murrme në pëlhurën e jetës, po kthehej në një grua me ngjyrë të fshehtë - një të kuqe të ndezur torturuese. Dhe i pëlqente. Azizi nuk qe nga ata burra sa për të kaluar kohën. Për

të, njerëzit që nuk kishin zemrën si udhëheqëse kryesore në jetë, që nuk hapeshin dot ndaj dashurisë dhe nuk ndiqnin rrugën e saj ashtu siç ndiqte diellin luledielli, nuk duheshin quajtur si njerëz të gjallë. (Ela pyeste veten nëse ky përkufizim e fuste apo jo në listën e sendeve.) Azizi nuk shkruante kurrë për motin apo për filmat e rinj që kishte parë. Shkruante për gjëra të tjera, më të thella, siç ishin jeta dhe vdekja apo mbi të gjitha, për dashurinë. Ela nuk qe mësuar t'i shprehte ndjenjat për këto tema, sidomos një të panjohuri, po ndoshta vetëm një i panjohur mund ta bënte një grua të thoshte atë që mendonte.

Ela mendonte se, nëse kishte qoftë edhe një grimcë flirti në këtë letërkëmbim, qe aq i pafajshëm sa do t'u bënte mirë të dyve. Mund të flirtonin me njëri-tjetrin, mund ta vendosnin njëri-tjetrin nëpër qoshe të largëta brenda hapësirës së pafundme virtuale. Falë këtij letërkëmbimi, shpresonte të rifitonte një pjesë të asaj vlere që i dukej se i kishte humbur pas martesës. Azizi qe nga ata burra të rrallë që gruaja mund t'i dashuronte pa e humbur respektin për veten. Ndoshta edhe atij mund t'i dukej e këndshme të vendosej në qendër të vëmendjes së një gruaje amerikane në moshë të mesme. Interneti edhe i shtonte edhe i pasuronte sjelljet reale duke të dhënë mundësinë të flirtoje pa u ndjerë fajtore (të cilën nuk e donte, sepse tashmë kishte shumë ndjenja të tilla) dhe duke të ofruar një aventurë a rreziqe (të cilën e donte sepse nuk kishte pasur kurrë). Ishte si ta ndukje pakëz frytin e ndaluar pa u shqetësuar për kaloritë e tepërta - nuk kishte asnjë pasojë.

Kështu që, ndoshta ishte blasfemi për një grua të martuar e me fëmijë t'i shkruante e-maile intime një të panjohuri, por duke pasur parasysh natyrën platonike të marrëdhënies së tyre, Ela erdhi në përfundimin që bëhej fjalë për një blasfemi të ëmbël.

# Ela

**NORTHEMPTON, 5 QERSHOR 2008**

Besoj se je mirë, i dashur Aziz,

Në një nga e-mailet e tua, më thoshe se ideja që mund të kontrollojmë ecurinë e jetës përmes zgjedhjeve të arsyeshme është aq absurde sa edhe ai peshku që kërkon të kontrollojë oqeanin ku noton. Kam menduar shumë për fjalët e tua: "Ideja e Qenies që Di ka sjellë jo vetëm pritje të rreme por edhe kundërshtime në vendet ku jeta nuk na i plotëson këto pritje".

Tani e kam radhën unë të të rrëfehem: jam paksa fanatike përsa i përket kontrollit të vetes. Të paktën, kështu do të të thoshin njerëzit që më njohin më mirë. Deri para pak kohësh, kam qenë

mama tepër e rreptë. Kisha shumë rregulla (më beso, nuk janë aq të këndshme sa rregullat e tua sufiste!) dhe me mua nuk bëje dot pazarllëqe. Një herë, vajza e madhe më akuzoi se përdorja strategji guerile. Më tha se gërmoja në jetët e tyre dhe përpiqesha të kapja çdo mendim të gabuar të tyre apo dëshirë që mund të kishin!

E di atë këngën "Të bëhet ç'të bëhet"? Epo, ja ku po ta them që nuk e kam pasur kurrë për refren. "Të bëhet ç'të bëhet" nuk më ka shkuar asnjëherë për shtat; nuk e lë dot veten të më marrë rryma. E di që je njeri fetar, po unë nuk jam e tillë. Megjithëse në familje e festojmë shpesh Sabatin, personalisht nuk e mbaj fare mend herën e fundit kur jam lutur. (Oh, në fakt, e mbaj mend. Në kuzhinë, para dy ditësh, po kjo nuk quhet, sepse i ngjante më tepër ankimit ndaj një më të madhi). Një herë e një kohë, kur isha në shkollë, ndjehesha vërtet e lidhur shpirtërisht me Pashkët dhe lexoja ndonjë gjë nga Budizmi ose Taoizmi. Madje një herë bëmë plan me një shoqe të shkonim e të kalonim një muaj së bashku në një vend kulti në Indi, po kjo fazë e jetës nuk më zgjati aq shumë. Sado tërheqëse që më dukeshin mësimet mistike, mendoja se ishin shumë të urta dhe nuk mund të gjenin zbatim në jetën moderne. Qysh atëherë, kam ndryshuar mendje.

Shpresoj që mos ndjehesh i fyer nga kundërshtia ime ndaj fesë. Të lutem shikoje si një rrëfim të gjatë nga dikush që tregon vëmendje ndaj teje.

Me ngrohtësi
Ela

E dashur guerile Ela,
E-maili yt më gjeti duke u bërë gati të largohesha nga

Amsterdami për në Malaui. Më caktuan t'u bëj fotografi banorëve të një fshati ku po bën kërdinë SIDA dhe ku shumë fëmijë kanë mbetur jetimë. Nëse gjithçka shkon mirë, do të kthehem pas katër ditësh. Mund të shpresoj që do të ndodhë kështu? Po. Mund ta kontrolloj këtë? Jo! Gjithçka që mund të bëj është të marr laptopin me vete, të përpiqem të gjej ndonjë lidhje Interneti dhe të shpresoj që do të jem gjallë ditën tjetër. Pjesa tjetër nuk varet nga unë. Këtë sufistët e quajnë elementin e pestë - zbrazëtinë. Elementi hyjnor i pashpjegueshëm dhe i pakontrollueshëm të cilin ne, qeniet njerëzore, nuk mund ta kuptojmë por që duhet ta mbajmë gjithnjë parasysh. Nuk besoj te "mosveprimi" nëse me këtë fjalë quan të mos bësh asgjë, të mos tregosh asnjë interes të thellë për jetën. Por besoj se elementi i pestë duhet respektuar.

Besoj se të gjithë e kemi bërë nga një marrëveshje me Zotin. Unë vetë e di që e kam bërë. Kur u bëra sufist, i premtova Zotit të bëja më të mirën nga ajo që mundesha dhe pjesën tjetër t'ia lija atij dhe vetëm atij në dorë. Pranova faktin se ka gjëra jashtë mundësive të mia. Unë mund të shoh vetëm disa pjesë, si pjesët e një filmi, kurse skemën e madhe kuptimi im nuk e rrok dot.

Tani, ti mendon se jam njeri fetar. Nuk jam ashtu. Jam shpirtëror, është ndryshe. Fetarja dhe shpirtërorja nuk janë njësoj dhe besoj se hendeku mes të dyjave nuk ka qenë kurrë më i madh se sot. Kur hedh vështrimin nëpër botë, shoh se dallimi po thellohet. Nga njëra anë, besojmë te liria dhe fuqia e individit pavarësisht Zotit, qeverisë apo shoqërisë. Në shumë mënyra, qeniet njerëzore po bëhen më egoiste dhe bota më materialiste. Nga ana tjetër, njerëzimi si një i tërë po bëhet më shpirtëror. Pasi u mbështetëm aq gjatë vetëm te arsyeja, duket se kemi arritur në një pikë ku po i njohim kufijtë e mendjes. Sot, njësoj si në kohët e

Mesjetës, ka një shpërthim të vërtetë interesi drejt shpirtërores. Përherë e me tepër njerëz në Perëndim po përpiqen të krijojnë hapësirë për shpirtërorën mes jetës aq të vrullshme. Por megjithëse synojnë për mirë, metodat i kanë shpesh të papërshtatshme. Shpirtërorja nuk është si ajo garnitura e re për gjellën e vjetër. Nuk është diçka që mund t'ia shtojmë jetës pa bërë ndryshime të mëdha në të.

E di që të pëlqen të gatuash. A e di se Shamsi thotë që bota është një kazan i madh dhe brenda tij po zien diçka e madhe? Ende nuk e dimë se çfarë. Gjithçka bëjmë, ndjejmë ose mendojmë, është pjesë përbërëse e kësaj përzierjeje. Na duhet të pyesim veten se çfarë po i shtojmë kazanit. Po i shtojmë mëri, armiqësi, inat dhe dhunë? Apo po i shtojmë dashuri dhe harmoni?

Po ti, e dashur Ela? Çfarë përbërësish po i shton çomlekut kolektiv të njerëzimit?

Sa herë mendoj për ty, përbërësi që shtoj është një buzëqeshje e madhe.

Me dashuri,
Azizi

PJESA E TRETË

# Era



GJËRAT E LËVIZSHME, TË NDRYSHUESHME
DHE SFIDUESE

# Fanatiku

**KONIA, 19 TETOR 1244**

Brenda dëgjoheshin qentë që lehnin e hungërinin nën dritaren e hapur. U ngrita ndenjur në krevat, me dyshimin se mund të kishin nuhatur ndonjë hajdut që po rrekej të hynte në shtëpi ose ndonjë pijanec që endej rrugës. Njerëzit për së mbari nuk flenë dot më rehat. U prish e u shthur dynjaja. Më parë nuk ishte kështu. Ky qytet ka qenë vend i qetë deri para ca vitesh. Shthurja morale nuk ndryshon shumë nga ajo sëmundja e kobshme që vjen pa lajmëruar dhe përhapet shpejt, duke zënë të pasur e të varfër, pleq e të rinj. Kështu është katandisur qyteti ynë sot. Të mos qe për punën që kam në

medrese, nuk do të dilja kurrë nga shtëpia.

Falë Zotit, ka njerëz që e vënë interesin e të gjithëve mbi të vetin dhe punojnë ditë e natë për të forcuar rendin. Njerëzit e duan nipin tim të ri, Bajbarin. Gruaja dhe unë jemi krenarë për të. Është mirë të dish se në këtë orë të vonë, kur të liqtë, kriminelët e pijanecët bëjnë rrëmuja, Bajbari dhe djemtë e patrullës së tij të sigurisë vijnë vërdallë nëpër qytet për të na mbrojtur.

Që nga vdekja e parakohshme e vëllait tim, u bëra kujdestari kryesor i Bajbarit. I ri, i fuqishëm, nisi të punonte si roje sigurie para gjashtë muajsh. Thashethemexhinjtë folën e thanë se ia dhanë punën për shkak të pozicionit tim si mësues në medrese. Budallallëqe! Bajbari ishte aq i fuqishëm dhe i zoti saqë e fitoi vetë atë punë. Edhe po të kishte vajtur ushtar do të qe shkëlqyeshëm. Donte të shkonte në Jeruzalem të luftonte kundër kryqtarëve, por unë me gruan vendosëm se ishte më mirë të rrinte në qytet e të krijonte familje.

- Na duhesh këtu, bir, - i thashë. - Edhe këtu ke plot gjëra me se të luftosh.

Në fakt ashtu ishte. Sot në mëngjes i thashë gruas se po jetonim kohë të vështira. Nuk ishte rastësi që çdo ditë dëgjonim nga një tragjedi të re. Nëse mongolët na kishin mundur njëherë, nëse të krishterët po përparonin me kauzën e tyre, nëse fshat pas fshati e qytet pas qyteti po plaçkiteshin nga armiqtë e Islamit, kjo ndodhte për faj të atyre njerëzve që vetëm emrin e kanë myslimanë. Kur njerëzit nuk mbahen më pas litarit të Zotit, me siguri që do ta humbasin rrugën. Mongolët u dërguan si ndëshkim për mëkatet tona. Po të mos kishin qenë mongolët, do të vinte ndonjë tërmet, ndonjë zi buke apo ndonjë

përmbytje. Sa gjëma të tjera duhet të përjetojmë që mëkatarët e këtij qyteti ta marrin mesazhin e të kthejnë rrugë? Kam frikë se ndonjë ditë do të na bien gurë nga qielli. Ndonjë ditë, do të fshihemi të tërë nga faqja e dheut duke ndjekur gjurmët e banorëve të Sodomës dhe Gomorrës. Po këta sufistët, shumë keq po ndikojnë. Si guxojnë ta quajnë veten myslimanë, kur lëshojnë nga goja gjëra që myslimani as guxon t'i mendojë? Më kërcen gjaku në kokë kur i dëgjoj të thonë emrin e profetit, paqja qoftë mbi të, për të përhapur ato idetë e tyre të sëmura. Thonë se, pas një fushate lufte, profeti Muhamet lajmëroi se njerëzit e tij që tani e tutje do ta braktisnin xhihadin e vogël për hir të xhihadit të madh - për betejën kundër egoizmit të brendshëm. Sufistët thonë se, që prej asaj kohe, egoja është armikja e vetme, ndaj së cilës duhet të luftojnë myslimanët. Duket gjë e këndshme, po si mund të na ndihmojë kjo të luftojmë armiqtë e Islamit? Çuditem shumë. Sufistët shkojnë më tutje dhe thonë se ligji i shenjtë është thjesht një etapë e rrugës. Për çfarë etape po na flasin vallë? Si të mos mjaftonte kjo, na thonë se besimtari nuk mund të lidhet me rregullat e etapave të mëparshme. Dhe ngaqë iu pëlqen ta mendojnë veten sikur janë ngjitur disa shkallë më lart, e përdorin këtë për të mos respektuar ligjin e shenjtë. Pija, vallëzimi, muzika, poezia dhe piktura iu duken më të rëndësishme se detyrat fetare. Predikojnë andej-këtej se, meqë në Islam nuk ka hierarki, të gjithë duhet të ndjekin rrugën e vet në kërkim të Zotit. Duket si e parrezikshme dhe e padëmshme, por po të gërmosh mirë nën këto fjalë, zbulon se mesazhi i tyre përmban diçka të kobshme: që nuk ka nevojë t'u kushtosh vëmendje autoriteteve fetare.

Po të dëgjosh sufistët, Kurani i shenjtë na qenka i mbushur plot me simbole të errëta dhe aludime të shumëllojshme, çdonjëri nga të cilët duhet interpretuar në mënyrë mistike. Kështu që ata provojnë se si vibron çdo fjalë me një numër të caktuar, studiojnë kuptimin e fshehtë të numrave dhe kërkojnë kuptime të paqarta në tekst, duke bërë ç'është e mundur të mos lejojnë leximin e qartë e të thjeshtë të mesazhit të Zotit.

Disa sufistë shkojnë më tej dhe thonë se qeniet njerëzore janë Kurani që flet. Në qoftë se kjo nuk quhet blasfemi, nuk e di se ç'mund të quhet tjetër. Pastaj janë dhe këta dervishët endacakë, një kategori tjetër krejt e papërshtatshme. Kalandarë, Hajdarë - me lloj-lloj emrash njihen. Për mua ata janë më të këqijtë, ç'të mirë mund të të sjellë një njeri që nuk zë dot vend për vete? Nëse dikush nuk e ka ndjenjën e përkatësisë, mund të endet në çdo drejtim si ajo gjethja e thatë që e merr era. Viktima të përsosura për Shejtanin.

Po filozofët, se mos janë më të mirë se sufistët. Vijnë e vijnë rrotull, a thua se mendjet e tyre të vogla na kapkan pakuptueshmërinë e gjithësisë! Ka zëra që thonë se filozofët dhe sufistët komplotojnë së bashku.

*Një filozof na u takua një ditë me një dervish dhe iu puq shumë muhabeti. Të dy folën për ditë të tëra pa pushim, duke i plotësuar fjalën njëri-tjetrit.*

*Më në fund, kur u ndanë, filozofi e përmblodhi gjithë bisedën me fjalët: "Çdo gjë që di unë, ai e sheh".*

*Ndërsa sufisti dha këtë vlerësim: "Gjithçka shoh unë, ai e di".*

Kështu që sufisti kujton se sheh, kurse filozofi kujton se di. Po të më pyesësh mua, ata as dinë gjë e as shohin gjë. A nuk e kuptojnë se, si qenie njerëzore të thjeshta, të kufizuara dhe të

vdekshme, nuk na takon të dimë më tepër nga sa duhet? Më e madhja që mund të bëj një qenie njerëzore, është të përvetësojë një grimcë të vogël informacioni për të Plotfuqishmin. Me kaq merr fund. Nuk e kemi për detyrë të interpretojmë mësimet e Zotit, por t'u bindemi atyre.

Kur të kthehet Bajbari në shtëpi, do të diskutojmë ca për këto çështje. E kemi bërë si zakon, si një lloj rituali të vogël. Çdo natë pasi lë turnin, vjen të hajë supën dhe bukën që i përgatit gruaja ime dhe ia shtrojmë muhabetit për gjendjen. Më pëlqen kur e shoh që ka oreks. Duhet të jetë i fortë. Një djalë i ri dhe me parime si ai ka shumë për të bërë në këtë qytet të pafe.

# Shamsi

**KONIA, 30 TETOR 1244**

Buzëmbrëmjes, para se të takoja Rumiun, vetëm një natë përpara, u ula në ballkonin e hanit të Tregtarëve të Sheqerit. Më gëzonte zemra nga madhështia e gjithësisë që kishte krijuar Zoti sipas përfytyrimit të tij, në mënyrë që ngado të ktheheshim, mund ta kërkonim dhe ta gjenim atë. Megjithatë njerëzit rrallë e bënin këtë.

Solla ndër mend njerëzit që kisha takuar - lypësin, laviren dhe pijanecin. Njerëz të zakonshëm që vuanin nga e njëjta sëmundje: ndarjen nga i Madhërishmi. Ky qe lloji i njerëzve që dijetarët nuk arrinin ta shihnin kur mbylleshin brenda kullave

se qe të lidhshin. Pyesja veten nëse duhet të qe ndryshe ky Rumin. Nëse jo, i vura vetes detyrë të shërbeja si hallkë lidhëse mes tij dhe shtresave të ulëta të shoqërisë.

Qyteti më në fund ra në gjumë. Qe ora e natës kur edhe kafshët stepeshin e nuk e trazonin paqen që sundonte. Kjo më bënte përherë të trishtuar dhe të ngazëllyer që të mbaja vesh gjumin e qytetit, duke pyetur veten se ç'histori jetoheshin pas atyre dyerve të mbyllura, ç'histori mund të kisha përjetuar unë, po të kisha zgjedhur një rrugë tjetër. Po zgjedhjen nuk e kisha bërë unë. Rruga më kishte zgjedhur mua.

M'u kujtua një përrallë. *Një dervish endacak mbërriti në një qytet, ku banorët nuk ua kishin besën të huajve.*

*- Largohu! - iu hakërryen. - Këtu nuk të njeh askush!*

*Dervishi ua ktheu i qetë:*

*- Po, po unë njoh veten time dhe më besoni se do të ishte shumë më keq po të qe e kundërta.*

Përsa kohë që edhe unë e njoh veten, gjithçka është në rregull. Kushdo që njeh veten, njeh të Madhërishmin.

Hëna më mbështolli me rrezatimin e vet të ngrohtë. Një shi i butë, i lehtë si ndonjë shall mëndafshi, nisi të binte mbi qytet. Falënderova Zotin për këtë çast të bekuar dhe e lashë veten në duart e tij. Brishtësia dhe shkurtësia e jetës më goditën përsëri dhe mu kujtua një rregull tjetër: *Jeta është një barrë e përkohshme dhe kjo botë nuk është gjë tjetër veçse një imitim i zbehtë i Realitetit. Vetëm fëmijët e ngatërrojnë lodrën me realen. Por edhe qeniet njerëzore, ose bëjnë si fëmijët me lodrën, ose e thyejnë atë me përçmim dhe e hedhin mënjanë. Në këtë jetë, qëndroju larg të gjitha skajeve sepse ato të prishin baraspeshën e brendshme.*

Sufisti nuk priret nga skajet. Sufisti qëndron gjithnjë në mes dhe zgjedh vetëpërmbajtjen.

Nesër në mëngjes do të shkoj në xhaminë e madhe e të dëgjoj Rumiun. Mund të jetë predikues aq i madh sa e bëjnë të tërë por, në fund, gjerësia dhe thellësia e çdo gojëtari përcaktohet nga ata që e dëgjojnë. Fjalët e Rumiut mund t'i ngjasojnë një kopshti plot gjembaçë, barishte, bredha dhe kaçube, por i takon vizitorit ta vlerësojë ku qëndron e bukura. Kur shkulen lulet e bukura, pak njerëz i kushtojnë vëmendje bimëve me gjemba. Por e vërteta është se nga këto shpesh nxirren ilaçe të çmuara.

A nuk ndodh kështu edhe në kopshtin e dashurisë? Si mund ta meritojë dashuria emrin e vet, nëse prej saj zgjedhim vetëm gjërat e bukura dhe i lëmë mënjanë vështirësitë? Është shumë kollaj ta pëlqesh të mirën e ta përçmosh të keqen. Të tërë mund ta bëjnë këtë. Por vështirësia është të duash të mirën e të keqen bashkë, jo ngaqë duhet të pranosh të vështirën bashkë me të lehtën, por sepse duhet t'i kapërcesh këto përshkrime dhe ta pranosh dashurinë në tërësinë e saj.

Vetëm një ditë më ka mbetur para se të takoj shokun e ri. Nuk më zë gjumi.

Oh, Rumi! Mbreti i mbretërisë së fjalëve dhe kuptimeve!
Do të më njohësh vallë kur të më shohësh?
Më shiko!

# Rumiu

**KONIA, 31 TETOR 1244**

Bekuar qoftë kjo ditë kur takova Shamsin e Tabrizit. Ditën e fundit të tetorit, ajri ishte i acartë dhe frynte një erë e fortë që lajmëronte fundin e vjeshtës.

Sot pasdite xhamia qe mbushur si përherë. Duke u predikuar turmave të mëdha, përpiqem as të mos i harroj, as të mos e kem mendjen te dëgjuesit. Për ta bërë këtë ka vetëm një rrugë: ta përfytyroj turmën si një person i vetëm. Qindra njerëz vijnë e më mbajnë vesh çdo javë, por unë i flas vetëm një njeriu - atij që dëgjon jehonën e fjalëve të mia në zemër dhe që më njeh si asnjë tjetër.

Kur dola nga xhamia, pashë që ma kishin bërë kalin gati. Krifa e kalit qe krehur e zbukuruar me fije të arta e zilka të vogla argjendi. Më pëlqente gjithmonë t'i dëgjoja këto zile të tringëllonin në çdo hap që hidhte, por me tërë ata njerëz nëpër rrugë nuk mund të lëvizja shpejt. Me hap të ngadaltë kaluam pranë dyqaneve të rrënuara dhe shtëpive me çati prej kashte. Thirrjet e dyqanxhinjve përziheshin me të qarat e fëmijëve dhe të bërtiturat e lypësve që kërkonin ndonjë qindarkë. Shumë nga këta njerëz më kërkonin që të lutesha për ta, disa të tjerë thjesht donin të më ecnin përkrah. Por kishte nga ata që prisnin më shumë, më kërkonin t'i shëroja nga ndonjë sëmundje vdekjeprurëse apo nga mallkimet. Këta ishin të vetmit që ma prishnin terezinë. Si nuk e shihnin dot që unë nuk isha as profet e as mjek dhe nuk bëja dot mrekullira?

Sapo u kthyem në një qoshe dhe iu afruam hanit të Tregtarëve të Sheqerit, më zuri syri një dervish endacak që po çante mes turmës, në drejtimin tim, dhe m'i kishte ngulur sytë si shigjetë. Lëvizjet i kishte të shkathëta dhe të prera, dukej sikur rrethohej nga një aureolë vetëbesimi të mjaftueshëm. Nuk kishte flokë. As mjekër. As vetulla. Megjithëse fytyrën e kishte aq të hapur sa s'thuhet, shprehjen e kishte krejt të padepërtueshme. Por nuk më bëri aq përshtypje pamja e tij. Për vite me radhë kisha parë dervishë endacakë të të gjitha llojeve që kalonin në Konia në kërkim të Zotit. Me tatuazhe të çuditshme, me vëthë të shumtë në veshë e në hundë, shumë nga këta tipa pëlqenin që të quheshin "të pashtruar". Flokët i mbanin ose shumë të gjatë ose i qethnin fare. Disa Kalandarë kishin edhe gjilpëra të futura në gjuhë. Kështu që, kur e pashë për herë të parë këtë dervish,

nuk më bëri përshtypje pamja e jashtme. Mund të them se më tërhoqi vështrimi i tij.

Sytë e tij të zinj të shponin më keq se thikat. Ndaloi në mes të rrugës dhe ngriti lart të dy krahët si të donte të ndalonte jo vetëm turmën, por edhe rrjedhën e kohës. Ndjeva një tronditje të më përshkonte gjithë trupin, si një parandjenjë e beftë. Kali u nervozua dhe nisi të shfryjë fort, duke tundur kokën sa lart, poshtë. U përpoqa ta qetësoja, por më duhet ta pranoj se edhe unë po ndjehesha nervoz.

Para syve të mi, dervishi iu afrua kalit, i cili nisi të hidhej e të përdridhej, dhe i pëshpëriti diçka që nuk e dëgjova dot. Kali nisi të merrte frymë thellë, por kur dervishi tundi dorën si të bënte ndonjë gjest përfundimtar, u qetësua plotësisht. Një valë habie pushtoi turmën. Dëgjova dikë të pëshpëriste:

- Bëri magji të zezë!

Pa u vënë veshin atyre që kishte rrotull, dervishi më vështroi plot kureshtje.

- O dijetar i madh i Lindjes dhe Perëndimit, kam dëgjuar shumë për ty. Kam ardhur këtu të të bëj një pyetje nëse më lejon.

- Jepi, - i thashë nën zë.

- Në fillim duhet të zbresësh nga kali që të bëhesh njësoj me mua.

U habita aq shumë nga ato fjalë saqë, për disa çaste, nuk fola dot. Njerëzit që kisha rrotull u zmbrapsën pak. Kurrë më parë nuk më kishte folur njeri kështu.

Ndjeva fytyrën të më ndizej e stomakun të më shtrëngohej nga sikleti, por e kontrollova veten dhe zbrita nga kali. Dervishi ndërkaq më ktheu shpinën dhe nisi të ecte tutje.

- Ej, prit të lutem! - i thirra dhe i rashë nga pas. - Dua të dëgjoj pyetjen.

Ndaloi dhe u kthye. Më buzëqeshi për herë të parë.

- Në rregull, më thuaj të lutem, cili nga këta të dy është më i madh sipas mendjes tënde: profeti Muhamet apo sufisti Bistami?

- Ç'lloj pyetjeje qenka kjo? - i thashë. - Si mund ta krahasosh profetin tonë të nderuar, paqja qoftë me të, të fundit në radhën e profetëve, me një mistik të panjohur?

Na rrethoi një turmë kureshtarësh, por dervishi dukej që nuk e çantë kokën për njerëzit rrotull. Duke m'i ngulur sytë në fytyrë, nguli këmbë:

- Të lutem mendoje pak. A nuk ka thënë profeti: "Të lutem Zot më fal, sepse nuk të njoh ashtu si duhet të të njihja", ndërsa Bistami ka thënë: "Lëvduar qofsha sepse e mbaj Zotin brenda mantelit"? Nëse dikush ndihet aq i vogël përballë Zotit dhe dikush tjetër thotë se e mban Zotin brenda vetes, cili nga ata është më i madh?

Zemra më rrahu aq fort sa ndjeva tëmthat të më pulsonin. Pyetja nuk mu duk më aq e çuditshme. Në fakt mu duk sikur më kishin hequr një perde nga sytë dhe ajo që më priste pas saj qe një gjëegjëzë intriguese. Një buzëqeshje e shpejtë, si një fllad kalimtar, përshkoi buzët e dervishit. Tani e dija që nuk ishte thjesht ndonjë njeri me hënë. Ishte një njeri që po bënte një pyetje - një pyetje që nuk e kisha menduar asnjëherë më parë.

- E kuptoj se ç'po përpiqesh të më thuash, - ia nisa, pa dashur të më ndihej një dridhje e lehtë në zë. - Po i krahasoj të dyja pohimet dhe po të them se, megjithëse pohimi i Bistamit duket si më i lartë, në fakt është krejt e kundërta.

- Mezi po pres të të dëgjoj, - tha dervishi.

- Siç mund ta dish, dashuria e Zotit është oqean i pamasë dhe qeniet njerëzore kërkojnë gjithnjë të marrin sa më shumë ujë që të munden prej tij por, në fund të fundit, sasia e ujit që mund të marrim varet nga madhësia e kupave që kemi. Disa njerëz kanë fuçi, disa të tjerë kova, e disa të tjerë vetëm tasa të vegjël.

Ndërsa flisja, shihja shprehjen e dervishit të ndryshonte nga një shpërfillje e nënshtruar në miratim të hapur dhe nisi të buzëqeshte si dikush që dallon mendimin e vet tek fjalët e dikujt tjetër.

- Bistami e kishte enën të vogël dhe mund ta shuante etjen me një gllënjkë. Me aq sa kishte, qe i lumtur. Ishte mrekulli që e dallonte hyjnoren brenda vetes por përsëri ka një dallim të madh mes Zotit dhe Unit. Nuk e kishte arritur njësimin e tyre. Sa për profetin, ai qe i zgjedhuri i Zotit dhe kupën që duhet ta mbushte e kishte më të madhe. Prandaj në Kuran, Zoti e pyeti: "A nuk ta hapëm ne zemrën?". Atij iu rrit zemra, iu zmadhua kupa dhe nuk shuante dot etjen. Nuk është çudi që tha: "Nuk të njohim ashtu siç duhet të të njihnim", megjithëse e njihte Zotin si askush tjetër.

Me një ngërdheshje dashamirëse, dervishi tundi kokën dhe më falënderoi. Pastaj vendosi dorën në zemër në shenjë mirënjohjeje dhe qëndroi ashtu disa çaste. Kur na u ndeshën përsëri sytë, vura re se buzëqeshjes së tij i qe shfaqur një gjurmë mirësie.

Vështrova prapa dervishit peizazhin e përhimët ngjyrë perle, të zakonshëm për qytetin tonë në këtë kohë të vitit. Ca gjethe të thara na u mbështollën nëpër këmbë. Dervishi më vështroi me një lloj tjetër interesi dhe, në dritën e zbehtë të

diellit që po perëndonte, për një sekondë të vetme, mund të betohem se arrita ta shihja aureolën ngjyrë fildishi përreth tij.

U përkul drejt meje plot respekt. Edhe unë u përkula drejt tij. Nuk e di sa kohë qëndruam ashtu, me qiellin ngjyrë vjollcë të varur sipër kokave. Pas pak, turma përreth nisi të lëvizte e nervozuar, duke na parë me një habi që i afrohej kundërshtimit, ndërsa shkëmbenim ato përshëndetje. Nuk më kishin parë kurrë t'i përkulesha ashtu dikujt tjetër dhe fakti që e kisha bërë këtë për një sufist të thjeshtë endacak kishte tronditur shumë njerëz, përfshi edhe pasuesit e mi më të afërt.

Edhe dervishi duhet ta kishte ndjerë këtë tendosje në ajër.

- Tani më mirë të shkoj e të të lë mes adhuruesve të tu, - tha me zërin që kishte një timbër të kadifenjtë, gati si në pëshpërimë.

- Prit, - i thashë. - Mos ik të lutem, qëndro!

Mu duk i menduar në fytyrë, në buzë iu krijua një rrudhë e trishtuar, sikur donte të thoshte dhe diçka por nuk mundej. Atë çast, në atë heshtje, dëgjova brenda meje pyetjen që nuk ma kishte bërë. "Po ti o predikues i madh? Pa më thuaj pak sa të madhe e ke kupën ti?" Pastaj nuk kishim ç'të thoshim më. Të dyve na munguan fjalët. Bëra një hap drejt dervishit, aq sa mund të shihja njollat ngjyrë ari në sytë e tij të zinj. U mbusha befas me një ndjenjë të çuditshme, sikur ta kisha jetuar edhe më parë këtë çast. Jo një herë, por dhjetëra herë. Nisën të më kujtoheshin copëza të vogla. Një burrë i gjatë e i dobët, me një vello në fytyrë, me gishtat që i kishin marrë flakë. Atëherë e njoha. Dervishi që më rrinte përballë, nuk ishte tjetër veçse ai që shihja nëpër ëndrra. E dija që e gjeta shokun tim. Por në vend që të hidhesha përpjetë nga gëzimi, siç kisha menduar gjithnjë se do të bëja, më mbërtheu një frikë e akullt.

# Ela

**NORTHEMPTON, 8 QERSHOR 2008**

Befas, rrethuar nga pyetje dhe përgjigje të munguara, Elës iu duk se kishte shumë gjëra të habitshme në letërkëmbimin me Azizin, sidomos fakti që vetë kjo gjë po ndodhte.

Ishin të dy kaq të ndryshëm në çdo drejtim, saqë po habitej se si mund të shkëmbenin aq shpesh e-maile me njëri-tjetrin.

Azizi u ngjante atyre mozaikëve prej kartoni të fëmijëve, që duheshin bashkuar copë pas cope. Me çdo e-mail të ri që i vinte prej tij, vinte në vend një copë të re të këtij mozaiku. Ela nuk mund ta shihte ende të gjithë pamjen, por tani kishte zbuluar

disa gjëra për njeriun me të cilin shkëmbente letra. Kishte mësuar nga faqja e tij se Azizi ishte fotograf profesionist dhe shtegtar i zellshëm, i cili kishte shkelur edhe qoshet më të largëta të botës po aq natyrshëm dhe lehtë sa mund të shëtiste edhe në park. Nga zemra qe nomad i palodhur, kishte qenë kudo, në Siberi, Shangai, Kalkutë dhe Kazablanka. Udhëtonte vetëm me një çantë shpine dhe një fyell kallami, kishte bërë miq në vende që Ela nuk i gjente dot as në hartë. Roja kufitare të pakorruptueshme, pamundësia për të marrë vizë nga qeveritë jomiqësore, sëmundjet e parazitëve nga uji i ndotur, çrregullimet e tretjes nga ushqimi i ndenjur, rreziku se mos e merrnin peng, përplasjet mes trupave qeveritare dhe kryengritësve - asgjë nuk mund ta pengonte të udhëtonte në lindje e perëndim, në veri e jug.

Ela e mendonte Azizin si një ujëvarë gurgulluese. Aty ku ajo nuk guxonte as të shkelte ai shtrohej këmbëkryq, aty ku ajo nguronte e mendohej njëqind herë para se të vepronte, ai më parë vepronte e pastaj shqetësohej, nëse shqetësohej ndonjëherë ky njeri. Kishte personalitet të gjallë, shumë idealizëm dhe pasion për një njeri të vetëm. Mbante shumë kapela dhe të gjitha i shkonin.

Ela e konsideronte veten si liberale, si demokrate e hapur ndaj opinioneve, ishte hebreje jo praktikante dhe synonte të bëhej vegjetariane, e vendosur që një ditë ta hiqte komplet mishin nga përdorimi. Çështjet i ndante në kategori të përcaktuara qartë, punët i organizonte më së miri, njësoj si dhe shtëpinë që mbante të pastër dhe të rregullt. Mendja i punonte në dy drejtime, me dy lista të ndryshme, por njësoj të gjata: gjërat që donte kundrejt gjërave që urrente. Megjithëse kurrsesi

nuk mund të quhej ateiste dhe herë pas here i pëlqente të kryente ndonjë ritual sipas qejfit të vet, Ela besonte se problemi më i madh, që e trazonte botën sot, njësoj si dhe më parë, ishte feja. Me arrogancën e pashoqe dhe besimin e vetëshpallur te epërsia e tyre, njerëzit e fesë i ngrinin nervat. Fanatikët e të gjitha feve nuk i duronte dot, por thellë brenda vetes mendonte se fanatikët e Islamit ishin më të këqijtë.

Megjithatë, Azizi i dukej si një njeri shpirtëror që i merrte seriozisht çështjet e fesë dhe të besimit, i qëndronte larg politikës së sotme por nuk "urrente" asgjë dhe askënd. Vdiste për të ngrënë mish, thoshte se nuk mund ta linte kurrë pa ngrënë po t'i nxirrnin përpara ndonjë pjatë me shishqebap të pjekur mirë. Nga ateist ishte konvertuar në fenë islame nga mesi i viteve 1970, siç e thoshte vetë me të qeshur "diku pas Karim Abdul-Xhabarit dhe para Ket Stivënsit". Që atëherë e kishte ndarë bukën me qindra mistikë nga çdo qytet dhe besim, dhe i quante ata "vëllezër e motra të një rruge".

Veprimtar paqeje i përkushtuar me pikëpamje të forta humanitare, Azizi besonte se të gjitha luftërat fetare ishin në thelb "një problem gjuhësor". Gjuha, thoshte ai, më shumë e fsheh sesa e shfaq të vërtetën, dhe si pasojë njerëzit e keqkuptojnë dhe paragjykojnë vazhdimisht njëri-tjetrin. Me një botë të mbushur plot me keqkuptime të tilla nuk kishte kuptim të tregoheshe i vendosur për asnjë lloj çështjeje, sepse mund të ndodhte që edhe bindjet tona më të forta të kishin ardhur si pasojë e një keqkuptimi të thjeshtë. Në përgjithësi, nuk duhet të tregoheshe i vendosur për asnjë lloj gjëje, sepse "të jetosh do të thotë të ndryshosh pa pushim ngjyrat".

Azizi dhe Ela jetonin në zona me orare të ndryshme. Edhe

në kuptimin e drejtpërdrejtë edhe në atë figurativ. Për Elën, kuptimi i parë i kohës ishte e ardhmja. Një pjesë të mirë të ditës e kalonte duke bërë plane për vitin e ardhshëm, për muajin e ardhshëm, për ditën tjetër apo edhe për minutën tjetër. Edhe për gjëra fare të thjeshta si ndonjë blerje apo zëvendësimi i ndonjë karrigeje të gërvishtur, Ela planifikonte çdo hollësi që më përpara dhe vepronte sipas programeve të përpikta dhe listave me detyra, që i mbante në çantë.

Për Azizin, ndryshe nga ajo, qendra e kohës ishte çasti që jetonte dhe gjithçka tjetër veç të tashmes ishte iluzion. Për të njëjtën arsye, besonte se dashuria nuk ka të bëjë fare me "planet për të nesërmen" ose "kujtimet e së djeshmes". Dashuria mund të ekzistonte vetëm këtu dhe tani. Në një nga e-mailet që i kishte dërguar, kishte shkruar në fund: "unë jam sufist, fëmijë i së tashmes".

"Shumë gjë e çuditshme kjo", i kishte shkruar Ela, "që po i thua një gruaje, e cila peshën më të madhe të mendimeve e ka vendosur në të shkuarën dhe akoma më shumë në të ardhmen, por kurrë nuk është kujdesur të prekë çastin që jeton".

# Aladini

**KONIA, 16 DHJETOR 1244**

Burrin që i preu rrugën tim ati, për dervishin e kam fjalën, deshi fati të mos e shihja. Kisha shkuar të gjuaja drerë me disa shokë dhe u ktheva ditën tjetër. Në atë kohë, takimi i tim eti me Shamsin e Tabrizit kishte marrë dhen. Kush ishte ky dervish, pyesnin njerëzit, dhe si kishte mundësi që një njeri aq i ditur sa Rumiu ta kishte marrë aq seriozisht sa t'i ishte përkulur me nderim.

Që kur isha i vogël, isha mësuar të shihja njerëz që përkuleshin përpara tim eti, por kurrë nuk më kishte shkuar mendja se mund të ndodhte e kundërta, veç rasteve kur ai tjetri

të ishte ndonjë mbret apo vezir i madh. Kështu që, në fillim, nuk i besova gjysmat e atyre që dëgjova dhe nuk i lashë thashethemet të më mbushnin kokën, derisa arrita në shtëpi dhe Kerra, njerka, e cila nuk gënjen dhe nuk i zmadhon kurrë gjërat, më tha se ishte e tëra e vërtetë. Po, ishte e vërtetë, një dervish endacak që e quanin Shamsi i Tabrizit e kishte sfiduar përpara të gjithëve tim atë dhe, ç'ishte më e bukura, tani ndodhej në shtëpinë tonë.

Kush qe ky i huaj që na mbiu kështu në jetët tona si ndonjë gur i mistershëm i rënë nga qielli? Mezi po duroja ta shihja me sytë e mi dhe pyeta Kerrën:

- Ku është ky njeri tani?

- Qetësohu, - pëshpëriti Kerra pak e nervozuar. - Babai dhe dervishi janë të dy në bibliotekë.

Arrinim të dëgjonim zërat e tyre të mbytur, por nuk arrinim t'i kapnim fjalët. U nisa drejt tyre, por Kerra më ndaloi.

- Kam frikë se duhet të presësh. Më kërkuan të mos i shqetësojë njeri.

Gjithë atë ditë nuk dolën fare nga biblioteka. As ditën tjetër, as tjetrën pas saj. Për çfarë po flisnin vallë? Ç'mund të kishte të përbashkët im atë me një dervish të thjeshtë?

Kaloi një javë, edhe një tjetër. Çdo mëngjes, Kerra ua bënte gati mëngjesin dhe ua linte në një tabaka te dera. Pavarësisht çfarë gjërash të shijshme u përgatiste, ata nuk i preknin por mjaftoheshin me nga një fetë bukë në mëngjes dhe një gotë qumësht dhie në darkë. I turbulluar dhe i shqetësuar, më iku fare humori ato ditë. Në orë të ndryshme gjatë ditës, u përpoqa përmes çdo vrime e të çare të hidhja ndonjë sy brenda bibliotekës. Pa e vrarë mendjen se ç'mund të ndodhte nëse ata

do të hapnin papritur derën dhe do të më gjenin duke përgjuar, kalova shumë kohë i përkulur atje, duke u përpjekur të kuptoja se për çfarë po flisnin. Por munda të dëgjoja vetëm pëshpërima. As nuk mund të shikoja ndonjë gjë. Dhoma ishte e errët, pasi perdet ishin gjysmë të mbyllura. Pa pasur mundësi të shikoja apo të dëgjoja, e lashë mendjen të më fluturonte, duke i thurur vetë bisedat që mund të kishin ata të dy. Njëherë më gjeti Kerra me veshin ngjitur pas derës por nuk më tha gjë. Ajo dukej edhe më e etur se unë të mësonte se ç'po ndodhte aty brenda. Gratë nuk e fshehin dot kureshtjen e madhe, e kanë në natyrë.

Por gjithçka ndryshoi kur vëllai im, Sulltan Ualadi, më kapi duke përgjuar. Më hodhi një shikim përvëlues, fytyra e tij sikur u thartua.

- Nuk ke të drejtë të përgjosh të tjerët, aq më tepër babanë tënd, - më qortoi.

Mblodha supet.

- Sinqerisht vëlla, nuk të shqetëson fare që babai po kalon kaq shumë kohë me një të panjohur? Ka kaluar gati një muaj deri tani. Babai e ka lënë familjen pas dore. Nuk të mërzit kjo?

- Babai nuk ka lënë askënd pas dore, - tha im vëlla. - Ai ka gjetur një mik të mirë te Shamsi i Tabrizit. Në vend që të qaravitesh dhe të ankohesh si një fëmijë, duhet të jesh i lumtur për babanë. Nëse e do vërtet, pranoje.

Kështu vetëm im vëlla më fliste. Isha mësuar me këtë veçanti të tijën, kështu që nuk ia mora për fyerje vërejtjet e ashpra. Gjithmonë me atë sjelljen e djalit të mirë, ai ishte më i dashuri për familjen dhe mëhallën, djali i parapëlqyer i tim ati.

Tamam dyzet ditë pasi babai dhe dervishi ishin kyçur në bibliotekë, ndodhi diçka e çuditshme. Isha përkulur sërish pas

dere, duke përgjuar një heshtje të rëndë e të pazakontë, kur krejt papritur dëgjova dervishin të fliste.

- Kanë kaluar dyzet ditë që kur jemi mbyllur këtu. Çdo ditë kemi diskutuar për një nga Dyzet Rregullat e Fesë së Dashurisë. Tani që mbaruam, mendoj se është më mirë të dalim. Mungesa jote do ta ketë mërzitur familjen.

Babai e kundërshtoi:

- Mos u merakos. Gruaja dhe djemtë janë aq të pjekur sa ta kuptojnë se mund të kem nevojë të kaloj ca kohë larg tyre.

- Për gruan nuk di ç'të them, por djemtë i ke aq të ndryshëm sa nata me ditën, - ia ktheu Shamsi. - I madhi ecën në hapat e tu, por i vogli, kam frikë, se ka marrë tjetër drejtim. Zemrën e ka të mbushur me mëri dhe zili.

Mu ndezën faqet nga inati. Si mund të thoshte gjëra të tilla për mua, kur as më kishte takuar.

- Ai mendon se nuk e njoh, po unë e njoh, - tha dervishi pas pak. - Kur përkulej e na përgjonte te vrima e derës dhe kur na shikonte nëpër të çara, edhe unë e kam parë.

Më kaluan mornica nëpër tërë trupin dhe qimet e krahëve mu ngritën përpjetë. Pa e zgjatur fare, hapa derën me vrull dhe u futa në dhomë. Babai shqeu sytë nga habia, por nuk kaloi shumë dhe tronditja iu kthye në zemërim.

- Aladin, të iku mendja? Si guxon të na shqetësosh kështu! - gjëmoi im atë.

S'ia vura veshin pyetjes dhe tregova Shamsin duke thirrur:

- Pse nuk e pyet më parë atë se si guxon të flasë ashtu për mua?

Babai nuk e hapi gojën. Ai vetëm më vështroi dhe mori

frymë thellë, sikur prania ime të qe një barrë e rëndë mbi shpatullat e tij.

- Të lutem baba, Kerrën e ka marrë malli. Po ashtu edhe nxënësit e tu. Si mund t'ua kthesh shpinën njerëzve të tu të dashur për një dervish të fëlliqur?

Sapo nxora këto fjalë nga goja, u pendova, por ishte shumë vonë. Babai më nguli sytë plot zhgënjim. Nuk e kisha parë kurrë kështu.

- Aladin, bëji vetes një nder, dil që këtu, në sekondë, - më tha im atë. - Shko në një vend të qetë dhe mendo për atë që bëre. Mos më fol derisa të shohësh brenda vetes dhe të kuptosh gabimin.

- Baba....

- Vetëm dil!- përsëriti im atë, duke kthyer kokën në anën tjetër.

Zemërthyer, u largova nga dhoma, pëllëmbët i kisha qull, gjunjët më dridheshin.

Atë çast e kuptova se jeta po na ndryshonte në mënyrë të pakuptimtë, se asgjë nuk do të ishte më si dikur. Që nga vdekja e sime ëme para tetë vjetësh, kjo qe hera e dytë që u ndjeva i braktisur nga prindërit.

# Rumiu

**KONIA, 18 DHJETOR 1244**

*Batin Allah - fytyra e fshehur e Zotit. Më hap mendjen që të shoh të Vërtetën.*

Kur Shamsi i Tabrizit më bëri pyetjen për profetin Muhamet dhe sufistin Bistami, u ndjeva sikur ne të dy ishim të vetmit qenie të mbetura mbi faqe të dheut. Mes nesh shtriheshin shtatë nivelet e Rrugës drejt së Vërtetës - shtatë shkallë nëpër të cilat duhet të kalojë çdo njeri që të arrijë Plotësinë.

Niveli i parë është ai i *Jetës së Prishur*, lloji më primitiv dhe më i zakonshëm i qenies, ku shpirti ka ngecur mes kërkesave për të arritur gjërat e kësaj bote. Shumica e njerëzve kanë ngecur

këtu, duke u përpjekur e duke vuajtur që t'i shërbejnë egos së tyre dhe fajësojnë të tjerët për mjerimin e tyre të vazhdueshëm.

Kur dikush bëhet i vetëdijshëm për këtë gjendje të ulët dhe nis të punojë me veten, mund të ngjitet në nivelin tjetër, i cili, në një farë kuptimi, është krejt i kundërt me të parin. Në vend që të fajësojë të tjerët gjatë gjithë kohës, ky njeri ka arritur në atë nivel ku fajëson veten, ndonjëherë deri në pikën e vetëmohimit. Egoja e tij kalon në fazën e *Jetës Akuzuese* dhe kështu nis udhëtimi drejt pastrimit të brendshëm.

Në nivelin e tretë, njeriu shfaqet më i pjekur dhe egoja e tij zhvillohet në atë që quhet *Jeta e Frymëzuar.* Vetëm në këtë nivel dhe kurrsesi më parë mund të përjetosh kuptimin e vërtetë të fjalës "dorëzohem" dhe nis të bredhësh nëpër Luginën e Diturisë. Kushdo që ia del të arrijë deri këtu, zotëron durim, këmbëngulje, mençuri dhe përulësi. Bota do t'i duket sikur rrotullohet ndryshe dhe ai mbushet me frymëzim. Megjithatë, shumë njerëz që arrijnë në këtë nivel ndjejnë një lloj dëshire për të qëndruar aty, e humbin dëshirën apo guximin të vazhdojnë më tutje. Prandaj, sado i bukur dhe i bekuar që të jetë, niveli i tretë është kurth për ata që synojnë të ngjiten më lart.

Ata që ia dalin të vazhdojnë, arrijnë në Luginën e Diturisë dhe njohin *Jetën e Paqme*. Qenia këtu nuk është më ajo e mëparshmja, sepse është ngjitur në një shkallë më të lartë vetëdijeje. Bujaria, mirënjohja dhe një ndjesi e paluhatshme kënaqësie, pavarësisht vështirësive të jetës, janë karakteristikat kryesore që e shoqërojnë këdo që arrin atje.

Pas kësaj shtrihet Lugina e Bashkimit, ata që ndodhen aty janë të kënaqur me çdo lloj gjendjeje që u jep Zoti. Luksi nuk u bën përshtypje sepse kanë arritur *Jetën e Këndshme*.

Në nivelin tjetër, atë të Jetës së Këndshme, njeriu bëhet si një lloj feneri për njerëzimin, rrezaton energji te kushdo që e kërkon, mëson dhe ndriçon si një mësues i vërtetë. Ndonjëherë, një njeri i tillë mund të ketë edhe fuqi shëruese. Ngado që shkon, u ndryshon jetën njerëzve. Në çdo gjë që bën apo që kërkon të bëjë, ka si qëllim kryesor t'i shërbejë Zotit duke u shërbyer të tjerëve.

Më në fund, në nivelin e shtatë, arrin te *Jeta e Pastër* dhe bëhesh *Insan-i Kamil*, qenie e përsosur njerëzore. Nuk ka shumë njerëz që e njohin këtë gjendje, por edhe sikur të kishte pak të tillë, nuk kishin për të folur për të.

Është e lehtë t'i përmbledhësh nivelet e kësaj rruge, por e vështirë t'i jetosh. Përveç vështirësive që shfaqen rrugës, duhet shtuar edhe fakti se nuk ka asnjë garanci për përparim të vazhdueshëm. Rruga nga niveli i parë deri tek i fundit nuk është aspak vijë e drejtë. Gjithnjë ekziston rreziku të biesh mbrapsht në nivelet e mëparshme, ndonjëherë edhe nga niveli i fundit te i pari. Duke pasur parasysh gjithë këto kurthe në rrugë, nuk është për t'u habitur që, në çdo shekull, vetëm pak njerëz arrijnë në nivelin e fundit.

Kështu që, kur më bëri atë pyetje Shamsi, e kishte fjalën pikërisht te ky krahasim. Donte që të mendoja rreth asaj se sa i gatshëm isha ta fshija personalitetin tim me qëllim që të thithesha nga Zoti. Por pyetja e tij e parë përmbante brenda një pyetje të dytë të fshehtë.

- Po ti, predikues i madh, - më pyeti. - Nga këto shtatë nivele, te cili ke arritur? A mendon se ke aq zemër sa të shkosh më tutje, deri në fund? Pa më thuaj, sa të madhe e ke kupën?

# Kerra

**KONIA, 18 DHJETOR 1244**

Brengat e vajtimet për fatin nuk të sjellin asnjë të mirë, e di këtë. Megjithatë nuk e përmbaj dot dëshirën që të marr më tepër dituri për fenë, historinë dhe filozofinë, si dhe për të gjitha gjërat për të cilat flasin ditë e natë Rumiu dhe Shamsi. Ndonjëherë më vjen të ngre krye kundër faktit që linda femër. Kur lind femër, të mësojnë si të gatuash e të fshish, si të lash e rrobat e pista, si të arnosh çorapet e vjetra, të bësh gjalpë e djathë dhe të ushqesh fëmijët. Disa gra mësojnë edhe artin e dashurisë që të bëhen tërheqëse për burrat. Me kaq merr fund. Askush nuk u jep grave libra që të lexojnë e të hapin sytë.

Vitin e parë të martesës, sa herë më jepej mundësia, futesha fshehurazi në bibliotekën e Rumiut. Ulesha mes librave që ai i donte aq shumë, u ndjeja atë erën e pluhurit e të mykut, duke pyetur veten se ç'të fshehta mbanin brenda tyre. E dija se sa shumë i adhuronte Rumiu këta libra, shumicën e të cilëve e kishte trashëguar nga i ati, Baha' al- Din. Mes tyre e tërhiqte veçanërisht njëri, me titullin Ma'arif. Shumë net rrinte zgjuar deri në agim duke e lexuar, edhe pse mendoja se e kishte mësuar përmendësh gjithë tekstin.

- Edhe një thes me flori po të më japin, nuk do ta shkëmbeja me librat e tim eti, - thoshte Rumiu. - Secili nga këta libra është trashëgim i çmuar nga të parët. M'i ka lënë im atë dhe unë do t'ua lë bijve.

E kisha mësuar se sa të shtrenjtë i kishte ata libra. Megjithatë, gjatë vitit të parë të martesës, kur mbetesha vetëm në shtëpi, më ndodhte të futesha në bibliotekë për të fshirë pluhurat. I nxirrja të gjithë librat nga raftet dhe ua fshija kapakët me një copë kadifeje të lagur me ujë trëndafilash. Njerëzit besonin se ekziston një lloj xhindi i ri me emrin Kebikexh, të cilit i pëlqente shumë të shkatërronte librat. Për ta mbajtur larg, ishte bërë zakon të shkruhej nga një shënim paralajmërues brenda çdo libri: "Ndalu Kebikexh, mos iu afro librave të mi!" Nga ta dija unë se larg librave të burrit nuk duhet të rrinte vetëm Kebikexhi, por edhe unë?

Atë pasdite, u fshiva pluhurin dhe pastrova mirë çdo libër në bibliotekë. Duke punuar, lexova pak rreshta nga libri i Gazalit "Rigjallërimi i shkencave fetare". Vetëm kur dëgjova një zë të rëndë pas shpine, e kuptova se sa shumë kohë isha përhumbur pas tij.

- Kerra, ç'po bën aty?

Ishte Rumiu ose dikush tjetër që i ngjante - zëri dukej më i ashpër dhe shprehte zemërim. Në këto tetë vite martesë, vetëm atëherë e kam dëgjuar të më fliste ashtu.

- Po pastroj, - mërmërita me një fije zëri. - Doja të ta bëja surprizë.

Rumiu u përgjigj:

- E kuptoj, po të lutem mos m'i prek më librat. Madje, bën mirë të mos hysh fare në këtë dhomë.

Pas asaj dite, nuk iu afrova më bibliotekës, edhe kur nuk kishte asnjeri në shtëpi. E kuptova dhe e pranova që bota e librave nuk ishte, nuk kishte qenë dhe nuk do të ishte kurrë për mua.

Por kur Shamsi i Tabrizit na erdhi në shtëpi dhe u mbyll bashkë me burrin tim për dyzet ditë në bibliotekë, ndjeva të më ngjallej një mëri e vjetër. Një plagë të cilën as e dija që e kisha, nisi të më kullonte gjak.

# Kimja

**KONIA, 20 DHJETOR 1244**

Botë e humbur fshatare në një luginë mes maleve Taurus ishte ajo ku linda si vajzë e dy njerëzve të thjeshtë. Isha dymbëdhjetë vjeç kur më adoptoi Rumiu. Prindërit e mi të vërtetë ishin njerëz që punonin shumë dhe qenë plakur para kohe. Jetonim në një shtëpi të vogël, ku rrija në një dhomë së bashku me motrën dhe me fantazmat e pesë vëllezërve dhe motrave që kishin vdekur, të gjitha nga sëmundje të rëndomta. Unë isha e vetmja në shtëpi që i shihja fantazmat e tyre. Kjo gjë e trembte shumë motrën, kurse mamaja qante sa herë i thosha se ç'po bënin shpirtrat e vegjël. Përpiqesha t'i shpjegoja që nuk

duhet të frikësohej askush sepse asnjë nga vëllezërit dhe motrat e vdekura nuk dukej as i trembur dhe as i trishtuar. Por kurrë nuk arrita t'ia mbushja mendjen familjes.

Një ditë, kaloi në fshatin tonë një eremit. Kur e pa sa i rraskapitur ishte, im atë e ftoi ta kalonte natën në shtëpinë tonë. Atë mbrëmje, u ulëm të gjithë rreth zjarrit dhe poqëm djathë dhie ndërsa eremiti na tregoi histori të mahnitshme nga tokat e largëta. Duke dëgjuar zërin e tij, mbylla sytë dhe fluturova nëpër shkretëtirat e Arabisë, në çadrat e beduinëve në Afrikën e Veriut dhe në një det me ujë të kaltër që quhej Mesdhe. Në breg gjeta një guaskë deti të madhe e të përdredhur dhe e futa në xhep. Vendosa të ecja nga njëra anë e plazhit në tjetrën, por një erë e fortë, e neveritshme, më ndali në mes të rrugës.

Kur hapa sytë, e pashë veten të shtrirë përtokë kurse të gjithë po më rrinin sipër kokës, mjaft të shqetësuar. Mamaja më mbante kokën me njërën dorë, kurse me tjetrën më mbante nën hundë gjysmë thelbi hudhër që ta nuhasja.

- U përmend! - përplasi duart e gëzuar motra.

- Falë Zotit! - psherëtiu mamaja. Pastaj u kthye nga eremiti dhe i tha: - Qysh e vogël, Kimja bie shpesh pa ndjenja. I ndodh vazhdimisht.

Në mëngjes, eremiti na falënderoi për mikpritjen dhe na tha lamtumirë. Megjithatë para se të largohej, i tha babait:

- Vajza jote, Kimja, është fëmijë i jashtëzakonshëm. Ka shumë dhunti. Do të ishte gjynah që këto dhunti t'i shkonin dëm. Duhet ta dërgoni në shkollë...

- E ç'i duhet shkolla vajzës? - thirri mamaja. - Ku është parë e dëgjuar kjo gjë? Duhet të rrijë këtu me mua, të më

ndihmojë të endim qilima deri sa të martohet. Është endëse e talentuar.

Por eremiti nuk e prishi terezinë.

- Ndonjë ditë mund të bëhet dijetare shumë e mirë. Duhet ta dini që Zoti nuk ia ka hequr aftësitë meqë ka lindur vajzë, madje i ka falur shumë dhunti. Kujtoni se e dini më mirë ju sesa Zoti? - pyeti. - Nëse nuk ka shkolla këtu, dërgojeni te ndonjë mësues dhe jepini edukimin që meriton.

Mamaja mohoi me kokë. Por vura re se babai dukej që mendonte ndryshe. Duke e ditur dashurinë e tij për arsimin e diturinë, si dhe vlerësimin ndaj aftësive të mia, nuk u habita kur tha:

- Nuk njohim ndonjë mësues këtej. Ku mund ta gjejmë?

Atëherë eremiti shqiptoi emrin e atij që do të më ndryshonte jetën. Tha:

- Njoh një dijetar të mrekullueshëm në Konia, që e quajnë Maulana Xhalal ad-Din Rumi. Do të gëzohej shumë po t'i jepej mundësia të mësonte një vajzë si Kimja. Çojeni te ai. Nuk do të pendoheni.

Kur iku eremiti, mamaja ngriti duart përpjetë.

- Unë jam shtatzënë. Shumë shpejt do të kemi një gojë më tepër për të ushqyer. Kam nevojë për ndihmë. Vajzës nuk kanë ç'i duhen librat. I duhet të mësojë punët e shtëpisë e të kujdeset për fëmijët.

Do t'i kisha pranuar këto gjëra sikur mamaja ta kundërshtonte largimin tim për ndonjë arsye tjetër. Sikur të thoshte se do ta merrte malli për mua, që nuk e duronte dot të jetoja në një familje tjetër, qoftë edhe përkohësisht, atëherë do të kisha zgjedhur të qëndroja. Por ajo nuk përmendi asnjë nga

këto. Sidoqoftë, babait iu mbush mendja që eremiti kishte të drejtë dhe brenda pak ditësh m'u mbush edhe mua. Jo shumë kohë më vonë, u nisa me babanë për në Konia. E pritëm Rumiun jashtë medresesë ku jepte mësim. Kur doli, u ndjeva në siklet kur e pashë në sy. Ia ngula sytë te duart. Gishtat i kishte të gjatë, të butë, të lëmuar, më shumë i ngjanin si duar zejtari sesa si të ndonjë dijetari. Im atë më shtyu drejt tij.

- Vajza ka shumë dhunti. Por unë jam njeri i thjeshtë, njësoj edhe gruaja ime. Na thanë se ti je njeriu më i mençur i krahinës. A pranon ta marrësh e ta mësosh?

Megjithëse nuk e vështrova në fytyrë e ndjeja që Rumiu nuk u habit. Duhet të qe mësuar me kërkesa të tilla. Ndërsa po bisedonte me tim atë, unë eca drejt oborrit, ku pashë plot djem po asnjë vajzë. Po kur u ktheva, u gëzova shumë kur më zuri syri një grua të re, e cila po qëndronte e vetmuar në një qoshe, ndërsa fytyra e rrumbullakët dhe e bardhë i dukej si prej mermeri. Ia bëra me dorë. Në fillim u habit por, pas një ngurrimi të vogël, ma ktheu përshëndetjen.

- Përshëndetje vogëlushe, më shikon? - më pyeti.

Kur pohova me kokë, gruaja buzëqeshi dhe përplasi duart.

- Mrekulli! Askush tjetër nuk më sheh dot.

Ecëm të dyja drejt babait dhe Rumiut. Kujtova se do ta ndalonim bisedën kur ta shihnin, por doli se ajo kishte të drejtë - ata nuk arrinin ta shihnin.

- Afrohu Kimja, - tha Rumiu. - Babai më tha që të pëlqen shumë të studiosh. Pa më thuaj, çfarë kanë brenda librat që të pëlqejnë aq shumë?

U gëlltita pa mundur t'i përgjigjesha, ndihesha si e paralizuar.

- Fol zemër, - më nxiti babai. Doja të përgjigjesha saktë, të jepja një përgjigje që do ta bënte babanë krenar për mua, vetëm se nuk dija ç'të thosha. Në ankthin që më zuri nga goja më doli vetëm një tingull i dëshpëruar.

Babai dhe unë do të ishim kthyer duarthatë në fshat po të mos kishte ndërhyrë gruaja e re. Më preku në dorë dhe tha:

- Tregoji të vërtetën për veten tënde. Të premtoj që ke për t'u dukur shkëlqyeshëm.

U ndjeva më mirë, u ktheva nga Rumiu dhe i thashë:

- Do të isha e nderuar po të studioja Kuranin me ty, mësues. Nuk më tremb puna e rëndë.

Rumiu u çel në fytyrë.

- Shumë mirë, - tha, pastaj heshti sikur t'i ishte kujtuar ndonjë hollësi. - Po ti je vajzë, edhe po të studiojmë shumë e të mësosh shumë gjëra, do të vijë dita kur të martohesh e të kesh fëmijë. Tërë këto vite studimi do të ikin kot.

Nuk dija ç'të thosha. U ndjeva e shkurajuar, gati fajtore. Edhe im atë u turbullua dhe ua nguli sytë këpucëve. Më erdhi përsëri në ndihmë gruaja e re.

- Thuaji që edhe gruaja e tij ka dashur gjithnjë të kishte një vajzë të vogël dhe tani do të gëzohej shumë sikur ti ta edukoje një.

Rumiu qeshi kur i thashë ato fjalë.

- Paskeni qenë në shtëpi dhe paskeni folur me gruan time. Por të jeni të sigurt që Kerra nuk përzihet me punët e mia si mësues.

Gruaja e re tundi kokën ngadalë, me ballin të rrudhur dhe më pëshpëriti në vesh:

- Thuaji që nuk e ke fjalën për Kerrën, gruan e dytë. Po flet

për Xhevheren, mamanë e dy djemve të tij.

- E kisha fjalën për Xhevheren, - i thashë, duke ia shqiptuar emrin me kujdes. - Nënën e dy djemve të tu.

Rumiu u zverdh.

- Xhevherja ka vdekur, moj vajzë, - ma preu shkurt. - Çfarë di ti për gruan time të ndjerë? Mos është ndonjë shaka pa kripë kjo?

Babai bëri një hap para.

- Jam i sigurt se nuk e kishte me të keq, mjeshtër. Ju siguroj që Kimja është fëmijë serioz. Nuk i fyen kurrë të rriturit.

Vendosa t'i thosha të vërtetën.

- Gruaja jote e ndjerë është këtu. Më ka prekur në dorë dhe më jep zemër që të flas. Sytë i ka si bajame ngjyrë kafe, flokët me onde të bukura dhe ka veshur një fustan të gjatë të verdhë...

Heshta sepse gruaja e re po ma bënte me shenjë nga pantoflat e saj.

- Tani po më kërkon të të them për pantoflat. I ka prej mëndafshi ngjyrë portokalli të çelur, të qëndisura me lule të vogla të kuqe. I ka vërtet shumë të bukura.

- Ato pantofla ia kisha blerë në Damask, - tha Rumiu me sytë e mbushur me lot. - I pëlqenin shumë.

Sa tha këto fjalë, dijetari u zhyt në heshtje, fërkoi mjekrën me një pamje solemne dhe të përhumbur. Po kur foli përsëri, zërin e kishte të butë e miqësor, pa asnjë gjurmë inati.

- Tani e kuptoj pse thonë të gjithë që vajza ka dhunti, - i tha Rumiu babait. - Shkojmë në shtëpi. Flasim gjatë darkës për të ardhmen e saj. Jam i sigurt që do të bëhet nxënëse e shkëlqyer. Më e mirë se shumë djem.

Rumiu pastaj u kthye nga mua dhe më pyeti:

- Do t'ia thuash Xhevheres këtë?

- Nuk është nevoja mësues, të dëgjoi vetë, - i thashë. - Më thotë që tani duhet të largohet. Por gjithnjë do të të vështrojë me dashuri.

Rumiu buzëqeshi ngrohtë. Edhe im atë. U krijua një atmosferë lehtësimi që nuk ishte ndjerë në fillim. Atë çast kuptova se takimi me Rumiun do të kishte rrjedhoja të rëndësishme për mua. Kurrë nuk e kisha ndjerë veten të afërt me mamanë dhe, si për ta kompensuar këtë mungesë, Zoti po më jepte tani dy baballarë, babanë e vërtetë dhe atë që po më adoptonte. Kështu mbërrita në shtëpinë e Rumiut para tetë vjetësh, si një fëmijë i ndrojtur e i etur për dije. Kerra ishte e dashur dhe e dhembshur, më shumë se sa mamaja ime, dhe djemtë e Rumiut më mirëpritën, sidomos djali i madh, i cili në atë kohë u bë si një vëlla i madh për mua.

Në fund në fundit, eremiti kishte pasur të drejtë. Sado që më merrte malli për babanë, motrat e vëllezërit, për asnjë çast të vetëm nuk më erdhi keq që erdha në Konia e u bashkova me familjen e Rumiut. Kam pasur shumë ditë të lumtura nën këtë çati.

Domethënë, deri sa erdhi Shamsi i Tabrizit. Prania e tij ndryshoi gjithçka.

# Ela

**NORTHEMPTON, 9 QERSHOR 2008**

Besonte se nuk i kishte pëlqyer kurrë vetmia, por së fundi Ela u habit që po i dukej e këndshme kjo gjendje. E zhytur në punë për t'i dhënë dorën e fundit raportit për librin "Blasfemi e ëmbël", i kërkoi Mishelës t'i jepte edhe një javë tjetër kohë. Detyra i kishte dhënë mundësi të mbyllej brenda vetes dhe t'i largonte disi detyrat familjare e përplasjet për martesën e shumëpritur. Këtë javë, për herë të parë, nuk shkoi as në klubin e gatimit, nuk donte të gatuante e të llomotiste me pesëmbëdhjetë gratë që kishin jetë aq të ngjashme mes tyre, kur ajo nuk dinte se ç'të bënte me jetën e vet. Telefonoi minutën

e fundit e iu tha se ishte sëmurë.

Ela e mbante komunikimin me Azizin tepër të fshehtë, këto fshehtësira ishin shtuar shumë kohët e fundit. Azizi nuk e dinte që ajo jo vetëm po lexonte librin e tij, por edhe po shkruante një raport për të; agjencia e botimeve nuk e dinte që ajo po flirtonte fshehtas me autorin e librit, të cilit duhet t'i bënte raportin; fëmijët dhe burri nuk dinin asgjë për çfarë fliste libri, për autorin apo për flirtin e saj. Brenda pak javësh, ajo u shndërrua në një grua me jetë aq transparente sa lëkura e foshnjës së sapolindur në një grua të mbushur plot të fshehta dhe gënjeshtra. Ajo që e habiste më shumë ishte se ky ndryshim nuk e shqetësonte fare. Dukej sikur kishte pritur me besim dhe e duruar që kjo të ndodhte dikur. Këto pritje të paarsyeshme ishin bërë kënaqësia e qenies së re sepse, pavarësisht të fshehtave, kënaqësia ekzistonte.

Erdhi koha kur e-mailet nuk i mjaftonin më. Ela qe e para që i telefonoi Azizit. Pavarësisht ndryshimit kohor prej pesë orësh, flisnin në telefon gati çdo ditë. Azizi i thoshte se e kishte zërin të butë e të brishtë. Kur qeshte, ajo qeshte me valë të ndara nga frymëmarrje të shkurtra, si të mos qe e sigurt sa gjatë duhet të qeshte. Ishte një lloj e qeshure e një gruaje që nuk kishte mësuar kurrë t'u kushtonte vëmendje gjykimeve të të tjerëve.

- Lëre veten të të marrë rrjedha, - i thoshte. - Jepi!

Po rrjedha përreth saj nuk ishte dhe aq e qetë sepse, në atë kohë, në shtëpi po i ndodhnin shumë gjëra. Ejvi kishte nisur një kurs privat në matematikë, kurse Orli po këshillohej me një specialist për çrregullimet në të ngrënë. Sot në mëngjes kishte ngrënë vetëm gjysmë omëlete - ushqimi i parë i vërtetë që provonte këto muajt e fundit - dhe megjithëse kishte ngulur

këmbë dhe kishte pyetur se sa kalori përmbante, ishte mrekulli që nuk u ndje fajtore dhe nuk e ndëshkoi veten më pas duke e nxjerrë me zor. Ndërkohë Xheneta erdhi në shtëpi e u lëshoi një bombë duke lajmëruar ndarjen me Skotin. Nuk u dha asnjë shpjegim tjetër veç faktit që të dy kishin nevojë për pak liri.

Ela po pyeste veten nëse kjo fjala "liri" qe ndonjë lloj kodi që do të thoshte dashuri e re, por as Xheneta dhe as Skoti nuk dukeshin se kishin gjetur ndonjë partner tjetër. Shpejtësia me të cilën po rridhnin këto marrëdhënie mes tyre po e habiste gjithmonë e më tepër Elën. Megjithatë tani nuk përpiqej më t'i gjykonte njerëzit e tjerë. Nëse kishte ndonjë gjë që kishte mësuar nga letërkëmbimi me Azizin ishte kjo, që sa më shumë e qetë dhe e përmbajtur të rrinte, aq më tepër do t'i tregonin vetë fëmijët. Pasi të mos bridhte më pas tyre, as ata nuk do të bridhnin më për t'iu larguar. Në një farë mënyre, gjërat po ecnin më butë dhe më tepër sipas qejfit të saj se në kohët kur përpiqej pa pushim të ndihmonte e të ndreqte gjithçka.

Dhe vetëm ta mendoje që tani nuk po bënte asgjë për ta arritur këtë! Në vend që të ndiqte rolin e saj të mëparshëm në shtëpi, si një lloj ngjitësi, si një nyje e padukshme, por e rëndësishme, që i mbante të gjithë të bashkuar, ishte kthyer në një shikuese të heshtur. Thjesht vështronte ngjarjet të ndodhnin dhe ditët të kalonin, nuk qe e thënë ftohtë dhe moskokëçarëse, por me një lloj shkëputjeje të dukshme. Kishte zbuluar se vetëm po ta pranonte që nuk duhet të ngarkonte veten me kontrollin e gjithçkaje, atëherë i shfaqej një tjetër qenie - një qenie që ishte më e mençur, më e qetë dhe shumë më e ndjeshme.

- Elementi i pestë, - pëshpëriste me vete disa herë gjatë ditës. - Thjesht prano zbrazëtinë!

Nuk kaloi shumë kohë dhe burri vuri re se ajo kishte ndryshuar, se kishte diçka që nuk qe e Elës. Mos vallë ky qe shkaku që papritur e pakujtuar donte tani të kalonte më shumë kohë me të? Kthehej në shtëpi më herët, aq sa Ela filloi të dyshonte se kishte kohë pa u takuar me ndonjë grua tjetër.

- Zemër mirë je? - e pyeste shpesh Dejvidi.

- Më mirë s'bëhet, - i përgjigjej çdo herë me buzëqeshje.

Dukej sikur kjo tërheqje në qetësi dhe kjo hapësirë që kishte krijuar rreth vetes i kishte shqitur etiketën e mirësjelljes martesës që kishte fjetur për vite me radhë e pashqetësuar. Tani që mes tyre nuk kishte më shtirje, ajo mund ta shihte qartë lakuriqësinë e të metave dhe gabimeve. Nuk i duhej të shtirej më. Kishte një lloj ndjesie që edhe Dejvidi po bënte të njëjtën gjë. Kur hanin mëngjes ose darkë flisnin për ngjarje të ditës me zëra më të shkujdesur dhe seriozë sikur po diskutonin të ardhurat vjetore të aksioneve të investuara. Pastaj heshtnin duke pranuar kështu faktin e pakundërshtueshëm se nuk kishin ç'të flisnin më tutje.

Ndonjëherë kapte befas burrin duke ia ngulur sytë, sikur priste t'i thoshte diçka, ndoshta dhe gjithçka. Elës i dukej sikur po ta pyeste për punët e tij, ai do ta zbrazte gjithë thesin. Por nuk qe e sigurt nëse donte apo jo t'i dinte. Në të shkuarën, bënte shpesh si e paditur vetëm që të mos përmbyste anijen e martesës. Ndërsa tani i dha fund kësaj sjelljeje prej të paditure rreth atyre që bënte burri jashtë shtëpisë. Ia bëri të qartë se e dinte, por nuk i interesonte. Pikërisht kjo ftohtësi e trembte shumë burrin. Ela e kuptonte fare mirë, sepse thellë brenda vetes edhe ajo qe trembur. Sikur Dejvidi ta kishte hedhur para një muaji këtë hap për të shpëtuar martesën, ajo do t'i kishte qenë mirënjohëse. Çdo përpjekje nga ana e tij do ta kishte

mrekulluar, por jo tani. Tani i dukej që jeta e mëparshme nuk kishte qenë aq sa duhej reale. Si kishte arritur në këtë pikë? Si e kishte zbuluar nëna e tre fëmijëve dëshpërimin e vet? Si e më e rëndësishmja, nëse nuk ndjehej e lumtur siç i kishte thënë njëherë Xhenetës, pse nuk bënte ato gjëra që bëjnë përherë njerëzit që nuk ndihen të lumtur? Nuk qante e ulur në dyshemenë e banjës, nuk psherëtinte në lavapjatën e kuzhinës, nuk bënte shëtitje të gjata melankolike larg shtëpisë, nuk përplaste gjërat pas mureve... asgjë.

Elën e kishte pushtuar një qetësi e çuditshme. Ndihej më e palëkundur se kurrë më parë, megjithëse kishte rrëshqitur ngadalë nga jeta e saj e zakonshme. Në mëngjes shihej gjatë në pasqyrë për të parë nëse kishte ndonjë ndryshim në fytyrë apo jo. Dukej më e re? Më e bukur? Apo ndoshta më e mbushur me jetë? Nuk shihte ndonjë ndryshim. Asgjë nuk kishte ndryshuar, megjithatë asgjë nuk ishte më si më parë.

# Kerra

**KONIA, 5 MAJ 1245**

Bimët që më parë flinin e rënkonin nën peshën e borës, tani kishin lulëzuar dhe Shamsi i Tabrizit vazhdonte të rrinte te ne. Gjatë kësaj kohe, pashë që edhe burri im ndryshoi shumë, me kalimin e ditëve largohej gjithmonë e më tepër nga unë dhe familja. Në fillim, mendova se do të mërziteshin shpejt me njëri-tjetrin, por kjo gjë nuk po ndodhte. Madje ishin lidhur më fort mes tyre. Kur ishin bashkë, ose rrinin të heshtur ose flisnin me pëshpëritje të pareshtura, që ndërpriteshin vetëm nga ndonjë e qeshur, duke më çuditur shumë se si nuk u mbaroheshin fjalët. Pas çdo bisede me Shamsin, Rumiu bëhej tjetër njeri, i

veçuar dhe i mendueshëm, si të qe dehur nga ndonjë lëndë, që as e shihja dhe as e ndjeja.

Lidhja që i bashkonte qe si ajo çerdhja që nxë vetëm dy vetë, nuk kishte vend për një të tretë. Tundnin kokën, buzëqeshnin, qeshnin ose ngryseshin në të njëjtën mënyrë dhe njëkohësisht, shkëmbenin vështrime të gjata e plot kuptim pa asnjë fjalë. Edhe humori dukej se u varej nga njëri-tjetri. Ndonjë ditë ishin më të qetë se foshnjat në gjumë, nuk hanin, nuk flisnin, kurse ditë të tjera vinin rrotull tërë vrull, aq sa të dy dukeshin si të çmendur. Në asnjë rast, nuk po e njihja më burrin. Burri, me të cilin isha martuar prej më shumë se tetë vjetësh, burri, fëmijët e të cilit i kisha rritur si t'i kisha të mitë dhe me të cilin pata edhe një foshnje, më qe bërë si i huaj. E ndjeja pranë vetëm atëherë kur binte në gjumë të rëndë. Shumë net gjatë javëve që shkuan i kalova duke mbajtur vesh ritmin e frymëmarrjes së tij, duke ndjerë frymën e tij në lëkurën time dhe zemrën që i rrihte nën veshin tim, sa për të më kujtuar që isha ende me burrin, me të cilin isha martuar.

I thosha vetes se qe periudhë kalimtare. Një ditë Shamsi do të ikte. Në fund të fundit, dervish endacak ishte. Kurse Rumiu do të mbetej këtu me mua. I përkiste këtij qyteti, nxënësve të tij. Nuk më duhej të bëja gjë tjetër veçse të prisja. Po durimi nuk qe i lehtë, madje bëhej më i vështirë me çdo ditë që kalonte. Kur ndjehesha shumë e dëshpëruar, kujtoja kohët e vjetra - sidomos kohën kur Rumiu nuk më ndahej asnjë çast.

- Kerra është e krishterë. Edhe po u kthye në myslimane, përsëri nuk ka për të qenë nga tanët, - pëshpëritnin njerëzit kur morën vesh për martesën tonë. - Një dijetar i shquar i Islamit nuk ka pse martohet me një grua jashtë fesë së vet.

Por Rumiu nuk ua vuri veshin. As atëherë dhe as më vonë. Për këtë arsye do t'i jem gjithnjë mirënjohëse. Anadolli përbëhet nga një përzierje fesh, popujsh dhe kuzhinash. Nëse hamë të njëjtin ushqim, këndojmë të njëjtat këngë, besojmë të njëjtat besëtytni dhe nëse ëndërrojmë njësoj natën, pse nuk jetokemi dot së bashku? Kam njohur fëmijë të krishterë me emra myslimanë dhe fëmijë myslimanë që i ushqenin me gji nëna të krishtera. Kjo bota jonë u ngjan ujërave që rrjedhin e përzihen me njëri-tjetrin. Nëse ka vërtet ndonjë kufi mes Krishterimit dhe Islamit, atëherë duhet të jetë shumë më i zbutur nga sa kujtojnë dijetarët e të dyja krahëve.

Ngaqë jam gruaja e një dijetari të famshëm, njerëzit presin që t'i ngre në qiell dijetarët, por e vërteta është se nuk e bëj dot këtë. Dijetarët dinë shumë, sigurisht, por për çfarë hyjnë në punë ato dituri kur vjen puna për çështjet e fesë. Thonë kaq gjëra të mëdha saqë është vështirë t'i ndjekësh çfarë po thonë. Dijetarët myslimanë qortojnë Krishterimin që ka pranuar Trininë, kurse dijetarët e krishterë qortojnë Islamin se e mban Kuranin si librin e vetëm të përsosur. Po t'i dëgjosh, të duket sikur këto dy fe i ndan një botë e tërë. Po të më pyesësh mua, kur vjen puna te thelbi, të krishterët e thjeshtë dhe myslimanët e thjeshtë kanë më shumë të përbashkëta mes tyre krahasuar me dijetarët e të dyja krahëve. Thonë që gjëja më e vështirë për myslimanin që kthehet në të krishterë është pranimi i Trinisë. Dhe gjëja më e vështirë për të krishterin që pranon Islamin është të heqë dorë nga Trinia. Në Kuran, Jezusi thotë: "*Sigurisht që unë jam shërbëtor i Zotit, ai më dha Librin dhe më bëri profet.*"

Kështu që, për mua, nuk qe aq e rëndë të ndërroja idenë e Jezusit si bir i Zotit me atë të Jezusit si shërbëtor i Zotit. Më të

vështirë e kisha të mos i lutesha Marisë. Këtë nuk ia kam thënë askujt, as Rumiut, por ndonjëherë më merr malli që t'i shoh ata sytë e ëmbël ngjyrë kafe të Marisë. Vështrimi i saj gjithnjë ka pasur efekt zbutës mbi mua.

E vërteta është se, që kur na erdhi në shtëpi Shamsi i Tabrizit, u shpërqendrova dhe u turbullova aq shumë sa që më mori edhe më tepër malli për Marinë. Nevoja t'i lutesha Marisë m'u rikthye si ato ethet që kalojnë nëpër vena, si një forcë që nuk e kontrolloja dot. Në periudha të tilla ndihesha fajtore sikur po tradhtoja fenë time të re. Askush nuk e di këtë. As fqinja ime, Safija, të cilës ia kam hapur zemrën për të gjitha gjërat. Ajo nuk do ta kishte kuptuar. Do të më pëlqente ta bisedoja me burrin këtë gjë, por nuk e di se si. Po më duket shumë i largët; kam frikë se mos më largohet edhe më. Rumiu ka qenë gjithçka për mua. Tani është si i huaj. Nuk ma kishte marrë mendja se mund të jetoja me dikë nën të njëjtën çati, të flija në të njëjtin shtrat e përsëri të ndjeja sikur nuk e kisha aty.

# Shamsi i Tabrizit

**KONIA, 12 QERSHOR 1245**

Besimtar i hutuar! Nëse agjëron gjatë çdo Ramazani në emrin e Zotit, nëse flijon ndonjë dele ose dhi për çdo Bajram si shlyerje për mëkatet, nëse përpiqesh tërë jetën që ta bësh një pelegrinazh në Mekë dhe nëse lutesh pesë herë në ditë por ndërkohë nuk hap zemrën për pakëz dashuri, atëherë pse u futesh tërë atyre telasheve?

Besimi atëherë kthehet vetëm në një fjalë, kur nuk ka dashuri në thelb të tij, flashket dhe e humb jetën, mjegullohet e tretet, bëhet diçka që nuk e ndjen dot më.

Kujtojnë se Zoti e ka shtëpinë në Mekë apo në Medinë?

Apo në ndonjë xhami tjetër këtej rrotull? Si ua thotë mendja që Zoti mund të rrijë brenda një hapësire të kufizuar kur ai e thotë vetë "*As qielli dhe as toka nuk më nxë, por zemra e shërbëtorit besimtar më nxë*". Mjerë ai i çmendur që mendon se kufijtë e mendjes së tij të vdekshme janë kufijtë e Zotit të Madhërishëm. Mjerë ai i paditur që kujton se mund të bëjë pazar me Zotin. Mos vallë kujtojnë këta njerëz se Zoti është dyqanxhi, i gatshëm të na peshojë virtytet e gabimet me dy peshore të ndara. Apo është sekretar që na shkruan me kujdes në librin e llogarive mëkatet, me qëllim që t'ia paguajmë më vonë? Këtë koncept kanë për të Plotfuqishmin?

Zoti im nuk është as dyqanxhi, as sekretar, por është Zot i Madhërishëm. Është Zot i gjallë! Pse duhet ta doja po të qe Zot i vdekur? Ai është i gjallë. E ka emrin al-Haj, i Përjetshmi. Pse duhet të zhytem mes frikës e ankthit të pafundmë duke i kujtuar gjithnjë vetes ndalesat dhe kufizimet? Ai është pafundësisht i mëshirshëm. E ka emrin al-Uadud, i Lavdërueshmi. Unë e lëvdoj me të gjitha fjalët dhe veprimet, po aq natyrshëm dhe pa lodhje sa edhe marrë frymë. Ai e ka emrin al-Hamid. Si mund të përhap thashetheme dhe shpifje për të, kur thellë brenda zemrës e di që Zoti dëgjon dhe shikon gjithçka? Ai e ka emrin al-Basir. I bukur përtej çdo ëndrre dhe shprese. Al-Xhamal, al-Kajum, al-Rahman, al-Rahim. Mes zisë së bukës dhe përmbytjes, thatësirës dhe etjes, do të këndoj dhe të vallëzoj për të derisa të më lënë gjunjët, derisa të më rraskapitet trupi e sa të më ndalë zemra. Do ta thyej egon time copa-copa derisa të shndërrohem në një grimcë të asgjësë, në udhëtarin e zbrazëtisë së pastër, në pluhurin e pluhurit në projektin e tij të madh. Mirënjohës, i gëzuar dhe pa pushim,

lëvdoj shkëlqimin dhe bujarinë e tij. E falënderoj atë për të gjitha gjërat që më ka dhënë e më ka mohuar, sepse vetëm ai e di kush është më e mira për mua.

Duke sjellë ndërmend një rregull tjetër nga lista ime, ndjeva një valë gëzimi dhe shprese të më përshkonte. *Qenia njerëzore zë një vend të veçantë në krijimin e Zotit. "I futa me frymë shpirtin tim atij", tha Zoti. Secili prej nesh, pa përjashtim, është i paracaktuar të jetë i dërguari i Zotit në tokë. Pyet njëherë veten sa shpesh sillesh si i dërguar, nëse e bën këtë gjë. Mbaj mend, na takon të gjithëve të zbulojmë shpirtin e shenjtë brenda vetes dhe të jetojmë sipas tij.*

Në vend që t'ia lënë veten dashurisë së Zotit dhe të luftojnë kundër egos së tyre, fanatikët fetarë luftojnë kundër njerëzve, duke ngjallur frikë pas frike.

Duke e vështruar gjithësinë plot frikë, nuk është për t'u habitur që gjejnë shumë gjëra nga të cilat tremben. Sa herë ndodh ndonjë tërmet, thatësirë apo fatkeqësi tjetër, e marrin si shenjë të zemërimit hyjnor - sikur Zoti të mos e kishte thënë hapur: "*Mëshira ime është më e madhe se zemërimi im*". Gjithmonë të nxehur nga të tjerët për një gjë apo një tjetër, duket sikur presin që Zoti i Madhërishëm t'iu dalë përkrah dhe të hakmerret pa mëshirë ndaj të tjerëve. Jeta e tyre është një varg i pareshtur hidhërimesh dhe armiqësish, një pakënaqësi kaq e gjerë saqë i ndjek kudo që shkojnë, si ajo reja e zezë, duke u errësuar të shkuarën e të ardhmen. Feja e tyre i ngjan asaj gjendjes ku mund të shohin pemët, por jo pyllin. Tërësia e fesë është më e madhe dhe më e thellë se shuma e pjesëve përbërëse. Rregullat vetjake duhet të lexohen nën dritën e së tërës dhe e gjitha përfshihet te thelbi.

Në vend që të kërkojnë thelbin e Kuranit dhe ta përqafojnë

si një të tërë, fanatikët nxjerrin një apo dy rreshta të veçantë, u japin atyre peshën e urdhrave hyjnore dhe përpiqen t'i përputhin me mendjen e tyre të frikësuar. Nuk rreshtin së kujtuari të tjerëve se, ditën e gjykimit, të gjithë njerëzit do të detyrohen të kalojnë në urën e Siratit, më të hollë se fija e flokut, më të mprehtë se tehu i briskut. Pa mundur ta kalojnë urën, mëkatarët do të bihen nëpër honet e ferrit nën të, ku do të vuajnë përgjithmonë. Ata që kanë pasur jetë të virtytshme, do të kalojnë në anën tjetër të urës ku do të shpërblehen me fruta ekzotike, ujë të ëmbël dhe virgjëresha. Në thelb ky është koncepti i tyre për jetën e përtejme. Aq shumë janë dhënë pas tmerreve dhe shpërblimeve, flakëve dhe frutave, engjëjve dhe djajve, saqë në përpjekjet për të siguruar të ardhmen që do të përligjë se kush janë sot, e kanë harruar fare Zotin! Nuk e dinë një nga dyzet rregullat? *Ferri është këtu dhe tani. Edhe parajsa. Mjaft u shqetësove për ferrin e mjaft ëndërrove për parajsën, sepse të dyja janë të pranishme brenda teje në çdo çast. Sa herë biem në dashuri ngjitemi në parajsë. Sa herë urrejmë, kemi zili ose luftojmë dikë, biem drejt e në flakët e ferrit.* Këtë thotë rregulla numër njëzetepesë.

A ka ferr më të keq se vuajtjet e njeriut që e di thellë brenda vetes se ka bërë një gabim, një gabim të tmerrshëm? Duhet pyetur ai njeri. Ai mund t'ju thotë se ç'është ferri. A ka parajsë më të bukur se lumturia që përfshin një njeri në ato çaste të rralla në jetë kur dyert e gjithësisë hapen dhe ai ndjen se zotëron të gjitha të fshehtat e përjetësisë dhe është bashkuar plotësisht me Zotin? Duhet pyetur ai njeri. Ai mund të thotë se ç'është parajsa.

Pse duhet të shqetësohemi aq shumë për jetën e përtejme, për këtë të ardhme të përfytyruar, kur çasti që jetojmë është

koha e vetme, në të cilën mund të përjetojmë vërtet dhe plotësisht praninë dhe mungesën e Zotit në jetën tonë? Sufistët nuk i motivon as frika e ndëshkimit në ferr, as dëshira e shpërblimit në parajsë, ata e duan Zotin thjesht sepse e duan, pastër dhe thjesht, pa kushte dhe pa pretendime.

Dashuria është arsyeja. Dashuria është qëllimi.

Kur e do Zotin kaq shumë, kur e do secilën nga krijesat e tij vetëm për shkak të tij dhe vetëm falë tij, pjesët e dukshme thjesht treten në ajër. Duke u nisur nga kjo pikë, nuk ekziston më fjala "unë". Gjithçka që mund të jesh atëherë është një zero aq e madhe saqë mbulon të gjithë qenien tënde.

Dje, bashkë me Rumiun, po mendonim për këto gjëra kur befas, ai mbylli sytë dhe pëshpëriti këto fjalë:

- *As i krishterë, as çifut apo mysliman, as hindu, as budist, sufist apo zen. Asnjë sistem fetar apo kulturor. Unë nuk i përkas Lindjes, as Perëndimit...*

*Vendi im nuk ka vend, gjurma ime nuk lë gjurmë.*

Rumiu kujton se nuk është poet, mirëpo poetin e ka brenda vetes. Dhe të mrekullueshëm madje! Tani ky poet doli në dritë.

Po, Rumiu ka të drejtë. Ai nuk i përket as Lindjes dhe as Perëndimit. Ai i përket Mbretërisë së Dashurisë. Ai i përket të Adhuruesshmit.

# Ela

**NORTHEMPTON, 12 QERSHOR 2008**

Brenda atyre ditëve, Ela e mbaroi së lexuari librin "Blasfemi e ëmbël" dhe po i jepte dorën e fundit raportit. Megjithëse mezi priste t'i diskutonte hollësitë e romanit me Azizin, ndjenja e profesionalizmit nuk e linte. Nuk qe e drejtë. Më parë duhet të dorëzonte punën. Nuk i kishte treguar Azizit as që, pasi kishte lexuar romanin e tij, kishte blerë poemat e Rumiut dhe tani lexonte disa prej tyre çdo natë para se të flinte. Deri tani e kishte ndarë më së miri punën për romanin me marrëdhëniet e saj me autorin. Por në dymbëdhjetë qershor ndodhi diçka që gati e shkriu fare vijën ndarëse mes këtyre dy

anëve. Deri atë ditë, Ela nuk e kishte parë kurrë në fotografi Azizin. Ngaqë nuk kishte futur fotografi në faqen e internetit, nuk e kishte idenë se ç'pamje kishte. Në fillim i shijonte fakti që i shkruante një njeriu të panjohur. Por, me kalimin e kohës, kureshtja po i rritej dhe i dukej e nevojshme që t'u ngjiste një fytyrë mesazheve që i vinin. Ai nuk i kishte kërkuar kurrë t'i dërgonte ndonjë fotografi, çka e kishte habitur me të vërtetë.

Kështu që, me mendjen e saj, i dërgoi një fotografi të vetën. Kishte dalë në verandë bashkë me qenin e dashur Spirit, mbante një fustan të shkurtër bojë qielli që ia tregonte lehtë linjat. Kishte dalë duke buzëqeshur - një buzëqeshje gjysmë e kënaqur, gjysmë e trazuar. Në dorë mbante fort rripin e qenit sikur po kërkonte të fitonte pak forcë prej tij. Sipër tyre, qielli qe ngjyer me ngjyra të përhime e të kuqërreme. Qe një nga fotografitë që i pëlqente më shumë, e cila përmbante edhe diçka shpirtërore që nuk tregohej me fjalë. Të paktën kështu i dukej asaj. Ela ia dërgoi me e-mail dhe pastaj priti. Kjo qe mënyra e saj për t'i kërkuar Azizit t'i dërgonte fotografinë e tij.

Dhe ai ia nisi.

Kur Ela pa fotografinë që i kishte dërguar Azizi, mendoi se duhet të qe marrë diku nga Lindja e Largët, megjithëse ajo nuk kishte qenë ndonjëherë atje. Në fotografi, Azizi qe rrethuar nga një grup fëmijësh flokëzinj vendas të çdo moshe. Kishte veshur bluzë të zezë dhe pantallona të zeza. Qe paksa i dobët, kishte hundë të mprehtë, mollëza të dala dhe flokë të gjatë e të zinj që i binin mbi supe. Sytë i dukeshin si dy smeralde që shkëlqenin plot energji dhe diçka tjetër që Ela ia vuri emrin dhembshuri. Kishte një vëth dhe një varëse në qafë, me një lloj forme që Ela nuk arrinte ta shquante. Mbrapa dukej një liqen i

argjendtë, i rrethuar me bar të gjatë, kurse në një qoshe zgjatej hija e diçkaje që dilte jashtë kornizës. Ndërsa këqyrte burrin në fotografi duke u përpjekur të kapte çdo hollësi, Ela pati ndjesinë sikur po shihte një fytyrë të njohur. Sado e çuditshme të qe kjo, ajo ishte gati të betohej se e kishte parë edhe herë tjetër.

Befas u kujtua.

Shamsi i Tabrizit i ngjante më tepër nga ç'mund ta mendonte Aziz Z. Zaharës. Dukej krejt siç kishte përshkruar në libër Shamsin para se ai të nisej për në Konia për të takuar Rumiun. Ela po pyeste veten nëse Azizi e kishte mbështetur përshkrimin e karakterit vetëm në pamjen e vet. Si shkrimtar, ndoshta kishte dashur ta krijonte karakterin kryesor sipas pamjes së tij, njësoj si i krijoi Zoti qeniet njerëzore sipas pamjes së tij.

Duke menduar këto gjëra, iu duk e mundur edhe diçka tjetër. Po sikur Shamsi i Tabrizit të ketë pasur vërtetë atë pamje, siç përshkruhej në libër, që do të thoshte se kishte një ngjashmëri të habitshme mes këtyre dy burrave, pavarësisht se i ndanin tetëqind vjet? A mund të ndodhte që ngjashmëria të mos ishte as në duart dhe as në dijeninë e autorit? Sa më tepër që e mendonte këtë dilemë Ela, aq më tepër dyshonte se Shamsi i Tabrizit dhe Aziz Z. Zahara ishin të lidhur në një mënyrë që shkonte përtej një gjetjeje të thjeshtë letrare.

Ky zbulim solli dy ndikime të papritura për Elën. Së pari, donte t'i kthehej "Blasfemisë së ëmbël" e ta lexonte nga e para me një sy tjetër, kësaj radhe jo për hir të historisë, por që të gjente disa të fshehta të tjera në personazhin kryesor, të gjente Azizin te Shamsi i Tabrizit. Së dyti, e intrigoi edhe më tepër personaliteti i Azizit. Kush ishte? Ç'histori kishte? Në një e-mail të mëparshëm, i kishte thënë se qe skocez, po atëherë pse

kishte emër lindor - Aziz? Emrin e vërtetë e kishte këtë? Apo e kishte emër sufist? Pastaj, ç'do të thoshte të ishe sufist?

Kishte dhe diçka tjetër që ia trazonte mendjen: shenjat e para, gati të pakapshme, të dëshirës. Megjithëse kishte kaluar shumë kohë pa e ndjerë, iu deshën pak sekonda që ta njihte përsëri këtë ndjenjë. E kishte aty. Të fortë, të bollshme dhe të pabindur. Kuptoj se e dëshironte burrin në fotografi dhe po pyeste veten si mund të ishte po ta puthte.

Ndjenja ishte kaq e papritur dhe e sikletshme saqë e fiku menjëherë laptopin, sikur burri në fotografi po e përthithte të tërën.

## Bajbar luftëtari

**KONIA, 10 KORRIK 1245**

Bajbar, biri im, mos i zërë besë askujt", më thotë xhaxhai, "sepse bota po prishet nga dita në ditë". Thotë se koha e vetme kur gjërat shkonin për së mbari ishte Epoka e Artë, kur profeti Muhamet, paqja qoftë me të, qe ende gjallë. Që kur vdiq ai, punët morën tatëpjetën. Po të më pyesësh mua, çdo vend ku rrinë më tepër se dy veta është gati të shndërrohet në fushë beteje. Edhe në kohët e profetit njerëzit kishin armiqësi. Lufta është thelbi i jetës. Luani e ha drerin. Kurse korbat i lënë vetëm kockat kufomës. Natyra është mizore. Në tokë, në det apo në ajër, për çdo krijesë pa përjashtim, vetëm

kishte emër lindor - Aziz? Emrin e vërtetë e kishte këtë? Apo e kishte emër sufist? Pastaj, ç'do të thoshte të ishe sufist?

Kishte dhe diçka tjetër që ia trazonte mendjen: shenjat e para, gati të pakapshme, të dëshirës. Megjithëse kishte kaluar shumë kohë pa e ndjerë, iu deshën pak sekonda që ta njihte përsëri këtë ndjenjë. E kishte aty. Të fortë, të bollshme dhe të pabindur. Kuptoj se e dëshironte burrin në fotografi dhe po pyeste veten si mund të ishte po ta puthte.

Ndjenja ishte kaq e papritur dhe e sikletshme saqë e fiku menjëherë laptopin, sikur burri në fotografi po e përthithte të tërën.

# Bajbar luftëtari

**KONIA, 10 KORRIK 1245**

Bajbar, biri im, mos i zërë besë askujt", më thotë xhaxhai, "sepse bota po prishet nga dita në ditë". Thotë se koha e vetme kur gjërat shkonin për së mbari ishte Epoka e Artë, kur profeti Muhamet, paqja qoftë me të, qe ende gjallë. Që kur vdiq ai, punët morën tatëpjetën. Po të më pyesësh mua, çdo vend ku rrinë më tepër se dy veta është gati të shndërrohet në fushë beteje. Edhe në kohët e profetit njerëzit kishin armiqësi. Lufta është thelbi i jetës. Luani e ha drerin. Kurse korbat i lënë vetëm kockat kufomës. Natyra është mizore. Në tokë, në det apo në ajër, për çdo krijesë pa përjashtim, vetëm

një rrugë mbijetese ka: të jetë më e mprehtë dhe më e fortë se armiku më i keq. Që të mbetesh gjallë duhet të luftosh. Nuk ka më të thjeshtë se kaq. Dhe duhet të luftojmë. Edhe më dallkaukët e kuptojnë se nuk ka rrugë tjetër sot. Gjërat morën një kthesë të keqe para pesë vjetësh, kur njëqind ndërmjetësues mongolë të dërguar nga Xhengis Kani për të ndërmjetësuar për paqen, u therën që të tërë. Pas kësaj, Xhengis Kani u tërbua nga inati dhe i shpalli luftë tokës islame. Pse dhe si u vranë ndërmjetësit, askush nuk e di. Disa dyshojnë që i vrau vetëm Xhengis Kani, me qëllim që të niste pastaj fushatën masive luftarake. Mund të jetë e vërtetë. Askush nuk e di. Por unë di se për pesë vjet, mongolët rrënuan gjithë zonën e Korasanit, mbollën shkatërrim e vdekje ngado që shkelën. Para dy vjetësh mundën edhe forcat selxhuke në Kosedag dhe e shndërruan sulltanin në një vasal që paguante haraç. Arsyeja e vetme që nuk na zhdukën mongolët ishte se kishin më shumë përfitim po të na mbanin gjallë, por nën zgjedhën e tyre. Luftërat mund të kenë qenë të pranishme prej kohësh që nuk mbahen mend, të paktën që kur Kaini vrau vëllain e vet, Abelin, por ushtria mongole nuk ngjante me asgjë nga ato që kishim parë më herët. Të stërvitur më së miri, përdornin një mori armësh, secila për një qëllim të caktuar. Çdo ushtar mongol qe i armatosur rëndë me topuz, sëpatë, shpatë dhe heshtë. Veç këtyre, kishin edhe shigjeta që mund të çanin mburojat, u vunë zjarrin fshatrave të tëra, helmonin njerëzit ose ua shponin edhe kockat më të forta që ka trupi. Kishin edhe shigjeta fërshëllyese që i përdornin për të dërguar sinjale nga një batalion në tjetrin. Me kaq aftësi të zhvilluara luftarake dhe ngaqë nuk kishin asnjë Zot për t'ia pasur frikën, mongolët sulmuan dhe asgjësuan çdo qytet, fshat e

katund që u doli përpara. Edhe qytetet e vjetra, si Bukhara, u kthyen në grumbuj rrënojash. Po nuk janë vetëm mongolët. Na duhet të marrim edhe Jeruzalemin nga duart e kryqtarëve, pa përmendur trysninë nga Bizanti dhe rivalitetet mes shiitëve dhe sunitëve. Kur jemi të rrethuar nga të tëra anët me armiq gjakftohtë, si mund të tregohemi paqësorë? Prandaj m'i ngrenë nervat njerëz si Rumiu. As më bëhet vonë se sa e vlerësojnë të tjerët. Për mua është veç një burracak që shpërndan burracakëri. Në të shkuarën, mund të ketë qenë dijetar i mirë, por sot duket qartë që është nën ndikimin e plotë të atij qafirit, Shamsit. Në këtë kohë kur gëlojnë ngado armiqtë e Islamit, çfarë predikon Rumiu?

Paqe! Vëllazëri! Nënshtrim!

*Vëlla duroje dhimbjen. Shpëtoji helmit të shtysave të tua.*
*Qielli do të përkulet para bukurisë tënde*
*nëse vepron kështu... atëherë nga gjembi do të çelë trëndafili.*
*Një shkëlqim i veçantë brenda të tërës.*

Rumiu predikon nënshtrimin, kërkon t'i kthejë myslimanët në një tufë delesh të buta e të ndrojtura. Thotë se çdo profet ka pasur bashkësinë e vet të pasuesve dhe për çdo bashkësi ka një kohë të caktuar. Përveç "dashurisë", fjalët që i pëlqejnë më shumë duket se janë "durim", "baraspeshë" dhe "tolerancë". Të jetë për të, duhet të rrimë të tërë nëpër shtëpi e të presim të na therin armiqtë ose të na shfarosë ndonjë fatkeqësi tjetër. Jam i sigurt se do të vinte me vrap atëherë për të parë dëmin dhe do ta quante atë si fatkeqësi nga Zoti. Ka njerëz që e kanë dëgjuar të thotë: "Kur të rrëzohen shkollat, xhamitë dhe minaret,

atëherë mund të krijojnë bashkësinë e vet dervishët". Ç'muhabet është ky?

Po ta mendosh mirë, arsyeja e vetme që e solli Rumiun në këtë qytet është se, para disa dhjetëvjeçarësh, familja e tij u largua nga Afganistani dhe u strehua në Anadoll. Shumë njerëz të tjerë të fuqishëm e të pasur të asaj kohe morën ftesa të hapura nga sulltani i selxhukëve, mes tyre dhe babai i Rumiut. Kështu, me strehë dhe privilegje si gjithmonë, i rrethuar nga vëmendja e kujdesi, familja e Rumiut iku nga Afganistani dhe u vendos në kopshtet e qeta të Konias. Është kollaj të predikosh tolerancën kur ke histori të tillë!

Dje dëgjova një histori që ua kishte treguar njerëzve në pazar Shamsi i Tabrizit. Kishte thënë se Aliu, pasuesi dhe miku i profetit, po luftonte njëherë me një të pafé në fushën e betejës. Aliu qe gati t'i ngulte shpatën në zemër, kur qafiri ngriti kokën befas dhe e pështyu. Aliu e uli shpatën, mori frymë thellë dhe u largua. Qafiri u çudit. I rendi pas Aliut dhe e pyeti pse nuk e vrau.

- Sepse më inatose shumë, - i tha Aliu.

- Atëherë pse nuk më vrave? - e pyeti qafiri. - Nuk të marr vesh.

Aliu i tha:

- Kur më pështyve në fytyrë u inatosa shumë. Mu lëndua aq shumë egoja saqë isha gati për hakmarrje. Por po të të vrisja, do të kisha ndjekur egon. Dhe ky do të qe gabim shumë i madh.

Kështu që Aliu e la të lirë atë njeri. Qafiri u prek aq shumë saqë më pas u bë mik i Aliut dhe pasues i tij, pastaj u kthye në fenë islame me dëshirën e tij të lirë.

Nga këto histori i pëlqen të tregojë Shamsit të Tabrizit. Po

cili është mesazhi? Lërini qafirët t'ju pështyjnë në surrat! Ndërsa unë do të thosha, mbi trupin tuaj të vdekur! Qafir apo jo, askush nuk i pështyn dot në fytyrë Bajbar luftëtarit.

# Ela

**NORTHEMPTON, 13 QERSHOR 2008**

Bluaj në mendje, i dashur Aziz, të të pyes për diçka. Mund të mendosh që jam e çmendur, po dua të di, mos je ti Shamsi? Apo është e kundërta? Shamsi është ti?

Sinqerisht e jotja,
Ela

E dashur Ela,
Shamsi është njeriu përgjegjës për shndërrimin e Rumiut nga një klerik lokal në një poet dhe mistik të famshëm në të gjithë botën.

Mjeshtri Samid më thoshte, "Edhe pse mund të ketë një Shams tek disa njerëz, e rëndësishme është se ku gjenden Rumitë që ta vënë re?"

Përshëndetje të përzemërta,
Azizi

I dashur Aziz,
Kush është mjeshtër Samidi?

Gjithë të mirat,
Ela

E dashur Ela,
Është histori e gjatë. A do vërtet ta dish?

Përzemërsisht,
Azizi

I dashur Aziz,
Kam kohë sa të duash.

Me dashuri,
Ela

## Rumiu

**KONIA, 2 GUSHT 1245**

Bujare është jeta jote, e mbushur dhe e plotë. Ose ashtu të duket ty, derisa të vijë dikush e të të hapë sytë për ato që të kanë munguar gjatë kësaj kohe. Si një pasqyrë që tregon më shumë atë që mungon sesa atë që ekziston, do të të tregojë zbrazëtinë që ke në shpirt - zbrazëtinë që nuk ke dashur ta shihje. Ky njeri mund të jetë një e dashur, një mik apo një mësues shpirtëror. Ndonjëherë mund të jetë edhe ndonjë fëmijë. Rëndësi ka të gjesh shpirtin që plotëson tëndin. Të gjithë profetët kanë dhënë po të njëjtën këshillë: gjej atë që të shërben si pasqyrë! Për mua, kjo pasqyrë është Shamsi i Tabrizit. Para se të vinte

dhe të më detyronte të shihja thellë brenda shpirtit tim, nuk isha përballur me të vërtetën themelore rreth vetes time: atë që, megjithëse i suksesshëm dhe madhështor nga jashtë, isha i vetmuar dhe i papërmbushur nga brenda. Është njësoj si, pas shumë vitesh, në fund fare, të hartosh një fjalor vetjak. Në të, jep përkufizimin për çdo koncept që të duket i rëndësishëm siç është "e vërteta", "lumturia" ose "bukuria". Në çdo pikë të madhe kthese në jetë, hap këtë fjalor, pa e ndjerë nevojën që të pyesësh për premisat. Pastaj, një ditë, vjen një i panjohur, ta rrëmben fjalorin nga duart dhe ta flak tutje.

- Të gjitha përkufizimet duhen shkruar nga e para, - të thotë. - Erdhi koha të çmësosh çdo gjë që ke mësuar.

Dhe ti, për ndonjë arsye të panjohur për mendjen, por tepër të qartë për zemrën, në vend që ta kundërshtosh e t'i bësh ballë, pranon plot gëzim. Këtë më bëri mua Shamsi i Tabrizit. Miqësia me të më mësoi shumë gjëra. Por, mbi të gjitha, më mësoi si të çmësoja çdo gjë që kisha mësuar.

Kur e do aq shumë dikë, pret që edhe të tjerët ta duan njësoj, duke iu bashkuar gëzimit e ngazëllimit tënd. Kur kjo nuk ndodh, habitesh, pastaj ndjehesh i fyer e i tradhtuar. Si t'ia bëj që familja dhe miqtë të shohin të njëjtën gjë që shoh unë? Si ta përshkruaj të papërshkrueshmen? Shamsi është deti im i mëshirës dhe faljes. Ai është dielli i së vërtetës dhe i besimit. E quaj mbreti i mbretërve të shpirtit. Është burimi i jetës sime dhe pema e qiparisit që rritet madhështore përherë e gjelbër. Shoqëria e tij është leximi i katërt i Kuranit - një udhëtim që mund të përjetohet vetëm së brendshmi, por nuk mund të kapet nga jashtë. Për fat të keq, shumica e njerëzve e bën vlerësimin duke u nisur nga pamja e jashtme. Për ta, Shamsi është dervish

i çuditshëm. Mendojnë se sillet çuditshëm dhe nxjerr nga goja blasfemi, që është i paparashikueshëm e i padëgjueshëm. Ndërsa për mua ai është i barasvlershmi i Dashurisë që lëviz tërë gjithësinë, ndonjëherë ulet poshtë dhe mbledh bashkë të gjitha pjesët, e ndonjëherë shpërthen lart me flakë. Takim si ky të ndodh vetëm njëherë në jetë. Njëherë në tridhjetetetë vjet.

Që kur u fut Shamsi në jetët tona, njerëzit më pyesnin se çfarë më duket kaq e veçantë te ai. Po nuk kam si t'u përgjigjem. Në fund të fundit, ata që bëjnë pyetje janë ata që nuk e kuptojnë, sepse kush e kupton nuk bën pyetje të tilla.

Mëdyshja ku jam zhytur më kujton historinë e Lajlës dhe Harun ar-Rashidit, perandorit të famshëm. Sapo dëgjoi që një poet beduin me emrin Kajs qe dashuruar pa shpresë me Lajlën dhe kishte humbur mendjen pas saj, duke i ngjitur vetes emrin Maxhnun - i çmenduri - perandori u bë shumë kureshtar për këtë grua që po shkaktonte kaq mjerim. Lajla duhet të jetë krijesë shumë e veçantë, mendoi. Një grua shumë më e lartë se gratë e tjera. Ndoshta është magjepsëse dhe e pakrahasueshme me bukuri. I emocionuar dhe plot kureshtje, ai nuk la gur pa lëvizur që ta shihte Lajlën me sytë e vet.

Më në fund, një ditë e sollën Lajlën në pallatin e perandorit. Kur hoqi vellon, Harun ar-Rashidi u zhgënjye thellë. Lajla jo vetëm qe e shëmtuar, sakate dhe e moshuar, por nuk i gjeje asgjë që të të tërhiqte. Qe një qenie e thjeshtë njerëzore, me nevoja të thjeshta e plot të meta, një grua e thjeshtë si shumë e shumë të tjera. Perandori nuk e fshehu dot zhgënjimin.

- Ti je ajo që i ke hequr trurin Maxhnunit? Pse? Ti je fare e zakonshme. Çfarë ke të veçantë?

Lajla buzëqeshi.

- Po, unë jam Lajla. Po ti nuk je Maxhnuni, - iu përgjigj. - Duhet të më shohësh me sytë e Maxhnunit. Përndryshe nuk do ta zgjidhësh kurrë të fshehtën me emrin dashuri.

Si mund t'ua shpjegoj të njëjtën të fshehtë familjes, miqve dhe nxënësve të mi? Si t'ua mbush mendjen që të arrijnë ta kapin atë që ka të veçantë Shamsi i Tabrizit, që ta shohin me sytë e Maxhnunit?

A ka ndonjë mënyrë për ta kapur kuptimin e dashurisë pa rënë së pari në dashuri?

Dashuria nuk mund të shpjegohet. Ajo vetëm jetohet.

Dashuria nuk mund të shpjegohet, por ajo i shpjegon të gjitha.

# Kimja

KONIA, 17 GUSHT 1245

Besoja se do të më thërriste dhe prita pa fund, por Rumiu nuk kishte më kohë të studionte me mua. Megjithëse më mori malli për mësimet dhe po ndihesha e lënë pas dore, nuk u mërzita me të. Ndoshta ngaqë e doja aq shumë saqë nuk më mbetej asnjëherë qejfi prej tij. Ose ngaqë e kuptoj më mirë se të tjerët se si ndihet sepse, thellë brenda vetes, edhe unë e ndjeja atë rrymë të fortë që na solli Shamsi i Tabrizit.

Sytë e Rumiut e ndjekin Shamsin siç ndjek luledielli diellin. Dashuria mes tyre është aq e dukshme dhe e fortë, aq e rrallë, saqë gjithkush mund të ndihet i dëshpëruar kur kupton se një

lidhje me fortësi të tillë i mungon në jetën e tij. Në shtëpi jo të gjithë mund ta durojnë këtë, sidomos Aladini. E kam kapur shumë herë duke i hedhur vështrime plot inat Shamsit. Edhe Kerra mezi e përmban veten, por nuk ka thënë kurrë gjë dhe as unë nuk e kam pyetur. Jemi ulur të gjithë mbi një fuçi baruti. Për çudi, Shamsi i Tabrizit, njeriu përgjegjës për gjithë këtë tension, ose nuk e sheh, ose nuk e vret mendjen për këtë gjendje. Një pjesë e imja është hidhëruar me Shamsin që na ka marrë Rumiun. Kurse pjesa tjetër vlon nga dëshira për ta njohur më mirë. Kam kohë që përpëlitem mes këtyre dy ndjenjave, por sot kam frikë se duhet ta zgjidh këtë punë.

Pasdite vonë, mora Kuranin e varur në mur e vendosa të studioja vetë. Në të shkuarën, Rumiu dhe unë kishim ndjekur një rregull të caktuar për leximin e vargjeve, po tani që nuk kishte kush të më udhëhiqte dhe po na bëhej jeta rrëmujë, nuk mu duk ndonjë gjë e keqe të lexoja kuturu. Kështu që hapa rastësisht një faqe dhe vura gishtin në vargun e parë që më zuri syri. Rastisi të ishte al-Nisa, i vetmi varg në tërë librin që më kishte turbulluar më tepër. Me predikimet e tij aspak premtuese për gratë, Nisa më dukej e vështirë për t'u kuptuar dhe shumë më e vështirë për t'u pranuar. Pasi e lexova edhe njëherë vargun, kisha nevojë për ndihmë. Rumiu vërtet që nuk kishte kohë të më jepte mësim, por kjo nuk qe arsye të mos i bëja ndonjë pyetje. Kështu që mora Kuranin dhe shkova në dhomë e tij.

Për çudi, në vend të Rumiut gjeta Shamsin. Qe ulur pranë dritares me tespihe në dorë, ndërsa drita e butë e diellit që po perëndonte i binte mbi fytyrë. Dukej aq i pashëm saqë pulita sytë.

- Më fal, - i thashë menjëherë. - Po kërkoja Maulanën. Po vij më vonë.

- Pse po ikën? Qëndro, - tha Shamsi. - Më duket sikur erdhe ta pyesje për diçka. Ndoshta të ndihmoj unë.

Nuk pashë ndonjë arsye pse të mos ia thosha.

- Është një varg në Kuran, që e kam të vështirë për ta kuptuar, - i thashë ngadalë. Shamsi mërmëriti sikur po fliste me vete:

- Kurani i ngjan asaj nuses së turpshme. E ngre vellon vetëm kur i mbushet mendja se ai që po e sheh është i butë dhe ka zemër të dhembshur.

Pastaj drejtoi supet dhe pyeti:

- Cili varg është?

- Al-Nisa, - i thashë. - Ka disa pjesë, ku thuhet se burrat qëndrojnë më lart se gratë. Thuhet edhe se burri mund ta rrahë gruan...

- Vërtet? - pyeti Shamsi me aq interes saqë fillova të mos isha e sigurt nëse e kishte me gjithë mend apo po më tallte. Pas një heshtjeje të shkurtër, më buzëqeshi dhe recitoi vargun përmendësh.

*- Burrat janë përgjegjës për gratë, ngase Allahu ka graduar disa mbi disa të tjerë dhe ngase ata kanë shpenzuar nga pasuria e tyre; prandaj me atë që Allahu i bëri të ruajtura, gratë e mira janë respektuese, janë besnike ndaj së fshehtës. E ato që u druhen kryelartësisë së tyre këshillojini, madje largohuni nga shtrati, edhe rrihini, e nëse ju respektojnë atëherë mos u sillni keq ndaj tyre. Allahu është më i larti, më i madhi.*

Kur mbaroi këto fjalë, Shamsi mbylli sytë dhe recitoi të njëjtin varg, por kësaj radhe të thënë ndryshe:

*- Burrat janë mbështetje për gratë, ngase Allahu u ka dhënë disave*

*më shumë se të tjerëve dhe ngase ata shpenzuar nga pasuria e tyre (për to). Prandaj, ato që Allahu i bëri të virtytshme, i binden Zotit dhe e ruajnë të fshehtën ashtu siç e ruan vetë Zoti. Sa për gratë që ju kundërshtojnë, foluni me mirësjellje, pastaj lërini vetëm në shtrat (por pa i ngacmuar) dhe kthehuni në shtrat me to (nëse ato e dëshirojnë këtë). Nëse ju hapen, mos kërkoni asnjë sebep që t'i fajësoni. Zoti është më i larti dhe më i madhi.*

Dallon ndonjë ndryshim mes këtyre të dyjave? - pyeti Shamsi.

- Po, dalloj,- i thashë. - Përmbajtja është krejt ndryshe. I pari duket sikur u jep të drejtë burrave t'i rrahin gratë, ndërsa i dyti thjesht i këshillon burrat që të largohen prej tyre. Mendoj se është goxha ndryshim. Pse kështu?

- Pse kështu? Pse ashtu? - përsëriti Shamsi disa herë sikur po i bënte jehonë pyetjes sime. - Pa më thuaj Kimja, ke notuar ndonjëherë në lumë?

Pohova me kokë, duke sjellë ndër mend kujtimet e fëmijërisë. Më dolën para syve përrenjtë e kulluar që zbrisnin nga malet Taurus. Nga ajo vajza e vogël që kishte kaluar ditë të tëra pranë përrenjve së bashku me motrën dhe shoqet, tani nuk kishte mbetur më asgjë. Ktheva kokën nga ana tjetër sepse nuk doja që Shamsi të më shihte lotët.

- Kur e sheh lumin nga larg, Kimja, të duket sikur uji nuk lëviz fare. Po kur futesh brenda në ujë, kupton se aty ka më shumë se një rrjedhë. Lumi përmban rrjedha të ndryshme, të gjitha rrjedhin në harmoni, por ama krejt të veçuara njëra nga tjetra.

Kur tha këto fjalë Shamsi i Tabrizit m'u afrua dhe më ngriti mjekrën me gisht, duke më detyruar ta shihja drejt e në sytë e tij të thellë, të zinj e plot shpirt. Gati më ndali zemra. Nuk po merrja dot frymë.

- Kurani është si ai lumi gurgullues, - më tha. - Ata që e shohin nga larg, dallojnë vetëm një lumë, por ata që notojnë brenda tij dallojnë katër rryma. Njësoj si llojet e ndryshme të peshqve, disa nga ne notojnë afër sipërfaqes, kurse disa të tjerë në ujërat më të thella.

- Më duket se nuk e kuptoj, - i thashë, megjithëse kisha filluar ta kuptoja.

- Ata që pëlqejnë të notojnë pranë sipërfaqes, kënaqen me kuptimin e jashtëm të Kuranit. Shumë njerëz janë kështu. I marrin rreshtat fjalë për fjalë. Nuk ka gjë për t'u çuditur pse kur lexojnë një varg si Nisa, arrijnë në përfundimin se burrat janë mbikëqyrësit e grave. Kjo ndodh sepse vetëm këtë duan të shohin.

- Po rrymat e tjera? - e pyeta.

Shamsi psherëtiu lehtë kurse unë nuk ia ndaja dot sytë nga goja që më dukej aq e mistershme dhe tërheqëse sa edhe një kopsht i fshehtë.

- Ka tri rryma të tjera. E dyta është më e thellë se e para, por prapë afër sipërfaqes është. Sa më tepër ta rritësh vetëdijen, aq më thellë e kupton Kuranin. Por, që të ndodhë kjo, duhet të mësosh të zhytesh.

Ndërsa e dëgjoja, ndihesha edhe bosh, edhe plot në të njëjtën kohë.

- Çfarë ndodh kur zhytesh? - e pyeta menjëherë.

- Rryma e tretë e thellë është i lexuari ezoterik, entuziast. Nëse e lexon vargun Nisa duke hapur sytë e brendshëm, do të shohësh se ai varg nuk është për gratë e për burrat, por për natyrën e gruas dhe natyrën e burrit. Secili prej nesh, përfshi edhe ty edhe mua, kemi brenda vetes edhe femëroren, edhe

mashkulloren, në shkallë dhe forma të ndryshme. Vetëm kur mësojmë si t'i përqafojmë të dyja, mund të arrijmë Njësimin harmonik.

- Do të thuash që unë kam brenda meje tipare mashkullore?

- Oh, po, patjetër. Edhe unë kam anën time femërore.

Nuk e mbajta dot të qeshurën.

- Po Rumiu? Edhe ai?

Shamsi buzëqeshi fluturimthi.

- Çdo burrë ka nga pak femërore brenda tij.

- Edhe ata që janë tamam burra?

- Sidomos ata, e dashur, - tha Shamsi, duke i shoqëruar fjalët me një shkelje syri e duke e shndërruar zërin në një pëshpërimë, sikur po i thoshte një të fshehtë.

Mezi mbajta të qeshurën si ndonjë vajzë e vogël. Kështu të ndodhte po ta kishe Shamsin pranë. Qe njeri i çuditshëm, zërin e kishte mjaft të këndshëm, duart të zhdërvjellëta e plot muskuj, ndërsa vështrimin si rreze dielli që e bënte gjithçka ku binte më të gjallë e më të ndritur. Pranë tij e ndjeja plotësisht rininë, ndjeja brenda vetes instinktin prej nëne që më pikonte si aroma e qumështit të nënës. Doja ta mbroja. Nuk e dija nga çfarë apo se si. Shamsi më vuri dorën në sup dhe më afroi fytyrën aq sa mund t'i ndjeja frymëmarrjen e ngrohtë. Në sy i dallohej një vështrim i ri ëndërrimtar. Më mbajti ashtu, më përkëdheli faqet me gishtat e ngrohtë si zjarri. Unë mbeta pa frymë. E lëvizi gishtin dhe më preku buzën e poshtme. E hutuar dhe e çoroditur, mbylla sytë dhe ndjeva një lëmsh në stomak. Por, sapo më preku buzën, Shamsi e uli menjëherë dorën.

- Tani mund të shkosh, e dashur Kimja, - mërmëriti Shamsi, ndërsa emrin ma shqiptoi si ndonjë fjalë të trishtuar.

Dola me kokën të trullosur dhe faqet flakë të kuqe.

Vetëm kur u futa në dhomën time, u shtriva në shpinë mbi dyshek dhe vështrova tavanin, nisa të pyesja veten se si do të qe po të më puthte Shamsi, kisha harruar fare ta pyesja për rrymën e katërt - për leximin më të thellë të Kuranit.

Cila mund të qe? Si mund ta arrija atë thellësi? Dhe çfarë ndodhte me ata që zhyteshin aq thellë?

# Sulltan Ualadi

**KONIA, 4 SHTATOR 1245**

Brengosjet e kujdeset për Aladinin nuk më kanë munguar kurrë, si vëllai i madh që isha, po tani më qenë shtuar së tepërmi. Gjithnjë ka qenë gjaknxehtë, që kur ishte i vogël fare, po tani është bërë grindavec i madh dhe i hipën gjaku në kokë për hiçgjë. Është gati të bëjë sherr për çdo gjë, pavarësisht sa e pakuptimtë apo e vogël mund të jetë, ësht bërë kaq inatçi këto ditë saqë edhe fëmijët e rrugës trembe kur e shohin. Shtatëmbëdhjetë vjeç është, por i është rrudhu balli dhe sytë, ngaqë vrenjtet shpesh. Sot në mëngjes i dallo

një rrudhë të re pranë gojës, ngaqë shtrembëron buzët tërë kohës.

Po shkruaja në një pergamenë me lëkurë deleje kur dëgjova një zhurmë të lehtë pas shpine. Qe Aladini me buzë të rrudhura nga pakënaqësia. Zoti e di se sa kishte aty duke më vështruar i vrenjtur me ata sytë e tij ngjyrë kafe. Më pyeti ç'po bëja.

- Po kopjoj një shkrim të vjetër të babait, - i thashë. - Më mirë ta kemi nga një kopje tepër.

- E pse hyn në punë? - shfryu Aladini. - Babai nuk jep më as mësime e as predikon. Mbase nuk e ke vënë re, po as në medrese nuk po shkon më. A nuk i ka lënë mënjanë të gjitha përgjegjësitë?

- Është gjendje e përkohshme, - i thashë. - Së shpejti do të fillojë përsëri të japë mësim.

- Po gënjeni veten. A nuk e shihni që babai nuk ka kohë për asgjë dhe për asnjë tjetër përveç Shamsit? Mirë të duket kjo? Ai burri në fillim u hoq si dervish endacak, po tani na zuri rrënjë në shtëpi.

Aladini nënqeshi me zë dhe priti që ta miratoja. Po ngaqë nuk fola, nisi të vinte rrotull nëpër dhomë. Edhe pa e parë, e ndjeja vështrimin e zemëruar që kishte në sy.

- Njerëzit po flasin, - vazhdoi Aladini. - Të tërë një pyetje bëjnë. Si e la veten dijetari i respektuar të manipulohej nga një qafir? Emri i mirë i babait po shkrin si akulli në diell. Po nuk e mblodhi shpejt mendjen, nuk do të gjejë më asnjë nxënës në këtë qytet. Nuk do ta pranojë asnjeri si mësues. Dhe nuk u vë faj.

E lashë mënjanë shkrimin dhe vështrova vëllain. Megjithëse qe ende i parritur, nga gjestet dhe shprehja e fytyrës dukej si

burrë i pjekur. Kishte ndryshuar shumë këtë vit dhe kisha nisur të dyshoja se mund të kishte rënë në dashuri, vetëm se nuk e dija me cilën vajzë, ndërsa shokët e tij nuk ma tregonin.

- Vëlla, e di që nuk të pëlqen Shamsi, mirëpo e kemi mysafir në shtëpi dhe duhet ta respektojmë. Mos dëgjo ç'thonë të tjerët. Ndershmërisht, të mos e bëjmë qimen tra.

Sa lëshova këto fjalë nga goja, u pendova për tonin prindëror me të cilin i fola. Por qe vonë. Aladini mori zjarr si ndonjë dru i thatë.

- Qimen?! - thirri Aladini. - Kështu e quan ti këtë hata që na ka rënë? Kaq i verbër qenke.

Mora një copë tjetër lëkure dhe i përkëdhela me gishta sipërfaqen e lëmuar. Gjithnjë më kishte pëlqyer shumë të riprodhoja fjalët e tim ati dhe të mendoja se, në këtë mënyrë, po ua zgjasja jetën atyre. Edhe pas njëqind vjetësh njerëzit mund t'i lexonin mësimet e tim ati të frymëzoheshin nga to. Ky rol që po luaja, sado i vogël, më bënte të ndihesha krenar.

Pa i pushuar ankesat, Aladini më erdhi pranë dhe i hodhi një sy atyre që shkruaja me një vështrim të ndezur e të hidhur njëherësh. Për një çast, dallova një dëshirë në sytë e tij dhe njoha fytyrën e atij djalit të vogël që ka nevojë për dashurinë e të atit. Mu ndrydh zemra kur kuptova se nuk e kishte me Shamsin inatin. E kishte me babanë.

Aladini qe inatosur me babanë pse nuk e donte më shumë dhe ashtu siç ishte. Babai mund të qe vërtetë njeri i shquar dhe i famshëm, po përsëri përballë vdekjes, që na mori nënën aq të re, qe i pafuqishëm.

- Thonë që Shamsi i ka bërë magji babait, - tha Aladini. - Thonë që e kanë dërguar këtu Vrasësit.

- Vrasësit! - u habita. - Kjo s'ka pikë kuptimi.

Vrasësit ishin një sekt i famshëm për metodat që përdornin në vrasjet dhe për përdorimin e shpeshtë të helmit. Vinin në shënjestër njerëz të shquar, viktimat i vrisnin publikisht, që të ngjallnin frikë në zemrat e njerëzve. Kishin guxuar t'i dërgonin Saladinit një ëmbëlsirë me helm, bashkë me një shënim ku thuhej "Të kemi në dorë". Dhe Saladini, ky udhëheqës i madh i Islamit që kishte luftuar me trimëri kundër kryqtarëve të krishterë dhe kishte shtënë në dorë Jeruzalemin, nuk guxoi të luftonte kundër Vrasësve dhe bëri paqe me ta. Si mund të mendonin njerëzit që Shamsi ishte i lidhur me këtë sekt terrorist?

I vura dorën në sup Aladinit dhe e detyrova të më shihte në sy.

- Nuk e di që ai sekt nuk është më i dikurshmi? Tashmë vetëm emri i ka mbetur.

Aladini u mendua pak.

- Po, por ama thonë që ishin edhe besnikë të Hasan Sabahut. U larguan nga kështjella e Alamutit për të mbjellë tmerr kudo që shkelnin. Njerëzit dyshojnë se Shamsi është kryetari i tyre.

Nisa të humbisja durimin.

- O Zot më ndihmo! A ma shpjegon dot pse u dashka ta vrasë babanë ky Vrasës?

- Sepse ata i urrejnë njerëzit e shquar dhe duan të krijojnë rrëmuja, ja përse, - mu përgjigj Aladini.

Aq shumë e rrëmbente kjo teori komploti saqë i ishin skuqur mollëzat. E dija që duhet t'i flisja më shtruar.

- Shiko, njerëzit gjithmonë mendojnë lloj-lloj gjërash, - i thashë. - Nuk ke pse i merr të gjitha seriozisht. Hiqi këto mendime të errëta. Po të helmojnë mendjen.

Aladini shfryu, por unë vazhdova:

- Vërtet mund të mos e pëlqesh Shamsin. Nuk je i detyruar. Po, për hir të babait, duhet ta respektosh.

Aladini më vështroi vëngër e plot inat. Kuptova se vëllai nuk qe inatosur vetëm me babanë dhe me Shamsin, por edhe me mua. Vlerësimin tim për Shamsin e quante shenjë dobësie. Ndoshta besonte që, për të fituar besimin e babait, unë po hiqja dorë nga mendimet dhe karakteri im. Ishte vetëm një dyshim, por më hidhëroi.

Megjithatë nuk u inatosa, edhe po të inatosesha, nuk do ta mbaja gjatë. Qe vëllai i vogël. Në sytë e mi gjithnjë do të qe ai djali që bridhte rrugëve pas maces, me këmbët tërë baltë nga pellgjet e shiut dhe që hante tërë ditën feta buke të lyera me gjalpë. Nuk më hiqej dot nga sytë fytyra e tij e parritur, pak e mbushur dhe e shkurtër për moshën, e djalit që e priti pa derdhur asnjë pikë lot ndarjen nga jeta të nënës. Ua nguli sytë këmbëve si të ndihej i turpëruar, kafshoi buzën e poshtme derisa i iku gjaku, dhe nuk lëshoi asnjë fjalë apo rënkim nga goja. Do të doja shumë të kishte qarë edhe ai.

- Të kujtohet atëherë kur u zure njëherë me djemtë e lagjes? - e pyeta. - Erdhe në shtëpi duke qarë me hundën që të kullonte gjak. Çfarë na tha mamaja atëherë?

Aladini picërroi sytë, pastaj i hapi sikur u kujtua, por nuk tha asgjë.

- Të tha që sa herë inatosesh me ndonjë, zëvendësoje në mendjen tënde fytyrën e tij me fytyrën e dikujt që do. Ke provuar ndonjëherë ta zëvendësosh fytyrën e Shamsit me atë të mamasë? Ndoshta gjen diçka që të pëlqen tek ai.

Një buzëqeshje e shkurtër, e shpejtë dhe aq e ndrojtur sa

edhe një re kalimtare përshkoi buzët e Aladinit dhe u habita sa shumë që iu zbut shprehja.

- Ndoshta, - tha dhe në zë nuk i dallohej më inati.

U ndjeva më i qetë. E përqafova vëllain pa ditur ç'të thosha më tutje. Kur më ktheu përqafimin, nisa të besoja se do ta përmirësonte marrëdhënien me Shamsin dhe në shtëpinë tonë do të rikthehej harmonia.

Me ato që ndodhën më vonë, kuptova se kisha gabuar rëndë.

# Kerra

**KONIA, 22 TETOR 1245**

Brenda dhomës, pas derës së mbyllur, Shamsi dhe Rumiu flisnin me ngazëllim, Zoti e di se për çfarë. Trokita dhe hyra pa pritur përgjigje, me tabakanë në duar, ku kisha vënë një pjatë me hallvë. Normalisht Shamsi nuk fliste fare kur isha unë rrotull, sikur prania ime t'ia mbyllte gojën. Nuk kishte bërë kurrë komente as për gatimet e mia. Sidoqoftë, ai hante shumë pak. Ndonjëherë më krijohej përshtypja sikur nuk e dallonte fare darkën madhështore nga një copë bukë e thatë, por këtij radhe, sapo mori një copë të vogël hallve, i ndritën sytë.

- Shumë e shijshme Kerra. Si e ke bërë? - pyeti.

Nuk e mora vesh ç'më gjeti. Në vend ta merrja ashtu siç duhet lëvdatën, ia ktheva:

- Pse po pyet? Edhe po ta thashë, ti nuk e bën dot.

Shamsi më vështroi në sy dhe tundi lehtë kokën sikur qe dakord me atë që thashë. Prita se mos thoshte ndonjë gjë, por qëndroi i qetë, pa folur.

Pas pak, dola nga dhoma dhe u ktheva në kuzhinë, me mendjen te biseda që lashë pas. Ndoshta do ta kisha harruar fare, po të mos më qe kujtuar sot në mëngjes.

Po nxirrja gjalpin nga dybeku në kuzhinë, kur dëgjova zëra në oborr. Nxitova jashtë dhe më zunë sytë pamjen më të çmendur. Ngado kishte libra, të vendosur mbi njëri-tjetrin si shtylla, kurse shumë libra të tjerë fluturonin e binin në shatërvan. Nga boja që tretej, uji kishte marrë ngjyrë të kaltër.

Rumiu qëndronte në këmbë mes librave, Shamsi mori një libër nga pirgu - përmbledhjen me poema nga al-Mutanabi - e vështroi i ngrysur dhe e hodhi në ujë. Pa u zhytur akoma ky libër, kapi një tjetër. Kësaj radhe ishte Libri i të fshehtave i Atarit. Mbeta pa frymë. Ai po shkatërronte librat më të dashur të Rumiut! Pastaj i erdhi radha të hidhej në ujë Shkencave hyjnore, që e kishte shkruar i ati i Rumiut. Duke ditur sa shumë e adhuronte të atin Rumiu dhe sa i dhënë qe pas këtij dorëshkrimi, prisja që të hidhej e ta ndalte. Por Rumiu vazhdoi të rrinte mënjanë, me fytyrën dyllë të verdhë dhe duart që i dridheshin. Nuk arrija ta kuptoja pse nuk thoshte as gjysmë fjale. Njeriu që më kishte qortuar dikur vetëm pse u fshihja pluhurin librave, tani rrinte e shihte këtë të çmendurin se si po

i shkatërronte tërë bibliotekën dhe nuk i thoshte asnjë gjysmë fjale. Nuk qe e drejtë. Nëse nuk ndërhynte Rumiu, duhet ta bëja vetë.

- Ç'po bën kështu? - iu drejtova Shamsit. - Këta libra nuk kanë kopje tjetër. Janë me shumë vlera. Pse po i hedh në ujë? Të ka ikur mendja?

Në vend që të më përgjigjej, Shamsi kthehu kokën nga Rumiu.

- Kështu mendon dhe ti? - e pyeti.

Rumiu mblodhi buzët, pastaj buzëqeshi lehtë, por nuk bëri zë.

- Pse nuk flet? - i thirra burrit.

Rumiu mu afrua dhe më kapi fort për dore.

- Qetësohu Kerra, të lutem. Kam besim te Shamsi.

Shamsi ktheu kokën dhe më hodhi një vështrim të qetë e plot besim, përveshi mëngët dhe nisi të nxirrte librat nga uji. Për çudinë time të madhe, librat ishin krejt të thatë.

- Magji po bën? Si e bën këtë? - e pyeta.

- Pse po më pyet? - më tha Shamsi. - Edhe po ta thashë, ti nuk e bën dot.

U drodha nga inati, shfryva dhe vrapova drejt kuzhinës që ishte kthyer në një lloj faltoreje për mua këto ditë. U ula mes tasave dhe tiganëve, erëzave dhe perimeve, e qava nga thellësia e shpirtit.

# Rumiu

**KONIA, DHJETOR 1245**

Bëmë së bashku me Shamsin lutjen e mëngjesit në oborr pastaj dolëm nga shtëpia ende pa lindur dielli. Kalëruam një copë herë nëpër livadhe e lugina, nëpër përrenj me ujë të ftohtë akull, duke shijuar puhinë që na përplasej në fytyrë. Sorra të frikësuara nëpër fushat e grurit na përshëndesnin me krrokata të zymta, kurse rrobat e sapolara në oborrin e një shtëpie valëviteshin në erë duke u tundur në të tëra drejtimet në gjysmëterr. Në kthim, Shamsi i mbajti frerët kalit dhe më tregoi një lis të stërmadh jashtë qytetit. U ulëm të dy nën pemë ndërsa qielli na varej përmbi kokë me të gjitha nuancat e purpurta.

Shamsi shtroi pelerinën përdhe dhe, sapo u dëgjuan nga xhamia më e afërt jehonat e lutjes, u falëm të dy aty.

- Kur erdha për herë të parë në Konia, nën këtë pemë ndenja, - tha Shamsi dhe buzëqeshi me kujtimin e largët, pastaj mori një pamje të menduar dhe tha: - Ishte dhe një fshatar që më mori në qerre. Të adhuronte shumë. Më tha se predikimet e tua shëronin edhe trishtimin.

- Më parë më quanin "magjistari i fjalëve", - i thashë. - Po tani më duket kohë e largët ajo. Nuk më pëlqen më të bëj predikime. E kam mbyllur me to.

- Magjistari i fjalëve, - përsëriti ngadalë Shamsi. - Po në vend të mendjes predikuese tani ke zemër këngëtare.

Nuk e mora vesh mirë se ç'donte të thoshte, po as e pyeta. Rrezet e para të diellit e fshinë edhe atë pak errësirë që kishte mbetur nga nata dhe i dhanë qiellit një ngjyrë të mrekullueshme portokalli. Shumë larg përpara nesh, qyteti po zgjohej, njerëzit po dilnin nëpër kopshtet me perime, dyert po hapeshin ngadalë, gomarët nisën të pëllisnin dhe oxhakët të nxirrnin tym, ndërsa të gjithë bëheshin gati për ditën e re.

- Njerëzit ngado përpiqen të bëjnë punën, por pa pasur një drejtim se si ta bëjnë, - mërmëriti Shamsi duke tundur kokën. - Fjalët e tua mund t'i ndihmojnë. Unë do të bëj ç'të mundem që të të ndihmoj ty. Jam shërbyesi yt.

- Mos ma thuaj këtë, - e kundërshtova. - Ti je miku im.

Pavarësisht kundërshtimit, Shamsi vazhdoi:

- Shqetësimi im i vetëm ishte guaska brenda së cilës jetoje deri tani. Si predikues i famshëm, të kanë rrethuar përherë shumë adhurues. Por a ke arritur t'i njohësh njerëzit e thjeshtë? Pijanecët, lypësit, hajdutët, laviret, kumarxhinjtë - ata që nuk

gjejnë dot ngushëllim dhe janë më të shtypurit? A mund t'i duam njësoj të gjitha krijesat e Zotit? Kjo është provë e vështirë dhe vetëm pak njerëz mund ta kalojnë.

Ndërsa fliste, në fytyrë i dallohej butësia dhe shqetësimi, dhe diçka tjetër që i ngjasonte asaj dhembshurisë së nënës.

- Ke të drejtë, - pohova. - Gjithnjë kam jetuar i veçuar. Nuk e kam idenë si jetojnë njerëzit e thjeshtë.

Shamsi mori pak dhé, e ngjeshi fort mes gishtave, pastaj më tha:

- Nëse mund ta përqafojmë gjithësinë si një të tërë, me gjithë ndryshimet dhe kundërshtimet e saj, gjithçka do të shkrihet në Një.

Shamsi pastaj mori një degë të tharë dhe bëri një rreth të gjerë përqark pemës. Kur mbaroi, ngriti krahët drejt qiellit sikur do të kapte ndonjë litar të padukshëm dhe shqiptoi nëntëdhjetenëntë emrat e Zotit. Njëherësh nisi të rrotullohej brenda rrethit, fillimisht ngadalë e butë, pastaj duke u shpejtuar si puhia e pasdites. Shumë shpejt po rrotullohej me shpejtësinë e erës së tërbuar. Më rrëmbeu aq shumë saqë po ndihesha sikur e tërë gjithësia - toka, yjet, hëna - po rrotulloheshin bashkë me të. Ndenja e vështrova këtë valle të pazakontë, ndërsa energjia që rrezatonte më mbështolli të tërin, me trup e me shpirt.

Befas Shamsi ndaloi, gjoksi i ngrihej e i ulej nga frymëmarrja e shpeshtë. Fytyra i qe zbehur, ndërsa zëri i doli i thellë sikur vinte nga një vend i largët.

*- Gjithësia është një qenie e vetme. Çdo gjë dhe çdokush lidhet përmes rrjetit të padukshëm të historive. E kuptojmë apo jo këtë, të gjithë jemi të përfshirë në këtë bisedë të heshtur. Mos bëj keq. Ushtro dhembshurinë. Dhe mos bëj thashetheme pas shpinës së askujt - as komente që mund të*

*duken të padëmshme! Fjala që del nga goja nuk zhduket, por ruhet përjetësisht në hapësirën e pafundme dhe kthehet e bie mbi ty kur i vjen koha. Dhembja e një njeriu na lëndon të gjithëve. Gëzimi i një njeriu na bën të gjithëve të buzëqeshim,* - mërmëriti. - Kështu thotë një nga dyzet rregullat.

Pastaj ktheu drejt meje vështrimin e tij pyetës. Në atë thellësi pa fund të syve të tij, dallohej një hije dëshpërimi, një valë keqardhjeje që nuk e kisha parë kurrë.

- Një ditë do të quhesh "Zëri i dashurisë", - më tha Shamsi. - Në lindje e në perëndim, njerëz që nuk ta kanë parë kurrë fytyrën do të frymëzohen vetëm nga zëri yt.

- E si do të ndodhë kjo? - e pyeta mosbesues.

- Përmes fjalëve të tua, - u përgjigj Shamsi. - Nuk e kam fjalën për mësimet e predikimet, po flas për poezinë.

- Poezinë? - e pyeta me gjysmë zëri. - Unë nuk jam poet, jam dijetar.

Shamsi buzëqeshi.

- Ti, miku im, je një nga poetët më të mirë që do të njohë bota.

U bëra gati ta kundërshtoja, por vështrimi i vendosur në sytë e Shamsit më ndaloi. Veç kësaj, nuk më vinte të zihesha.

- Edhe po të jetë kështu, çfarëdo që duhet bërë, do ta bëjmë së bashku. Do të ecim së bashku në këtë rrugë.

Shamsi pohoi me kokë dhe heshti, me sytë nga ngjyrat e zbehta të horizontit. Kur foli, më tha ato fjalë të tmerrshme që nuk mu ndanë më kurrë, që ma frikësuan përgjithmonë shpirtin:

- Sado që dua të të rri pranë, kam frikë se duhet ta bësh vetëm.

- Çfarë po thua? Pse, ku do të shkosh ti? - e pyeta.

Me buzë të mbërthyera plot trishtim, Shamsi uli sytë.

- Nuk është në dorën time.

Nisi të frynte një erë dhe moti u ftoh befas si për të më kujtuar që vjeshta kishte mbaruar. Nga qielli i kaltër e plot dritë ranë pika shiu të ngrohta, aq të ëmbla e të buta, sa dhe prekja e fluturave. Për herë të parë, mendimi që Shamsi mund të largohej, më theri në zemër.

# Sulltan Ualadi

**KONIA, DHJETOR 1245**

Batakçinjve u bëhej qejfi, por unë u lëndova kur dëgjova këto thashetheme. Si mund të tregoheshin kaq të ulët e të pacipë njerëzit edhe me gjëra që nuk i dinin fare? Është shumë e çuditshme, madje e frikshme, se ç'marrëdhënie kanë me të vërtetën disa njerëz! Nuk e kuptojnë thellësinë e lidhjes mes babait dhe Shamsit. Mesa duket, as Kuranin nuk e kanë lexuar, se po ta kishin lexuar, ka plot histori të ngjashme miqësie shpirtërore, siç është ajo mes Moisiut dhe Kidrit. Tregohet në rreshtat al-Kahf qartë dhe bukur. Moisiu qe njeri shembullor, aq i madh sa të bëhej profet një ditë, si dhe komandant dhe

ligjvënës legjendar. Por pati një kohë kur ndjente nevojën e një shoqëruesi shpirtëror që t'i hapte syrin e tretë. Dhe ky shoqërues doli se ishte Kidri, ngushëlluesi i të shtypurve dhe të përjashtuarve. Kidri i tha Moisiut:

- Kam tërë jetën që shtegtoj. Zoti më ka caktuar të endem nëpër botë e të bëj atë që duhet bërë. Ti po më thua që të më vish nga pas, por po më erdhe nuk duhet të më pyesësh për asgjë nga ato që bëj. E duron dot këtë shoqëri pa më bërë pyetje? A mund të më besosh plotësisht?

- Po, mundem, - e siguroi Moisiu, - Më lejo të vij pas teje. Të premtoj se nuk do të bëj asnjë pyetje.

Kështu që u nisën për rrugë dhe u ndalën në shumë fshatra gjatë saj. Po kur pa Kidrin që të bënte disa veprime të pakuptueshme, si për shembull të vriste një djalë e të mbyste një varkë, Moisiu nuk e mbajti dot më gjuhën lidhur.

- Pse i bëre ato gjëra të tmerrshme? - e pyeti i dëshpëruar.

- E harrove premtimin? - e pyeti Kidri. - A nuk e lamë që të mos më bëje asnjë pyetje.

Moisiu i kërkoi disa herë falje, duke i premtuar se nuk do ta pyeste më, por çdo herë e shkelte premtimin. Më në fund, Kidri ia shpjegoi arsyet e secilit prej veprimeve të tij. Ngadalë por i bindur, Moisiu e kuptoi se ato gjëra që dukeshin si të këqija e të dënueshme, shpesh ishin të logjikshme e të bekuara, ndërsa gjërat që mund të dukeshin si të kënaqshme, mund të dilnin si të dëmshme. Shoqëria e shkurtër me Kidrin ishte përvoja që i hapi më tepër sytë gjatë tërë jetës.

Njësoj si kjo, në këtë botë ka miqësi që njerëzit e thjeshtë nuk i kuptojnë, por në fakt në to përfshihet mençuria më e thellë. Kështu e shihja praninë e Shamsit në jetën e tim ati. Por e di që

njerëz të tjerë nuk e shihnin njësoj dhe kjo më shqetësonte. Për fat të keq Shamsi nuk është nga ata që u pëlqen menjëherë të tjerëve. Njëherë u ul në pragun e derës dhe, me një ton tepër të vrazhdë, ndalonte dhe pyeste këdo që kërkonte të takohej me tim atë:

- Pse kërkon ta takosh Maulanën e madh? - i pyeste. - Ç'i ke sjellë si dhuratë?

Njerëzit nuk dinin se çfarë t'i thoshin, belbëzonin e nguronin, madje kërkonin dhe falje. Dhe Shamsi i dëbonte.

Disa vizitorë ktheheshin pas disa ditësh me dhurata, si fruta të thata, drahmi të argjendta, velenxa mëndafshi ose qengja. Kur i shihte me dhurata, Shamsi inatosej më keq. U ngulte sytë, vrenjtej në fytyrë dhe përsëri i dëbonte.

Një ditë një burrë nuk duroi dot më dhe i thirri:

- Kush të jep të drejtë të bllokosh derën e Maulanës? Po i pyet të gjithë se çfarë kanë sjellë! Po ti çfarë i ke sjellë?

- I kam sjellë veten time, - iu përgjigj Shamsi me zë të lartë që ta dëgjonin të gjithë. - Kam flijuar kokën time për të.

Burri mblodhi supet, mërmëriti diçka nën zë dhe më i turbulluar se më parë u largua.

Po atë ditë e pyeta Shamsin nëse e shqetësonte fakti që të gjithë e keqkuptonin apo e përçmonin. Që t'ia bëja më të qartë, i theksova se po bënte shumë armiq kohët e fundit. Shamsi më vështroi me ca sy pa shprehje sikur të mos ia kishte idenë për çfarë i flisja.

- Unë nuk kam armiq, - tha duke mbledhur supet. - Ata që duan Zotin mund të kenë kritikë apo rivalë, po armiq kurrsesi.

- Ti po zihesh me të gjithë, - e kundërshtova.

Shamsi u tërbua nga inati.

- Nuk zihem me ata, zihem me egoizmin e tyre. Është ndryshe.

Pastaj, me një zë më të butë, shtoi:

- Është një nga dyzet rregullat: *Kjo botë është si mali me borë, që të kthen zërin. Çfarëdo që thua, mirë apo keq, në një farë mënyre do të kthehet mbrapsht. Prandaj, nëse dikush ushqen mendime të sëmura ndaj teje, duke thënë gjëra të këqija për të, vetëm sa do ta përkeqësosh gjendjen. Do të kyçesh në një rreth vicioz me energji dashakeqe. Në vend të kësaj, për dyzet ditë dhe net, thuaj dhe mendo gjëra të mira për këtë njeri. Çdo gjë do të ndryshojë në fund të dyzet ditëve, sepse brenda vetes do të jesh ti ndryshe.*

- Por njerëzit thonë lloj-lloj gjërash. Madje thonë se dy burra që e duan kaq shumë njëri-tjetrin, duhet të kenë një lidhje të shëmtuar mes tyre, - thashë unë, ndërsa zëri po më shuhej nga fundi.

Kur dëgjoi këtë, Shamsi ma vendosi dorën në sup dhe buzëqeshi ngrohtë. Pastaj më tregoi një histori.

*- Dy burra po udhëtonin nga një qytet në tjetrin. Arritën te një lumë që ishte fryrë pas shiut të rrëmbyeshëm. Kur ishin gati duke e kaluar ujin, vunë re një grua të re e të bukur, që ishte vetëm e kishte nevojë për ndihmë. Një nga burrat iu afrua menjëherë. E mori në krahë dhe kaloi përmes lumit. Pastaj e la në breg, e përshëndeti dhe dy burrat vazhduan rrugën.*

*Pjesën e mbetur të rrugës, udhëtari i dytë që nuk fliste shumë, nuk u përgjigjej as pyetjeve të shokut. Pas disa orësh, nuk e mbajti dot më dhe tha 'Pse e preke atë gruan? Mund të të kishte prishur mendjen. Burrat dhe gratë nuk duhet të preken ashtu!" I pari iu përgjigj i qetë "Or mik, e mora atë grua sa për të kaluar lumin, pastaj e lëshova. Kurse ti e ke mbërthyer e nuk po e lëshon që atëherë".*

Disa njerëz kështu janë, - tha Shamsi. - I mbajnë frikërat dhe paragjykimet e veta në krahë dhe kërrusen nën peshën e tyre. Nëse dëgjon dikë që nuk e kupton thellësinë e lidhjes mes meje dhe babait, thuaji të shkojë e të shpëlajë trutë!

# Ela

NORTHEMPTON, 15 QERSHOR 2008

Bekuar qofsh, e dashur Ela,

Më pyete si u bëra sufist. Nuk ndodhi brenda natës. Linda me emrin Kreig Riçardson në Kinlokbervi, një fshat bregdetar në veri të Skocisë. Sa herë mendoj për të shkuarën, kujtoj me dashuri varkat e peshkimit, rrjetat plot peshq dhe alga që vareshin si gjarpërinj të gjelbër, pulëbardhat që kërkonin brigjeve për krimba, gjembaçët që rriteshin në vendet më të paparashikuara dhe erën e mprehtë e të kripur të detit në sfond.

Ajo aromë, si e malit dhe e detit, dhe qetësia e zymtë e jetës pas luftës në Evropë, ishin mjedisi ku kalova fëmijërinë.

Kur bota u trondit rëndë në vitet 1960 dhe u shndërrua në skenën e demonstratave studentore, pengmarrjeve dhe kryengritjeve, u shkëputa nga të gjitha në atë qoshe të qetë e të gjelbër. Babai kishte një dyqan librash të dorës së dytë kurse mamaja rriste dele dhe prodhonte lesh të cilësisë së lartë. Kur isha fëmijë i preka të dyja, si vetminë e bariut, edhe reflektimin e librashitësit. Shumë herë ngjitesha në një pemë të vjetër dhe ia ngulja sytë peizazhit, i bindur se do ta kaloja atje gjithë jetën. Qysh atëherë kisha në zemër një dëshirë të pamasë për aventura, por më pëlqente Kinlokbervi dhe isha i lumtur me jetën e thjeshtë. Si mund ta dija që Zoti kishte të tjera plane për mua?

Pak kohë pasi mbusha njëzet vjeç, zbulova dy gjërat që do të ma ndryshonin jetën përgjithmonë. E para, ishte një aparat fotografik profesionist, hyra në një kurs fotografie, pa e ditur se ajo që e kisha menduar si hobi do të më kthehej në pasionin e jetës. E dyta, ishte dashuria - një grua holandeze që po shëtiste Evropën me miqtë. Quhej Margot.

Ishte tetë vjet më e madhe se unë, e bukur, e gjatë dhe tejet kokëfortë.

Margota e konsideronte veten boheme, idealiste, radikale, biseksuale, të majtë, anarkiste individualiste, shumëkulturore dhe mbrojtëse të të drejtave të njeriut, veprimtare antikulturore dhe ekofeministe - etiketime që as sot nuk i sqaroj dot mirë po të më pyesin. Por që atëherë dallova edhe diçka tjetër te ajo: ishte një grua nga ato që quhen lavjerrës. Ishte në gjendje të kalonte nga një skaj gëzimi në skajin tjetër të dëshpërimit brenda pak minutash. Margota qe e paparashikueshme në çdo gjë. Megjithëse ndonjëherë tërbohej kur i përmendnin "hipokrizinë e jetës borgjeze", edhe vetë merrej me çdo hollësi në jetë dhe ndonjëherë

futej në luftë me gjithë shoqërinë. Edhe sot e kësaj dite nuk e kuptoj pse nuk u largova që në fillim prej saj. Në vend që t'i ikja një orë e më parë, e lashë veten të më fuste në atë vorbullën e personalitetit të saj të trazuar. Isha kokë e këmbë i dashuruar me të.

Ajo qe një lloj kombinimi i pamundur, plot me ide revolucionare, guxim të paepur dhe aftësi krijuese, megjithatë e brishtë si ndonjë lule kristali. I premtova vetes t'i qëndroja pranë dhe ta mbroja jo vetëm nga bota e jashtme, por dhe nga vetja e saj. Më deshi ndonjëherë aq sa e desha unë? Nuk ma merr mendja. Por di se më deshi sipas mënyrës së saj egoiste dhe vetëshkatërruese.

Kështu përfundova në Amsterdam kur isha njëzet vjeç. Atje u martuam. Margota ia kushtonte kohën më të madhe ndihmës së refugjatëve të ardhur në Evropë për arsye politike ose humanitare. Ngaqë punonte për një organizatë të specializuar në ndihmë ndaj emigrantëve, ndihmonte njerëzit e traumatizuar që kishin ardhur nga qoshet më të humbura të botës në Holandë. I dukej vetja si engjëlli mbrojtës i tyre. Plot familje nga Indonezia, Somalia, Argjentina apo Palestina u vunë vajzave emrin e saj. Unë nuk interesohesha shumë për këto kauza të mëdha, por thjesht punoja në këtë organizatë. Pasi u diplomova për ekonomi, nisa punë në një firmë ndërkombëtare. Fakti që Margota nuk donte t'ia dinte fare për punën apo rrogën time, më bëri të përpiqesha vetë për të arritur ndonjë sukses. I etur për më tepër pushtet, doja t'i ngulja dhëmbët ndonjë pune të rëndësishme. I kisha bërë të gjitha planet për jetën. Brenda dy vjetësh duhet të bënim dhe fëmijët. Dy vajza të vogla e plotësonin më së miri mendimin që kisha për familjen ideale. Isha i bindur që na priste një e ardhme e mirë. Jetonim në

një nga vendet më të sigurta të botës, jo në vende si ato prej nga vinin emigrantët tufa-tufa drejt kontinentit evropian. Ishim të rinj, të shëndetshëm e të dashuruar. Asgjë nuk më dukej gabim. Tani mezi e besoj që po mbush pesëdhjetekatër vjeç dhe Margota nuk jeton më.

Edhe ajo e shëndetshme ishte. Vegjetariane e vendosur, hante vetëm gjëra të shëndetshme, bënte vazhdimisht ushtrime dhe u rrinte larg drogave. Fytyra engjëllore i rrezatonte shëndet, trupin e kishte gjithnjë në formë, të hollë e të zhdërvjellët. Kujdesej aq shumë për veten saqë, me gjithë ndryshimin në moshë, dukesha unë më i vjetër. Vdiq krejt papritur. Një natë, kur kthehej nga një bisedë me një gazetar të njohur rus, që kishte aplikuar për azil, iu prish makina në mes të rrugës. Dhe ajo, si e pabindur ndaj rregullave, bëri diçka plotësisht jashtë natyrës së saj. Në vend që të ndizte dritat e të priste sa t'i vinte ndihma, doli dhe vendosi të ecte në këmbë deri në fshatin më të afërt. Kishte veshur pallto dhe pantallona të zeza, me vete nuk kishte as elektrik, as ndonjë gjë tjetër që të bënte dritë. E përplasi rrugës një kamion që vinte nga Jugosllavia. Shoferi tha se nuk e kishte vënë re fare, aq shumë qe shkrirë njësh me natën Margota.

E ndjeva veten sërish djalë të lirë. Dashuria më kishte hapur sytë që t'i futesha një jete më të plotë. Pasi humba gruan që doja, ndryshova shumë. Nuk isha as djalë, as burrë, ndjehesha si ndonjë kafshë e zënë në kurth. Këtë fazë të jetës e quaj si takimin tim me shkronjën "s" të fjalës "sufist".

Shpresoj mos të të kem mërzitur me letrën kaq të gjatë.

Me dashuri,
Azizi

# Lavirja Trëndafili i Shkretëtirës

KONIA, JANAR 1246

Bota dukej se e kishte harruar skandalin që shkaktova në xhami, po përsëri pronarja nuk më lë të shkoj asgjëkund. Më duket se ngeca këtu përgjithmonë. Por nuk më bëhet vonë për këtë. E vërteta është se po e vras shumë mendjen kohët e fundit.

Çdo mëngjes, fytyra që më përshëndet nga pasqyra më duket përherë e më e zbehtë. Flokët kam filluar të mos i kreh më, as mollëzat nuk i lyej me të kuq. Vajzat e tjera kanë filluar të ankohen për pamjen time të jashtme duke thënë se po u largoj klientët. Mund të kenë të drejtë. Prandaj u habita shumë kur

më thanë që kishte ardhur një klient i veçantë e ngulte këmbë të më takonte.

U tmerrova kur mora vesh që ishte Bajbari.

Sapo mbetëm vetëm në dhomë, e pyeta:

- Ç'bën një roje sigurie si ti në këtë vend?

- Të vijë roja në bordello nuk është çudi më e madhe se të shkojë lavirja në xhami, - më foli me ton përçmues.

- Atë ditë mu duk sikur doje të më vrisje, - i thashë. - Ia detyroj jetën Shamsit të Tabrizit.

- Mos ma përmend atë maskara. Ai është qafir!

- Jo, nuk është i tillë!

Nuk mora vesh ç'më gjeti, por guxova t'i thosha:

- Që atë ditë Shamsi i Tabrizit ka ardhur disa herë të më takojë.

- Ou! Dervishi ardhka në bordello!- hungëriu Bajbari. - Nuk po çuditem dhe aq shumë.

- Nuk është siç kujton ti, - i thashë, - nuk është fare ashtu.

Këtë nuk ia kisha treguar askujt më parë dhe nuk e mora vesh pse ia thashë tani Bajbarit, por Shamsi muajt e fundit më vizitonte çdo javë. Se si rrëshqiste brenda pa u vënë re nga askush, as nga pronarja, nuk e merrja vesh. Dikush mund të mendonte se i vinte në ndihmë magjia e zezë, por unë e dija që nuk ishte ashtu. Shamsi qe njeri i mirë, njeri me besim. Sigurisht kishte talente të veçanta. Përveç mamasë, qysh në fëmijëri, Shamsi ishte njeriu i vetëm që më trajtonte me dhembshuri. Më mësoi të mos dëshpërohesha, pavarësisht se çfarë ndodhte. Sa herë i thosha që dikush si unë nuk mund ta fshinte kurrë të shkuarën, më kujtonte një nga rregullat e tij: *E shkuara është thjesht interpretim. E ardhmja është iluzion. Bota nuk lëviz në kohë sipas një vije të drejtë, duke ecur nga e shkuara drejt së ardhmes. Koha*

*lëviz brenda nesh sipas spiraleve të pafundme. Përjetësi nuk do të thotë pafundësi në kohë, por thjesht mungesë kohe. Nëse do të përjetosh ndriçimin e përjetshëm, hiqe nga mendja të shkuarën dhe të ardhmen dhe qëndro në çastin e së tashmes.*

Shamsi gjithnjë më thoshte se çasti i së tashmes është i vetmi që ekziston dhe që do të ekzistojë. Kur ta kapja këtë të vërtetë, nuk kisha pse të ndihesha më e frikësuar. Më thoshte se atëherë mund të largohesha nga bordelloja njëherë e mirë.

Bajbari m'i kishte ngulur sytë në fytyrë. Sa herë më shihte ashtu, njëri sy i ikte shtrembër. Atëherë më bëhej sikur në dhomë ndodhej dhe dikush tjetër që nuk arrija ta shihja. Më trembte shumë. Vendosa të mos i flisja më për Shamsin. I nxora një kupë me birrë, të cilën e piu me një frymë.

- Ç'të veçantë ke ti? - më pyeti Bajbari kur po pinte kupën e dytë. - Më kanë thënë se çdo vajzë ka nga një talent më vete. Di ta tundësh belin?

I thashë që nuk zotëroja dhunti të tilla, madje dhe ato që kisha më parë më ishin zhdukur dhe se kisha filluar të vuaja nga një sëmundje e panjohur. Pronarja do të më vriste fare po të merrte vesh që u flisja ashtu klientëve, po nuk më bëhej vonë. E vërteta ishte se shpresoja që Bajbari të shkonte e ta kalonte natën me ndonjë vajzë tjetër. Për fatin tim të keq, Bajbari mblodhi supet dhe tha se nuk kishte rëndësi. Nxori një qese nga xhepi, derdhi në pëllëmbë një pluhur të kuqërremtë dhe e hodhi në gojë duke e mbllaçitur ngadalë.

- Do ca? - më pyeti.

Mohova me kokë. E dija se çfarë ishte.

- Nuk e merr me mend se ç'po humb, - u zgërdhi dhe u hodh mbi shtrat nën veprimin e hashashit.

Tërë darkën, nën ndikimin e birrës dhe hashashit, Bajbari llomotiti për gjërat e tmerrshme që kishte parë nëpër fushat e betejave. Megjithëse Xhengis Kani kishte vdekur e qe kalbur, fantazma e tij ende i shoqëronte ushtritë mongole, mendonte Bajbari. Të mbështetur nga fantazma, ushtria mongole sulmonte karvanët, plaçkiste fshatrat dhe masakronte gratë e burrat bashkë. Më tregoi për heshtjen e butë e paqësore si jorgani i borës që lëshonte dimri netëve, i cili binte mbi fushën e betejës ku ishin vrarë qindra burra e dhjetëra të tjerë jepnin frymën e fundit.

- Heshtja që pason masakrën e madhe është më e qeta në faqe të dheut, - më tha me zërin që i zvarritej.

- Shumë e trishtueshme, - mërmërita.

Befas, nuk po gjente më fjalë, nuk kishim çfarë të flisnim më. Më kapi për krahu, më shtriu në shtrat dhe më hoqi fustanin. Sytë i qenë skuqur, zëri i qe ngjirur, kurse trupi i qelbej nga një përzierje erërash hashashi, djerse dhe urie. Mu hodh sipër e më ngjeshi sa po më merrej fryma. U përpoqa të lëvizja anash e të merrja veten por ai më mbërtheu me të dyja duart në gjoks me aq forcë sa nuk luaja dot vendit. Nisi të bënte fort para e prapa, madje edhe pasi arriti kulmin, si ndonjë kukull me spango që e drejtonin duar të padukshme e nuk e lejonin të ndalej. Me sa duket nuk u kënaq sepse vazhdoi ndërsa unë po pyesja veten se kur do të pushonte, kur befas u ndal. Duke qëndruar ende sipër meje, më vështroi në fytyrë plot urrejtje sikur trupi që e kishte kënaqur pak më parë tani po ia neveriste.

- Vish ndonjë gjë, - më urdhëroi dhe u hoq mënjanë.

Vesha fustanin dhe e pashë me bisht të syrit se si hodhi përsëri në gojë një copë hashash.

- Që tani e tutje, do të jesh dashnorja ime, - më tha duke u mbllaçitur.

Qe gjë e padëgjuar që një klient të vinte me kërkesa të tilla. E dija si ti përballoja gjendje të tilla, duhet t'i jepja klientit përshtypjen e gabuar se më pëlqente dhe se do t'i shërbeja vetëm atij, mirëpo që ta bëja këtë, duhet ta tundte mirë xhepin dhe ta paguante pronaren aq sa ta kënaqte.

- Nuk bëhem dot dashnorja jote, - i thashë. - Së shpejti do të iki nga ky vend.

Bajbari qeshi sikur kjo të qe gjëja më gazmore që kishte dëgjuar ndonjëherë.

- Nuk ke si ta bësh këtë, - foli i sigurt.

Nuk doja të grindesha kot më kot me të, po përsëri nuk u përmbajta.

- Ti dhe unë nuk jemi shumë të ndryshëm nga njëri-tjetri. Në të shkuarën kemi bërë gjëra për të cilat mund të pendohemi. Po ti u bëre roje sigurie falë pozitës së xhaxhait. Siç e sheh, unë nuk kam ndonjë xhaxha që të më ndihmojë.

Fytyra e Bajbarit u egërsua, ndërsa sytë, të ftohtë e të shpërqendruar deri tani, iu zmadhuan nga inati. Kërceu përpara e më kapi për flokësh.

- Të pëlqeva apo jo? - më ulëriu. - Kush kujton se je?

Hapa gojën t'i flisja por arrita vetëm të rënkoja nga dhembja. Bajbari ma ngjeshi me grusht fytyrës dhe më përplasi pas murit. Nuk qe hera e parë. Më kishin rrahur dhe klientë të tillë më parë, por kurrë kaq keq.

Rashë përtokë, ndërsa Bajbari nisi të më godiste me shqelma brinjëve dhe këmbëve e të më shante me lloj-lloj fjalësh.

Pikërisht atëherë më ndodhi edhe gjëja më e çuditshme. Ndërsa shtrëngoja dhëmbët nga dhimbja, trupi mu mblodh kruspull nën peshën e çdo goditjeje, ndërsa shpirti im - ose ai që më dukej si i tillë - mu duk sikur mu nda nga trupi dhe vinte rrotull dhomës, i lehtë e i lirë.

Shumë shpejt e ndjeva veten sikur lundroja në ajër. Mu bë sikur më kishin hedhur në një zbrazëti, ku nuk kisha kujt t'i rezistoja e nuk kisha ku të shkoja, thjesht rrija pezull. Mu duk sikur fluturova mbi fushat e korrura të grurit, ku era u tundte shamitë vajzave të fshatit, ndërsa natën xixëllonjat ndriçonin andej-këtej si drita zanash. Më dukej sikur po bija, vetëm se po bija në drejtim të qiellit të pafundmë.

Mos po vdisja? Nëse qe kështu vdekja, atëherë nuk ishte aspak e tmerrshme. Nuk shqetësohesha për asgjë. Kisha rënë në një gjendje paqeje, kthjellimi absolut dhe pastërtie, në një zonë magjike prej nga nuk më nxirrte dot asgjë. Befas kuptova se po jetoja frikën time, vetëm se kjo frikë nuk qe aspak e frikshme. Mos vallë për shkak të kësaj frike se mos më rrihnin nuk isha larguar nga bordelloja deri tani? Nëse mund t'ia dilja të mos kisha frikë nga vdekja, zemra më thoshte se mund të largohesha nga ajo vrimë miu.

Shamsi i Tabrizit kishte të drejtë. Ndyrësia e vetme është ajo që ka brenda njeriu. Mbylla sytë dhe përfytyrova veten të pastër e të lirë, dukesha më e re, duke ecur jashtë bordellos drejt një jete të re. Duke rrezatuar rini dhe besim, kështu do të dukej fytyra ime sikur të kisha pasur gjithnjë siguri dhe dashuri në jetë. Ky vendim qe aq i ngrohtë dhe aq real, pavarësisht njollave të gjakut para syve dhe të therurave në brinjë, saqë nuk e mbajta dot buzëqeshjen.

## Kimja

**KONIA, JANAR 1246**

Bisedën me Shamsin e Tabrizit nuk mund ta shtyja më. E skuqur e duke djersitur, mblodha veten dhe vendosa t'i flisja. Kisha ndërmend ta pyesja për kuptimin më të thellë të Kuranit, por nuk më jepej mundësia prej disa javësh. Megjithëse jetonim nën të njëjtën çati, asnjëherë nuk na kryqëzoheshin rrugët, por sot në mëngjes kur po dilja në oborr, Shamsi më erdhi pas, vetëm, dhe dukej në qejf për muhabet. Kësaj here, jo vetëm që fola më gjatë me të, por guxova ta shihja edhe në sy.

- Si po ia kalon, e dashur Kimja? - më pyeti tërë gaz.

Vura re se Shamsi dukej pak i përgjumur, sikur sapo qe zgjuar nga gjumi apo nga ndonjë vegim. E dija se kishte shpesh vegime, sidomos kohët e fundit, dhe tani kisha filluar ta dalloja. Sa herë kishte ndonjë vegim, zbehej në fytyrë dhe sytë i merrnin një pamje ëndërrimtare.

- Po afrohet stuhia, - mërmëriti Shamsi me sytë nga qielli drejt disa reve të përhimëta që dukej sikur po sillnin dëborën e parë të vitit. Mu duk rasti më i mirë ta pyesja për atë që kisha kohë që e mbaja përbrenda.

- E mban mend kur më the që të gjithë e kuptojmë Kuranin në varësi të thellësisë të mendimit tonë? - e pyeta plot kujdes. - Që atëherë po mendohem të të pyes për rrymën më të thellë të Kuranit.

Shamsi u kthye drejt meje dhe më vështroi në fytyrë. Më pëlqente kur më shihte me aq vëmendje. Mendoja se ishte shumë i pashëm, me buzët e mbledhura lehtë dhe ballin paksa të rrudhur.

- Rryma e katërt as që mund të tregohej me fjalë, - më tha. - Është një nivel ku gjuha na lë në baltë. Kur hyn në zonën e dashurisë, nuk të duhet më gjuha.

- Do të më pëlqente të hyja dhe unë një ditë në zonën e dashurisë, - mërmërita, por u pendova sakaq. - E kam fjalën që ta lexoj Kuranin sipas asaj rrymës së thellë që më thua ti.

Shamsi buzëqeshi çuditshëm vetëm me cepat e buzëve.

- Nëse e ke brenda vetes, me siguri do t'ia dalësh. Do të zhytesh në rrymën e katërt dhe pastaj do të bëhesh pjesë e kësaj rryme.

E kisha harruar atë ndjenjë të çuditshme që vetëm Shamsi dinte të ma ngjallte. Pranë tij ndjehesha edhe si fëmija që mëson

jetën, edhe si gruaja gati të krijojë jetën brenda trupit të saj.

- Ç'do të thuash me fjalët "nëse e ke brenda vetes"? - e pyeta. - Mos e ke fjalën për fatin?

- Po, ashtu është, - pohoi me kokë Shamsi.

- Ç'do të thotë fat?

- Nuk ta them dot se ç'është fati, por mund të të them se çfarë nuk është. Në fakt është një rregull që flet për të. *Fat nuk do të thotë që jeta jote është paracaktuar në mënyrë të ngurtë. Megjithatë, t'ia lësh gjithçka në dorë fatit dhe të mos ndikosh në mënyra të tjera në muzikën e gjithësisë, është shenjë injorance.*

*Muzika e gjithësisë përfshin gjithçka dhe përbëhet nga dyzet nivele të ndryshme.*

*Fati yt është ai nivel ku ti luan notën që të takon. Mund të mos e ndryshosh veglën muzikore, por mënyra se si luan është plotësisht në duart e tua.*

Duhet t'ia kisha ngulur sytë shumë e trullosur, sepse Shamsit iu duk që ishte i nevojshëm një shpjegim tjetër. Më vuri dorën mbi dorën time dhe më përkëdheli lehtë. Me sytë e mëdhenj dhe të zinj që i rrëshqitën poshtë më tha:

- Më lejo të të tregoj një histori.

Ja se çfarë më tha:

- *Një ditë, një grua e re pyeti një dervish se ç'ishte fati. Eja me mua, i tha dervishi. T'i hedhim një sy botës së bashku. U futën në një turmë njerëzish. Turma kishte kapur një vrasës dhe do ta varte në shesh. Dervishi i tha: Këtë njeri do ta varin. Po pse do të ndodhë kjo, ngaqë i dha dikush paratë me të cilat bleu armën vrasëse? Apo sepse nuk e ndaloi askush kur po bënte krimin? Apo sepse arriti ta kapte dikush pas krimit? Cili është shkaku dhe cila është pasoja në të gjithë këtë?*

Ndërhyra dhe ia lashë në mes historinë.

- Ai njeri do të varet sepse ka bërë diçka të tmerrshme. Duhet të paguajë për atë që bëri. Kjo është njëherësh edhe shkaku, edhe pasoja. Ka gjëra të mira, ka dhe të këqija, mes tyre ka goxha ndryshim.

- Ah, e dashur Kimja, - mu përgjigj Shamsi me një zë sikur ndihej i lodhur. - Të pëlqen të bësh dallime mes gjërave sepse mendon që ta bëjnë jetën më të lehtë. Po sikur gjërat të mos jenë përherë kaq të qarta?

- Po Zoti do që të jemi të qartë, përndryshe nuk do të na i kishte mësuar kuptimet e haramit dhe hallallit. Nuk do të kishte ferr e parajsë. Përfytyro se ç'do të ndodhte sikur njerëzit të mos kishin frikë nga ferri e të mos përpiqeshin të arrinin parajsën. Do të qe shumë më keq.

Era na përplasi në fytyrë disa flokë bore dhe Shamsi u zgjat e më rregulloi shallin. Për një çast ngriva kur ndjeva aromën e trupit të tij. Mu duk si një përzierje rrëshire dhe qelibari të ëmbël me një aromë të freskët si era e tokës pas shiut. Ndjeva një ngrohtësi në stomak dhe një valë dëshire që më përfshiu nga këmbët te koka. U çudita se sa e sikletshme dhe njëherësh e këndshme ishte kjo ndjenjë.

- Në dashuri rrëzohet çdo lloj kufiri, - tha Shamsi duke më vështruar gjysmë me ëndje e gjysmë me shqetësim.

E kishte fjalën për dashurinë e Zotit apo për dashurinë mes burrit dhe gruas? Mos vallë e kishte për ne të dy? Bëhej fjalë vallë për ne të dy?

Pa ua vënë veshin mendimeve të mia, Shamsi vazhdoi:

- Unë nuk e vras mendjen për haramin dhe hallallin. Nuk bëj dallim mes zjarrit të ferrit dhe ëmbëlsisë së parajsës. Njerëzit duhet ta duan Zotin për asnjë arsye tjetër veç dashurisë.

- Nuk duhet t'i thuash hapur këto gjëra. Njerëzit nuk do të të kuptonin, - i thashë pa e kuptuar se duhet t'i mëshoja më tepër këtij paralajmërimi përpara se të shfaqeshin ndërlikimet e para. Shamsi buzëqeshi pa e vrarë mendjen. E lejova të më mbante për dore, më pëlqente ngrohtësia e dorës së tij në dorën time.

- Ndoshta ke të drejtë, por a nuk mendon se kjo më jep një arsye më tepër që të them atë që mendoj? Përveç kësaj, njerëzit mendjelehtë janë edhe të shurdhër. Për veshët e tyre të dyllosur, çfarëdo që të them, blasfemi është.

- Ndërsa mua çdo gjë që thua më duket e ëmbël!

Shamsi më pa me mosbesim e me habi. Po unë u habita më shumë se ai. Si guxova t'i thosha ato fjalë? Mos më kishte ikur mendja? Me siguri më kishte pushtuar ndonjë lugat.

- Më vjen keq, më duhet të shkoj, - i thashë dhe u ngrita. Faqet më digjnin nga turpi. Zemra më rëndonte nga tërë ato fjalë që mbetën pa u thënë, eca mes përmes oborrit dhe u futa në shtëpi. Sido që të ishte, e dija që tashmë kisha kapërcyer një prag. Pas këtij çasti, nuk mund të bëja sikur nuk e dija të vërtetën, të cilën gjithnjë e kisha ditur: Kisha rënë në dashuri me Shamsin e Tabrizit.

# Shamsi

**KONIA, JANAR 1246**

Bota e ka zakon të të mbajë në gojë, përgojimi është natyrë e dytë për shumë njerëz. Kisha dëgjuar plot fjalë për veten. Që kur erdha në Konia filluan llafet. Nuk më habit kjo. Megjithëse në Kuran thuhet qartë se marrja nëpër gojë e tjetrit është mëkat i rëndë, shumë njerëz as që përpiqen ta shmangin këtë ves. Gjithnjë shajnë e mallkojnë ata që pinë verë, marrin nëpër gojë ndonjërin që shkon me gra, po kur vjen puna te thashethemet, që në sytë e Zotit janë mëkat po aq i rëndë, u duket sikur nuk po bëjnë ndonjë gjë të keqe. Kjo më sjell ndër mend një histori.

*Një ditë, një burrë erdhi duke vrapuar te një sufist dhe i tha duke dihatur:*

*- Ej, tërë ata njerëz me shporta nëpër duar po kalojnë atje!*

*Sufisti iu përgjigj i qetë:*

*- Po ç'më duhet mua? Puna ime është?*

*- Po ata po i çojnë shportat në shtëpinë tënde, - i tha burri.*

*- Po ç'të duhet ty? Puna jote është? - i tha sufisti.*

Për fat të keq, njerëzit i mbajnë sytë nga shportat e të tjerëve. Në vend që të merren me punët e tyre, rrinë e gjykojnë të tjerët. Të lënë pa mend gjërat që tjerrin! Përfytyrimi i tyre nuk njeh kufij kur vjen puna te dyshimi dhe thashethemi.

Në këtë qytet ka njerëz që besojnë se jam komandanti i fshehtë i Vrasësve. Disa shkojnë më tej e thonë se jam djali i imamit të fundit të ismailinjve të Alamutit. Disa shkojnë aq larg saqë thonë se jam shumë i zoti me magjinë e zezë dhe shtriganinë, aq sa cilindo që e mallkoj unë i bie pika në vend. Thonë edhe se i kam bërë magji Rumiut dhe, që të mos i zgjidhet magjia, e detyroj çdo mëngjes të hajë një tas me supë gjarpri!

Kur dëgjoja këto broçkulla, qeshja e bëja tutje. Ç'mund të bëja tjetër? E ç'e keqe mund t'i vinte një dervishi nga llafet e të tjerëve? Sikur tërë bota të përmbytej e të bëhej det, ç'e keqe mund t'i vinte rosës? Megjithatë, arrija të shihja që njerëzit e afërt ishin të shqetësuar, sidomos Sulltan Ualadi. Djaloshi ishte aq i mençur saqë isha i sigurt se një ditë do të bëhej krahu i djathtë i të atit. Pastaj, ishte dhe Kimja, Kimja e ëmbël... edhe ajo dukej e shqetësuar. Por gjëja më e keqe nga ato thashetheme ishte se po rëndonin edhe mbi Rumiun. Ndryshe nga unë, ai nuk qe mësuar të dëgjonte sharje pas krahëve. E vuante shumë kur merrte vesh fjalët që thoshin për të njerëzit injorantë.

Maulana mbante bukuri të madhe brenda shpirtit, kurse unë kisha po aq bukuri, sa edhe shëmti. E kisha të lehtë të kuptoja shëmtinë e të tjerëve, ndryshe prej tij. Si mund t'i përballte një studiues erudit i mësuar me biseda serioze dhe përfundime logjike thashethemet e njerëzve të paditur?

Nuk është për t'u çuditur që profeti Muhamet ka thënë: "Në këtë botë vetëm tre lloj njerëzish mëshiro. Të pasurin që ka humbur pasurinë, të respektuarin që ka humbur respektin dhe të mençurin që rrethohet nga budallenjtë".

Megjithatë, ma thotë mendja që ka një farë të mire dhe për Rumiun në gjithë këtë rrëmujë. Shpifja është një element i dëmshëm, megjithatë i nevojshëm, për shndërrimin e brendshëm të Rumiut. Gjatë tërë jetës e kanë adhuruar, respektuar dhe imituar për shkak të emrit të mirë, pa asnjë njollë. Por ai nuk e di se si ndihet njeriu që e keqkuptojnë dhe e qortojnë pa të drejtë. Nuk e njeh as vetminë dhe as brishtësinë që ndjen njeriu herë pas here. Egoja nuk i është thyer kurrë, madje as i është gërvishtur nga ndonjë njeri, por duhet ta provojë njëherë. Sado e dhimbshme të jetë, shpifja në fund të fundit do t'i bëjë mirë. Kështu thotë rregulli numër tridhjetë:

*Sufisti i vërtetë është ai që, edhe kur e akuzojnë pa të drejtë, kur e sulmojnë dhe e dënojnë nga të gjitha anët, i përballon me durim, pa thënë as edhe një fjalë të keqe për ata që e përflasin. Sufisti nuk bën kurrë me faj të tjerët. Si mund të ketë kundërshtarë, rivalë apo "të tjerë", kur pikë së pari nuk ka as "vete"?*

*Si mund të fajësosh dikë tjetër kur ekziston vetëm "Njëshi"?*

# Ela

**NORTHEMPTON, 17 QERSHOR 2008**

Besoj se je mirë, e dashur Ela.

U tregove shumë e sjellshme që më kërkove të të thosha më shumë. Sinqerisht nuk e kam të lehtë të shkruaj për këtë periudhë të jetës time sepse më kthen te disa kujtime të pakëndshme. Megjithatë po ta them.

Pasi vdiq Margota, jeta ime pësoi një ndryshim dramatik. U përhumba mes lëndëve narkotike, u bëra pjesëmarrës i përhershëm i klubeve të natës në Amsterdam, që më parë as dija se ekzistonin. Kërkova ngushëllim e dhembshuri në të gjitha vendet e gabuara. U shndërrova në krijesë nate, zura miq lloj-lloj

njerëzish, u zgjova në shtrat me vajza të panjohura dhe, brenda pak muajsh, humba në peshë më shumë se dymbëdhjetë kile.

Herën e parë kur thitha heroinë, u sëmura aq keq sa nuk ngrita dot kokë tërë ditën. Trupi nuk ma pranoi drogën. Kjo tregonte që nuk isha në gjendje të kuptoja ç'më bënte mirë e ç'më bënte keq. Po para se ta kuptoja këtë, e zëvendësova pluhurin që thithej me shiringën. Provova marijuanë, hashash, kokainë - gjithçka më binte në dorë. Nuk kaloi shumë dhe ndjehesha lëmsh si nga ana mendore, ashtu edhe fizike. Çdo gjë që bëja, e bëja që të ndihesha në formë. Por kur isha në formë, më vinin në mendje lloj-lloj mënyrash spektakolare për të vrarë veten. As mënyra e Sokratit me helm të nxjerrë nga bimët nuk më bëri gjë, ose bari që bleva nën dorë nga një kinez nuk më bëri efekt, ose qe thjesht ndonjë bimë e zakonshme. Mbase më shitën çaj të gjelbër e pastaj qeshën me budallallëkun tim.

Shumë herë në mëngjes zgjohesha në vende të panjohura me një fytyrë të re përkrah, po me të njëjtën zbrazëti që më gërryente nga brenda. Disa gra u kujdesën për mua, ndonjëherë më të reja e ndonjëherë më të vjetra. Jetoja në shtëpitë e tyre, flija në shtratin e tyre, qëndroja nëpër shtëpitë verore dhe haja ushqimin që më përgatisnin, vishja rrobat e burrave të tyre, blija me kartat e tyre të kreditit, por nuk pranoja t'iu jepja si shpërblim as edhe një fije dashurie.

Kjo jetë më rrënoi shumë shpejt. Humba punën, humba miqtë, së fundi humba edhe apartamentin ku kisha kaluar shumë ditë të lumtura me Margotën. Kur e pashë që nuk ia dilja dot më me këtë stil jetese, qëndrova në streha, ku gjithçka qe kolektive. Kalova pesëmbëdhjetë muaj në një strehë të tillë në Roterdam. Ndërtesa nuk kishte fare dyer, as brenda, as jashtë, as në banjë.

Çdo gjë qe e përbashkët. Këngët, ëndrrat, paratë, drogat, ushqimi, shtrati... gjithçka përveç dhimbjes.

Këto vite mes drogës e mjerimit, u bëra hija e atij që isha dikur. Një mëngjes, u pashë në pasqyrë. Nuk kisha parë kurrë ndonjë tjetër aq të ri dhe aq të mbaruar e të brengosur. U ktheva në shtrat e qava si fëmijë. Atë ditë rrëmova nëpër kutitë ku mbaja disa gjëra të mbetura nga Margota. Ca libra, rroba, karfica, shënime, fotografi - njërën pas tjetrës u dhashë lamtumirën e i hoqa qafe që të gjitha. I futa në kuti dhe ua fala fëmijëve të emigrantëve, për të cilët ajo qe kujdesur aq shumë kur ishte gjallë. Ishte viti 1977.

Me ndihmën e disa shoqatave fetare, gjeta punë si fotograf në një revistë të njohur udhëtimesh. Kështu u nisa në udhëtimin e parë drejt Afrikës së Veriut me një çantë në shpinë dhe me një fotografi të Margotës, duke e hedhur njëherë e mirë pas krahëve gjendjen ku isha zhytur.

Një antropolog britanik që e takova në Sahara më dha një ide. Më pyeti nëse doja të isha fotografi i parë perëndimor që të gërmoja nëpër vende të shenjta të Islamit. Nuk e mora vesh mirë se ç'kërkonte. Më shpjegoi se ekzistonte një ligj saudit që ua ndalonte kategorikisht jo-myslimanëve të futeshin në Mekë dhe në Medinë. Nuk lejoheshin as të krishterë, as hebrenj. Më pyeti në isha aq i zoti sa të depërtoja brenda në qytet e të bëja fotografi. Po të më kapnin do të më burgosnin, ndoshta dhe më keq. Po e ndiqja tërë sy e veshë. Më tërhoqi ideja e futjes në një territor të ndaluar, të arrija atë që nuk e kishte arritur njeri tjetër, pa përmendur famën dhe paratë që do të vinin më pas... Më tërhoqi aq shumë kjo ide sa ç'tërheq edhe bletët poçi me mjaltë.

Antropologu më tha që nuk do ta bëja vetëm, por do të më

siguronte ai disa lidhje. Më sugjeroi të shkoja të takoja vëllazërinë e sufistëve në këtë zonë. Kush e di, mund të të ndihmojnë shumë, më tha.

Atëherë nuk dija asgjë për sufizmin, por as që e vrava mendjen. Nëse do të më ndihmonin, isha i kënaqur t'i takoja. Në fund të fundit, vetëm si mjet do t'i përdorja. Deri në atë kohë, kështu i kisha përdorur të gjithë dhe çdo gjë.

Jeta është e çuditshme Ela. Në fund fare, nuk ia dola të shkoja as në Mekë e as në Medinë. As atëherë e as më vonë. As kur u konvertova në mysliman. Fati zgjodhi një rrugë krejt tjetër për mua, një rrugë plot kthesa të papritura, çdonjëra nga të cilat më ndryshoi aq thellë dhe në mënyrë të pakthyeshme saqë, pas një farë kohe, qëllimi fillestar e humbi kuptimin. Megjithëse u nisa nga motive krejtësisht materialiste, pas kësaj rruge u shndërrova në një njeri krejt tjetër. Sa për sufistët, ata që i mendova në fillim thjesht si mjet, kujt ia merrte mendja që shumë shpejt do të më ktheheshin në qëllim përfundimtar? Këtë pjesë të jetës time e quaj takimin me shkronjën "u" të fjalës "sufist".

Me dashuri,
Azizi.

# Lavirja Trëndafili i Shkretëtirës

**KONIA, SHKURT 1246**

Bordellon vendosa ta braktisja një ditë të hidhur dhe të acartë, ditën më të ftohtë në dyzet vitet e fundit. Rrugët e ngushta gjarpëruese ishin bërë të rrëshqitshme nga bora e re, ndërsa nga çatitë e shtëpive dhe minaret e xhamive, vareshin me një bukuri të rrezikshme heje akulli. Nga mesi i pasdites, acari u bë aq i hidhur saqë pashë disa mace të ngrira në rrugë me fijet e mustaqeve që u kishin zënë akull, kurse disa çati shtëpish të vjetra qenë shembur nën peshën e dëborës. Përveç maceve rrugaçe, këtë mot në Konia më shumë e vuanin të pastrehët. Kishin gjetur pesë a gjashtë trupa të ngrirë, të tërë të

mbledhur si foshnje të sapolindura me buzëqeshje të ngrirë në fytyrë, sikur prisnin të rilindnin në një jetë më të ngrohtë. Pasdite vonë, kur të gjithë dremisnin pranë zjarrit para se të hanin darkë, rrëshqita jashtë pa më vënë re njeri. Mora vetëm pak rroba me vete, veshjet e mëndafshta dhe zbukurimet që përdorja për klientët i lashë aty ku ishin. Çdo gjë që i përkiste bordellos duhet të mbetej brenda bordellos.

Në mes të shkallëve, pashë Manjolën te dera kryesore duke përtypur ca nga ato gjethet ngjyrë kafe që i pëlqente aq shumë. Më e vjetra nga të gjitha vajzat e bordellos, së fundi ankohej se i kalonin në trup valë të nxehta. Natën e dëgjoja shpesh të kollitej e të mos gjente rehat në shtrat. Nuk qe e fshehtë që po i afrohej pleqëria. Vajzat e reja thoshin me shaka se e kishin zili Manjolën ngaqë nuk do ta vriste më mendjen për periodat, shtatzënitë apo abortet dhe mund të shkonte me klientët të gjitha ditët e muajit, por të tëra e dinin se prostitutat e moshuara i kishin të pakta mundësitë të mbijetonin.

Sa pashë Manjolën te dera, e dija që dy mundësi kisha, ose të kthehesha në dhomë e të hiqja dorë nga plani për arratisje, ose të bëja përpara e t'i merrja parasysh pasojat. Zemra më tha të zgjidhja të dytën.

- Hë Manjola, ndihesh më mirë? - e pyeta me shpresën se nuk do të më dallonte merakun në zë. Manjola u çel në çast, por pastaj u ngrys kur më pa me çantë në dorë. Nuk e gënjeja dot. E dinte që pronarja më kishte ndaluar të dilja nga dhoma, lëre pastaj nga bordelloja.

- Po ikën? - më pyeti me një zë të trembur.

Nuk iu përgjigja. Tani erdhi radha e saj të zgjidhte. Ose do të më ndalonte e të vinte alarmin, ose do të më lejonte të dilja.

Manjola më vështroi me ca sy të ashpër e të vrenjtur.

- Kthehu në dhomë, Trëndafil i Shkretëtirës, - më tha. - Po ike, pronarja ka për të të vënë pas Kokë Çakallin. Nuk e ke marrë vesh se ç'i ka bërë…?

Nuk e mbaroi fjalinë. Qe një nga rregullat e pashkruara të bordellos: nuk duheshin zënë në gojë historitë e vajzave të pafat që kishin punuar aty dhe e kishin pësuar. Edhe në ndonjë rast kur i përmendnim, kujdeseshim të mos ua thoshim emrin. Nuk kishim pse ua prishnim qetësinë edhe në varr. Kishin vuajtur në jetë, tani le të preheshin të qeta.

- Edhe po ia mbathe, si do t'ia bësh për të jetuar? - nguli këmbë Manjola. - Do të vdesësh urie.

Në sytë e Manjolës pashë vetëm frikë - jo frikën se mos më kapnin e më ndëshkonin, por frikën se mos ia dilja mbanë. Po hidhja atë hap që ajo e kishte ëndërruar tërë jetën, por nuk kishte guxuar kurrë ta hidhte, prandaj tani më respektonte dhe më urrente njëherësh për guximin që po tregoja. Për një çast, u lëkunda nga dyshimet dhe do të isha kthyer po të mos më kishte jehuar në kokë zëri i Shamsit të Tabrizit.

- Më hap rrugën, Manjola, - i thashë. - Nuk rri as edhe një ditë më tepër në këtë vend.

Pasi më rrahu Bajbari dhe pashë vdekjen me sy, e ndjeja që diçka brenda meje kishte ndryshuar përfundimisht. Brenda vetes nuk ndjeja më frikë. Në një mënyrë apo në një tjetër, nuk doja t'ia dija më. Kisha vendosur t'ia kushtoja Zotit pjesën e mbetur të jetës. Nuk kishte rëndësi në më kishte mbetur një ditë apo shumë vite. Shamsi i Tabrizit thoshte që besimi te dashuria i bëjnë heronj njerëzit sepse u largojnë frikën dhe ankthin nga zemra. Kisha filluar t'i kuptoja fjalët e tij.

Sado e çuditshme të dukej, edhe Manjola e kuptoi. Më hodhi një vështrim të gjatë e të dhimbshëm dhe u hoq ngadalë mënjanë duke më liruar rrugën.

# Ela

**NORTHEMPTON, 19 QERSHOR 2008**

Bekuar qofsh, e dashur Ela, për dhembshurinë që tregon.

Jam i kënaqur që të pëlqeu historia ime dhe që mendon shumë për të. Nuk jam mësuar të flas për të shkuarën dhe, çuditërisht, ndihem i lehtësuar që po e ndaj me ty.

Kalova gjithë verën e 1977-ës me një grup sufistësh në Marok. Kisha një dhomë të bardhë, të vogël dhe të thjeshtë. Kishte vetëm gjërat e domosdoshme: një dyshek, një llambë me vajguri, një palë tespihe të qelibarta, një vazo me lule në dritare, një hajmali për të prishur syrin e keq, një tryezë me dru arre, në sirtarin e së cilës ndodhej një libër me poezi të Rumiut. Nuk kishte telefon, as

televizor, as orë dhe as energji elektrike. Nuk më bënte përshtypje. Kisha jetuar për vite të tëra në streha të varfërish, nuk kishte arsye pse të mos mbijetoja në strehën e dervishëve. Natën e parë, mjeshtër Samidi erdhi në dhomë të më hidhte një sy. Tha se isha mëse i mirëpritur që të rrija me ta deri sa të nisesha për në Mekë. Por kishte një kusht: jo drogë!

Më kujtohet se ndjeva fytyrën të më përvëlonte, si një fëmijë i kapur me duart në kutinë e biskotave. Nga e dinin? Kishin rrëmuar në valixhen time kur kisha dalë? Nuk do ta harroj kurrë atë që tha mjeshtri më pas:

- Nuk është nevoja të kontrollojmë gjërat e tua për të marrë vesh se përdor drogë, Vëlla Kreig. Të duket në sy që je i varur prej saj.

Dhe gjëja për të qeshur, Ela, është se deri atë ditë nuk kisha menduar ndonjëherë se kisha krijuar varësi. Isha i sigurt se kisha çdo gjë nën kontroll dhe droga më ndihmonte të zgjidhja problemet. - Ta qetësosh dhimbjen, nuk është njësoj si ta shërosh atë, - më tha mjeshtër Samidi. - E mpira ikën, por dhimbja të mbetet.

E dija se kishte të drejtë. I vendosur, i dhashë gjithë drogat që kisha me vete, madje edhe ilaçet e gjumit. Por shumë shpejt u bë e dukshme se vendosmëria ime nuk ishte aq e fortë sa të përballoja atë që më priste. Gjatë katër muajve në atë strehë, e shkela më shumë se dhjetë herë premtimin. Për dikë që zgjedh të drogohet në vend të rrijë esëll, nuk qe e vështirë të gjente drogë, edhe pse i huaj. Një natë, u ktheva në strehë dru fare dhe i gjeta dyert të mbyllura nga brenda. Mu desh të flija në kopsht. Ditën tjetër, mjeshtër Samidi nuk më pyeti për asgjë dhe unë nuk i kërkova falje. Përveç këtij episodi të turpshëm, shkova mirë me sufistët,

duke shijuar qetësinë që binte mbrëmjeve në strehë.

Qëndrimi atje ishte i çuditshëm, por i paqshëm. Megjithëse kisha jetuar dhe herë tjetër nën të njëjtën çati me shumë njerëz, atje gjeta diçka që nuk e kisha provuar më parë: paqen e brendshme. Jetonim një lloj jete kolektive, ku të gjithë hanim, pinim dhe ushtronim të njëjtat veprimtari në të njëjtën kohë, por nga brenda na nxisnin që secili të ndjehej sikur ishte vetëm. Në rrugën sufiste, gjëja e parë që zbulon është arti i të qënurit vetëm mes turmës. Pastaj zbulon turmën brenda vetmisë tënde, zërat brenda vetes.

Ndërsa prisja me durim që sufistët e Marokut të më fusnin fshehurazi në Mekë dhe Medinë, lexova goxha materiale rreth filozofisë dhe poezisë sufiste, në fillim nga mërzia dhe ngaqë nuk kisha ç'të bëja, pastaj sepse nisën të më pëlqenin. Si ai njeriu që nuk e ka kuptuar se sa e ka marrë etja deri në çastin kur vë gotën në buzë dhe pi gllënjkën e parë, takimi im me sufizmin kurrë nuk më dukej i mjaftueshëm. Nga të gjithë librat që lexova atë verë të gjatë, më tepër përshtypje më bëri një përmbledhje me poemat e Rumiut. Pas nja tre muajsh, papritur e pakujtuar, mjeshtër Samidi më tha që, kur më shihte, i sillja ndër mend dikë - një dervish endacak me emrin Shamsi i Tabrizit. Më tha se disa njerëz e quanin Shamsin si heretik të çmendur, por po të pyesje Rumiun, ai qe vetë dielli dhe hëna. U bëra kureshtar. Por nuk qe vetëm kureshtje. Ndërsa dëgjoja mjeshtër Samidin të më tregonte për Shamsin, ndjeva të më kalonin mornica në shpinë, përjetova një lloj dezha-vy. Do të mendosh që qenkam i çmendur. Por të betohem për Zotin se atë çast dëgjova një fëshfërimë mëndafshi, në fillim larg, pastaj më afër, dhe pashë hijen e dikujt që nuk ishte aty. Ndoshta qe thjesht puhia e mbrëmjes që lëvizte mes degëve, ndoshta

krahët e ndonjë engjëlli. Sido që të ishte, atë çast e kuptova se nuk kisha për të shkuar asgjëkundi tjetër. U ndjeva i lodhur duke kërkuar përherë të isha dikush tjetër, diku përtej, përherë në arrati.

Tashmë ndodhesha aty ku kisha vendin. Nuk më mbetej veçse të qëndroja dhe të nisja të vështroja brenda vetes. Këtë pjesë të jetës sime e quaj takimin me shkronjën "f" të fjalës "sufist".

Me dashuri,
Azizi

## Shamsi

**KONIA, SHKURT 1246**

Befasi e plot ngjarje do të më sillte kjo ditë, mëngjesi po ecte më shpejt se zakonisht, ndërsa qielli varej sipër kokave tona, i ulët dhe i përhimët. Pasdite e gjeta Rumin në dhomë të ulur pranë dritares, me ballin të rrudhur plot mendime, ndërsa nëpër gishta kalonte pa u ndalur rruazat e tespiheve. Dhoma qe e errët sepse perdet e rënda prej kadifeje i kishte mbyllur përgjysmë, ndërsa mbi vendin ku qe ulur Rumiu binte një fashë e çuditshme drite, duke i dhënë tërë skenës një pamje si prej ëndrre. Pyeta veten në e kishte kuptuar Rumiu për çfarë do ta pyesja apo do të habitej e shqetësohej.

Ndërsa po shijoja qetësinë e këtij çasti, duke u ndjerë njëherësh edhe pakëz nervoz, m'u shfaq një vegim i beftë. Pashë Rumiun shumë më të plakur e më të brishtë, të mbështjellë me një pelerinë të gjelbër të errët, të ulur pikërisht në atë vend me një pamje më të dhembshur e bujare se herët e tjera, por me një njollë në anën e zemrës që kishte formën time. Kuptova njëherësh dy gjëra: që Rumiu do ta kalonte pleqërinë këtu në këtë shtëpi dhe se plaga e shkaktuar nga mungesa ime nuk do t'i shërohej kurrë. Mu mbushën sytë me lot.

- Mirë je? Dukesh i zbehtë, - më tha Rumiu.

U përpoqa të buzëqeshja, por pesha e asaj që kisha ndër mend t'i thosha qe tepër e rëndë. Zëri më doli paksa i ngjirur dhe më pak i vendosur nga ç'doja.

- Në fakt nuk jam dhe aq mirë. Kam shumë etje, por në këtë shtëpi nuk ka asgjë që të ma shuajë etjen.

- T'i them Kerrës të të sjellë ndonjë gjë? - pyeti Rumiu.

- Jo, sepse ajo që më duhet mua nuk ndodhet në kuzhinë. Gjendet në mejhane. Më ka shkuar mendja të pi e të bëhem tapë.

Bëra sikur nuk e vura re një hije të lehtë mospëlqimi në fytyrën e Rumiut dhe vazhdova:

- Në vend që të shkojmë në kuzhinë e të pimë ujë, pse nuk shkojmë në tavernë e të marrim ca verë?

- E ke fjalën që të shkoj unë e të të sjellë ca verë? - pyeti Rumiu, duke e shqiptuar me mjaft kujdes fjalën e fundit, sikur kishte frikë se mos e thyente.

- Pikërisht. Do të të isha shumë mirënjohës sikur të shkoje e të na merrje ca verë. Dy shishe mjaftojnë, një për ty e një për mua. Por, të lutem, më bëj një nder. Kur të shkosh në mejhane,

mos merr shishet e të kthehesh menjëherë. Rri ca aty, fol me njerëzit. Unë po të pres këtu, nuk kam ndonjë ngut.

Më hodhi një vështrim gjysmë të zemëruar e gjysmë të habitur. Mu kujtua fytyra e atij dervishit të ri në Bagdad që donte të më shoqëronte, por e vriste shumë mendjen se mos i prishej emri i mirë. Ngaqë merakosej se ç'do të mendonin të tjerët, nuk e mora me vete. Tani po pyesja veten mos kishte edhe Rumiu të njëjtin merak.

Por, për çudinë time të madhe, Rumiu u ngrit dhe pohoi me kokë.

- Nuk kam qenë kurrë ndonjëherë në mejhane dhe nuk kam pirë kurrë verë. Të pirët nuk më duket gjë e mirë. Por të besoj plotësisht sepse i besoj dashurisë mes nesh. Duhet ta kesh një arsye pse po më kërkon të bëj diçka të tillë. Do ta zbuloj ç'është kjo arsye. Po shkoj të marr verën.

Më përshëndeti dhe doli nga dhoma.

Sapo doli ai, u plandosa përtokë në një gjendje ekstaze të thellë. Kapa tespihet e qelibarta që kishte lënë aty Rumiu, falënderova disa herë Zotin që më kishte dhënë një shok të vërtetë dhe u luta që ky shpirt i bukur të mos bëhej kurrë esëll nga dehja e Dashurisë Hyjnore.

PJESA E KATËRT

# Zjarri



GJËRAT QË PRISHIN, SHKRETOJNË
DHE SHKATËRROJNË

# Sulejman pijaneci

**KONIA, SHKURT 1246**

Bashkë me verën, kur isha i dehur, më vinin shpesh edhe plot iluzione të marra, por kur kapërceu derën e mejhanes Rumiu i madh, qe çmenduri fare edhe për mua. Pickova veten, po vegimi nuk u zhduk.

- Ej, Kristo, çfarë më ke dhënë të pi, more burrë? - i thirra. - Ajo shishja e fundit e verës duhet të ketë qenë shumë e fortë. Nuk e merr dot me mend, tani po shoh ëndrra me sy hapur.

- Qepe, idiot! - pëshpëriti dikush pas meje.

Vështrova rrotull që të gjeja kush donte të ma mbyllte gojën dhe u habita kur pashë gjithë burrat në mejhane që po shihnin

nga dera si guhakë. Mbi tërë vendin ra një heshtje e zymtë, edhe qeni i mejhanes, Saki, dukej i hutuar dhe nuk luajti prej aty ku qe shtrirë, me veshët e mëdhenj shtrirë në dysheme. Tregtari i sixhadeve persiane pushoi së kënduari ato meloditë e tmerrshme që i quante këngë. Lëkundej në këmbë, me mjekrën lart dhe atë seriozitetin e tepërt të të dehurit që përpiqet më kot të duket ndryshe. Heshtjen e theu Kristoja:

- Mirë se vjen në mejhanen time, Maulana, - tha me një zë plot mirësjellje. - Është nder i madh që të shoh nën këtë çati. Me se mund të të shërbej?

Pulita disa herë sytë deri sa u binda që Rumiu po qëndronte vërtet aty.

- Faleminderit, - tha Rumiu dhe një buzëqeshje të madhe, por të prerë. - Do të më pëlqente të pija pak verë.

I gjori Kristo u habit aq shumë nga ato fjalë saqë mbeti gojëhapur. Kur e mblodhi veten, i ofroi Rumiut tryezën e parë të zbrazët që i zuri syri, atë pranë meje!

- Selam alejkum, - më përshëndeti Rumiu sapo u ul. I ktheva përshëndetjen dhe shqiptova disa fjalë mirësjelljeje, po nuk jam i sigurt në më dolën mirë ato fjalë. Me shprehjen e qetë, veshjen e shtrenjtë dhe pelerinën elegante ngjyrë kafe të mbyllur, Rumiu nuk përshtatej fare me atë vend. U përkula përpara dhe, duke e ulur zërin gati si pëshpërimë, i thashë:

- E di që po tregohem tmerrësisht i pasjellshëm që po të pyes, po ç'do një njeri si ty në këtë vend?

- Po kaloj një provë sufiste, - tha Rumiu dhe më shkeli syrin sikur të ishim miq të vjetër. - Më dërgoi Shamsi këtu me qëllim që të më prishet emri i mirë.

- Gjë e mirë është kjo? - e pyeta. Rumiu qeshi.

- Varet se si e sheh. Ndonjëherë duhet t'i prishësh të gjitha lidhjet e vjetra që të fitosh mbi egon. Nëse je shumë i lidhur me familjen, pozitën që ke në shoqëri, shkollën apo xhaminë, dhe ato të dalin përpara në rrugën e bashkimit me Zotin, atëherë duhet t'i presim këto lidhje.

Nuk mu duk se e mora vesh mirë, mirëpo ky shpjegim i përshtatej për së mbari mendjes sime të turbulluar. Gjithnjë kisha dyshuar se këta sufistët janë një tufë shumëngjyrëshe të çmendurish, të aftë për çdo lloj çudie.

Pastaj e kishte radhën Rumiu të përkulej e të më pyeste po me pëshpërimë:

- Mund të të dukem tmerrësisht i pasjellshëm që po të pyes, po ç'e ke atë shenjë në fytyrë?

- Kam frikë se nuk është ndonjë histori aq e këndshme për t'u treguar, - i thashë. - Po shkoja në shtëpi natën vonë, më dolën përpara rojat e sigurisë dhe më rrahën sa më bënë pleh.

- Pse kështu? - pyeti Rumiu, vërtet i shqetësuar.

- Sepse kisha pirë verë, - i thashë dhe i tregova me gisht shishen që Kristoja sapo ia vuri përpara Rumiut.

Rumiu tundi kokën. Në fillim dukej i hutuar, sikur nuk po e besonte që ndodhnin gjëra të tilla, pastaj nga buzët i doli një buzëqeshje miqësore. Kështu, vazhduam muhabetin. Duke ngrënë nga pakëz bukë me djathtë dhie, folëm për besimin, miqësinë e gjëra të tjera të jetës, të cilat kujtoja se i kisha harruar me kohë, kurse tani ndjehesha i gëzuar që po më dilnin nga zemra.

Pak pasi perëndoi dielli, Rumiu u ngrit e doli. Të tërë sa ishin në mejhane, u ngritën në këmbë për ta përshëndetur. Goxha ngjarje!

- Nuk ke për t'u larguar pa na thënë më parë pse është e ndaluar vera, - i thashë.

Kristoja vrapoi e më erdhi pranë, me vetullat të ngrysura, nga meraku se mos pyetja ime shqetësonte myshteriun e lartë.

- Qepe Sulejman. Ç'i ke këto pyetje?

- Jo, e kam me gjithë mend, - ngula këmbë dhe vështrova nga Rumiu. - Ti na pe vetë. Nuk jemi njerëz të këqij, po të tjerët na quajnë përherë kështu. Tani më thuaj, ç'të keqe ka të pish verë për aq kohë sa sillesh mirë e nuk trazon askënd?

Megjithë dritaren e hapur në qoshe, ajri brenda mejhanes qe mbushur me tym duhani dhe me akthin e pritjes. Pashë se të gjithë ishin kureshtarë për përgjigjen. I menduar, i përmbajtur, serioz, Rumiu eci drejt meje dhe ja se çfarë tha:

- Nëse ai që pi verë
ka mirësi brenda zemrës,
atë do të shfaqë
edhe kur të jetë dehur.
Por nëse fsheh brenda saj
inat e arrogancë,
ato do të shfaqë.
Meqë shumica e njerëzve
kanë këto të fundit,
vera u ndalua për të gjithë.

Ra një heshtje e shkurtër ndërsa të tërë mendonin për ato fjalë.

- Miqtë e mi, vera nuk është pije dhe aq e padëmshme, - na u drejtua të tërëve me një zë më të fortë Rumiu, edhe urdhërues

edhe këshillues e të sigurt, - sepse na bën të nxjerrim jashtë më të keqen që kemi. Besoj se është më mirë po të mos pimë. Po përsëri, nuk mund t'i vëmë faj alkoolit për ato që bëjmë. Duhet të punojmë me inatin dhe arrogancën që kemi brenda vetes. Kjo është më e ngutshme. Në fund të fundit, ai që do të pijë, le të pijë, ai që do të mos pijë, le të përmbahet. Askush nuk ka të drejtë t'u imponojmë të tjerëve rregullat e veta. Në fe, nuk ka detyrime.

Këto fjalë bënë që disa nga myshterinjtë të pohonin fort me kokë. Kurse mua më erdhi për mbarë të ngrija gotën, sepse asnjë mendim i ditur nuk duhet të kalojë pa dolli.

- Je njeri i mirë me zemër të madhe, - i thashë. - Pavarësisht çfarë do të thonë njerëzit për këtë që bëre sot, dhe jam i sigurt që do të llapin shumë, mendoj se si predikues që je, u tregove mjaft i zoti që erdhe këtu në mejhane e fole me ne pa na gjykuar.

Rumiu më hodhi një vështrim miqësor. Pastaj mori brokat e verës që nuk i kishte prekur dhe doli jashtë, në puhinë e mbrëmjes.

# Aladini

**KONIA, SHKURT 1246**

Boll prita, kam tri javë që mundohem të gjej çastin e përshtatshëm t'i kërkoj babait dorën e Kimjas për martesë. Kisha kaluar shumë orë duke përfytyruar sikur bisedoja me të, duke përsëritur të njëjtat fjali që do t'i thosha, duke kërkuar të gjeja mënyrën që ta shprehja sa më mirë atë që mendoja. Kisha gati nga një përgjigje për çdo vërejtje që mund të më paraqiste. Nëse më thoshte se Kimja dhe unë ishim si motër e vëlla, do t'i kujtoja se nuk kishim lidhje gjaku. Ngaqë e dija sa shumë e donte Kimjan im atë, kisha bërë plan t'i thosha që, nëse na lejonte të martoheshim, ajo nuk do të largohej nga

shtëpia e të jetonte diku tjetër, por do të rrinte me ne tërë jetën. Kisha përgatitur gjithçka në mendje, vetëm se nuk po e gjeja një çast vetëm babanë.

Kurse sonte u përballa me të në mënyrën më të papërshtatshme që mund të bëhej. Po dilja të takoja shokët kur dera u hap duke kërcitur dhe brenda hyri babai, duke mbajtur nga një shishe në secilën dorë.

Ngriva në vend, gojëhapur.

- Baba, ç'i ke ato në duar? - e pyeta.

- Oh, këto! - u përgjigj babai pa shfaqur as shenjën më të vogël të trazimit. - Verë, bir.

- Vërtet? - u habita. - Pse, kështu u katandis Maulana i madh? Një plakush që dendet me verë?

- Mbaj gojën, - dëgjova një zë të vrazhdë pas shpine. Ishte Shamsi. Më vështroi pa iu dridhur qerpiku dhe tha: - Nuk ke pse qorton babanë. I kërkova unë të shkonte në mejhane.

- Nuk po më çudit, jo, - nënqesha.

Ndoshta e prekën fjalët e mia, po nuk e dha veten.

- Aladin, mund ta diskutojmë. Por vetëm nëse nuk e lë zemërimin të të errë sytë.

Pastaj anoi kokën dhe më tha se duhet ta zbusja zemrën.

- Kështu thotë një nga rregullat, - tha. - *Po deshe të forcosh besimin, duhet të zbutesh nga brenda. Që ta kesh besimin të fortë si shkëmbi, duhet ta kesh zemrën të lehtë si pupla. Përmes sëmundjeve, aksidenteve, humbjeve ose frikës, në një mënyrë ose në një tjetër, përballemi të gjithë me ngjarje që na mësojnë si të bëhemi më pak egoistë e më shumë të gjykueshëm, më tepër të dhembshur dhe bujarë. Disa prej nesh e përvetësojnë mësimin dhe bëhen më të butë, kurse të tjerët bëhen edhe më të ashpër se më parë. E vetmja mënyrë për t'iu afruar së Vërtetës është të*

*zgjerosh e hapësh zemrën që ajo të përfshijë gjithë njerëzimin, e përsëri të ketë vend të lirë për më tepër Dashuri.*

- Mos u përziej fare më mirë, - më tha. - Unë nuk marr urdhra nga dervishë pijanecë. Ndryshe nga babai.

- Aladin, turp të kesh, - ndërhyri im atë.

Më pushtoi një ndjenjë e menjëhershme dhe e fortë faji, por ishte vonë. Një lumë mërie që mendoja se e kisha lënë pas, vërshoi e më përfshiu të tërin.

- Nuk kam dyshim që më urren aq shumë sa e thua edhe vetë, - tha Shamsi, - po nuk mendoj se ke pushuar qoftë edhe për një minutë së dashuri babanë tënd. A nuk e sheh që po e lëndon?

- Po ti, a nuk e sheh që po na shkatërron jetën? - ia ktheva.

Pikërisht atëherë, babai bëri përpara, u ngërdhesh dhe ngriti dorën e djathtë mbi kokë. Kujtova se do të më fuste ndonjë shuplakë të mirë por, kur e pashë që u përmbajt, u ndjeva shumë më keq se po të më kishte goditur.

- Më turpërove, - më tha babai pa më vështruar në fytyrë.

Mu mbushën sytë me lot. Ktheva kokën anash dhe u gjenda përballë Kimjas. Sa kohë kishte aty vallë, duke na vështruar nga ajo qoshe me sytë e mbushur plot frikë? Sa kishte dëgjuar nga sherri?

Turpi dhe poshtërimi nga babai në sytë e vajzës që doja ta merrja për grua më mblodhi stomakun, më thau gojën. Dhoma më erdhi rrotull e mu bë sikur do të më binte në kokë. Pa mundur të duroja qoftë edhe një çast më shumë, rrëmbeva pallton, shtyva Shamsin mënjanë dhe dola me nxitim nga shtëpia, larg Kimjas, larg të tërëve.

# Shamsi

**KONIA, SHKURT 1246**

Brokat e verës mbetën mes nesh, të mbushura me aromën e tokës së ngrohtë, barërave të egra e frutave të zeza. Pasi iku Aladini, Rumiu u trishtua aq shumë saqë nuk e hapi fare gojën një copë herë. Dolëm dhe ecëm pak në oborrin e mbuluar nga dëbora. Qe një nga ato darkat e shkurtit kur ajri ndjehej i rënduar me një lloj ngurtësie të pazakontë. Qëndruam aty, duke parë se si vraponin retë, duke mbajtur vesh botën që ofronte veç heshtje. Era na solli nga pylli i largët një shkulm aromash të këndshme myshku dhe, për një çast, mu mbush mendja se donim që të dy të largoheshim një herë e mirë nga ky

qytet. Pastaj, mora njërën nga brokat me verë. U përkula mbi kërcejtë pa gjethe e plot gjemba të një trëndafili mes borës dhe nisa ta derdh verën në tokën rrotull tij. Fytyra e Rumiut ndriti dhe më dha një nga ato buzëqeshjet gjysmë të menduara e gjysmë të hareshme.

Ngadalë, për çudi, pema e trëndafilit sikur u gjallërua dhe lëvorja iu zbut, njësoj si lëkura e njeriut. Mu para syve na çeli një trëndafil i vetëm. Ndërsa vazhdoja t'i hidhja verë, lulja nisi të merrte një ngjyrë të ngrohtë portokalli.

Kapa shishen e dytë dhe e derdha po njësoj. Ngjyra portokalli e trëndafilit nisi të anonte nga një e kuqe e ndezur, plot jetë. Në fund të shishes kishte mbetur vetëm një gotë verë. E hodha në një gotë, piva gjysmën dhe gjysmën tjetër ia zgjata Rumiut.

E mori me gishtat që i dridheshin, duke iu përgjigjur gjestit tim me po të njëjtën mirësjellje. Ky njeri nuk kishte prekur kurrë alkool në jetën e tij.

- Rregullat fetare dhe ndalimet janë të rëndësishme, - tha, - or nuk duhen kthyer në tabu të padiskutueshme. Duke mbajtur këtë në mendje, do ta pi verën që po më ofron sot, duke besuar me gjithë zemër se përtej dehjes së dashurisë patjetër qëndron kthjelltësia.

Kur Rumiu po e çonte gotën në buzë, ia rrëmbeva dhe e hodha përdhe. Vera u përhap mbi borë si pika gjaku.

- Mos e pi, - i thashë. Nuk qe më nevoja ta vazhdonte provën.

- Nëse kishe ndërmend të mos më lije ta pija verën, atëherë pse më dërgove në mejhane? - pyeti Rumiu me një ton që shprehte më pak kureshtje por më tepër keqardhje.

- Ti e di vetë përse, - i thashë, duke qeshur. - Rritja shpirtërore ka të bëjë me tërësinë e vetëdijes, jo me anët e veçanta të cilave u druhemi. Rregulli numër tridhjetedy: *Asgjë nuk duhet të qëndrojë mes teje dhe Zotit. As imamët, priftërinjtë, rabitë, as rojtarët e moralit dhe as udhëheqësit fetarë. As mësuesit shpirtërorë, madje as vetë besimi yt. Beso në vlerat dhe rregullat e tua, por mos u përpiq t'ua imponosh të tjerëve. Po u theve zemrën të tjerëve, çfarëdo lloj detyre fetare që po kryen nuk është e mirë.*

*Qëndroi larg çdo lloj idhujtarie, sepse ato të mjegullojnë shikimin. Si udhërrëfyes mbaj Zotin dhe vetëm Zotin. Mëso të Vërtetën, mik, po kujdes se mos i kthen në fetishizime të vërtetat e tua.*

E kisha adhuruar gjithnjë personalitetin e Rumiut dhe dija se dhembshuria e tij, e pamasë dhe e jashtëzakonshme, më kishte munguar në jetë. Por sot adhurimi për të mu rrit e mu bë mal.

Kjo botë qe plot njerëz të dhënë vetëm pas pasurisë, famës ose pushtetit. Sa më shumë sukses që arrinin në këto fusha, aq më të etur dukeshin për to. Të pangopur e lakmitarë, i bënin vlerat e botës si kiblen e vet, duke vështruar vetëm në atë drejtim, pa e ditur se po kthehen në shërbëtorë të gjërave pas së cilave janë dhënë. Kjo qe bërë e zakonshme. Ndodhte gjatë tërë kohës. Por qe gjë e rrallë, po aq e rrallë sa rubinët, që një njeri i cili e kishte shtruar tashmë rrugën e vet, një njeri që kishte flori, famë e pushtet pa hesap, befas të hiqte një ditë dorë nga pozita e tij dhe të rrezikonte emrin e mirë për hir të një udhëtimi të brendshëm për të cilin askush nuk mund të thoshte si do të mbyllej. Rumiu qe ky rubin i rrallë.

- Zoti kërkon që të jemi të përulur e pa pretendime, - i thashë.

- Dhe kërkon që ta njohim, - shtoi butë Rumiu. - Do që ta

njohim me çdo grimcë të qenies sonë. Prandaj më mirë të jesh i kujdesshëm dhe serioz, sesa i dehur dhe i trullosur.

E miratova. Deri sa u bë fare natë dhe ftohtë, qëndruam ulur në oborr, me trëndafilin e kuq e të vetëm mes nesh. Mes acarit të natës, ndjehej një aromë e freskët dhe e ëmbël. Vera e Dashurisë na kishte trullosur lehtë dhe kuptova me gëzim dhe mirënjohje se era nuk pëshpëriste më me dëshpërim.

# Ela

**NORTHEMPTON, 24 QERSHOR 2008**

Bukuroshja ime, është hapur një lokal i ri tajlandez në qytet, - tha Dejvidi. - Thonë që është i mirë. Shkojmë sonte? Vetëm ne të dy.

Atë të martë, e vetmja gjë që nuk donte të bënte Ela ishte të shkonte jashtë për darkë me burrin. Por Dejvidi nguli aq shumë këmbë saqë nuk i thoshte dot më jo. "Hëna e argjendtë" ishte një restorant i vogël me llamba elegante, ndenjëse lëkure, mbulesa të zeza mbi tryeza dhe plot pasqyra të varura aq poshtë nëpër mure saqë klientëve u dukej sikur po hanin darkë në shoqërinë e pasqyrimeve të veta. Nuk u desh shumë kohë që

Ela të mos ndjehej rehat. Po nuk e kishte fajin restoranti. E kishte burri. Kishte vënë re një vështrim jo të zakonshëm në sytë e Dejvidit. Diçka që nuk i dukej normale. Dukej i menduar, madje, i shqetësuar. U trazua edhe më tepër kur vuri re se, në disa raste, po belbëzonte. Ela e dinte se Dejvidi duhet të ishte shumë i tensionuar që t'i shfaqej kjo pengesë në të folur të cilën e kishte pasur qysh në fëmijëri.

Porosinë erdhi ta merrte një kameriere e re e veshur me rroba tradicionale. Dejvidi kërkoi skallop me spec djegës de borzilok, Ela mori perime me djathë dhe salcë arrash kokosi, duke respektuar kështu vendimin e dyzetvjetorit që të hiqte mishin nga dieta. Porositën edhe verë. Folën disa minuta për dekorin e sofistikuar, diskutuan për efektin që shkaktonin mbulesat e zeza krahasuar me të bardhat. Pastaj heshtën. Njëzet vjet martesë, njëzet vjet kishin fjetur në të njëjtin shtrat, kishin përdorur të njëjtën banjë, kishin ngrënë të njëjtin ushqim, kishin rritur tre fëmijë... dhe të gjitha këto tani kishin përfunduar me heshtje. Ose të paktën, kështu mendonte Ela.

- Kam parë që po lexon Rumiun, - i tha Dejvidi.

Ela pohoi me kokë, paksa e habitur. Nuk e mori vesh se çfarë e habiti më tepër: që Dejvidi e njihte Rumiun apo që po i kushtonte vëmendje atyre që po lexonte ajo.

- Nisa të lexoj disa nga poezitë e tij me shpresë se mos më ndihmojnë të shkruaj raportin për librin "Blasfemi e ëmbël", po pastaj mu dukën interesante dhe po e lexoj për qejf, - shpjegoi Ela.

Dejvidi u përhumb pas një njolle vere në mbulesën e tryezës dhe pastaj psherëtiu dhe fytyra i mori një shprehje sikur po i jepte dikujt lamtumirën.

- Ela, e di se ç'po ndodh, - i tha. - Di gjithçka.

- Për çfarë e ke fjalën? - pyeti Ela, megjithëse nuk qe e sigurt në donte apo jo ta dëgjonte përgjigjen.

- Për... për atë lidhjen tënde... - belbëzoi Dejvidi. - E kam marrë vesh.

Ela e vështroi burrin gojëhapur. Nën ndriçimin e qirinjve që sapo u kishte ndezur në tryezë kamerierja, fytyra e Dejvidit shfaqte dëshpërim të plotë.

- Lidhjen time?! - thirri Ela, më fort nga sa kishte ndërmend. Vuri re se çifti i ulur në tryezën ngjitur ktheu kokën. E turbulluar, uli zërin gati në pëshpërimë dhe pyeti: - Çfarë lidhje?

- Mos më merr për budalla, - tha Dejvidi. - Të kontrollova e-mailin dhe i lexova letrat që shkëmben me atë burrin.

- Çfarë ke bërë? - thirri përsëri Ela.

Pa ia vënë veshin pyetjes, me fytyrën të ngurtësuar nga pesha e asaj që do të thoshte, Dejvidi vazhdoi:

- Nuk të vë faj, Ela. E meritoj. Të kam lënë pas dore dhe ti e kërkove gjetkë dashurinë.

Ela ia nguli sytë gotës. Vera kishte ngjyrë të këndshme - ngjyrë rubini, të thellë e të errët. Për një çast, kujtoi se pa pikla të ndezura të ndrisnin në sipërfaqen e saj, si ndonjë lojë me drita që kërkonte ta drejtonte për diku. Ndoshta qe e tëra provë. Dukej kaq joreale.

Dejvidi heshti, me sa dukej po vendoste se si t'ia thoshte më mirë, apo nëse duhet t'ia thoshte, atë që kishte ndërmend.

- Jam gati të të fal dhe ta lëmë pas krahëve këtë, - tha më në fund.

Ela donte të thoshte shumë gjëra ato çaste, gjëra therëse e tallëse, të tendosura e dramatike, por zgjodhi rrugën më të lehtë.

Me sytë që i ndrisnin, tha:

- Po lidhjet e tua? Do t'i lësh edhe ti pas krahëve?

Atëherë erdhi kamerierja me porosinë. Ela dhe Dejvidi u mbështetën prapa dhe e vështruan teksa lëshonte pjatat në tryezë dhe u mbushte sërish gotat me mirësjellje të tepruar. Kur, më në fund, u largua, Dejvidi ngriti sytë drejt Elës dhe e pyeti:

- Domethënë prandaj e bëre? Për hakmarrje?

- Jo, - tha Ela dhe mohoi e vendosur me kokë. - Nuk është hakmarrje. Nuk ka qenë kurrë e tillë.

- Po çfarë është, atëherë?

Ela lidhi duart, po ndjehej sikur gjithkush dhe gjithçka në restorant, klientët, kamerierët, kuzhinierët, edhe peshqit tropikalë në akuarium, po mbanin vesh se ç'do të thoshte.

- Dashuri, - tha më në fund. - E dashuroj Azizin.

Ela priste që i shoqi të shpërthente në të qeshura. Por kur gjeti guximin ta shihte në sy, në fytyrë i dalloi tmerrin, i cili ia la vendin shpejt shprehjes së dikujt që po përpiqej të zgjidhte një problem duke lënë pas sa më pak dëme. Papritur, iu duk sikur po kuptonte më tepër. "Dashuri" ishte fjalë serioze, e rëndë dhe aspak e zakontë për të - një grua që kishte thënë aq gjëra negative për dashurinë në të shkuarën.

- Kemi tre fëmijë, - tha Dejvidi duke zvarritur zërin.

- Po, dhe i dua shumë, - tha Ela duke mbledhur lehtë supet. - Por e dua dhe Azizin.

- Mjaft e përdore atë fjalë, - e ndërpreu Dejvidi. Piu një gllënjkë të madhe nga gota para se të fliste përsëri. - Unë kam bërë gabime të mëdha, po nuk kam reshtur kurrë së dashuri ty, Ela. Nuk kam dashur asnjë tjetër. Mund të mësojmë të dy nga

gabimet. Nga ana ime, të premtoj se nuk ka për t'u përsëritur më kurrë. Nuk ke pse të rendësh tani në kërkim të dashurisë.

- Nuk renda në kërkim të dashurisë, - mërmëriti Ela, më tepër me vete sesa me të. - Rumiu thotë se nuk kemi nevojë ta gjuajmë dashurinë jashtë vetes sonë. Mjafton të rrëzojmë pengesat e brendshme që na mbajnë larg dashurisë.

- O Zot! Ç'po ndodh me ty? Kjo nuk je ti! Mjaft na u bëre romantike tani! Eja në vete, - tha Dejvidi dhe pastaj shtoi menjëherë: - Të lutem!

Ela rrudhi vetullat, pastaj vështroi thonjtë sikur të kishin diçka që e shqetësonin. Në të vërtetë, po kujtohej për një kohë tjetër, kur i kishte thënë gati të njëjtat fjalë vajzës. U ndje sikur qarku qe mbyllur. Tundi kokën ngadalë dhe vendosi pecetën mënjanë.

- A mund të ikim tani, të lutem? - tha. - Nuk kam uri.

Atë natë, fjetën në shtretër të ndryshëm. Herët në mëngjes, gjëja e parë që bëri Ela ishte t'i shkruante një letër Azizit.

## Fanatiku

**KONIA, SHKURT 1246**

Batërdia po bëhet, u prish dynjaja! Sheik Jasin! Sheik Jasin! E dëgjove hatanë? - thërriste Abdullai, babai i njërit prej nxënësve të mi, ndërsa po afrohej në rrugë. - Rumiun e kanë parë dje të futej në një mejhane në lagjen çifute!

- Po, e mora vesh, - i thashë, - po nuk u çudita, jo. Ai njeri ka marrë një të krishtere për grua dhe ka zgjedhur një të pafé si mik. Ç'prisje ti?

Abdullai tundi rëndë kokën.

- Ke të drejtë. Duhet ta kishim marrë me mend.

Na u mblodhën rrotull disa kalimtarë që u ndalën të mbanin

vesh bisedën. Dikush sugjeroi që Rumiu të mos lejohej më të predikonte në xhaminë e madhe. Më parë duhej të kërkonte falje publike. M'u duk mendim me vend. Ngaqë po më bëhej vonë për në medrese, i lashë të bisedonin mes tyre dhe nxitova tutje.

Gjithnjë kisha dyshuar se Rumiu e kishte një anë të errët, që priste rastin të nxirrte krye. Po përsëri, nuk prisja të shkonte deri te shishja. Më dukej shumë e shëmtuar kjo që bëri. Njerëzit thonë se fajin për rrënimin e Rumiut e ka Shamsi dhe, po të mos i rrinte pranë ky, Rumiu do të kthehej si më parë. Mirëpo unë mendoj ndryshe. Jo se kam dyshime mbi ligësinë e Shamsit - ai i lig është - apo se nuk ka ndikim të keq mbi Rumiun - sepse ka - por çështja është pse nuk u qepet pas dijetarëve të tjerë ky Shamsi, mua për shembull? Në fund të fundit, ata të dy janë njësoj dhe njerëzit po fillojnë ta kuptojnë këtë.

Kanë dëgjuar Shamsin të thotë: "Dijetari jeton mbi shenjat e pendës. Sufisti dashuron dhe jeton te gjurmët e këmbëve!" Po ç'do të thotë kjo? Me sa duket, Shamsi mendon se dijetarët merren me fjalën dhe sufistët thjesht enden. Po Rumiu është dijetar, apo jo? Apo nuk e quan më veten si pjesë tonën?

Po të hynte në klasën time Shamsi, kisha për ta përzënë si ndonjë mizë, pa i dhënë fare mundësi të hapte gojë në praninë time. Po Rumiu pse nuk e bënte dot këtë? Duhet të kishte diçka që nuk shkonte me të. Si fillim, gruan e kishte të krishterë. Nuk dua t'ia di nëse e ka kthyer në myslimane. Fenë ajo e ruan në gjak, e ka futur në gjakun e fëmijëve të tij. Për fat të keq, njerëzit nuk e marrin seriozisht rrezikun që paraqesin të krishterët dhe thonë që mund të jetojmë krah për krah me ta. Ja se çfarë u them atyre që janë aq naivë sa ta besojnë: A bashkohen uji me

vajin? Po aq mund të jetojnë bashkë myslimanët e të krishterët! Duke qenë se ka gruan të krishterë dhe tregohet i butë ndaj pakicave, nuk ia kam pasur kurrë besën Rumiut, po që kur erdhi Shamsi i Tabrizit dhe po jeton në shtëpinë e tij, ka dalë fare nga rruga e drejtë. Siç u them edhe nxënësve çdo ditë, duhet t'i mbajmë sytë hapur kundër Shejtanit. Shamsi është vetë djalli. Jam i sigurt se ai e dërgoi në mejhane Rumiun. Po Shejtani, a nuk shquhet pikërisht për këtë, që i shtyn njerëzit e drejtë të bëjnë mëkate? Qysh në fillim e nuhata anën e errët të Shamsit. Si mund ta krahasonte profetin Muhamet, paqja qoftë mbi të, me atë sufistin e pafé, Bistamin? A nuk ka thënë ky Bistami me gojën e vet: "Më shihni! Sa e madhe që është lavdia ime!" A nuk ka thënë: "Pashë Qaben të sillej rrotull meje?" Madje ku njëri shkoi aq larg sa tha: "Jam farkëtuesi i vetes sime". Nëse nuk është blasfemi kjo, çfarë na qenka atëherë? Ky është njeriu që na kërkon Shamsi të respektojmë. Sepse, njësoj si Bistami, edhe vetë i pafé është.

E vetmja gjë e mirë është se njerëzit në këtë qytet po e kuptojnë të vërtetën. Më në fund! Kritikët ndaj Shamsit po shtohen pas çdo hapi të tij. Veç t'i dëgjosh se ç'thonë. Edhe unë jam tmerruar. Nëpër hamame dhe lokale çaji, nëpër fushat me grurë e nëpër kopshte, njerëzit e shajnë ngado.

Në medrese mbërrita me vonesë, koka më ziente nga këto mendime. Sa hapa derën e klasës, ndjeva që kishte ndodhur diçka e pazakontë. Nxënësit ishin ulur në resht, me fytyrat e zbehta e gojën të kyçur, si të kishin parë ndonjë lugat.

E kuptova menjëherë përse. Pranë dritares, me shpinë nga muri, me atë fytyrën pa asnjë qime dhe me buzëqeshjen

arrogante, qe ulur vetë ai, Shamsi i Tabrizit.

- Selam ajlekum, sheik Jasin, - tha dhe m'i nguli sytë që nga ana tjetër e sallës.

Ngurrova, pa ditur në duhej t'ia ktheja përshëndetjen, pastaj vendosa të mos i flisja. U ktheva nga nxënësit dhe u thashë:

- Ç'bën ky njeri këtu? Pse e latë të futej?

Të habitur e të ndrojtur, nxënësit nuk guxuan të hapnin gojë. Me një ton të pacipë e pa iu dridhur qerpiku, më tha:

- Mos i qorto, sheik Jasin. Erdha pa lejen e tyre. Ndodhesha këtu pranë dhe thashë me vete, pse të mos ndalem pak në medrese dhe t'i bëj një vizitë njeriut që më urren më tepër nga të gjithë në qytet?

# Nxënësi Husam

**KONIA, SHKURT 1246**

Bisedonim të tërë të ulur përtokë kur u hap dera e klasës dhe pamë të hynte brenda Shamsi i Tabrizit. Ngrimë që të tërë. Kishim dëgjuar shumë gjëra të këqija dhe të çuditshme për të, më së shumti nga mësuesi, kështu që u strukëm kur e pamë të hynte në klasë. Por ai dukej i çlirët dhe miqësor. Pasi na përshëndeti, tha se kishte ardhur të fliste pak me sheikun Jasin.

- Mësuesit nuk i pëlqen kur futen të huaj në klasë. Mbase bën mirë të flasësh herë tjetër me të, - i thashë duke u përpjekur të shmangia një takim të papëlqyer.

- Faleminderit për këshillën, djalosh, po ndonjëherë takimet e pakëndshme jo vetëm që janë të pashmangshme, por edhe të nevojshme, - u përgjigj Shamsi, si të më kishte lexuar mendjen. - Mos u shqetësoni fare. Nuk do të rri shumë.

Irshadi që më ishte ulur pranë, mërmëriti nëpër dhëmbë:

- Shikoje sa gjakftohtë! Është vetë djalli.

Pohova me kokë, megjithëse nuk më ngjante fare me djallin Shamsi. I fiksuar pas tij, nuk kisha si të mos ia pëlqeja çiltërsinë dhe guximin.

Pas pak minutash, sheik Jasini u dha te dera, me ballin të rrudhur nga mendimet. Bëri disa hapa brenda kur u ndal dhe vështroi i habitur në drejtim të mysafirit të paftuar.

- Ç'bën ky njeri këtu? Pse e latë të futej?

Shkëmbyem me shokët vështrime të tronditura e pëshpërima të trembura por, para se të guxonte kush të nxirrte një fjalë, Shamsi tha se kishte qenë aty rrotull dhe kishte vendosur t'i bënte një vizitë personit të vetëm në Konia që e urrente më shumë!

Dëgjova disa nxënës që u kollitën plot tension ndërsa Irshadi mbajti frymën. Tensioni mes dy burrave qe aq i madh sa dukej sikur ajri i klasës mund të pritej edhe me thikë.

- Nuk e di se ç'po bën këtu, por kam punë më të rëndësishme se të flas me ty, - ia ktheu sheiku Jasin. - Tani, pse nuk del që ne të vazhdojmë mësimin?

- The që nuk do të flasësh me mua, po ama ke folur për mua, - theksoi fjalët Shamsi. - Ke folur gjithnjë keq për mua dhe për Rumiun, për të gjithë mistikët që ndjekin sufizmin.

Sheiku Jasin tërhoqi fort hundët dhe pastaj rrudhi buzët, si të kishte vënë ndonjë gjë të thartë në gjuhë.

- Siç të thashë, nuk kam ç'të flas me ty. E di vetë atë që duhet të di. Kam mendimet e mia.

Shamsi u kthye nga ne me një vështrim të shpejtë e të hidhur.

- Një njeri që paska shumë mendime, po asnjë pyetje! Ka diçka që nuk shkon këtu.

- Vërtet? - sikur u gjallërua sheiku Jasin. - Atëherë pse nuk pyesim më mirë nxënësit se çfarë u pëlqen më shumë të jenë: njeriu i ditur që di përgjigjet apo njeriu me plot mëdyshje që ka vetëm pyetje?

Të gjithë shokët i dhanë të drejtë sheikut Jasin, por unë ndjeja se nuk qe mbështetje e sinqertë, po vetëm sa për t'i pëlqyer mësuesit. Vendosa të mos flisja.

- Ai që kujton se i ka të gjitha përgjigjet, është më i pagdhenduri, - tha Shamsi duke mbledhur lehtë supet dhe iu kthye mësuesit: - Po meqë je i mirë me përgjigjet, a mund të të bëj unë ndonjë pyetje?

Atë çast nisa të shqetësohesha vërtet se ku do të përfundonte ky muhabet. Po nuk kisha ç'të bëja që ta shuaja këtë tendosje në rritje.

- Meqë më quani shërbëtor të djallit, a mund të na i shpjegosh me saktësi konceptin tënd për Shejtanin? - pyeti Shamsi.

- Sigurisht, - tha sheik Jasini, i cili nuk linte t'i ikte rasti pa predikuar. - Feja jonë, që është e fundit dhe më e mira e feve të Abrahamit, na thotë se Shejtani bëri që Adami dhe Eva të dëboheshin nga parajsa. Si bij të prindërve të dëbuar, duhet t'i mbajmë sytë hapur, sepse Shejtani shfaqet në forma nga më të ndryshmet. Ndonjëherë vjen si kumarxhi e na fton të luajmë kumar, ndonjëherë si ndonjë grua e bukur që përpiqet të na

tundojë... Shejtani vjen me forma që nuk ta pret mendja, si për shembull me atë të ndonjë dervishi endacak.

Sikur ta kishte pritur këtë përshkrim, Shamsi buzëqeshi ngadalë.

- E kuptoj se çfarë do të thuash. Do të ishte lehtësim i madh, por edhe mjaft më e lehtë, të mendonim se djalli gjendet përherë diku jashtë nesh.

- Ku e ke fjalën? - pyeti sheiku Jasin.

- Po nëse Shejtani është aq i mprehtë dhe aq këmbëngulës sa thua ti, atëherë ne qeniet njerëzore nuk kemi arsye të fajësojmë veten për gabimet që bëjmë. Çdo veprim i mirë i duhet veshur Zotit, kurse gjërat e këqija në jetë thjesht duhet t'ia veshim Shejtanit. Në të dyja rastet, nuk kemi as pse ta qortojmë dhe as pse ta shqyrtojmë imtësisht veten. Sa e lehtë paska qenë!

Duke folur, Shamsi po e zotëronte tërë klasën, zëri sa vinte e i ngrihej pas çdo fjale.

- Ta zëmë për një çast sikur Shejtani nuk ekziston fare. Sikur nuk ka asnjë djall që pret të na përvëlojë në thëngjij të ndezur. Të gjitha këto pamje të frikshme janë krijuar për të na treguar diçka, por pastaj kthehen në modele dhe e humbasin mesazhin fillestar.

- E cili na qenka ky mesazhi fillestar? - pyeti sheiku Jasin i lodhur, duke kryqëzuar krahët mbi gjoks.

- Ah, shoh që e paskeni një pyetje, më në fund, - tha Shamsi. - Mesazhi është se vuajtja që mund t'i shkaktojë vetes njeriu nuk ka fund. Ferri është brenda nesh, njësoj si parajsa. Kurani thotë se qeniet njerëzore janë më të lartat. Jemi më të lartë se më i larti por edhe më të ulët se më i ulëti. Nëse e kapim kuptimin e kësaj, nuk duhet ta kërkojmë më Shejtanin jashtë

vetes, por duhet të përqendrohemi brenda vetes sonë. Kemi nevojë për një shqyrtim të sinqertë të vetes. Të mos hapim sytë e të ruajmë gabimet e të tjerëve.

- Mirë pra, shko dhe shqyrto veten tënde dhe inshallah ndonjë ditë do ta shlyesh veten, - u përgjigj sheiku Jasin, - kurse mua, si dijetar, më takon të mbaj një sy mbi të tjerët.

- Atëherë më lejoni t'ju tregoj një histori, - tha Shamsi, me aq mirësjellje saqë po dyshonim në e kishte me tërë mend apo po tallej. Dhe ja çfarë na tha:

*- Katër tregtarë po luteshin në xhami kur panë të hynte myezini. Tregtari i parë e la përgjysmë lutjen dhe e pyeti :*

*- Myezin! Mbaroi lutja? Apo kemi ende kohë?*

*Tregtari i dytë e ndërpreu lutjen dhe iu kthye shokut:*

*- Ej, fole gjatë lutjes. Tani të shkoi dëm lutja. Duhet ta nisësh nga fillimi!*

*Sa dëgjoi këtë, u hodh tregtari i tretë:*

*- Pse e shan, more budalla? Duhet të kishe vazhduar lutjen. Tani të shkoi edhe ty kot.*

*Tregtari i katërt buzëqeshi dhe tha:*

*- Shikoji pak si u ngatërruan që të tre! Falë Zotit, unë për vete nuk gabova.*

Pasi mbaroi historinë, Shamsi u kthye nga klasa dhe pyeti:

- Si mendoni? Lutjet e cilëve tregtarë nuk patën vlerë?

Në klasë u krijua një rrëmujë e vogël sepse nisëm të diskutonim mes nesh për përgjigjen. Më në fund, dikush nga fundi tha:

- Lutjet e të dytit, të tretit dhe të katërtit nuk kanë vlerë. Por tregtari i parë nuk ka faj, sepse donte të këshillohej me myezinin.

- Po, por përsëri nuk duhej ta kishte ndërprerë lutjen ashtu, - tha Irshadi. - Është e qartë që të gjithë tregtarët e kishin gabim, përveç të katërtit, i cili po fliste me vete.

Largova tutje vështrimin sepse nuk isha dakord me asnjë nga këto përgjigje, po vendosa të mos hapja gojë. Kisha një ndjesi që shpjegimi im nuk do të pritej mirë. Or sa më kaloi ky mendim nëpër mendje, Shamsi i Tabrizit më drejtoi gishtin e më pyeti:

- Po ti aty! Çfarë mendon?

U gëlltita me zor e mezi më erdhi zëri.

- Nëse tregtarët bënë ndonjë gjë gabim, nuk ishte se folën gjatë lutjes, - thashë, - po sepse, në vend që të merreshin me punën e vet e t'i luteshin zotit, e kishin mendjen se ç'po bënin të tjerët rreth tyre. Megjithatë, po t'i gjykojmë, kam frikë se do të bëjmë edhe ne të njëjtin gabim si ata.

- Atëherë, cila është përgjigja jote? - më pyeti plot kureshtje sheiku Jasin.

- Përgjigjja është se të katërt tregtarët gabuan për të njëjtën arsye po përsëri asnjërit nuk mund t'i themi se bëri gabim sepse, në fund të fundit, nuk na takon neve të gjykojmë.

Shamsi i Tabrizit bëri një hap drejt meje dhe më pa me aq mirësi e butësi saqë mu duk vetja si ndonjë djalë i vogël që po shijonte dashurinë e pakushtëzuar të prindit. Më pyeti për emrin dhe, kur ia thashë, vërejti:

- Shoku juaj Husam këtu ka zemër të vërtetë sufisti.

U skuqa deri në veshë kur dëgjova këtë. Me siguri do të ma hiqte veshin pas mësimit sheik Jasini, kurse shokët do të më tallnin. Por të gjitha këto shqetësime mu fashitën sakaq. Qëndrova drejt dhe i buzëqesha Shamsit. Ai më shkeli lehtë

syrin, gjithnjë duke buzëqeshur, dhe vazhdoi shpjegimin.

- Sufisti thotë "Duhet të ndjek takimin e brendshëm me Zotin e të të gjykoj të tjerët". Kurse dijetari tradicional gjithnjë kërkon gabimet e të tjerëve. Mos harroni, nxënës, se shumicën e kohës, ai që ankohet për të tjerët, e ka vetë gabim.

- Mjaft ua bëre kokën çorap nxënësve! - e ndërpreu sheik Jasini. - Si dijetarë që jemi, nuk mund t'i lëmë pas dore ato që bëjnë të tjerët. Njerëzit na pyesin shpesh dhe presin përgjigje prej nesh, me qëllim që ta ndjekin fenë plotësisht dhe ashtu siç duhet. Na pyesin nëse duhet të pastrohen përsëri para lutjes nëse u ka rrjedhur gjak nga hunda apo nëse duhet agjëruar kur je në udhëtim, e kështu me radhë. Mësimet shafi, hanefi, hanbali dhe maliki ndryshojnë nga njëri-tjetri kur vjen puna këtu. Çdo shkollë ka përgjigjet e saj që duhen studiuar dhe mësuar.

- Në rregull, po nuk duhet të kapemi pas dallimeve të jashtme, - psherëtiu Shamsi. - Fjala e e Zotit është e qartë. Mos u kap pas hollësive në dëm të së tërës.

- Hollësi? - përsëriti mosbesues sheiku Jasin. - Besimtarët i marrin seriozisht rregullat. Kurse ne, dijetarët, i udhëheqim në përpjekjet e tyre.

- Vazhdo të udhëheqësh, por mos harro që udhëheqja është e kufizuar dhe se nuk ka fjalë që të qëndrojë përmbi fjalën e Zotit, - tha Shamsi, pastaj shtoi: - Dhe mos u përpiq t'u predikosh atyre që e kanë arritur ndriçimin. Ata i shijojnë ndryshe vargjet e Kuranit dhe prandaj nuk u nevojitet udhëheqja e asnjë sheiku.

Kur dëgjoi këto fjalë, sheik Jasini u tërbua, mollëzat iu bënë flakë të kuqe kurse molla e Adamit sa nuk po i dilte vendit.

- Ne nuk ofrojmë udhëheqje të përkohshme, - tha. - Ligji i

shenjtë përmban të gjitha rregullat që duhet të ndjekë çdo mysliman nga djepi deri në varr.

- Ligji i shenjtë është vetëm anija që lundron në detin e së Vërtetës. Ai që po kërkon vërtet Zotin, herët ose vonë do ta braktisë anijen e do të zhytet në det.

- Që ta hanë peshkaqenët, - ia ktheu sheiku Jasin dhe u zgërdhi. - Kjo i ndodh atij nuk pranon ta udhëheqin.

Qeshën edhe disa nxënës, por shumë prej nesh qëndruan të qetë, ndjeheshim në siklet. Ora e mësimit po mbaronte dhe nuk më dukej se biseda do të mbyllej miqësisht. Të njëjtën gjë duhet të kishte ndier edhe Shamsi i Tabrizit sepse dukej serioz, gati i dëshpëruar. Mbylli pakëz sytë me një lëvizje aq të lehtë sa gati nuk dallohej, sikur të qe lodhur befas nga biseda e gjatë.

- Gjatë shtegtimeve kam njohur shumë sheikë, - tha Shamsi. - Disa ishin njerëz të çiltër, të tjerë mbaheshin me të madh po nuk dinin asgjë për Islamin. Sa për mua, do të isha gati ta shkëmbeja pluhurin e këmbëve të një besimtari të vërtetë të Zotit me kokat e sheikëve të sotëm. Edhe aktorët që luajnë me hije prapa perdeve dinë më tepër se ata, sepse të paktën e pranojnë që shfaqja e tyre përbëhet nga iluzioni.

- Mjaft! Mjaft e dëgjova atë gjuhën tënde prej gjarpri, - i thirri sheik Jasini. - Jashtë nga klasa ime!

- Mos u mërzit, po ikja vetë, - foli Shamsi i nxehur, pastaj u kthye nga ne. - Sot ishit dëshmitarë të një debati të vjetër që shkon deri në kohët e profetit Muhamet, paqja qoftë me të, - na tha. - Po debati jo vetëm që është i lidhur ngushtë me historinë e Islamit por ai gjendet në zemrën e çdo feje të Abrahamit. Bëhet fjalë për konfliktin mes dijetarit dhe mistikut, mes mendjes dhe zemrës. Zgjidhni e merrni!

Shamsi heshti pak që ta ndjenim më mirë peshën e fjalëve të tij. Ndjeva që hodhi vështrimin mbi mua, mu duk sikur donte të më thoshte ndonjë të fshehtë - sikur po më jepte pa fjalë e pa shkrim lejen e hyrjes për në një vëllazëri. Pastaj shtoi:

Në fund të fundit, as mësuesi juaj dhe as unë nuk dimë më shumë nga sa na lejon Zoti të dimë. Secili luan pjesën e vet. Megjithatë, vetëm një gjë ka rëndësi. Që drita e diellit nuk zihet dot nga verbëria e syrit të mohuesit, të atij që nuk pranon të shohë.

Pastaj, Shamsi i Tabrizit vuri dorën e djathtë mbi zemër dhe na përshëndeti të tërëve, përfshi edhe sheik Jasinin i cili qëndroi mënjanë, i zymtë dhe gojëkyçur. Dervishi doli dhe tërhoqi derën pas vetes, duke na lënë të zhytur në një heshtje aq të thellë saqë nuk guxoi askush të fliste apo të luante vendit për një copë herë të gjatë.

Irshadi më nxori nga përhumbja. Pashë se po më vështronte vëngër. Vetëm atëherë vura re se dorën e djathtë po e mbaja ende mbi zemër, sikur po përshëndetja të Vërtetën që kishte pranuar ajo.

# Bajbar luftëtari

**KONIA, MAJ 1246**

Batakçi i ndyrë, por i paepur. Nuk u zura besë veshëve kur më thanë që Shamsi kishte guxuar t'i kundërvihej xhaxhait para nxënësve. Nuk paska pikën e mirësjelljes ky njeri? Sa do të doja të kisha qenë edhe unë në medrese kur shkoi atje. Do ta kisha nxjerrë jashtë me shqelma para se të hapte gojën e ndyrë. Po ja që nuk isha dhe duket se ka biseduar aq gjatë me xhaxhain, sa nxënësit e mbajnë ende në gojë. Megjithëse i marr pak me kursim fjalët e tyre, sepse më duket sikur i shtojnë gjerat dhe e vlerësojnë më shumë nga sa duhet atë dervish të qelbur. Sonte qenkam shumë nervoz. Për shkak të asaj lavires,

Trëndafilit të Shkretëtirës. Nuk më shqitet nga mendja. Më kujton ato kutitë e gurëve të çmuar me ndarje të fshehta. Kujton se është e jotja, por, pa pasur çelësin, qëndron e mbyllur dhe e paarritshme, edhe kur e mban në duar.

Ky lloj dorëzimi më habit te ajo, pse nuk iu kundërvu të goditurave të mia. Si qëndroi ashtu, e shtrirë përdhé në këmbët e mia, si ndonjë velenxë e mbledhur? Sikur të më kishte goditur ose të kishte kërkuar ndihmë, nuk do ta kisha rrahur aq shumë. Po u shtri atje e nuk lëvizi, me sytë e ënjtur, gojën të kyçur, sikur të qe gati ta çonte deri në fund, çfarëdo që t'i ndodhte. Mos vallë nuk i bënte përshtypje që edhe mund ta vrisja?

Jam përpjekur shumë të mos shkoj më në atë bordello, po sot nuk e përmbajta dot dëshirën për ta parë. Rrugës, vrisja mendjen çfarë do të bënte kur të më shihte? Po të ankohej ose të shkonin gjërat ters, do ta paguaja mirë atë pronaren trashaluqe. I kisha bërë të tëra hesap dhe isha gati për çdo mundësi, përveç mundësisë që ajo t'ia kishte mbathur.

- Si nuk qenka këtu Trëndafili i Shkretëtirës? - e pyeta. - Ku është?

- Harroje fare atë kurvë, - më tha pronarja, hodhi një llokum në gojë dhe lëpiu lëngun nga gishti. Kur pa sa i habitur mbeta, shtoi me zë të ëmbël: - Pse nuk u hedh një sy vajzave të tjera, Bajbar?

- Nuk i dua ato laviret që s'bëjnë dy grosh, shtrigë trashaluqe. Dua Trëndafilin e Shkretëtirës dhe e dua tani.

Hemafroditja ngriti vetullat e zeza me majë kur dëgjoi sharjen, po nuk guxoi të më kundërshtonte. Pëshpëriti lehtë, sikur kishte turp nga ajo që do të thoshte:

- Ia ka mbathur. Me sa duket, ka ikur kur ishim në gjumë.

Mu duk e habitshme, madje për të qeshur.

- Që kur ia mbathkan laviret nga bordelloja? - e pyeta. - Shko e gjeje!

Pronarja ngriti sytë sikur po më shihte për herë të parë.

- Kush je ti që më jep urdhra mua? - mu hakërrua dhe më nguli ata sytë e zinj sfidues, aq të ndryshëm nga sytë e Trëndafilit të Shkretëtirës.

- Jam roja i sigurisë, që e kam xhaxhain në poste të larta. Mund ta mbyll këtë strofull e t'ju nxjerr të tërave në rrugë, - i thashë, zgjata dorën te tasi që kishte në prehër dhe mora një llokum. Qe i butë e me erë të mirë.

Pasi e hëngra, fshiva gishtat në shallin e mëndafshtë të pronares. Nga fytyra, u duk që u tërbua, po nuk guxoi të bënte më shumë se kaq.

- Pse, unë e kam fajin? - më tha. - Fajin e ka dervishi. Ai ia mbushi mendjen Trëndafilit të Shkretëtirës të ikte nga bordelloja e të gjente Zotin.

Për një çast, nuk e kuptova për kë po fliste, po pastaj isha i bindur që nuk bëhej fjalë për tjetër njeri përveç Shamsit të Tabrizit.

Në fillim shkon e më poshtëron xhaxhain para nxënësve, pastaj bën këtë.

Me siguri që nuk njihte asnjë kufi ky qafir.

# Ela

**NORTHEMPTON, 26 QERSHOR 2008**

Befas më tha mendja, i dashur Aziz, të të shkruaj letër të vërtetë. E kam fjalën, sipas mënyrës së vjetër, me bojë, letër të parfumosur, zarf për së mbari dhe pullë poste. Do ta postoj sot pasdite për në Amsterdam. Duhet ta postoj patjetër sot sepse, po e shtyva, kam frikë se nuk do ta bëj më kurrë.

Në fillim takon dikë - dikë që është krejt i ndryshëm nga të gjithë ata që ke rrotull. Dikë që i sheh gjërat nën një dritë tjetër dhe të detyron të ndryshosh, të ndërrosh këndin e vështrimit, t'i shohësh gjërat ndryshe, nga brenda e nga jashtë. Kujton se mund t'i rrish larg aq sa duhet. Kujton se mund të vazhdosh lundrimin

tënd nëpër këtë stuhi të bukur deri sa kupton që, fare papritur, ndodhesh mes diçkaje ku nuk kontrollon dot asgjë.

Nuk ta them dot me siguri se kur ngela e mbërthyer pas fjalëve të tua. Di vetëm se letërkëmbimi me ty më ka ndryshuar. Që nga fillimi. Ka mundësi që më pas të pendohem për këtë që thashë. Por ngaqë e kam kaluar tërë jetën duke u penduar për gjërat që nuk kam bërë dot, nuk më duket aq keq të pendohem tani për këtë ndryshim.

Që kur të "takova" ty nëpërmjet romanit dhe e-maileve, nuk të heq dot nga mendja. Sa herë lexoj e-mail nga ti, ndjej diçka që më lëviz në zemër dhe kuptoj se nuk kam ndier kënaqësi e ngazëllim të tillë prej shumë kohësh. Të kam në mendje gjatë gjithë ditës. Të flas në heshtje, duke përfytyruar se si do t'i përgjigjeshe ti çdo veprimi që bëj. Kur shkoj në ndonjë restorant të këndshëm, dua të jem me ty. Kur shoh ndonjë gjë që më tërheq, trishtohem që nuk të kam pranë e të ta tregoj. Dje më pyeti vajza e vogël nëse u kam bërë ndonjë gjë flokëve. Në fakt, flokun e kam njësoj si më parë! Po është e vërtetë që kam filluar të dukem ndryshe, të ndjehem ndryshe. Pastaj, u kujtova që ende nuk jemi takuar. Kjo më kthen me këmbë në tokë. Dhe fakti është që nuk di ç'të bëj me ty. Sapo mbarova së lexuari librin dhe shkrova raportin. (Oh, po, kam për detyrë të shkruaj një raport për të. Ka pasur raste kur doja të këshillohesha me ty, ose të të dërgoja raportin që duhet t'i nis agjencisë së botimit, por kam menduar që nuk do të ishte e drejtë. Megjithëse nuk t'i tregoj dot hollësitë e raportit, duhet ta dish se më pëlqeu jashtë mase libri yt. Faleminderit për kënaqësinë që më dhurove. Fjalët e tua do të mbeten përherë brenda meje).

Sidoqoftë, "Blasfemia e ëmbël" nuk ka të bëjë fare me vendimin për të të shkruar këtë letër, por ndoshta edhe ka të bëjë

me gjithçka. Ajo që më nxiti ishte kjo lloj lidhjeje mes nesh, çfarëdo qoftë, dhe ndikimi që po ushtron mbi mua dhe që po më bën të humbas kontrollin. Mund të bëhet më tepër serioze nga sa mund të mbaj unë. Në fillim, më pëlqente imagjinata dhe historitë e tua, pastaj kuptova që më pëlqente njeriu pas këtyre historive. Tani, nuk di ç'të bëj me ty.

Siç të thashë, duhet ta dërgoj qysh tani këtë letër. Nëse jo, atëherë do ta gris në mijëra copa. Do të sillem sikur nuk më ka ndodhur asgjë e re dhe e pazakontë në jetë.

Po, do të bëj atë që kam bërë përherë dhe të hiqem sikur gjithçka është normale.

Kështu do të hiqesha, sikur të mos kisha atë dhimbje të ëmbël në zemër...

Me dashuri,
Ela

# Kerra

**KONIA, MAJ 1246**

Barrë e rëndë më ra. Nuk di si ta përballoj këtë gjendje. Sot në mëngjes, se nga mbiu një grua dhe erdhi pyeti për Shamsin e Tabrizit. I thashë të kthehej më vonë, sepse nuk ndodhej në shtëpi, po mu përgjigj që nuk kishte ku të shkonte prandaj do të priste në oborr. Nisa të dyshoja dhe e pyeta kush ishte e nga vinte. Më ra në gjunjë dhe hapi shaminë, duke më treguar fytyrën tërë blana e të çara nga të rrahurat. Pavarësisht plagëve të shumta, dukej e bukur dhe e shkathët. Mes të qarash e rënkimesh, por çuditërisht me fjalë të rrjedhshme, më pohoi atë që kisha dyshuar në fillim. Ishte një nga laviret e bordellos.

- E braktisa atë vend të tmerrshëm, - më tha, - Shkova në banjat publike dhe u lava dyzet herë me dyzet lutje. U betova t'u rrija larg burrave. Që tani e tutje, jeta ime i përket Zotit.

Pa ditur ç'të thosha, e vështrova në sytë e përlotur dhe pyeta veten se ku e kishte gjetur guximin, aq e re dhe e brishtë sa ishte, të braktiste të vetmen mënyrë jetese që njihte. Nuk më pëlqente të shihja asnjë grua të përdalë pranë shtëpisë, po ajo kishte diçka që më theu zemrën, kishte një lloj thjeshtësie, gati pafajësie, që nuk e kisha parë kurrë. Sytë e saj më kujtuan ata të Marisë. Nuk më erdhi ta dëboja. E lashë të priste në oborr. Kaq mund të bëja. U ul rrëzë murit dhe vështroi tutje, pa lëvizur si ndonjë statujë mermeri.

Pas një ore, kur u kthyen Shamsi dhe Rumiu nga shëtitja, vrapova t'u thosha për vizitoren e paftuar.

- Si the, ka ardhur një lavire në oborr? - pyeti i habitur Rumiu.

- Po, tha që ia ka mbathur nga bordelloja në kërkim të Zotit.

- Oh, duhet të jetë Trëndafili i Shkretëtirës, - shpjegoi Shamsi, me një ton jo aq të habitur sa të kënaqur. - Pse e ke lënë jashtë? Sille brenda!

- Ç'do të thonë fqinjët kur ta marrin vesh që kemi strehuar një lavire nën çatinë tonë? - e kundërshtova, me zërin që më dridhej nga tensioni.

- Po pse, a nuk jetojmë të tërë nën të njëjtën çati të madhe? - tha Shamsi dhe tregoi me dorë qiellin. - Mbretër e lypsarë, virgjëresha e lavire, të tërë nën këtë qiell rrojmë!

Si mund ta kundërshtoja Shamsin? Ai i kishte gati përgjigjet për çdo gjë.

Ftova laviren të futej në shtëpi, duke u lutur me vete që të mos na shihnin sytë kureshtarë të fqinjëve. Sa vuri këmbën në dhomë Trëndafili i Shkretëtirës, vrapoi t'i puthte duart Shamsit, duke dënesur.

- Gëzohem që po të shoh këtu, - i tha Shamsi sikur po i fliste ndonjë miku të vjetër. - Nuk ke për t'u kthyer më në atë vend. E mbylle përfundimisht atë pjesë të jetës. Zoti ta bëftë të lehtë rrugën drejt së Vërtetës!

Trëndafili i Shkretëtirës nisi të qajë me zë.

- Pronarja nuk ka për të më lënë kurrë të qetë. Do të më vërë pas Kokë Çakallin. Nuk e di se si...

- Qetësohu, vajzë, - e ndërpreu Shamsi. - Mbaj mend një rregull: *Kur të gjithë në këtë botë mundohen të arrijnë diku apo të bëhen dikush, vetëm për t'i lënë të tëra pas vdekjes, ti mundohu të arrish fazën më të lartë të asgjësë. Jetoje jetën po aq të lehtë e të zbrazët sa numri zero. Nuk jemi shumë të ndryshëm nga poçja e baltës. Jo zbukurimet nga jashtë, po zbrazëtia që kemi brenda na e jep vlerën. Po kështu, nuk është ajo që përpiqemi të arrijmë, por është vetëdija e asgjësë që na bën të vazhdojmë përpara.*

Natën vonë, i tregova Trëndafilit të Shkretëtirës shtratin ku do të flinte. E zuri menjëherë gjumi. U ktheva në dhomën kryesore, ku gjeta Shamsin duke folur me Rumiun.

- Duhet të marrësh pjesë edhe ti në shfaqjen tonë, - tha Shamsi kur më pa të afrohesha.

- Çfarë shfaqjeje? - e pyeta.

- Në vallëzimin shpirtëror, Kerra, kënaqësinë e të cilit nuk e ke provuar kurrë.

Vështrova nga im shoq e habitur. Ç'po ndodhte. Për çfarë vallëzimi po flisnin?

- Maulana, ti je studiues i respektuar, jo organizues shfaqjesh. Ç'do të mendojnë njerëzit, vallë? - e pyeta duke ndjerë fytyrën të më skuqej.

- Mos u merakos, - më tha Rumiu. - Kemi folur gjatë me Shamsin për këtë. Duam të tregojmë vallen rrotulluese të dervishëve. Quhet *sema*. Kushdo që synon Dashurinë Hyjnore, është i ftuar të bashkohet me ne.

Koka po me dhembte fort, por kjo dhimbje as që krahasohej me mundimin që më mbërtheu në zemër.

- Po sikur të mos u pëlqejë të tjerëve? Njerëzit nuk kanë mendim të mirë për vallëzimin, - i thashë Shamsit, me shpresë se do t'i ktheja mendjen e nuk do ta lija të vazhdonte më tutje. - Të paktën, ta shtyjmë për ca kohë.

- Ka njerëz që nuk mendojnë mirë as për Zotin, - ma ktheu Shamsi pa kaluar as sekonda. Duhet ta shtyjmë besimin te ai?

Kjo i vuri kapakun bisedës. Nuk kishim ç'të thoshim më, nëpër shtëpi u dëgjua fërshëllima e erës që përplasej nëpër mure e më goditi veshët.

# Sulltan Ualadi

**KONIA, QERSHOR 1246**

Bukuria qëndron te syri i vëzhguesit, - thoshte gjithnjë Shamsi. - Të gjithë mund të shohin të njëjtin vallëzim, por secili e sheh ndryshe. Atëherë, pse të merakosemi? Disa do ta pëlqejnë, disa jo.

Mirëpo, atë pasdite, i thashë Shamsit që nuk kishte për të ardhur askush.

- Mos u shqetëso, - ma ktheu. - Banorët mbase nuk më kanë qejf mua, mbase nuk janë aq të dhënë sa më parë pas babait, po nuk mund të na shpërfillin fare. Kureshtja do t'i shtyjë të vijnë.

Dhe kështu, mbrëmjen e shfaqjes, e gjeta plot e përplot sheshin. Kishte tregtarë, kovaçë, zdrukthëtarë, fshatarë, gurgdhendës, bojaxhinj, vajtuese, fallxhesha, kapës minjsh, shitës parfumesh - kishte ardhur edhe sheik Jasini me një grup nxënësish. Gratë ishin ulur prapa.

U lehtësova kur pashë edhe sovranin Kajkusrau të ulur në radhën e parë, mes këshilltarëve. Fakti që një njeri kaq i lartë kishte ardhur të mbështeste babanë, do t'ua mbyllte gojën të tjerëve.

Njerëzve që kishin ardhur të bënin sehir iu desh goxha kohë të zinin vend por edhe pas kësaj, zhurma e mërmërimat e thashethemeve të nxehta nuk pushuan. Duke kërkuar të rrija pranë ndonjërit që nuk do të fliste keq për Shamsin, u ula pranë Sulejman pijanecit. Kundërmonte erë verë, po nuk më bëhej vonë.

Më dridheshin këmbët, pëllëmbët më kishin djersirë dhe megjithëse bënte ngrohtë sa mund t'i hiqnim pelerinat, dhëmbët më kërcisnin. Kjo shfaqje qe mjaft e rëndësishme për tim atë që kishte filluar t'i cenohej emri i mirë. Iu luta Zotit, po meqë nuk dija ç't'i kërkoja përveçse që gjërat të shkonin mirë, lutja mu duk shumë e varfër.

Pas pak u dëgjua një tingull, në fillim nga larg, pastaj u afrua. Qe kaq magjepsës e prekës, saqë të gjithë mbajtën frymën e ngritën veshët.

- Ç'lloj vegle është? - më pëshpëriti Sulejmani me ndrojtje e ngazëllim.

- Quhet *nej*, është një lloj fyelli, - i thashë duke sjellë ndërmend bisedën mes babait dhe Shamsit. - Tingullin e ka si pëshpëritja e të dashuruarit në veshin e së dashurës.

Kur pushoi fyelli, në skenë doli im atë. Me hapa të butë e të matur, u afrua dhe përshëndeti shikuesit. Pas i erdhën gjashtë dervishë, të gjithë pasues të tim ati, që kishin veshur këmisha të bardha të gjata dhe funde të gjera. Kryqëzuan duart mbi gjoks dhe u përkulën para tim ati që t'u jepte bekimin. Pastaj nisi muzika dhe, njëri pas tjetrit, dervishët nisën të rrotulloheshin, në fillim ngadalë, pastaj me një shpejtësi marramendëse, kurse fundet u hapeshin si lule zambaku.

Ishte vërtet mahnitëse. Nuk i mbaja dot më buzëqeshjet plot krenari. Me bisht të syrit, u përpoqa të shihja reagimin e njerëzve. Edhe llafazanët më të mëdhenj po vështronin të mahnitur e plot adhurim. Dervishët u rrotulluan e u rrotulluan aq gjatë sa përjetësia.

Pastaj, muzika u forcua, me fyellin u bashkuan nga pas perdes tingujt e një lahute e të daulleve. Pikërisht atëherë Shamsi i Tabrizit hyri si era e marrë e shkretëtirës. Kishte veshur një fustan të errët, më të gjatë se shokët, dukej më i gjatë dhe rrotullohej më shpejt. Duart i mbante hapur drejt qiellit, kurse fytyra i dukej si luledielli që po kërkon prekjen e diellit.

Nga turma, dëgjova njerëzit e mrekulluar që lëshonin pasthirrma. Edhe ata që e urrenin Shamsin e Tabrizit, ato çaste e kishin hedhur tutje këtë ndjenjë. Pashë tim atë. Ndërsa Shamsi sillej rrotull si ndonjë fugë kurse pasuesit rrotulloheshin më ngadalë në orbitat e tyre, im atë qëndronte pa lëvizur si ndonjë lis plak, i mençur e i qetë, me buzët që i lëvizte pareshtur në lutje.

Më në fund, muzika u ngadalësua. Dervishët pushuan së rrotulluari, lulet e zambakut u mbyllën rreth vetes. Me një përshëndetje të ngrohtë, im atë bekoi gjithë të pranishmit, në

skenë dhe mes shikuesve dhe për një çast u duk sikur të gjithë ishin lidhur së bashku në një harmoni të përkryer. Pasoi një heshtje e thellë, Askush nuk dinte ç'të bënte. Askush nuk kishte parë diçka të tillë në jetë.

Heshtjen e prishi zëri i tim ati:

- Kjo, miqtë e mi, quhet *sema* - vallja e dervishëve rrotullues. Që nga kjo ditë, dervishët e çdo moshe do të vallëzojnë *sema*. Me një dorë drejt qiellit, me tjetrën drejt tokës, çdo pikëz dashurie që marrim nga Zoti, premtojmë t'ua shpërndajmë njerëzve.

Njerëzit buzëqeshën dhe mërmëritën në shenjë miratimi. Të gjithë dukeshin të ngazëllyer e miqësorë. U preka aq shumë kur pashë këtë përgjigje miratimi saqë mu mbushën sytë me lot. Më në fund, im atë dhe Shamsi kishin filluar të fitonin respektin dhe dashurinë që e meritonin aq shumë.

Ajo mbrëmje do të qe mbyllur me këtë ndjenjë të ngrohtë dhe në do të isha kthyer në shtëpi mjaft i lumtur, plot besim se gjërat do të rregulloheshin, po të mos kishte ndodhur diçka që u vuri shqelmin të gjithave.

# Sulejman pijaneci

**KONIA, QERSHOR 1246**

Batërdi e gjëmime! Ç'mbrëmje e paharruar! Akoma nuk e kam mbledhur veten. Po nga të gjitha gjërat që më kënaqën sot, mbyllja qe më e hatashmja. Pas valles *sema*, Kajkusrau i madh u ngrit në këmbë dhe vështroi përreth si të donte t'i sundonte të tërë. Plot vetëkënaqësi, iu afrua skenës dhe pasi lëshoi ca të qeshura të forta, tha:

- Urime dervishë! Më la pa gojë shfaqja juaj.

Rumiu e falënderoi përzemërsisht, po kështu edhe dervishët në skenë. Pastaj u ngritën muzikantët dhe nderuan sovranin plot respekt të thellë. Me fytyrën që i ndriste nga kënaqësia,

Kajkusrau ia bëri me shenjë njërit prej rojave, i cili i solli menjëherë një qese kadifeje. Kajkusrau tundi disa herë qesen në pëllëmbë si për të treguar sa peshonin monedhat e florinjta dhe pastaj e hodhi në skenë. Njerëzit përreth meje psherëtinë dhe duartrokitën. Aq shumë u prekën nga bujaria e sundimtarit.

I kënaqur dhe plot besim në vetvete, Kajkusrau bëri të largohej. Po sa hodhi hapin e parë drejt daljes, qesja me florinj që kishte lënë në skenë iu rrokullis drejt e te këmbët. Monedhat iu hapën nëpër këmbë, me një tringëllimë si ajo e byzylykëve të nuseve të reja. Gjithçka ndodhi aq shpejt saqë, për një minutë të tërë, ngrimë në vend, pa kuptuar mirë se ç'kishte ndodhur. Po më shumë nga të tërë u habit vetë Kajkusrau. Fyerja qe kaq e hapur dhe aq personale saqë nuk mund të kalohej lehtë. Vështroi përmbi sup pa u zënë besë syve, donte të shihte se kush e kishte bërë atë gjë të tmerrshme.

Shamsi i Tabrizit e kishte bërë. Të tëra kokat u kthyen nga ai, ndërsa po qëndronte në mes të skenës me duart në ijë, sytë e egër dhe të përgjakur.

- Nuk vallëzojmë për parà, - thirri me zë të thellë. - *Sema* është vallëzim shpirtëror që bëhet për dashurinë dhe vetëm për dashurinë. Prandaj, merri paratë, sovran! Paratë e tua nuk shkojnë këtu!

Mbi të tërë ra një heshtje varri. Djali i madh i Rumiut u trondit aq shumë saqë nuk i mbeti pikë gjaku në fytyrë. Askush nuk guxonte të pipëtinte. Mbetëm pa luajtur qepallat, pa marrë frymë. Sikur qielli të kishte pritur këtë shenjë, nisi të binte shi, i fortë e therës. Pikat e shiut mbytën gjithçka e këto me zhurmën e tyre të shurdhët.

- Shkojmë! - u thirri Kajkusrau njerëzve të vet.

Me faqet e varura nga turpi, buzët e shtremba që nuk i bindeshin dhe supet e varura, sovrani u largua. Rojat e shumta dhe shërbyesit e ndoqën njëri pas tjetrit, duke shkelur me çizmet e rënda florinjtë e përhapur përtokë. Njerëzit vrapuan të kapnin ndonjë monedhë duke shtyrë njëri-tjetrin.

Sa iku sovrani, mbi njerëzit u ngrit një mërmërimë mospëlqimi dhe kundërshtie.

- Ç'e kujton veten ky! - thirrën disa.

- Si guxon të fyejë sundimtarin? - i pasuan të tjerë. - Po sikur Kajkusrau të ndëshkojë tërë qytetin tani?

Shumë njerëz u ngritën, tundën kokat me mosbesim dhe u larguan në shenjë proteste. I printe sheik Jasini me nxënësit e tij. Për çudinë time të madhe, mes tyre më zuri syri edhe dy nga pasuesit e vjetër të Rumiut - si dhe djalin e tij, Aladinin.

# Aladini

**KONIA, QERSHOR 1246**

Betohem për Allahun, kurrë nuk jam ndjerë më ngushtë se sot në tërë jetën time. Si të mos mjaftonte turpi për tim atë që është lidhur kokë e këmbë me atë qafirin, tani më duhet edhe të poshtërohem për shkak të atij ahengut që donte të bënte. Si mund ta ulë kaq shumë veten faqe tërë atij mileti? Veç kësaj, sa nuk më ra pika kur mora vesh se mes shikuesve gjendej edhe një rrospi nga ato të bordellos. Ndërsa rrija ulu e mendohesha se sa marrëzira e shkatërrim do të na sillte ende dashuria e tim eti për Shamsin, për herë të parë dëshiroja të isha biri i dikujt tjetër.

Për mua, e tërë shfaqja ishte vetëm përdhosje. Kurse ajo që ndodhi më pas e kalonte çdo kufi. Si guxonte ai batakçi të përçmonte sundimtarin? Pati fat që Kajkusrau nuk i vuri hekurat në vend e ta dërgonte në qeli.

Kur pashë sheik Jasinin të ikte pas Kajkusraut, kuptova që duhet të bëja të njëjtën gjë. Nuk doja të mendonin njerëzit se mbaja anën e atij qafirit. Ta merrnin vesh të tërë se, ndryshe nga im vëlla, nuk isha kukull e tim ati unë.

Atë natë, nuk shkova fare në shtëpi. Ndenja në shtëpinë e Irshadit me ca shokë. Të mbushur plot emocione, folëm për ngjarjet e ditës dhe rrahëm gjatë mendime se ç'mund të bënim.

- Ai njeri ka ndikim të tmerrshëm mbi babanë tënd, - foli tërë nerva Irshadi.

- Tani solli dhe një lavire në shtëpinë tuaj. Ai po ju fëlliq emrin e mirë të familjes dhe duhet ta pastroni, Aladin.

Ndërsa rrija e dëgjoja gjërat që më thoshin, fytyra më digjte nga turpi. Një gjë e kisha të qartë: Shamsi nuk na ka kishte sjellë veç mjerim.

Njëzëri arritëm në përfundimin që Shamsi duhej dëbuar nga qyteti - nëse nuk e bënte me të mirë, do ta bënte me pahir.

Ditën tjetër, shkova në shtëpi i vendosur të flisja si burri me burrin me Shamsin e Tabrizit. E gjeta vetëm, në oborr, duke i rënë fyellit, me kokën të varur, sytë e mbyllura, me shpinë nga unë. I zhytur mes tingujve të muzikës, nuk e vuri re praninë time. U afrova lehtë-lehtë, që të shfrytëzoja rastin ta shihja më mirë e ta njihja më mirë armikun tim. Pas disa minutash, muzika ndaloi. Shamsi ngriti ngadalë kokën dhe, pa vështruar fare në drejtimin tim, foli lehtë, sikur po fliste me vete:

- Ej, Aladin, mua po më kërkon?

Nuk i bëra zë. Duke e ditur aftësinë që kishte për të parë përmes dyerve të mbyllura, nuk u habita aspak që kishte sy edhe prapa kokës.

- Të pëlqeu shfaqja dje? - më pyeti Shamsi duke kthyer kokën drejt meje.

- M'u duk e turpshme, - ia ktheva sakaq. - Dëgjo, le t'i biem drejt. Ti nuk më pëlqen fare. Nuk më ke pëlqyer kurrë. Nuk të lejoj të shkatërrosh emrin e mirë të babait më keq nga ç'ke bërë deri tani.

Shamsit i xixëlluan sytë, la fyellin mënjanë dhe tha:

- Këtu e paske hallin ti? Që po iu prish emri i mirë Rumiut, njerëzit nuk do të të shohin më as ty si djalin e dijetarit të shquar, apo jo? Kësaj i trembesh?

I vendosur të mos ia zgjasja shumë, nuk ua vura veshin vërejtjeve që më bëri. Kaloi pak kohë para se t'i përgjigjesha.

- Pse nuk ikën e të na lesh të qetë? Ishim shumë mirë para se të vije ti, - iu zbraza. Im atë është dijetar i respektuar dhe burrë familjar. Ju të dy nuk keni asgjë të përbashkët.

Shamsi zgjati qafën përpara, rrudhi ballin plot përqendrim dhe mori frymë thellë. Përnjëherësh, u duk i plakur e i pafuqishëm. Më shkoi ndërmend ta godisja, ta rrihja e ta bëja pelte para se t'i vinte dikush në ndihmë. Ky mendim mu duk i tmerrshëm dhe dashakeq, por përsëri aq joshës sa mu desh të largoja sytë tutje. Kur u ktheva sërish drejt tij, pashë se Shamsi po më vëzhgonte me ca sy të gjallë e të ndritur. Mos më kishte lexuar mendjen vallë? Më kaluan të rrëqethura nëpër duar e këmbë, sikur po më shponin mijëra gjilpëra, gjunjët mu mpinë e nuk po më mbanin dot. Me siguri që bënte magji të zezë. Nuk

kisha pikë dyshimi që Shamsi ushtronte format më të errëta të shtriganisë.

- Ti ma ke frikën, Aladin, - tha Shamsi pas pak. - E di se kë më kujton? Çirakun e vëngërt!

- Ç'flet kështu? - i thashë.

- Është një histori. Të pëlqejnë historitë?

Mblodha supet.

- Nuk kam kohë.

Shamsi rrudhi lehët buzët.

- Ai që nuk ka kohë për historitë, nuk ka kohë as për Zotin, - tha. - A nuk e di që Zoti është rrëfimtari më i mirë i historive?

Pa pritur përgjigje, nisi të më tregonte këtë histori:

*Na ishte një herë një zejtar që kishte një çirak gojëhidhur që ishte edhe vëngarash. Çiraku i shihte gjërat të dyzuara. Një ditë, zejtari i kërkoi t'i sillte një vazo mjalti nga qilari. Çiraku erdhi duarzbrazët.*

*- Mjeshtër, atje janë dy vazo me mjaltë, - iu ankua. - Cilin të të sjell?*

*Ngaqë e dinte mirë se çfarë çiraku kishte, zejtari i tha:*

*- Pse nuk e thyen njërën vazo e të më sjellësh tjetrën këtu?*

*Për fat të keq, çiraku qe aq budalla sa nuk e kuptoi mençurinë pas këtyre fjalëve. Bëri siç i thanë. E theu njërën vazo dhe pa me habi që u thye edhe tjetra.*

- Çfarë po përpiqesh të më thuash? - e pyeta. Qe gabim të nevrikosesha përballë Shamsit, mirëpo nuk e mbajta dot më veten. - Lëri përrallat tani! Dreqi e mori! Nuk flet dot drejt?

- Po është shumë e qartë, Aladin. Po të them se ti, njësoj si ai vëngarashi, sheh ngado gjëra të dyzuara, - tha Shamsi. - Babai yt dhe unë jemi një. Po më theve mua, do të thyesh edhe atë.

- Ti nuk ke asgjë të përbashkët me tim atë, - iu përgjigja. -

Po theva vazon e dytë, do ta çliroj të parën.

U mbusha me aq tërbim e mëri sa nuk dija t'i kontrolloja më fjalët. As atëherë. As shumë kohë më vonë.

Kur e kuptova, qe tepër vonë.

# Shamsi

**KONIA, QERSHOR 1246**

Budallenjtë e mendjelehtët thonë se vallëzimi na qenka sakrilegj. Mendojnë se Zoti na e dha muzikën - jo vetëm muzikën që bëjmë me zërat tanë dhe me vegla, por muzikën që gjendet në të gjitha format e jetës, dhe pastaj na i ndaloi ta dëgjojmë. Nuk arrijnë ta dëgjojnë si këndon tërë natyra? Çdo gjë në gjithësi lëviz sipas ritmit - rrahjet e zemrës, përplasja e flatrave të zogut, era gjatë natës me stuhi, kovaçi kur rreh hekurin ose tingujt që rrethojnë foshnjën ende pa lindur, në barkun e nënës... Gjithçka merr pjesë, plot pasion dhe spontanisht, në një melodi të mrekullueshme. Vallja e dervishëve

rrotullues është veç një hallkë në këtë zinxhir të përjetshëm. Njësoj si pika e vetme e ujit që mban brenda saj tërë oqeanin, edhe vallëzimi ynë pasqyron dhe përmban gjithë të fshehtat e hapësirës.

Disa orë para shfaqjes, Rumiu dhe unë u mbyllëm në një dhomë të qetë për të medituar. Na u bashkuan edhe gjashtë dervishët që do të rrotulloheshin në darkë. Të gjithë u pastruam dhe u lutëm. Pastaj bëmë gati veshjet. Kishim folur gjatë se cilat do të ishin petkat më të përshtatshme dhe zgjodhëm copa të thjeshta me ngjyrat e tokës. Ngjyrën e mjaltit që simbolizon gurin e varrit, fundin e gjatë të bardhë që tregon qefinin dhe mantelin e zi për të treguar varrin. Vallëzimi tregonte se si e jep të gjithë veten sufisti, sikur heq nga trupi lëkurën e vjetër. Para se të niseshim për në skenë, Rumiu recitoi ca vargje:

*- Njohja u shpëton pesë shqisave e gjashtë drejtimeve*
*dhe të bën të vetëdijshëm për atë që vjen pas tyre.*

Mes tërë këtyre ndjesive, tashmë ishim gati. Së pari u dëgjua tingulli i fyellit. Pastaj në skenë hyri Rumiu në cilësinë e *semazenbashit*, udhëheqësit të dervishëve rrotullues. Dervishët e ndoqën njëri pas tjetrit, me kokat të ulura plot thjeshtësi. I fundit dola unë. Sado që e kundërshtova sugjerimin e tij, Rumiu nguli këmbë që ta luaja unë pjesën kryesore atë mbrëmje.

Hafizi këndoi një varg nga Kurani:

*- Sigurisht që ka shenja në tokë për njerëzit, dhe te vetja juaj. A nuk i shihni?*

Pastaj nisi daullja e shoqëruar nga tingujt e mprehtë të fyellit dhe lahutës.

*Dëgjoni fyellin prej kallami çfarë tregon,*
*Dëgjojeni për ndarjen si këndon:*
*Nga kallamishtja që kur më kanë ndarë,*
*Me vajin tim burra e gra kanë qarë.*

Duke e lënë veten në duart e Zotit, dervishi i parë nisi të vërtitej, palat e këmishës dukeshin sikur lëvizje më vete. U bashkuam me të dhe u rrotulluam deri sa rreth nuk mbeti asgjë tjetër veç Njëshit. Gjithçka merrnim nga qiejt, e përcillnim në tokë, nga Zoti te njerëzit. Secili prej nesh u shndërrua në një hallkë që lidhte të dashuruarin me të dashurën e tij. Kur pushoi muzika, iu përkulëm me nderim forcave themelore të gjithësisë: zjarrit, erës, tokës dhe ujit, si dhe elementit të pestë, zbrazëtisë.

Nuk më vjen keq për atë që ndodhi mes meje dhe Kajkusraut në fund të shfaqjes. Por më vjen keq që e vura në pozitë të vështirë Rumiun. Si njeri që ka gëzuar përherë privilegje dhe mbrojtje, kurrë më parë nuk qe ndjerë i përjashtuar nga ndonjë sundimtar. Tani ndjen një copëz të vogël të asaj që provojnë vazhdimisht njerëzit e thjeshtë - hendekun e thellë e të gjerë mes udhëheqësve dhe masave.

Tani që arrita këtë, mendoj se kohës sime në Konia po i vjen fundi.

Çdo dashuri dhe miqësi e vërtetë është një histori shndërrimi të papritur. Nëse vazhdon të jesh i njëjti njeri para dhe pasi ke dashur dikë, do të thotë që nuk ka pasur dashuri aq sa duhet.

Me përfshirjen e Rumiut në poezi, muzikë dhe vallëzim, një pjesë e madhe e shndërrimit të tij mund të quhet e kryer.

Dikur ishte dijetar i rreptë që nuk e pëlqente poezinë dhe predikues që e shijonte zërin e vet vetëm kur u jepte mësime të tjerëve, por tani Rumiu po kthehet në poet, po bëhet zëri i zbrazëtisë së pastër, megjithëse nuk e ka kuptuar vetë. Sa për mua, unë kam ndryshuar goxha dhe po vazhdoj të ndryshoj. Po dal nga qenia brenda asgjësë. Nga një stinë në tjetrën, nga një fazë në tjetrën, nga jeta në vdekje.

Miqësia jonë qe bekim e dhuratë e Zotit. Çelëm, u harlisëm e lulëzuam, u ngrohëm nën shoqërinë e njëri-tjetrit, shijuam plotësinë dhe lumturinë absolute.

Mu kujtua ç'më kishte thënë dikur Baba Zamani. Që të përftohet mëndafshi, duhet të ngordhë krimbi i mëndafshit. I ulur atje, mes skenës së vallëzimit, pasi qenë larguar të tërë, e dija se kohës pranë Rumiut po i vinte fundi. Përmes kësaj miqësie, Rumiu dhe unë kishim përjetuar një bukuri të jashtëzakonshme dhe kishim mësuar se si të takonim pafundësinë përmes dy pasqyrave që pasqyronin njëra-tjetrën. Po edhe këtu gjen zbatim thënia e vjetër: Ku ka dashuri, ka edhe dhimbje.

# Ela

**NORTHEMPTON, 29 QERSHOR 2008**

Bashkë me ëndrrat më të çmendura, thotë Azizi, njerëzve u ndodhin gjëra të çuditshme kur janë gati për të pazakontën dhe të papriturën. Por në trupin e Elës, as edhe një qelizë nuk ndjehej gati për atë që ndodhi kësaj jave: Aziz Z. Zahara erdhi në Boston ta takonte. Qe e diel pasdite. Familja Rubinstein sa qe ulur të hante, kur Elës i erdhi një mesazh në telefonin celular. Duke menduar se mund të qe ndonjë nga klubi i gatimit, nuk nxitoi ka kontrollonte. U ndau darkën të tjerëve: rosë të pjekur me mjaltë dhe patate dhe hudhra, të gjitha të vendosura mbi një shtresë orizi të kuq. Kur vendosi rosën

mbi tryezë, u gjallëruan të tërë. Edhe Xheneta, e cila qe mërzitur shumë pasi kishte parë Skotin me të dashurën e re dhe kishte kuptuar se e dashuronte ende, u duk e gëzuar.

Darka kaloi qetë dhe ngadalë, nën shoqërinë e verës së mirë dhe bisedave të rëndomta. Ela nuk mori pjesë shumë në bisedat e tryezës. Diskutoi pak me burrin për të lyer me ngjyrë të kaltër tendën në kopsht, me Xhenetën për orarin e ngjeshur në kolegj, kurse me binjakët foli për marrjen me qira të disa disqeve me filma, mes tyre edhe "Piratët e Karaibeve". Vetëm pasi mblodhi enët e palara në lavapjatë dhe u ndau krem karamelin, mori celularin dhe lexoi mesazhin.

Përshëndetje Ela. Jam në Boston me një detyrë për revistën Smithsonian. Sa zbrita nga avioni. Dëshiron të takohemi? Po qëndroj në Oniks dhe do të më pëlqente të të shihja. Azizi.

Ela la mënjanë telefonin dhe u ul në tryezë të hante ëmbëlsirën, duke ndjerë një turbullim të lehtë.

- Të erdhi ndonjë mesazh? - pyeti Dejvidi duke ngritur kokën nga pjata.

- Po, nga Mishela, - u përgjigj Ela pasi ngurroi një çast.

Pasi ktheu në anën tjetër fytyrën e trishtuar, Dejvidi fshiu buzët pastaj palosi me kujdes dhe ngadalë pecetën në formën e një katrori të përsosur.

- E kuptoj, - tha kur mbaroi me të.

Ela e dinte që burri nuk e besonte, po përsëri vendosi të mos hiqte dorë nga ajo histori, jo për të bindur burrin dhe fëmijët, por për vete, që të kishte mundësi të dilte nga shtëpia

për të takuar Azizin në hotel. Kështu që vazhdoi duke matur mirë çdo fjalë:

- Më thotë që nesër paradite mbahet një takim në agjenci për të diskutuar katalogun e vitit tjetër. Më pyeste nëse mund të shkoja.

- Atëherë, bën mirë të shkosh, - tha Dejvidi me një lloj shkëlqimi në sy që dukej qartë se ishte futur edhe ai në lojë. - Të çoj unë me makinë, mund të dalim të tërë bashkë? Thjesht po shtyj nja dy takime.

Ela e vështroi gojëhapur burrin. Ç'po mundohej të bënte? Donte të bënte sherr para fëmijëve?

- Mirë do të qe, - iu përgjigj dhe buzëqeshi me zor. - Po do të na duhet të dalim qysh në orën shtatë të mëngjesit. Mishela më tha që kërkon të më flasë një herë privatisht para se të vijnë të tjerët.

- Atëherë nuk bëhet gjë, - tha Orli, duke e ditur që të atit i prishej fare terezia kur çohej herët. - Babi nuk zgjohet dot në atë orë!

Ela dhe Dejvidi u panë në sy, përmbi kokat e fëmijëve, duke pritur se kush do ta bënte i pari lëvizjen e radhës.

- Vërtet, - foli më në fund Dejvidi.

Ela tundi kokën e lehtësuar, megjithëse ndjeu t'i skuqeshin lehtë faqet nga tërë ai guxim, sepse atë çast i erdhi një ide tjetër, edhe më e fortë.

- Po, në fakt, shumë herët është, - tha. - Pse të mos shkoj që sonte?

Mendoi se takimi i mëngjesit në Boston me Azizin dhe ngrënia e mëngjesit me të mjaftonte t'i lëvizte zemrën vendit. Po përsëri, donte ta shihte qysh tani Azizin, jo të nesërmen, e

cila iu duk befas si shumë larg. Nga shtëpia e tyre deri në Boston mbante dy orë me makinë, po ç'rëndësi kishte. Ai kishte ardhur nga Amsterdami për të. Kështu që dhe ajo mund të udhëtonte dy orë.

- Mund të arrij në Boston para orës dhjetë sonte. Nesër shkoj qysh në mëngjes në agjenci dhe takoj Mishelën para se të nisë mbledhja.

Fytyra e Dejvidit sikur u mbërthye nga agonia. Kaloi shumë kohë para se të hapte gojë. Në ato çaste të gjata, u duk si ndonjë burrë që i mungonte edhe forca edhe emocioni me qëllim që të ndalonte gruan të shkonte me një burrë tjetër.

- Shkoj që sonte në Boston dhe rri në apartamentin që kemi atje, - tha Ela duke iu drejtuar fëmijëve, po në fakt fliste me Dejvidin. Qe një mënyrë për të bindur burrin se nuk do të kishte asnjë kontakt fizik mes saj dhe kujtdo që i shkonte mendja atij se do të takonte.

Dejvidi u ngrit nga karrigia me gotën e verës në dorë. Bëri një gjest në drejtim të derës, i buzëqeshi Elës dhe shtoi, gati me gëzim:

- Në rregull, zemër, nëse do të shkosh, shko.

- Mami, po mua kush do të më ndihmojë me detyrat e matematikës sonte? - u ankua Ejvi.

Ela u skuq në fytyrë.

- E di që të kisha thënë po mund ta lëmë dhe për nesër, apo jo?

- Mos e pengo, - i tha Orli të vëllait. - Nuk mund t'i kërkosh mamasë të të rrijë tërë kohës mbi kokë për mësimet. Nuk do të rritesh ndonjëherë ti?

Ejvi u vrenjt po nuk foli më, Orli po e ndihmonte disi,

Xheneta as që e vriste mendjen, kështu që Ela mori celularin dhe u ngjit sipër. Sapo mbylli derën e dhomës, u hodh mbi shtrat dhe i ktheu përgjigje Azizit.

Nuk më besohet që je këtu. Do të jem në Oniks pas dy orësh.

E pushtuar nga frika vështroi telefonin dhe mesazhin që po dërgohej. Ç'po bënte kështu? Sidoqoftë, nuk kishte kohë të mendohej. Nëse do të pendohej ndonjëherë për atë që po bënte sonte, çka kishte shumë mundësi të ndodhte, le të pendohej më vonë. Tani duhej të nxitonte. Për njëzet minuta bëri dush, thau flokët, lau dhëmbët, veshi një fustan, pastaj e zhveshi, u kreh, vuri pak makijazh, kërkoi vëthët që ia kishte dhuruar gjyshja Ruth për tetëmbëdhjetë vjetorin dhe veshi një fustan tjetër.

Mori frymë thellë dhe hodhi pak parfum Eterniti nga Kalvin Klein. Shishja kishte shumë kohë që rrinte e papërdorur në banjë. Dejvidi nuk përdorte kurrë parfum. Thoshte se gratë duhet të kenë aromë gruaje, jo si vanilje apo si kanellë. Por burrat evropianë mund të kishin mendime të ndryshme, mendoi Ela. A nuk i vlerësonin shumë parfumet në Evropë?

Kur u bë gati, i hodhi një sy gruas në pasqyrë. Pse nuk i kishte treguar më parë ai që do të vinte? Po ta kishte ditur, do të gjente kohë edhe për në parukeri, do të bënte manikyr, pak trajtim fytyre, ndoshta u ndërronte edhe modelin flokëve. Po sikur të mos e pëlqente Azizi? Po sikur të mos tërhiqeshin nga njëri-tjetri dhe të pendohej që kishte ardhur deri në Boston? Befas u kujtua. Pse duhet ta ndryshonte pamjen? Ç'rëndësi kishte në do të tërhiqeshin apo jo. Çdo lloj aventure me këtë burrë nuk kishte për të zgjatur. Ajo kishte familje. Kishte jetën e saj.

Nuk e hidhte dot poshtë as të shkuarën dhe as të ardhmen. E mërzitur me veten që nisi të mendonte gjëra të tilla, vendosi ta fikte fare mendjen, duke menduar se do ta kishte më të lehtë.

Në orën tetë pa një çerek, Ela puthi fëmijët duke u uruar natën e mirë dhe doli. Dejvidin nuk ia zuri syri.

Ndërsa ecte drejt makinës, duke tundur në dorë çelësat e apartamentit të Bostonit, mendjen e kishte si të mpirë por zemra i rrihte si e tërbuar.

## PJESA E PESTË

# Zbrazëtia



GJËRAT QË JANË TË PRANISHME
PAVARËSISHT SE MUNGOJNË

# Sulltan Ualadi

**KONIA, KORRIK 1246**

Babai mezi mbushej me frymë e nuk mbante dot trupin drejt kur hyri në dhomë. Dukej si hija e zbehtë e vetes së tij. Nën sy i qenë krijuar qese të zeza si të kishte ndenjur zgjuar tërë natën. Më tepër u habita kur i pashë mjekrën e zbardhur.

- Bir, më ndihmo, - më tha me një zë që nuk dukej si i tiji. Vrapova dhe e mbajta.

- Ç'të duash, baba, vetëm më thuaj.

Për një minutë nuk foli dot, sikur po e shtypte pesha e asaj që do të thoshte.

- Shamsi iku. Më la.

Për një çast, u hutova por edhe sikur u lehtësova, por nuk fola. Megjithëse ndjehesha i trishtuar dhe i tronditur, mendova se mund të bëhej fjalë për një kthesë për mirë. A nuk do të jetonim më të qetë që sot e tutje? Kohët e fundit, im atë kishte bërë shumë armiq, të tërë për shkak të Shamsit. Doja që të rikthehej gjendja e mëparshme. Mos vallë kishte të drejtë Aladini? Mos vallë do të ishim të gjithë më mirë pa Shamsin?

- Mos harro sa shumë vlente ai për mua, - tha babai sikur të kishte kuptuar ç'po mendoja. - Ai dhe unë ishim një. Hëna ka anën e ndritur dhe anën e errët. Shamsi ishte ana ime e pashtruar.

Tunda kokën, i turpëruar. Mu ndrydh zemra. Nuk qe nevoja që të fliste më tej im atë. Nuk kisha parë kurrë aq shumë vuajtje në sytë e një njeriu. Mu tha gjuha. As unë nuk po flisja dot më.

- Dua që të më gjesh Shamsin, e kam fjalën, nëse edhe ai dëshiron të gjendet. Kthema! Thuaji sa më dhemb zemra për të, - pëshpëriti im atë. - Thuaji që mungesa e tij po më merr shpirtin.

I premtova që do ta gjeja Shamsin e do t'ia sillja. Më kapi për dore me aq mirënjohje saqë mu desh të ulja sytë sepse nuk doja që të më dallonte se isha i pavendosur.

Tërë javën u enda rrugëve të Konias, me shpresë se mos i bija në gjurmë Shamsit. Të tërë e kishin marrë vesh se qe zhdukur po askush nuk e dinte se për ku. Takova edhe një lebros që e donte shumë Shamsin. Më drejtoi nëpër shumë njerëz të tjerë, të dëshpëruar e të pafat, të cilët i kishte ndihmuar dervishi.

Nuk ma merrte mendja të kishte kaq shumë njerëz që e donin Shamsin, sepse bënin pjesë mes atij populli që nuk e kisha parë kurrë deri tani.

Një darkë, u ktheva në shtëpi i lodhur e i pashpresë. Kerra më solli një tas me supë orizi, që më ngacmoi hundën me aromën e trëndafiltë. U ul e më vështroi ndërsa haja, me një buzëqeshje të ankthshme në fytyrë. Nuk e kisha vënë re sa qe plakur vitin e fundit.

- Dëgjova që po kërkon Shamsin. E di se ku ka shkuar? - pyeti.

- Ka zëra që thonë se mund të ketë ikur në Damask. Ca të tjerë thonë se ka shkuar në Isafan, në Kajro, edhe në Tabriz, vendin ku ka lindur. Them t'i kontrolloj të tërë. Në Damask do të shkoj vetë, disa nga nxënësit e babait do të shohin qytetet e tjera.

Fytyra e Kerrës mori një pamje solemne dhe mërmëriti sikur po mendonte me zë:

- Maulana po shkruan vargje. Shumë të bukura. Mungesa e Shamsit po e bën poet.

Uli vështrimin mbi qilimin persian, faqet iu lagën nga lotët, psherëtiu me buzët e mbledhura dhe recitoi:

- Pashë mbretin me fytyrën e Lavdisë
Ai është syri dhe dielli i parajsës.

Atmosfera u mbush me një ndjesi që nuk qe pak më parë. Kuptova se, thellë-thellë, edhe Kerra ndjehej e trishtuar. Mjaft ta shihje në fytyrë dhe e kuptoje se vuante edhe ajo për shkak të vuajtjes së burrit. E gati të bënte gjithçka mundej që t'i kthente

buzëqeshjen. Por njëherësh ndjehej e lehtësuar që Shamsi kishte ikur.

- Po sikur të mos e gjej dot? - pyeta nën zë, më shumë veten se atë.

- Atëherë nuk ke ç'të bësh. Do të jetojmë si më parë, - tha dhe në sy i shkrepi një fije shprese.

Atë çast e kapa qartë dhe pa asnjë dyshim se ku e kishte fjalën. Nuk duhet ta gjeja Shamsin e Tabrizit. As në Damask nuk duhet të shkoja. Mund të ikja të nesërmen nga Konia, të endesha ose të gjeja ndonjë han për së mbari ku të flija, e pastaj të kthehesha pas pak javësh, me lajmin e keq se nuk e kisha gjetur dot Shamsin sado që kisha kërkuar. Babai kishte për të më besuar dhe ky muhabet do të mbyllej një herë e mirë. Ndoshta kështu qe më mirë, jo vetëm për Kerrën dhe Aladinin, që nuk e kishin pëlqyer asnjëherë Shamsin, por edhe për nxënësit dhe pasuesit e babait, madje edhe për mua.

- Kerra, - i thashë, - ç'të bëj?

Dhe kjo grua, e cila kishte përqafuar fenë islame për t'u martuar me tim atë, e cila kishte qenë nënë e mrekullueshme për mua dhe tim vëlla dhe që e donte bashkëshortin aq shumë sa mësonte përmendësh poezitë që ai ia kushtonte dikujt tjetër, më hodhi një vështrim plot dhembshuri dhe nuk u përgjigj. Befas, nuk gjente dot asnjë fjalë brenda saj.

Më duhej ta gjeja vetë përgjigjen.

# Rumiu

**KONIA, GUSHT 1246**

Bota duket shterpë, dielli i shuar, që kur iku Shamsi. Qyteti është bërë vend i trishtuar e i ftohtë, kurse shpirti im i zbrazët. Natën nuk më zë gjumi, ditën endem rrotull pa qëllim. Edhe jam, edhe nuk jam - ndjehem si lugati mes të gjallëve. Me të tërë e kam inatin. Si ka mundësi që vazhdojnë të jetojnë si të mos ketë ndodhur gjë? Si ka mundësi që të vazhdojë jeta njësoj edhe pa Shamsin e Tabrizit?

Çdo ditë, sa zbardh e deri sa erret, mbyllem në bibliotekë e nuk mendoj dot për gjë tjetër veç Shamsit. Më kujtohet sesi një herë, me një ton paksa të ashpër, më tha:

gjatë tërë kohës Shamsi? Të më bënte poet?

- Do të vijë një ditë kur ti të jesh zëri i dashurisë.

Nuk jam i sigurt, por është e vërtetë se heshtja më duket mjaft e rëndë këto ditë. Fjalët sikur më hedhin ndonjë rreze dritë në terrin që më ka mbërthyer zemrën. Këtë ka dashur gjatë tërë kohës Shamsi? Të më bënte poet?

Jeta është e përsosur. Çdo gjë që ndodh, pavarësisht e vogël apo e madhe, çdo vështirësi që na del përpara, është pjesë e një plani hyjnor që punon në këtë drejtim. Lufta është diçka e brendshme te qenia njerëzore. Prandaj dhe në Kuran thuhet: *Sigurisht që do t'ua tregojmë rrugën atyre që luftojnë në rrugën tonë*. Nuk ka asgjë rastësore në skemën e Zotit. Nuk qe rastësi as që Shamsi i Tabrizit më doli përpara në rrugë atë ditë tetori para afro dy vjetësh.

- Nuk më solli era te ty, - më tha një herë. Pastaj më tregoi një histori nga të tijat. - *Ishte një herë një mjeshtër sufist aq i ditur sa i qe dhënë edhe fryma e Jezusit. Kishte vetëm një nxënës dhe ndjehej i kënaqur me atë që kishte. Por nxënësi mendonte ndryshe. Donte që gjithkush të mrekullohej me fuqitë e mësuesit të tij dhe i lutej shpesh që të pranonte më tepër pasues.*

*- Mirë, - i tha më në fund mësuesi, - meqë të pëlqen, kështu po bëj.*

*Shkuan në pazar atë ditë. Në një tezgë, panë ca karamele me forma zogjsh. Sa u fryu mjeshtri, zogjtë u ngjallën dhe i mori tutje një erë e lehtë. Njerëzit mbetën pa fjalë e u mblodhën rreth tij plot adhurim. Duke filluar nga ajo ditë, të gjithë njerëzit i këndonin lutjet me fjalët e mjeshtërit. Shumë shpejt, iu mblodhën aq shumë adhurues dhe pasues, sa nxënësi i vjetër nuk arrinte ta shihte më.*

*- Oh, mësues, sa gabim që e kam pasur! Sa mirë ishim në kohët e shkuara, - iu ankua një herë. - Bëj ndonjë gjë, dëboji të lutem.*

*- Mirë, meqë të pëlqen, kështu po bëj, - ia ktheu ai. Ditën tjetër,*

*gjatë predikimit, mjeshtëri ngriti një tufan aq të egër saqë u tmerruan të tërë. Njëri pas tjetrit, iu larguan të tërë. Mbeti vetëm nxënësi i vjetër.*

*- Pse nuk ike edhe ti me ata, - e pyeti mjeshtëri. Nxënësi i tha:*

*- Se nuk erdha te ty për shkak të erës së parë, dhe nuk do të largohem për shkak të kësaj të fundit.*

Çdo gjë që bëri Shamsi, e bëri vetëm për përsosmërinë time. Njerëzit e tjerë nuk mund ta kuptojnë. Shamsi u dha krahë thashethemeve, u cingërisi nervat, tha fjalë që veshëve të zakonshëm u dukeshin si blasfemi, tronditi dhe acaroi shumë njerëz, edhe ata që e donin. Më hodhi librat në ujë duke më detyruar të çmësoja gjithçka kisha mësuar deri atëherë. Megjithëse e dëgjuan të tërë se si i kritikonte sheikët dhe dijetarët, të paktë ishin ata që e kuptuan se sa interpretues e shpjegues i aftë qe. Shamsi kishte njohuri të thella për alkiminë, astrologjinë, astronominë, teologjinë, filozofinë dhe logjikën, por e fshihte tërë këtë njohuri nga sytë e të paditurve. Megjithëse qe dijetar, hiqej si të qe qyqar. I hapi dyert e shtëpisë sonë një lavireje dhe na detyroi të ndanim bukën me të. Më dërgoi në mejhane dhe më dha zemër të flisja me pijanecët. Një herë më detyroi të lypja para xhamisë ku predikoja, të ulur në këmbët e një lypsari lebros. Më shkëputi nga adhuruesit, pastaj nga paria sunduese, më bashkoi me njerëzit e thjeshtë. Falë tij, njoha njerëz që nuk do t'i kisha njohur kurrë. Me besimin se çdo idhull që qëndron mes njeriut dhe Zotit duhet shkatërruar, përfshi famën, pasurinë, sërën, madje edhe fenë, Shamsi m'i preu të tëra lidhjet me jetën që njihja më parë. Sa herë dallonte ndonjë kufi mendor, ndonjë paragjykim apo tabu, e kapte demin për brirësh dhe e rrëzonte.

Për hir të tij, kalova mjaft prova, faza e etapa, që më ulën edhe në sytë e pasuesve më besnikë. Më parë kisha plot adhurues, tani as që më nevojiten dëgjuesit. Goditje pas goditjeje, Shamsi ma shkatërroi fare emrin. Falë tij mësova vlerën e çmendurisë, shijen e vetmisë, pafuqisë, shpifjes, izolimit dhe, së fundi, brengës.

*Largoju gjithçkaje që të duket me vlerë!*
*Pi helmin, ujin e jetës flake tutje!*
*Braktise sigurinë e rri në vende të frikshme!*
*Hidhte tej emrin e mirë, bëju i fëlliqur, i paturp!*

Në fund të fundit, a nuk vihemi të gjithë vazhdimisht para provave? Çdo ditë, çdo minutë që kalon, Zoti na pyet: E mban mend marrëveshjen që bëmë para se të vije në këtë botë? E kupton rolin që ke në zbulimin e thesarit tim?

Shumicën e kohës, nuk jemi gati t'u përgjigjemi këtyre pyetjeve. Na duken të frikshme. Por Zoti është i duruar. Na pyet e na pyet pa reshtur. Nëse edhe kjo dhimbje koke që më ka zënë është pjesë e provës, dëshira e vetme që kam është të gjej Shamsin kur të më pushojë. Librat, fjalimet, familjen, pasurinë apo emrin - jam gati të jap gjithçka, vetëm t'i shoh edhe një herë fytyrën.

Dje Kerra më tha që po bëhesha poet, megjithëse nuk dua. Në fakt, nuk kam menduar kurrë mirë për poetët, po nuk u habita kur dëgjova ato fjalë. Të qe ndonjë kohë tjetër, do ta kisha kundërshtuar, po jo tani.

Goja më nxjerr vetë vargje poemash, vazhdimisht, pa e urdhëruar unë dhe, kur dëgjoj ato vargje, them edhe vetë që

po bëhem poet. Sulltani i gjuhës! Por, të them të vërtetën, këto poema nuk më përkasin mua. Unë jam vetëm mekanizmi, në gojën time vetëm sa janë vendosur germat. Jam si ajo pena që vetëm shkruan fjalët që e urdhërojnë të shkruajë, ose si fyelli që luan tingujt që i fryjnë, kështu edhe unë, po bëj vetëm pjesën që më takon.

*I mrekullueshmi Diell i Tabrizit! Ku je?*

# Shamsi

**DAMASK, PRILL 1247**

Behari po vinte në Damask. Kishin kaluar dhjetë muaj që kur kisha ikur nga Konia, kur më gjeti Sulltan Ualadi. Nën një qiell të pastër si kristali, po luaja shah me një eremit të krishterë që quhej Francis. Qe një njeri që nuk ia përmbysje dot lehtë baraspeshën e brendshme, një njeri që e dinte mirë kuptimin e përulësisë. Dhe meqë Islami është feja e paqes së brendshme që arrihet përmes përulësisë, për mua Francisi qe më shumë mysliman sesa ashtu siç thoshte se ishte.

Sepse ja ç'thotë një nga dyzet rregullat: *Përulësi nuk do të thotë të tregohesh i dobët apo pasiv. Ajo nuk të çon në fatalizëm, as në*

*kapitullim. Krejt e kundërta. Fuqia e vërtetë qëndron te përulësia, sepse është fuqi që vjen së brendshmi. Ata që i nënshtrohen thelbit hyjnor jetojnë në një qetësi të patrazuar dhe në paqe edhe atëherë kur tërë bota përfshihet nga trazimi e pështjellimi.*

Lëviza oficerin që të detyroja Francisin të lëvizte mbretin. Por me një vendim të guximshëm, ai lëvizi kalanë. Nisa të dyshoja se mund ta humbisja lojën, kur ngrita kokën e mu ndeshën sytë me ata të Sulltan Ualadit.

- Gëzohem që po të shoh, - i thashë. - Paske vendosur të më kërkosh?

Më buzëqeshi i ndrojtur, pastaj u bë serioz, i habitur që ma kishte marrë mendja betejën me të cilën përballej. Si njeri i ndershëm që ishte, nuk më gënjeu.

- Në fakt, u enda ca kohë rrotull në vend që të të kërkoja. Por pastaj nuk po ia dilja dot më. Nuk e gënjej dot babanë. Erdha në Damask dhe nisa të të kërkoja, po ti mezi gjendesh.

- Je njeri i ndershëm dhe djalë i mirë, - i thashë. - Një ditë do t'i bëhesh shok i mirë babait.

Sulltan Ualadi tundi kokën, i brengosur.

- I vetmi shok për të cilin ka nevojë je ti. Dua që të kthehesh me mua në Konia. Babai ka nevojë për ty.

Në kokë më kaluan shumë gjëra të paqarta kur dëgjova ftesën e tij. Qenia ime ndjeu frikë nga kthimi në një vend ku e dija që nuk më donin.

*Mos e dëgjo. Misioni u krye. Nuk ke pse kthehesh në Konia. Mbaj mend ç'të tha Baba Zamani. Po shkove përsëri në atë vend, nuk do të dalësh më i gjallë.*

Doja të vazhdoja e të endesha nëpër botë, të takoja njerëz të rinj e të shihja vende të panjohura. Edhe Damasku më pëlqeu,

mund të rrija sa të kaloja dimrin tjetër. Udhëtimi nëpër vende të reja gjithnjë të ngjallte në shpirt atë ndjesinë e vetmisë dhe trishtimit. Por me Zotin pranë, ndjehesha i përmbushur dhe i kënaqur me këtë vetmi. Megjithatë, e dija që në Konia e kisha zemrën. Edhe mua më kishte marrë malli për Rumiun e më dhembte aq shumë sa nuk i thosha dot emrin. Në fund të fundit, ç'rëndësi kishte vendi ku rrija, nëse nuk kisha Rumiun pranë? Kudo që të jetoja, atë do të kisha si kible.

Lëviza mbretin në fushën e shahut. Sytë e Francisit shkëlqyen, si të kishte vënë re gabimin fatal. Por në shah, ashtu si në jetë, ka lëvizje që i bën për të fituar, ka edhe lëvizje që i bën sepse ato janë më të drejtat për t'u bërë.

- Të lutem, eja me mua, - nguli këmbë Sulltan Ualadi duke më ndërprerë mendimet. - Njerëzit që të përfolën e të trajtuan keq, janë penduar. Këtë here, gjithçka do të jetë më mirë, të premtoj.

"Djalosh, nuk bën dot premtime të tilla", doja t'i thosha. "As ti, askush tjetër!" Por vetëm sa tunda kokën dhe i thashë:

- Dua të shoh edhe një herë perëndimin e diellit në Damask. Nisemi nesër për në Konia.

- Vërtet? Nuk di si të të falënderoj! - foli i lehtësuar Sulltan Ualadi. - Nuk e merr dot me mend se ç'do të thotë për babanë kjo!

Pastaj u ktheva nga Francisi që më priste me durim sa t'i kthehesha lojës. Kur më pa që e kisha tërë vëmendjen te ai, buzëqeshi me djallëzi.

- Kujdes, mik, - më tha me zë ngadhënjimtar. - Shah mat!

# Kimja

**KONIA, MAJ 1247**

Bindshëm, po me një vështrim të mistershëm e një sjellje pak më të distancuar që nuk e kishte pasur më parë, Shamsi i Tabrizit u kthye sërish në jetën time. Duket sikur ka ndryshuar shumë. Flokët i janë rritur sa i mbulojnë sytë, lëkura i është nxirë nga dielli i Damaskut, duket më i ri e më i pashëm. Por ka edhe diçka tjetër, një ndryshim që nuk e përcaktoj dot. Sado të ndritshëm e të gjallë t'i ketë ata sytë e zinj, ka një vezullim ndryshe brenda tyre. Më duket sikur janë sytë e atij që ka parë gjithçka e nuk do të përpiqem më për asgjë.

Mirëpo, mendoj se shndërrimi më i thellë i ka ndodhur

Rumiut. Kujtova se të tëra vuajtjet do t'i zhdukeshin kur të kthehej Shamsi, po nuk ndodhi kështu. Ditën kur erdhi Shamsi, Rumiu e priti me lule jashtë mureve të qytetit. Por kur kaloi gëzimi i ditës së parë, Rumiu nisi të dukej më i shqetësuar dhe i mbyllur se më parë. Më duket se e kam kuptuar arsyen. Ngaqë e humbi një herë Shamsin, ka frikë se mos e humbet përsëri. Mund ta kuptoj më mirë se çdokush tjetër, sepse edhe unë kam frikë se mos e humbas.

I vetmi person me të cilin mund të flas për këtë ndjenjë është gruaja e vdekur e Rumiut, Xhevherja. Në fakt, nuk është tamam person, po as lugat nuk e quaj dot. Më pak ëndërrimtare dhe e largët se lugetërit e tjerë që kam njohur, më sillet përherë rrotull si ndonjë rrjedhë e lehtë uji që kur kam ardhur në këtë shtëpi. Megjithëse diskutojmë për çdo gjë, ka ca kohë që jemi përqendruar vetëm në një vend: te Shamsi.

- Rumiu duket i shqetësuar. Më vjen keq që nuk e ndihmoj dot, - i thashë sot Xhevheres.

- Ndoshta mund ta ndihmosh. Ka diçka që e mundon këto ditë, po ende nuk ia ka thënë askujt, - foli në mënyrë të turbullt Xhevherja.

- Çfarë? - e pyeta.

- Rumiu mendon se po të martohet Shamsi e të krijojë familje, njerëzit në qytet nuk do ta shohim me sy aq armiqësor. Do të ketë më pak thashetheme dhe Shamsit nuk do t'i duhet të largohet përsëri.

Gati më pushoi zemra. Shamsi të martohej! Po me kë? Xhevherja më vështroi gjatë dhe tha:

- Rumiu pyet veten nëse do apo jo ti të martohesh me Shamsin.

Mbeta pa fjalë. Jo se më shkonte për herë të parë në mendje puna e martesës. Kisha mbushur pesëmbëdhjetë vjeç dhe e dija që më kishte ardhur koha të martohesha, por dija edhe se vajzat që martoheshin ndryshonin përgjithmonë. Në sy u dallohej një shkëlqim tjetër, u ndryshonte sjellja, njerëzit fillonin t'i trajtonin ndryshe. Edhe fëmijët e vegjël mund ta dallonin gruan e martuar nga e pamartuara. Xhevherja më buzëqeshi ëmbël dhe më kapi dorën. E kuptoi që më shqetësonte pjesa e martesës në vetvete, jo pjesa e martesës me Shamsin.

Ditën tjetër, nga pasditja, shkova të shihja Rumiun dhe e gjeta të zhytur në një libër me titull "Tahafut al-tahafut".

- Urdhëro Kimja, - më foli ëmbël, - ç'mund të bëj për ty?

- Kur më solli babai te ti, i the se vajza nuk bëhet dot nxënëse e mirë sa djali sepse një ditë do të martohet e të rritë fëmijët, e mban mend?

- Sigurisht që e mbaj mend, - u përgjigj dhe sytë ngjyrë lajthie iu mbushën plot kureshtje.

- Atë ditë i premtova vetes se nuk do të martohesha kurrë që të mbetesha përherë nxënëse, - thashë dhe zëri mu shua nën peshën e asaj që po bëhesha gati t'i thosha pas pak. - Ka një mundësi që të martohem e të mos iki nga kjo shtëpi. E kam fjalën, nëse martohem me dikë që jeton këtu...

- Po më thua që të pëlqen të martohesh me Aladinin? - pyeti Rumiu.

- Aladinin? - pyeta unë, e tronditur. Pse duhet të mendonte që të martohesha me Aladinin? Atë e kisha si vëlla. Me sa dukej, Rumiu e vuri re habinë time.

- Para ca kohësh, Aladini erdhi e më kërkoi leje të martohej me ty, - tha.

Psherëtiva. E dija që vajzat nuk duhet të bënin shumë pyetje lidhur me këtë temë, mirëpo duhet të mësoja patjetër diçka.

- Po ti çfarë i the, mjeshtër?

- I thashë që duhet të të pyesja ty më parë, - tha Rumiu.

- Mjeshtër... - i thashë ngadalë. - Erdha të të them se dua të martohem me Shamsin e Tabrizit.

Rumiu më vështroi plot mosbesim.

- Je e sigurt?

- Mund të ketë disa të mira, - i thashë, ndërsa përpiqesha të gjeja baraspeshën mes keqardhjes se mos flisja më tepër nga ç'duhej dhe keqardhjes që nuk flisja dot aq shumë sa doja. - Shamsi do të bëhet pjesë e familjes dhe nuk do t'i duhet të largohet përsëri.

- Pse, prandaj kërkon të martohesh me të? Që ta mbash këtu? - pyeti Rumiu.

- Jo, - i thashë. - Domethënë, po, por jo vetëm për këtë... besoj se Shamsi është fati im.

Mu duk sikur po thosha fare hapur që e dashuroja Shamsin e Tabrizit.

Kerra dëgjoi e para për martesën. Çuditërisht e heshtur, e përcolli lajmin vetëm me një buzëqeshje zemërthyer por, sa mbetëm vetëm në shtëpi, nisi nga pyetjet.

- Je e sigurt për këtë që po bën? Nuk po e bën për hir të Rumiut, apo jo?, - më tha. - Je shumë e re! Mos është më mirë të martohesh me ndonjë më afër moshës tënde?

- Shamsi thotë që në dashuri të gjithë kufijtë bien, - ia ktheva.

Kerra psherëtiu.

- Ah, moj vajzë, sa do të doja edhe unë të ishin kaq të thjeshta gjërat, - më tha duke rregulluar një tufë flokësh të përhimët nën shami. - Shamsi është dervish endacak, nuk është burrë i ngulur për shtëpi. Njerëzit si ai nuk e durojnë dot shtëpinë dhe nuk janë burra të mirë.

- Mirë, po mund të ndryshojë, - fola e vendosur. - Do t'i jap aq shumë dashuri dhe lumturi sa do të ndryshojë. Do të mësojë të jetë burrë i mirë dhe baba i mirë.

Me kaq e mbyllëm atë bisedë. Sido që t'i jetë dukur shprehja e fytyrës sime, nuk më kundërshtoi më.

Atë natë fjeta rehat, mes ngazëllimit dhe vendosmërisë. Nga ta dija që po bëja gabimin më të rëndomtë dhe më të dhimbshëm që kanë bërë gratë gjatë tërë kohërave duke menduar me naivitet se me dashurinë e tyre mund të ndryshonin burrat që dashuronin.

# Kerra

**KONIA, MAJ 1247**

Bërthama e një teme aq të thellë e delikate sa dashuria është aq e pakapshme sa ç'mund të zihet edhe dielli me shoshë. Pas pak, e kupton se është punë që s'bëhet. Kështu që vendosa të mos i bëja më pyetje Kimjas, jo se ma mbushi mendjen me përgjigjet e saj, po sepse ia pashë në sy dashurinë. Nuk e vura më në diskutim këtë martesë, e pranova siç pranohen në jetë ato gjëra që nuk i kontrollon dot.

Muaji i Ramazanit kaloi shpejt e me plot punë, nuk pata kohë të mendoja për këtë temë. Bajrami ra të dielën. Pas katër ditësh, martuam Kimjan me Shamsin.

Natën para dasmës, ndodhi diçka që ma ndryshoi jetën. Ndodhesha vetëm, në kuzhinë, kisha bërë gati brumin e po e hapja që të bëja kuleç për të ftuarit. Befas, pa e pasur fare mendjen, këputa një copë brumë dhe i dhashë formën e shenjtores Mari. Shenjtorja ime Mari. Me thikë i dhashë formë fustanit të gjatë, fytyrës së qetë e të mëshirshme. Më përpiu aq shumë kjo punë sa nuk vura re që më ishte afruar dikush pas shpine.

- Ç'po bën ashtu, Kerra?

Gati më pushoi zemra. Kur ktheva kokën, pashë Shamsin mbështetur te dera që m'i kishte ngulur sytë. Më erdhi ta fshihja brumin, por qe tepër vonë. Shamsi iu afrua tabakasë dhe vështroi figurën e vogël. - Maria është kjo? - më pyeti dhe, kur nuk iu përgjigja, buzëqeshi lehtë. - Qenka e bukur. Të mungon shumë Maria?

- E ndërrova fenë para shumë kohësh. Tani jam grua myslimane, - ia preva shkurt. Por Shamsi vazhdoi të fliste si të mos më kishte dëgjuar fare. - Mbase pyet veten pse nuk ka edhe Islami një figurë femërore si Maria. Ka Aishen, sigurisht, ka edhe Fatimen, por mund të mendosh që nuk është njësoj.

Nuk dija si t'i përgjigjesha, po ndjehesha në siklet.

Të të tregoj një histori? - pyeti Shamsi. Dhe ja se çfarë më tregoi: - Ishin një herë katër udhëtarë, një grek, një arab, një pers dhe një turk. Kur mbërritën në një fshat të vogël, vendosën të ndaleshin e të hanin. Ngaqë nuk kishin shumë parà me vete, kishin vetëm një zgjidhje. Secili tha se kishte në mendje ushqimin më të mirë në botë. Kur pyetën njëri-tjetrin se çfarë qe ky ushqim, persi tha "angur", greku tha "stafalion", arabi "aneb" dhe turku "yzym". Ngaqë nuk i kuptonin këto fjalë të gjuhëve të tjera, nisën të ziheshin. U grindën e po zemëroheshin keq e

më keq mes tyre, deri sa kaloi një sufist dhe i ndërpreu. Sufisti u mblodhi paratë dhe shkoi bleu një shportë rrush. E futi rrushin në një kusi dhe e shtypi. Pastaj u dha lëngun udhëtarëve që ta pinin dhe lëpushkat i flaku tutje, sepse vlera qëndronte te brendia e frytit, jo te mbështjellja e jashtme. Të krishterët, hebrenjtë e myslimanët janë si puna e atyre udhëtarëve. Grinden me njëri-tjetrin për formën e jashtme, kurse për sufistin rëndësi ka brendia, - tha Shamsi dhe më buzëqeshi aq ngrohtë sa nuk mund të mos bëja dhe unë të njëjtën gjë. - Dua të them që nuk ka asnjë arsye pse t'ia ndjesh mungesën Marisë, sepse, pikë së pari, nuk ke asnjë arsye për ta braktisur. Edhe si grua myslimane, mund të ndjehesh e lidhur me të.

- Mua... nuk më duket e drejtë, - e kundërshtova.

- E përse jo? Fetë janë si lumenjtë, në të njëjtin det derdhen. Maria na mëson mëshirën, dhembshurinë, dashurinë ka kushte. Është vetjake dhe universale. Si gra myslimane, mund të vazhdosh ta duash, madje edhe vajzës mund t'ia vësh emrin Mari.

- Nuk kam vajzë, - i thashë.

- Do ta kesh.

- Kështu mendon?

- Nuk mendoj, e di.

Më ngazëllyen ato fjalë, por shumë shpejt ngazëllimi u fshi nga një tjetër ndjenjë: afërsia. Duke përjetuar të dy bashkë ato çaste qetësie dhe harmonie, vështruam figurën e shenjtores Mari që kisha bërë. Zemra nisi të më fliste ngrohtë për Shamsin dhe, për herë të parë që kur na kishte ardhur në shtëpi, mund ta shihja një pjesë të vogël të asaj që shihte Rumiu te ai: një burrë me zemër të madhe. Megjithatë, përsëri dyshoja se mund të qe burri i përshtatshëm për Kimjan.

# Ela

**BOSTON, 29 QERSHOR 2008**

Ballë për ballë derës së hotelit, Ela qe kaq e tendosur sa nuk po mendonte dot më. Në holl i zuri syri një grup turistësh japonezë, të tërë gati shtatëdhjetëvjeçarë e të qethur njësoj. Përshkoi mespërmes hollin duke u hedhur një sy pikturave në mure, me qëllim që të mos shihte në sy njerëzit rrotull. Por shumë shpejt kureshtja e mposhti ndrojtjen. Kur hodhi vështrimin nga pjesa e rezervuar për takimet, pa se ai ia kishte ngulur sytë. Kishte veshur bluzë ngjyrë kaki me kopsa dhe pantallona kadifeje me vija, ndërsa mjekra e parruar prej dy ditësh e bënte mjaft tërheqës. Flokët gështenjë me onde i

binin mbi sytë e gjelbër duke i dhënë një pamje vetëbesimi dhe dinakërie të lehtë. I gjatë dhe i hollë, i lehtë dhe i zhdërvjellët, ndryshonte shumë nga Dejvidi me ato kostumet e shtrenjta që i bënte me porosi. Fliste me një theks skocez që asaj i pëlqeu shumë, buzëqeshte këndshëm, dukej i lumtur dhe i gëzuar që po e takonte. Ela pyeti veten se ç'të keqe do të kishte po të pinin një filxhan kafe bashkë.

Më vonë, nuk e mbante mend se si një filxhan u bë disa filxhanë, se si u ngroh biseda dhe sesi, një çast, ai i dha një të puthur të lehtë në dorë dhe ajo nuk bëri asgjë për ta ndaluar. Pas pak, iu duk se nuk kishte më rëndësi asgjë, nuk po ia ndante dot më sytë dhe, kur fliste, e vështronte në buzë duke pyetur veten si do të ishte po ta puthte. Ora shkoi njëmbëdhjetë e gjysmë. Ndodhej në një hotel me një burrë për të cilin nuk dinte asgjë veç e-maileve, telefonatave dhe romanit që kishte shkruar.

- Do me thënë, erdhe për revistën Smithsonian këtu? - e pyeti Ela.

- Në fakt, erdha për ty, - iu përgjigj Azizi. - Pasi lexova letrën, vendosa të vija e të të takoja vetë.

Iu duk se kishte ende rrugëdalje nga ky vrapim i shpejtë. Në cilindo çast, mbetej ende mundësia që të pohonte se e trajtonte thjesht si mik, e-mailet, telefonatat, edhe ato vështrime, nuk kishin kuptim tjetër. Ndoshta kishte luajtur pakëz, por ama asgjë më tepër se kaq. Duhet të vendoste një kufi ndarës. Këto po mendonte, kur ai e pyeti:

- Ela, dëshiron të ngjitemi në dhomë?

Nëse këtë lojë po e luanin të dy, atëherë po bëhej vërtet serioze. Pyetja zbuloi sa reale ishte, sikur t'i kishin hequr vellon së vërtetës dhe kjo e vërtetë, e cila kishte kohë që rrinte mes

tyre, tani po i shihte në sy. Ela ndjeu stomakun t'i mbushej me miza, një ndjesi që e dinte se kishte lidhje me panikun, por nuk luftoi ta mposhtte. Qe vendimi më i pamenduar që kishte marrë në jetë, por njëherësh ndjehej sikur vendimi qe marrë prej kohësh. Nuk i mbetej veçse ta pranonte.

Dhoma 608 qe zbukuruar me ngjyra të zeza, të kuqe, gri dhe bezhë. Qe e rehatshme dhe e madhe. U përpoq të kujtohej kur kishte qëndruar për herë të fundit në hotel. I erdhi në mendje një qëndrim me burrin dhe fëmijët në Montreal. Pas kësaj, pushimet i kishin kaluar përherë në shtëpinë që kishin në Rod Ajlënd, nuk i pëlqente të rrinte në vende ku ndërronin çdo mëngjes peshqirët dhe ku mëngjesin e gatuanin të tjerët. Qëndrimi në hotel i jepte ndjesinë sikur ishte në një vend të huaj. E ndjente atë lirinë që mund të përjetosh kur je fare vetëm në një qytet ku nuk të njeh askush. Tani, sa u fut në dhomë, iu kthye nervozizmi. Vështroi shtratin e madh të vendosur në mes të dhomës së madhe e me ngjyra të ngrohta. Ndërsa i afrohej, u ndje fajtore. Nisi të luftonte me lloj-lloj pyetjesh të brendshme që nuk e nxirrnin asgjëkund. Do të bënin dashuri tani? A duhej? Nëse po, si do ta shihte në sy burrin pas kësaj? Dejvidi nuk e kishte pasur ndonjëherë të vështirë ta shihte në sy pavarësisht tradhtive të shumta. Ç'do të mendonte Azizi për trupin e saj? Po sikur të mos e pëlqente? A duhej të mendonte për fëmijët tani? Kishin fjetur apo ishin ende zgjuar duke parë televizor? Po ta merrnin vesh se ç'po bënte, do t'ia falnin ndonjëherë?

Duke ia ndier tendosjen, Azizi e kapi për dore dhe e shoqëroi drejt një kolltuku në qoshe, larg shtratit.

- Mos fol, - i tha, - më zien koka nga tërë ata zëra.

- Do të më pëlqente të ishim takuar më parë, - pëshpëriti Ela.

- Në jetë nuk ka as herët dhe as vonë, - tha Azizi. - Çdo gjë ndodh në kohën e duhur.

- Vërtet kështu beson?

Buzëqeshi dhe largoi një tufë flokësh nga sytë. Pastaj hapi një valixhe dhe nxori velenxën që kishte blerë në Guatemalë dhe një kuti të vogël që mbante brenda një varëse me rruzuj korali vjollcë e të kuq dhe me një dervish të vogël argjendi që rrotullohej.

Ela e la t'ia vinte varësen në qafë. Kur i prekën gishtat e tij në qafë, ndjeu të skuqej lehtë.

- A mund të më duash ti mua? - e pyeti.

- Kam kohë që të dua, - ia ktheu Azizi me buzëqeshje.

- Po ti as që më njeh!

- Nuk është nevoja të njohësh që pastaj të duash.

- Më duket çmenduri, - psherëtiu Ela.

Azizi zgjati dorën dhe i hoqi karficën, duke i lëshuar flokët. Pastaj e ftoi ëmbël drejt shtratit. Ngadalë, butë, me lëvizje rrethore, i përkëdheli me pëllëmbë këmbët, ijët dhe belin. Nga buzët i dilnin fjalë me pëshpërimë që Elës i dukeshin si kode të lashta e të pakuptueshme. Befas, e kuptoi. Po lutej. Ndërsa i përkëdhelte me duar çdo centimetër të trupit, sytë i mbante mbyllur fort dhe nga goja pëshpëriste lutje për të. Qe gjëja më shpirtërore që kishte parë ndonjëherë. Megjithëse asnjëri nuk i kishte hequr rrobat dhe megjithëse nuk kishte asgjë fizike në gjithë këtë, qe ndjesia më erotike që kishte përjetuar ndonjëherë. Përnjëherësh duart, krahët, supet, i tërë trupi nisi t'i dridhej nga një energji e çuditshme. E pushtoi një dëshirë kaq e

magjishme saqë po ndjehej sikur po notonte në ujë të ngrohtë ku nuk bënte dot gjë tjetër veçse t'i dorëzohej kënaqësisë e të buzëqeshte. Ndjente një lloj energjie të gjallë rreth vetes, sikur ishin zhytur që të dy në një vezullim drite të padukshëm.

I mbylli edhe ajo sytë dhe e lëshoi veten mes atij lumi të rrëmbyer që nuk dinte se ku do ta shpinte. Mund ta priste edhe ndonjë ujëvarë përpara por nuk donte të ndalej, megjithëse mundej ende. Ela ndjeu një ngrohtësi të habitshme mes këmbëve kur duart e tij i prekën belin dhe përshkruan një rreth aty. U ndje e pasigurt se si do të reagonte trupi, nuk dinte si do t'i dukeshin atij vithet apo gjoksi i saj, të cilat e ruanin ende formën e përkryer edhe pas tri lindjeve dhe viteve që kishte mbi supe, por ky ankth siç i erdhi, ashtu edhe i iku. U ndje e gjallë, e mbrojtur, po kalonte në një gjendje lumturie. Pikërisht atëherë kuptoi se e dashuronte atë njeri. Mund ta dashuronte shumë. Me atë ndjenjë i hodhi krahët në qafë Azizit dhe e tërhoqi pas vetes, e gatshme të shkonte më tej. Por ai hapi sytë, e puthi në majë të hundës dhe e largoi nga vetja.

- Nuk më do? - e pyeti Ela, e habitur me zërin e shuar që i doli nga goja.

- Nuk dua të bëj asgjë që mund të të lëndojë më vonë.

Gjysma e qenies së saj po qante nga zhgënjimi, gjysma tjetër po thërriste nga gëzimi. E pushtoi një ndjenjë e çuditshme lehtësimi. Dukej e hutuar por, për herë të parë, iu duk mirë që qe hutuar.

Në orën një e gjysmë të mëngjesit, Ela hapi derën e apartamentit në Boston. U shtri mbi divanin prej lëkure, nuk i bëhej të flinte në shtratin e madh. Jo ngaqë e dinte se burri i saj kishte fjetur atje me gra të tjera, por sepse u ndje më mirë ashtu,

sikur kjo shtëpi nuk i përkiste më tepër se ç'mund t'i përkiste një dhomë hoteli çfarëdo, iu duk vetja sikur ishte mysafire dhe sikur vetja e vërtetë po e priste diku gjetkë.

# Shamsi

**KONIA, MAJ 1247**

*Bukuroshe nuse, ç'ke që qan*
*Ndahu me nënën dhe me babanë*
*Nesër zogu përsëri do të cicërijë*
*Po nuk do të të duket si më parë...*

Natën e martesës, dola pak në oborr e ndenja atje një copë herë duke mbajtur vesh një këngë të vjetër anadollase që dilte nga shtëpia bashkë me shumë zhurma të tjera. Të qeshura, muzikë, thashetheme. Muzikantet gra luanin në pjesën e ndarë për gratë. Qëndrova i menduar dhe njëherazi

ndjehesha pak i hutuar. Nisa të sillja nëpër mendje fjalët e këngës. Pse këndonin gjithnjë këngë të trishtuara nëpër dasma gratë? Sufistët e quanin vdekjen të ngjashme me martesën dhe ditën e vdekjes së tyre e quanin si martesën me Zotin. Edhe gratë e quanin martesën si një lloj vdekjeje, por për arsye krejt të tjera. Edhe mezi prisnin të martoheshin, i pushtonte një valë trishtimi. Çdo dasmë shihej edhe si një zi e vogël për vajzën që do të bëhej grua dhe nënë.

Kur ikën dasmorët, u futa në shtëpi dhe meditova në një qoshe. Pastaj shkova në dhomën ku më priste Kimja. E gjeta të ulur mbi shtrat, të veshur me një fustan të bardhë me pala të arta, flokët e kapur ame shumë karfica me rruaza. Nuk ia dallova dot shprehjen sepse fytyrën ia mbulonte një tyl i trashë e i kuq. Përveç një qiriu të vetmuar që ndrinte pranë dritares, në dhomë nuk kishte dritë tjetër. Pasqyra në mur qe mbuluar me një copë kadifeje, sepse thuhej që ndillte fat të keq për nusen e re po të shihej në të natën e dasmës. Pranë shtratit qëndronte një shegë dhe një thikë. Duhet të hanim frytin që fati të na jepte aq fëmijë sa kokrrat e shegës.

Kerra më kishte folur për zakonet e vendit dhe më porositi t'i jepja nuses një varëse me monedha floriri kur t'i hiqja vellon. Ngaqë kurrë në jetën time nuk kisha mbajtur monedha floriri në xhep, nuk doja ta përshëndesja nusen me florinj të marrë hua. Kështu që, kur i ngrita vellon Kimjas, i dhashë një krehër prej zhgualli breshke dhe e putha lehtë në buzë. Më buzëqeshi. Për një çast, u ndjeva i turpëruar si ndonjë djalë i vogël.

- Je shumë e bukur, - i thashë.

U skuq. Pastaj i dha trupit drejt e u përpoq të dukej më e qetë dhe më e pjekur nga sa ishte.

- Tani jam gruaja jote, - tha. Pastaj më tregoi me gisht qilimin e bukur të shtruar përtokë, të cilin e kishte endur vetë me shumë kujdes, si pjesë të pajës. Ngjyra mahnitëse, kontraste të thella. Sapo e pashë, e kuptova se çdo nyje e çdo figurë në qilim qe thurur enkas për mua. Kimja kishte endur aty ëndrrat e saj. E putha përsëri. Ngrohtësia e buzëve të saj më dërgoi valë të ngrohta në tërë trupin. Mbante erë jasemini dhe lulesh të egra. U ngjesha pas saj dhe i mbajta erë, i preka gjoksin e vogël e të fortë. Doja të shtrihesha pranë saj e të përhumbesha. Mu dha njësoj si hapet gonxhja e trëndafilit ndaj shiut. Iu largova.

- Më vjen keq, Kimja. Nuk mundem.

Më vështroi e habitur, u duk sikur harroi të merrte frymë. Zhgënjimi që i pashë në sy qe aq i rëndë sa nuk e mbaja dot. Brofa në këmbë.

- Duhet të largohem, - i thashë.

- Nuk largohesh dot tani, - tha Kimja me një zë që nuk dukej si i saji. - Ç'do të thonë njerëzit po të panë të dalësh tani nga dhoma? Do të kujtojnë që u prish martesa dhe do të ma vënë mua fajin.

- Ç'thua kështu? - mërmërita gati me vete, sepse e dija ku e kishte fjalën. Uli sytë dhe pęshpëriti diçka  të pakuptueshme, pastaj më tha e qetë:

- Do të kujtojnë që nuk isha e virgjër. Do të jetoja tërë jetën me turp pastaj.

Më zjeu gjaku nga inati që shoqëria vendoste rregulla të tilla qesharake për pjesëtarët e saj. Këto kode nderi as që kishin të bënin me harmoninë që kishte krijuar Zoti, por me një farë rregulli që donin të mbanin vetë njerëzit.

- Kjo është pa pikë kuptimi. Njerëzit duhet të merren me punët e tyre, - e kundërshtova, por e dija që Kimja kishte të drejtë. Me një lëvizje të shpejtë, kapa thikën që kishin lënë pranë shegës. Vura re se Kimja u pushtua nga paniku, pastaj u trishtua si dikush që kupton një gjendje të vështirë dhe e pranon. Pa ngurruar, preva pak pëllëmbën e majtë. Gjaku rrodhi mbi çarçaf e la aty një njollë të errët ngjyrë të purpurt.

- Tregoju çarçafin. Kjo do t'ua mbyllë gojën, kurse emri yt do të mbetet i pastër, ashtu siç duhet të jetë.

- Prit, të lutem! Mos ik, - mu lut Kimja. U ngrit në këmbë dhe, pa ditur ç'të bënte, përsëriti: - Tani jam gruaja jote.

Atë çast kuptova se ç'gabim të madh kisha bërë që u martova me të. Koka më erdhi rrotull, dola nga dhoma e vrapova jashtë. Një njeri si unë nuk duhej të martohej kurrë. Nuk isha i prerë për detyra familjare. Këtë e dija shumë mirë. Ajo që më hidhëroi më shumë qe çmimi që duhej të paguaja.

Ndjeva një dëshirë të papërmbajtur të vrapoja tutje, larg çdo gjëje, jo vetëm nga shtëpia, martesa, qyteti, por edhe nga vetë trupi im. Vetëm mendimi se do të takoja Rumiun në mëngjes më mbajti. Nuk mund ta braktisja përsëri.

Mbeta i kapur si në çark.

# Aladini

**KONIA, MAJ 1247**

Bëra ç'bëra, u detyrova të pranoja një vendim për të cilin e dija mirë që do të më vinte shumë keq, kështu që e mbylla gojën dhe nuk iu kundërvura hapur kësaj martese. Por ditën që Kimja do të martohej me Shamsin, u zgjova me një dhimbje të tillë në shpirt që nuk e kisha provuar më parë. Qëndrova në shtrat e nuk mbushesha dot me frymë, si dikush që po mbytet, pastaj, i mërzitur me këtë mëshirë ndaj vetes, nisa të gjuaja veten me pëllëmbë fytyrës. Rënkimet e mbytura mezi më dilnin nga buzët. Këto tinguj më bënë të kuptoja se nuk isha më biri i babait tim.

Nënë nuk kisha. As baba. As vëlla. As Kimjan nuk e kisha më. Kisha mbetur vetëm në këtë botë. Ai pak respekt që më kishte mbetur për tim atë, u tret e u zhduk brenda një nate. Kimjan e trajtonte si vajzë. Kujtoja se kujdesej shumë për të. Por tani kuptova që njeriu i vetëm që i interesonte ishte Shamsi i Tabrizit. Si mund ta martonte Kimjan me një burrë të tillë? Të tërë e shihnin qartë që Shamsi qe burrë i tmerrshëm. Sa më tepër e mendoja, aq më të qartë e kisha se babai, për hir të Shamsit kishte flijuar lumturinë e Kimjas - bashkë me timen.

E kalova tërë ditën mes këtyre mendimeve, ndërkohë që në shtëpi bëheshin përgatitjet. Shtëpia u fshi e u la, dhoma e çiftit të ri u spërkat me ujë trëndafili që të largoheshin shpirtrat e këqij. Po kishin harruar të keqen më të madhe! Atë se si mund të mbroheshin nga Shamsi!

Pasdite vonë nuk durova dot më. Vendosa të mos merrja pjesë në festën që po më torturonte dhe bëra për nga dera e jashtme.

- Aladin, prit! Ku po shkon? - me thirri nga pas vëllai me një zë të rëndë e të fortë.

- Do të fle nga Irshadi sonte, - ia ktheva pa e vështruar.

- Mos të iku mendja? Si po ikën nga dasma? Po e mori vesh babai, do t'i thyhet zemra.

Ndjeva zemërimin të më pushtonte të tërin.

- Po zemrat tona që po na i thyen babai?

- Ku e ke fjalën?

- Pse, nuk e kape? Babai e dha pëlqimin për këtë martesë vetëm e vetëm që të sigurohej që të mos i ikte më Shamsi! Ia ofroi Kimjan në tabaka argjendi.

Vëllai mblodhi buzët, i prekur.

- E di që mendon kështu, po e ke gabim. Kujton se është martesë me detyrim, - më tha, por duhet ta dish se Kimja i kërkoi vetë babait që të martohej me Shamsin.

- Se mos kishte zgjedhje tjetër, - ia ktheva.

- O Zot! Nuk e kupton? - më thirri vëllai dhe ngriti të dyja pëllëmbët lart sikur po i lutej Zotit. - Ajo ka rënë në dashuri me Shamsin.

- As mos ta zërë goja këtë! Nuk është e vërtetë, - fola me një zë që kërciti sikur po thyhej akulli.

- Vëlla, - tha Sulltan Ualadi, - mos i lër ndjenjat të të verbojnë sytë. Je xheloz. Por edhe xhelozia mund të përdoret në mënyrë të dobishme dhe të shërbejë për qëllime më të larta. Edhe mosbesimi mund të jetë pozitiv. Kështu thotë rregulla tridhjetepesë: *Në këtë botë, nuk ka as rregullsi dhe as ngjashmëri që të na çojnë një hap përpara, por krejt e kundërta. Të gjitha të kundërtat e gjithësisë janë të pranishme brenda secilit prej nesh. Prandaj besimtari duhet të takohet me jobesimtarin që ka brenda vetes. Dhe jobesimtari duhet ta njohë besimtarin e heshtur brenda vetes. Deri ditën kur të arrish gjendjen Insan- i Kamil, gjendjen e qenies së përsosur njerëzore, besimi është një proces shkallë-shkallë dhe që ka nevojë për të kundërtin e tij, mosbesimin.*

Këto fjalë ma hoqën fare fiqirin.

- Shiko këtu, më ka ardhur në majë të hundës me këto budallallëqe sufiste. Veç kësaj, pse u dashka të ta vë gjithnjë veshin? Ti e ke fajin! Duhet ta kishe lënë atje, në Damask, Shamsin. Pse e solle? Po u ngatërruan më keq punët, dhe jam i sigurt që ashtu do të shkojnë, ta dish që vetëm ti je përgjegjës.

Vëllai mbeti gojëhapur dhe atë çast dallova që kishte frikë. Kuptova se për herë të parë në jetën tonë të përbashkët, ma

kishte frikën mua dhe atyre që mund të bëja unë. Qe një ndjesi e çuditshme, por mjaft ngushëlluese.

Ndërsa po ecja për në shtëpinë e Irshadit, zgjodha rrugicat ku nuk kalonte njeri që të mos më shihnin se po qaja. Mendja më rrinte vetëm në një vend: Shamsi dhe Kimja së bashku në shtrat. Kur përfytyrova se si do t'i hiqte fustanin e martesës dhe do t'i prekte lëkurën e bardhë si qumësht me duart e tij të shëmtuara, më vinte të ulërija. Stomaku më qe mbledhur lëmsh. E dija që kishte shkelur çdo kufi. Dikush duhet të bënte diçka.

## Kimja

**KONIA, DHJETOR 1247**

Burri me nusen - kështu duhet të ishim. Kaluan shtatë muaj nga martesa. Gjatë tërë kësaj kohe, nuk fjeti as edhe një herë të vetme me mua si burri me gruan. Megjithëse e kisha të vështirë ta fshihja të vërtetën nga sytë e njerëzve, ma merrte mendja se kishin filluar të dyshonin. Ndonjëherë më dukej sikur ma lexonin në fytyrë turpin që ndjeja. Sikur ta kisha të shkruar në ballë, kushdo që më shihte, atë vinte re të parin. Kur flisja me fqinjët në rrugë, kur punoja në kopsht apo flisja me shitësit në pazar, njerëzve, edhe të panjohurve, u mjaftonte

një vështrim për të kuptuar se isha grua e martuar, po përsëri e virgjër.

Jo se Shamsi nuk hynte fare në dhomë. Hynte. Po sa herë që vendoste të më vizitonte, më pyeste nëse pranoja. Dhe të gjitha herët njësoj i përgjigjesha:

- Sigurisht. Të kam burrë.

Pastaj e prisja tërë ditën me ankth, duke shpresuar e duke u lutur se kësaj radhe do të flisnim vërtet si burrë e grua. Kur trokiste në derë dhe hynte, rrinte pak, bisedonim për ndonjë gjë dhe ikte. Ndonjëherë i pëlqente të lexonim bashkë. Lexuam librat "Lejla dhe Maxhnuni", "Farhadi dhe Shirini", "Jusufi dhe Zuleihaja", "Trëndafili dhe bilbili" - histori dashurie të njerëzve që e kishin dashur njëri-tjetrin pavarësisht pengesave që u kishin dalë. Pavarësisht forcës dhe vendosmërisë së atyre karaktereve, këto histori më dukeshin të dëshpëruara. Ndoshta sepse, thellë brenda meje, e dija që nuk do ta shijoja kurrë dashurinë si ata.

Kur nuk lexonim histori, Shamsi më fliste për Dyzet Rregullat e Mistikëve Endacakë të Islamit - parimet bazë të fesë së dashurisë. Një herë, më vendosi kokën në prehër ndërsa më shpjegonte një nga këto rregulla. Mbylli sytë ngadalë dhe zëri iu kthye në pëshpërimë, pastaj e zuri gjumi. I kalova gishtat nëpër flokët e gjatë dhe e putha në ballë. Mu duk sikur kaloi shumë kohë para se t'i hapte sërish sytë. Më tërhoqi pas vetes e më puthi butë. Qe çasti më i lumtur që kaluam bashkë. Por aq ishte. Prej asaj dite, trupi i tij është si ndonjë kontinent i huaj për mua, njësoj si edhe trupi im për të.

Gjatë këtyre shtatë muajve edhe unë shkova disa herë në dhomën e tij. Por sa herë që futesha atje pa e lajmëruar, druhesha nga ndonjë reagim i papritur. Shamsi qe i vështirë të

parashikohej. Ndonjëherë qe i përzemërt dhe i dashur saqë e harroja fare druajtjen time, ndonjëherë bëhej idhnak i madh. Një herë më përplasi derën në fytyrë e më thirri që donte të rrinte vetëm. U mësova të mos ia merrja për keq, siç u mësova të mos e shqetësoja kur meditonte.

Për disa muaj me radhë hiqesha si e lumtur, ndoshta më pak me të tjerët e më tepër me veten. E detyrova veten ta shihja Shamsin jo si burrë, po si gjithçka tjetër veç tij: si shok, si mik shpirtëror, si mësues, shoqërues, madje edhe si birin tim. Në varësi të ditës, në varësi të humorit, e mendoja si njërin ose si tjetrin, të veshur me rroba të ndryshme, sipas imagjinatës sime.

Për një farë kohe funksionoi kështu. Pa pritur ndonjë gjë të madhe, nisa të mjaftohesha vetëm me bisedat. Më pëlqente kur m'i vlerësonte mendimet dhe më nxiste të mendoja në mënyrë më krijuese. Mësova shumë prej tij dhe, me kalimin e kohës, kuptova se edhe unë mund t'i mësoja ca gjëra si gëzimet e jetës familjare, të cilat nuk i kishte shijuar kurrë. Edhe sot e kësaj dite, e kam të qartë që vetëm unë mund ta bëja të qeshte me gjithë zemër. Po nuk mjaftonte. Çfarëdo që të bëja, nuk e hiqja dot nga mendja mendimin se ai nuk më donte. Nuk kisha pikë dyshimi që më pëlqente dhe më donte të mirën. Po përsëri kjo është larg dashurisë. Kaq i rëndë qe ky mendim sa filloi të më hante përbrenda, duke më gërryer trupin e shpirtin. Nisa të shkëputesha nga njerëzit përreth, nga miqtë dhe nga fqinjët. Rrija në dhomë dhe flisja me të vdekurit. Ndryshe nga të gjallët, të vdekurit nuk të gjykojnë kurrë.

Përveç të vdekurve, shoqja e vetme e gjallë ishte Trëndafili i Shkretëtirës. Të bashkuara nga dëshira e përbashkët për të qëndruar larg shoqërisë, u bëmë shoqe të ngushta. Ajo qe bërë

sufiste tani. Jetonte e vetmuar dhe e kishte hedhur pas krahëve pjesën e jetës në bordello. Një herë i thashë se e kisha zili për guximin dhe vendosmërinë me të cilat nisi jetën e re. Tundi kokën dhe më tha:

- Nuk kam nisur jetë të re. E vetmja gjë që bëra është se vdiqa pa më ardhur ende vdekja.

Sot shkova te Trëndafili i Shkretëtirës për një arsye krejt tjetër. Kisha vendosur të përmbahesha e t'i flisja me qetësi por, sapo hyra, nisa të dënesja.

- Kimja, çfarë ke? - më pyeti.

- Nuk ndjehem mirë, - i thashë. - Kam nevojë për ndihmën tënde.

- Patjetër, - mu përgjigj. - Çfarë mund të bëj për ty?

- E kam fjalën për Shamsin... Ai nuk më afrohet... e kam fjalën, ashtu... - po më ngecte zëri, por arrita ta përfundoja: - Dua që t'i dukem tërheqëse. Ti mund të më mësosh se si.

Trëndafili i Shkretëtirës psherëtiu.

- Kimja, jam betuar, - më tha me një zë që i dridhej lehtë, - i jam betuar Zotit të qëndroj e pastër jashtë dhe brenda dhe të mos mendoj më për mënyrat se si mund ta kënaqë gruaja burrin.

- Nuk ke pse e thyen betimin, thjesht më ndihmo pak mua, - iu luta. - Më duhet ta mësoj si ta bëj të lumtur Shamsin.

- Shamsi është vetë njeri i ndriçuar, - tha Trëndafili i Shkretëtirës dhe uli zërin sikur të kishte frikë mos e dëgjonin. - Nuk më duket se po kërkon rrugën e duhur për t'iu afruar.

- Mirëpo, në fund të fundit, është burrë, apo jo? - arsyetova. - A nuk janë të tërë burrat bij të Adamit dhe tërhiqen nga mishi?

Të ndriçuar apo jo, të tërë e kemi nga një trup. Edhe Shamsi e ka një trup, apo jo?

- Po, vetëm se... - tha Trëndafili i Shkretëtirës, mori tespihet dhe nisi t'i kalonte rruzujt e tyre një e nga një nëpër gishta, me kokën të varur sikur po mendohej thellë.

- Oh, të lutem, - iu luta. - Je vetmja që po ta tregoj këtë. Kaluan shtatë muaj. Çdo mëngjes zgjohem me të njëjtën brengë në zemër, çdo darkë fle mes lotësh. Nuk vazhdoj dot më kështu. Duhet ta bëj për vete burrin!

Trëndafili i Shkretëtirës nuk foli. Hoqa shaminë, i kapa kokën me të dyja duart dhe e detyrova të më vështronte në sy.

- Më thuaj të vërtetën. Kaq e shëmtuar jam? - i thashë.

- Sigurisht që jo, Kimja. Je vajzë shumë e bukur.

- Atëherë më ndihmo. Më mëso rrugën për t'i hyrë në zemër një burri, - ngula këmbë.

Rruga për në zemrën e burrit ndonjëherë mund ta largojë shumë nga vetvetja gruan, e dashur, - foli me një ton gati ogurzi Trëndafili i Shkretëtirës.

- Nuk më bëhet vonë fare, - i thashë. - Jam gati të shkoj aq larg sa të jetë e nevojshme.

# Trëndafili i Shkretëtirës

**KONIA, DHJETOR 1247**

Breshëri lotësh lëshoi e mu lut ta ndihmoja, fytyra i qe zbehur, gjoksi i ngrihej e i ulej nga ngashërimet e forta, deri sa i thashë që do ta ndihmoja. Megjithëse fjala ime e ngushëlloi, thellë brenda vetes e dija që nuk kishte shpresa, që nuk duhet të isha epur para lutjeve të saj. Megjithatë, u habita si nuk e kisha kuptuar më parë tragjedinë e saj? E gërryer nga turpi, nisa të pyesja veten përsëri e përsëri, si kisha qenë aq naive sa të mos shihja se ç'kthesë të tmerrshme kishin marrë gjërat?

Ditën që erdhi te unë duke qarë, nuk më bëri zemra ta ktheja mbrapsht.

- Të lutem, më mëso, - mu lut me duart e kryqëzuara mbi prehër, me pamjen e vajzës së mbarë, siç qe në të vërtetë. Nga zëri dukej edhe si e pashpresë, edhe si plot shpresa për ndihmën që priste.

"Ç'të keqe ka po t'i flas pak?" thashë me vete dhe zemra mu mbush me dhembshuri. Për hir të Zotit, burrin e saj po kërkonte të tundonte, jo ndonjë të panjohur! Pastaj, vetëm një gjë synonte: dashurinë. Si mund të quhej e gabuar kjo? Ndoshta kishte tepër zjarr brenda vetes, por hallall e kishte, apo jo? Ky zjarr ishte hallall!

Diçka brenda meje sikur ndjente një lloj kurthi, por meqë e kishte ngritur Zoti, nuk duhet të ngurroja e të ecja drejt tij. Kështu që vendosa ta ndihmoja Kimjan, këtë vajzë nga fshati, kuptimi i vetëm i së cilës për bukurinë është lyerja e duarve me këna.

I mësova si ta bënte veten më tërheqëse nga pamja e jashtme. Dukej nxënëse e zellshme, e etur për të mësuar. I mësova si të bënte banja me parfum, të zbuste lëkurën me vajra aromatikë e të vendoste në fytyrë maska me mjaltë e qumësht. I dhashë disa rruaza qelibari t'i vinte në flokë me qëllim që të zgjaste sa më shumë aromat. Livandë, kamomil, rozmarinë, trumzë, zambak, borzilok dhe vaj ulliri - i mësova si të përgatiste me këto bimë qirinj të lëshonin aroma të këndshme natën. I mësova si të zbardhte dhëmbët, të lyente thonjtë e duarve dhe këmbëve me këna, të nxinte vetullat dhe qerpikët, të skuqte buzët e mollëzat, si ta bënte flokun të shndritshëm e të mëndafshtë dhe gjoksin më të madh e të rrumbullakët. Shkuam

së bashku në pazarin që e njihja mirë nga koha e shkuar. Blemë fustane dhe veshje të brendshme prej mëndafshi, nga ato që nuk kishte prekur kurrë më parë.

Pastaj i mësova si të vallëzonte para burrit, si ta përdorte trupin që i kishte dhuruar Zoti. Pas dy javësh, qe gati. Atë pasdite, e përgatita mirë Kimjan për Shamsin e Tabrizit, njësoj siç përgatit bariu qengjin për kurban. Në fillim, bëri një banjë të nxehtë, e fërkoi lëkurën me sapunë e lecka dhe zbuti flokët me vaj. Pastaj e ndihmova të vishej me rroba nga ato që gruaja i vesh vetëm para burrit të saj, por edhe për të, vetëm një ose dy herë gjatë tërë jetës. I zgjodha veshje të brendshme ngjyrë qershie dhe një fustan të hollë rozë të zbukuruar me lule vjollcë, të tillë që ia tregonte mirë formën e gjoksit. Në fund, i rregullova fytyrën me shumë e shumë kujdes. Një varg perlash në ballë ishte elementi përmbyllës që e bëri aq të bukur sa nuk ia ndaja dot sytë.

Kur mbaruam, Kimja nuk dukej më si ndonjë vajzë e ndrojtur e pa përvojë, por si një grua që digjej nga dashuria dhe pasioni. Një grua që qe gati të hidhej në veprim për burrin që dashuronte dhe, nëse duhej, të paguante edhe çmimin. Ndërsa e vështroja, mu kujtuan vargjet e Jusufit dhe Zuleihasë nga Kurani i Shenjtë.

Njësoj si Kimja, edhe Zuleihaja digjej nga dëshira për burrin që nuk u përgjigjej sjelljeve të saj. Kur gratë e qytetit e morën nëpër gojë plot ligësi, Zuleihaja i ftoi për darkë. *I dha secilës nga një thikë dhe i tha (Jusufit): "Dilu para atyre!" Kur e panë, ato u tronditën dhe i prenë duart e tyre (nga hutimi) e thanë: "Allahut i qofshim falë! Ky nuk është njeri, ky nuk është tjetër vetëm se ndonjë engjëll i lartë!"*

Kë të fajësonte Zuleihaja që e pëlqenin kaq shumë Jusufin?

- Si dukem? - e pyeti Kimja e paduruar para se të hidhte një vello të hollë mbi fytyrë, gati për të hapur derën e të dilte në rrugë.

- E mahnitshme! - i thashë. - Burri jo vetëm që do të bëjë dashuri me ty sonte, po nesër do vijë të të kërkojë përsëri.

Kimja u skuq aq sa faqet i morën ngjyrë trëndafili. Nisa të qeshja, pas pak më shoqëroi edhe ajo, të qeshurat e vajzës më ngrohën shpirtin siç ngroh dielli tokën.

E kisha me gjithë mend kur i thashë ashtu, isha e bindur që do ta bënte për vete Shamsin ashtu siç tërheq lulja me nektarin e saj bletën. Por kur u pamë sy më sy para se të hapnim derën, në atë vështrim i kapa edhe një fije dyshimi. Befas, pata një ndjesi të keqe, një si parandjenjë se mund të ndodhte diçka e tmerrshme.

Por nuk e ndalova. Duhet ta kisha marrë me mend. Duhet ta kisha parandier. Për aq jetë sa më ka mbetur, nuk do t'ia fal kurrë vetes.

# Kimja

**KONIA, DHJETOR 1247**

Ballëlart, i egër dhe i zgjuar, Shamsi i Tabrizit dinte shumë gjëra për dashurinë. Por ishte diçka për të cilën nuk dinte as edhe një lloj gjëje: dhimbja nga dashuria e pashprehur.

Atë mbrëmje, pasi më veshi e më zbukuroi Trëndafili i Shkretëtirës, ndjehesha e emocionuar dhe kisha një farë guximi të cilin nuk ia kisha njohur më parë vetes. Përkëdheljet e palave të mëndafshta në trup, aroma e parfumit, shija e petaleve të trëndafilit në gjuhë - të gjitha këto më bënin të ndjehesha çuditshëm, por njëherësh më jepnin zemër. Kur u ktheva në

shtëpi, pashë veten përpara një qelqi. Trupi nuk mu duk aq i lakuar dhe i bardhë dhe gjoksi jo aq i madh sa do të më pëlqente, po përsëri dukesha shkëlqyeshëm.

Prita sa shkuan të tërë të flinin. Pastaj hodha supeve një shall të trashë dhe eca në majë të gishtave drejt dhomës së Shamsit.

- Kimja, nuk të prisja, - më tha sapo hapa derën.

- Doja të të shihja, i thashë dhe hyra brenda pa pritur të më ftonte. - A mund ta mbyllësh pak derën?

Shamsi u habit, por bëri siç i thashë.

Tani ishim vetëm, po përsëri m'u deshën disa çaste sa të mblidhja veten. I ktheva shpinën, mora frymë thellë, u ktheva me vrull, hoqa shallin dhe, menjëherë pas tij, fustanin e mëndafshtë. Ndjeva vështrimin e habitur të burrit që më kalonte nga koka te këmbët. Ngado që m'i hidhte sytë, ndjehesha e nxehtë. Por ajo nxehtësi, në ishte reale apo vetëm ashtu më dukej mua, u zëvendësua shpejt nga ftohtësia e heshtjes që sundonte dhomën. Gjoksi më ngrihej e më ulej nga frymëmarrja plot ankth, i qëndrova Shamsit përballë po aq e zhveshur sa thuhet se janë edhe hyritë e parajsës. Në atë heshtje, qëndruam e dëgjuam erën që fërshëllente, ulërinte e fshinte me frymën e saj të ftohtë tërë qytetin.

- Ç'po bën kështu, çfarë do? - më pyeti ftohtë.

Nuk po më vinte zëri por, më në fund, arrita t'i thosha:

- Të dua ty.

Shamsi i Tabrizit më erdhi rrotull, pastaj më qëndroi përballë e më detyroi ta shihja në sy. Mu prenë gjunjët kur e pashë edhe unë në sy. Megjithatë, bëra një hap përpara dhe u ngjesha pas tij, duke i ofruar tërë ngrohtësinë, siç më kishte

mësuar Trëndafili i Shkretëtirës. I përkëdhela gjoksin dhe i pëshpërita fjalë dashurie. U zhyta në aromën e trupit të tij duke i përkëdhelur me gishta shpinën muskulore. Shamsi u hodh përpjetë si ta kishte prekur ndonjë hekur i nxehtë.

- Ti kujton se më do mua, kështu kujton, po në fakt do vetëm të llastosh egon tënde të vrarë.

I hodha krahët në qafë dhe e putha, madje fort. Madje i preka me gjuhë buzët dhe gjuhën, siç më kishte thënë Trëndafili i Shkretëtirës, që burrave u pëlqen të thithin gjuhën e gruas, të tërëve pa përjashtim. Buzët e tij m'u dukën si manaferra, të ëmbla por edhe pak të tharta. Sapo mendova që kënaqësia po na shkrinte e po na bënte njësh, Shamsi më shtyu prapa.

- Jam i pakënaqur për këtë që po bën, Kimja, - tha Shamsi. - Të lutem, a mund të dalësh nga dhoma?

Sado të ashpra që m'u dukën ato fjalë, fytyra nuk i mori asnjë shprehje. As inat, as acarimin më të vogël. Nuk dija se çfarë po më plagoste më shumë shpirtin: ftohtësia e fjalëve apo fytyra pa asnjë shprehje. Nuk isha ndjerë kurrë kaq e poshtëruar në tërë jetën time. U përkula të merrja fustanin, por duart më dridheshin aq shumë sa nuk arrija ta kapja pëlhurën e hollë. Mora shallin dhe e hodha supeve. Duke dënesur e gulçuar, gjysmë e zhveshur, vrapova jashtë dhomës, larg tij, larg dashurisë së tij që tashmë e kuptova se ekzistonte vetëm në imagjinatën time.

Nuk i dola më kurrë përpara Shamsit. Pas asaj dite, nuk dola më nga dhoma. E kaloja kohën duke qëndruar shtrirë në shtrat, nuk më vinte as të ngrihesha e as të dilja jashtë. Kaloi një javë, pastaj një tjetër, pastaj nuk i numërova më ditët. Nuk më kishte mbetur pikë fuqie, po shuhesha ditë pas dite. Vetëm

pëllëmbët i ndieja ende të gjalla. Më bëhej sikur e ndieja ende ngrohtësinë e duarve të Shamsit në lëkurën e tyre.

Nuk e dija që vdekja kishte aromën e saj. Një aromë të fortë, si xhenxhefil turshi të përzier me hala të thyera pishash, një erë që të shponte hundën me hidhësinë e saj, po përsëri jo dhe aq të rëndë. E njoha vetëm kur erdhi të sillej rrotull në dhomën time, duke më mbështjellë si mjegull e lagësht. Më zunë ethet, rashë në kllapi. Erdhën të më vizitonin njerëz. Fqinjë e miq. Kerra më rrinte në kokën e shtratit me sytë gjysmë të perënduar dhe fytyrën e përhimët. Xhevherja më rrinte nga ana tjetër e më buzëqeshte me trishtim.

- Ai qafiri i mallkuar e ka fajin! - tha Safija. - Vajza u sëmur nga meraku për të, ai ia theu zemrën!

U përpoqa të nxirrja zë, po nuk më dilte nga gryka.

- Si mund të flasësh kështu? Pse Zoti është ai? - tha Kerra duke më dalë krah. - Si mund t'i veshësh aq fuqi një njeriu të zakonshëm?

Po kush ia vinte veshin Kerrës! Unë vetë nuk isha në gjendje të flisja e t'i bindja. Pastaj kuptova se çfarëdo të thosha apo të mos thosha, përfundimi njësoj do të ishte. Ata që nuk e donin Shamsin, te sëmundja ime gjetën një arsye më shumë për ta urryer.

Pas një farë kohe, u zhyta në një gjendje zbrazëtie ku të tëra ngjyrat u shkrinë së bashku në një të bardhë të ndritur dhe zhurmat u përzien në një gumëzhitje të paqartë. Nuk ua dalloja më fytyrat njerëzve, nuk arrija t'i kuptoja fjalët, më dukeshin si tinguj pa kuptim të shqiptuar në largësi.

Nuk dija në kishte ardhur në dhomë të më shihte Shamsi i Tabrizit. Ndoshta nuk kishte ardhur. Mbase kishte dashur të

më shihte, por nuk e kishin lënë gratë që të hynte. Mbase kishte ardhur dhe më qe ulur pranë shtratit, më kishte luajtur melodi me fyell, më kishte mbajtur dorën e qe lutur për mua. Kështu më pëlqente të besoja.

Megjithatë, tani nuk kishte pikë rëndësie. Nuk isha e inatosur me të. Si mund të isha, kur e dija që po lundroja në rrjedhën e vetëdijes më të pastër? Përjetoja një ëmbëlsi dhe mëshirë të Zotit që ma bënte gjithçka të qartë si drita. Qe një sistem i përkryer dashurie. Dhjetë ditë pasi u futa në dhomën e Shamsit e veshur me fjongo mëndafshi dhe plot aroma, dhjetë ditë pasi u sëmura, u zhyta në lumin e mosqenies së pastër. Notova aty në brendësi të zemrës sime dhe, më në fund, ndjeva që ajo ishte mënyra më e thellë për ta lexuar Kuranin - ndjehesha si një pikë mes pafundësisë!

Mu bë sikur një rrjedhë ujërash më mori nga jeta për të më çuar drejt vdekjes.

# Ela

**BOSTON, 3 KORRIK 2008**

Bostoni nuk ka qenë kurrë kaq shumëngjyrësh e i ndritshëm, mendoi Ela. Mos vallë më parë kishte qenë e verbër përballë bukurisë së qytetit? Azizi qëndroi pesë ditë në Boston. Ela udhëtonte çdo ditë nga Northemptoni për në Boston që ta takonte. Drekat e thjeshta i hanin në restorantin "Litëll Itali", vizituan Muzeun e Arteve të bukura, shëtitën në parqe, panë balenat në akuarium dhe pinë shumë kafe nëpër kafenetë e vogla e të mbushura plot njerëz në sheshin Harvard. Folën pa fund për tema nga më të ndryshmet si për të veçantat e kuzhinës vendase, teknikat e ndryshme të meditimit, artin

aborigjen, romanet gotike, zogjtë, kopshtarinë, domatet e prodhuara vetë, interpretimin e ëndrrave, duke ndërprerë e plotësuar shpesh njëri-tjetrin. Elës nuk i kujtohej të kishte folur kaq shumë me ndonjë njeri tjetër. Kur ecnin rrugës, kujdeseshin të mos prekeshin mes tyre, por doli që kjo gjë qe e vështirë. Këto ngacmime të lehta ishin mjaft tërheqëse dhe Ela nisi ta prekte lehtë në dorë sa herë i jepej rasti. E pushtuar nga një lloj guximi që nuk dinte se e kishte, nëpër restorante apo në rrugë i prekte dorën Azizit, madje nisi edhe ta puthte. Jo vetëm që nuk i bëhej vonë nëse e shihte dikush, por një pjesë thellë brenda saj kërkonte që ta shihnin. Disa herë u futën së bashku në hotel dhe për pak sa nuk bënë dashuri, por ndaleshin çastin e fundit.

Mëngjesin kur Azizi duhej të kthehej në Amsterdam, po qëndronin të dy në dhomën e tij me valixhen që kishte mbetur në sikur donte t'u kujtonte ndarjen.

- Dua të të them diçka, - i tha Ela. - Kam kohë që e mendoj.

Azizi ngriti njërën vetull lart, i habitur nga ndryshimi i menjëhershëm i tonit në zërin e saj. Pastaj i tha me ngadalë:

- Edhe unë dua të të them diçka.

- Atëherë ma thuaj ti i pari.

- Jo, thuaje një herë ti.

Me atë gjysmë buzëqeshjen e saj siç e kishte zakon, Ela uli sytë duke u menduar se çfarë të thoshte e si t'ia thoshte. Më në fund, vendosi.

- Para se të vije në Boston, Dejvidi dhe unë dolëm një herë për darkë dhe folëm gjatë. Më pyeti për ty. Me sa duket, kishte lexuar e-mailet pa dijeninë time. U inatosa shumë për këtë, po nuk e mohova të vërtetën. Për ne të dy, e kam fjalën.

Ela ngriti sytë të shihte si do të reagonte Azizi për ato që i tha.

- Që të mos e zgjas, i thashë burrit se dashuroja një njeri tjetër.

Jashtë, sirenat e disa zjarrfikëseve çanë ajrin e dolën mbi zhurmat e tjera të qytetit. Ela u shpërqendrua një çast, pastaj vazhdoi:

- Duket budallallëk, e di, por e kam menduar me shumë kujdes. Dua të vij me ty, në Amsterdam.

Azizi u ngrit dhe iu afrua dritares dhe vështroi njerëzit e makinat që shpejtonin ngado. Nga një ndërtesë larg po dilte tym - një re e zezë dhe e dendur varej mbi të, në ajër. U lut në heshtje për njerëzit që jetonin atje. Pastaj, kur nisi të fliste, u duk sikur po i drejtohej tërë qytetit.

- Do të doja të të merrja me vete në Amsterdam, por nuk të premtoj dot asnjë të ardhme atje.

- Ku e ke fjalën? - e pyeti Ela e nervozuar.

Azizi u kthye, iu ul pranë, i vuri duart mbi të sajat dhe, duke e përkëdhelur lehtë, i tha:

- Kur më shkrove për herë të parë, më ndodhi të kaloja një periudhë të çuditshme të jetës.

- E ke fjalën që ekziston dikush tjetër në jetën tënde?...

- Jo, zemër, jo, - buzëqeshi Azizi, por buzëqeshja iu shua shpejt. - Nuk është ashtu. Një herë të kam shkruar për tri fazat e jetës sime, të kujtohet? Ishin tri shkronjat e para të fjalës "sufist". Nuk më pyete kurrë për fazën e katërt dhe, sado që u përpoqa, nuk ta thashë dot as unë. Bëhet fjalë për atë që ka lidhje me shkronjën "i". Dëshiron të ta them tani?

- Po, - tha Ela, megjithëse e zuri frika se mos dëgjonte

diçka që do t'ia prishte tërë këto çaste. - Po dua.

Në atë dhomë hoteli, një ditë korriku, pak orë para se të nisej për në Amsterdam, Azizi i tha Elës se ai qe bërë sufist në vitin 1977, duke marrë edhe një emër të ri, me shpresën se do të fitonte edhe një fat të ri. Qysh atëherë, nuk kishte lënë vend të botës pa shkelur si fotograf për nga profesioni, por si dervish endacak nga zemra. Kishte bërë miq të ngushtë në gjashtë kontinente, njerëz që e shihnin tani si pjesë të familjeve të tyre. Megjithëse nuk ishte martuar, kishte birësuar dy jetimë në Evropën Lindore. Nuk e hiqte kurrë nga qafa varësen me formën e diellit që i kujtonte çdo çast Shamsin e Tabrizit, kishte jetuar duke udhëtuar, lexuar e dhënë mësime në gjurmët e dervishëve sufistë, duke ndeshur gjurmët e Zotit kudo e në çdo gjë.

Pastaj, para dhjetë vjetësh, mori vesh që ishte sëmurë. I filloi me një gungë në sqetull që, me sa dukej, e kishte vënë re vonë. Gunga doli se qe melanomë malinje, një formë vrasëse e kancerit të lëkurës. Mjekët i thanë se nuk dukej mirë, por duhet të bënte analiza për të caktuar diagnozën e saktë. Pas një jave i dhanë lajmin e keq: melanoma qe përhapur në organet e brendshme dhe në mushkëri. Atëherë qe pesëdhjetedy vjeç. I kishin thënë që nuk mund t'i kalonte të pesëdhjetepestat.

Ela lëvizi buzët të thoshte diçka, por fjalët nuk i dolën dhe gojën e ndjeu të thatë. Dy pika lot i rrodhën faqeve, por i fshiu shpejt.

Azizi vazhdoi t'i fliste me një ton të vendosur. I tha se atëherë i kishte nisur një fazë e re, ndoshta më produktive, e jetës. I kishin mbetur ende vende për të parë dhe tani po

mendonte si të gjente një mënyrë që t'i shihte të tërë. Kishte ngritur një fondacion sufist në Amsterdam me lidhje në mbarë botën. Si amator i fyellit, kishte dhënë koncerte me muzikantë sufistë në Indonezi, Pakistan dhe Egjipt, madje kishte prodhuar edhe një album me një grup mistik hebrenjsh dhe myslimanësh në Kordoba të Spanjës. Ishte kthyer në Marok për të vizituar strehën e sufistëve të parë që kishte takuar në jetën e tij. Mjeshtër Samidi kishte vdekur, Azizi meditoi dhe u lut në varrin e tij mbi rrugën që kishte ndjekur ky njeri në jetë.

- Pastaj, nisa të shkruaja librin që kisha dashur përherë të shkruaja por që, nga përtacia ose mungesa e guximit, e kisha shtyrë pa fund, - tha Azizi. - Ka qenë një nga gjërat më të hershme që doja të bëja. I vura titullin "Blasfemi e ëmbël" dhe ia dërgova një agjencie botimi në Amerikë pa pasur ndonjë shpresë të madhe por njëherësh, duke i ndjerë të hapura të gjitha mundësitë. Pas një jave mora një e-mail mjaft intrigues nga një zonjë e mistershme nga Bostoni.

Ela nuk e mbajti dot buzëqeshjen. Qe një buzëqeshje që përmbante brenda dhembshuri, respekt e butësi.

Azizi i tha që, prej atij çasti, gjithçka ndryshoi. Nga një njeri që priste të vdiste, u kthye në një burrë të dashuruar brenda një periudhe të shkurtër. Befas, të tëra copat që i kishte vendosur nëpër vende, iu desh t'i lëvizte. Iu desh të mendonte përsëri rreth shpirtit, jetës, familjes, vdekjes, besimit e dashurisë - mendoi rreth kuptimit të tyre dhe nuk donte të vdiste. Këtë fazë të re dhe të fundit të jetës e quante takimin me shkronjën "I" të fjalës "sufist". Tha se kjo fazë i doli më e vështira nga tërë ato të mëparshmet, sepse i erdhi në kohën kur mendonte të punonte më së shumti, madje tërësisht, me konfliktet e

brendshme, në një kohë kur e mendonte veten të pjekur shpirtërisht e të përmbushur.

- Në sufizëm, mëson të vdesësh para se të të vijë vdekja. I kam kaluar të tëra fazat, njërën pas tjetrës. Pastaj, kur mendoja se po i mbyllja gjërat, shfaqet kjo grua si nga asgjëja. Më shkuan, i shkruaj. Pas çdo e-maili që i nis, pres me padurim përgjigjen. Fjalët marrin kuptime përherë e më të çmuara. E tërë bota kthehet në një fletë të zbrazët që pret të shkruhet. Kuptoj se duhet ta njoh këtë njeri. Më duhet më tepër kohë për të kaluar me të. Befas, nuk më mjafton më jeta. Kuptoj se e kam frikë vdekjen dhe një pjesë e imja është gati të ngrejë krye kundër Zotit të cilit i jam nënshtruar për aq shumë kohë.

- Po do të kemi kohë..., - tha Ela kur i erdhi zëri.

- Mjekët më kanë thënë që edhe gjashtëmbëdhjetë muaj më mbeten, - foli lehtë Azizi. - Mund ta kenë edhe gabim. Po edhe mund të kenë të drejtë. Nuk e di. Siç e sheh, Ela, vetëm çastin e tashëm mundem të të jap. Vetëm atë kam. E vërteta është se askush nuk ka në dorë më tepër se kaq. Për të tjerat, vetëm bëjmë gjoja sikur i kemi.

Ela u ngrit në këmbë, u lëkund, sikur gjysma e trupit donte të rrëzohej, kurse gjysma tjetër donte të rrinte drejt. Nisi të qante.

- Mos aj, të lutem. Më shumë se çdo gjë tjetër, dua të të marr me vete në Amsterdam. Do të të thosha të udhëtonim bashkë në tërë botën, të shohim toka të largëta, të njohim njerëz të tjerë e të adhurojmë së bashku mrekullitë e Zotit.

- Bukur do të ishte, - tha Ela duke tërhequr hundët, si ai fëmija që i kanë dhuruar ndonjë lodër shumëngjyrëshe në mes

të të qarave. Fytyra e Azizit u ngrys dhe vështroi tutje, jashtë dritares.

- Por kisha frikë të të pyesja. Madje kam frikë edhe të të prek, lëre pastaj të bëj dashuri. Si mund të të kërkoj të vish me mua e të lësh familjen, kur nuk të dhuroj dot asnjë të ardhme?

Pyetjes së tij, Ela iu përgjigj po me pyetje.

- Pse po tregohemi kaq pesimistë? Mund ta luftosh sëmundjen. Bëje për mua. Për ne.

- Pse u dashka të luftojmë gjithçka? - ia ktheu Azizi. - Gjithnjë përpiqemi të luftojmë inflacionin, të luftojmë sidën, të luftojmë kancerin, të luftojmë korrupsionin, të luftojmë terrorizmin, të luftojmë kilet e tepërta... Nuk gjejmë dot ndonjë mënyrë tjetër për t'i zgjidhur këto gjëra?

- Unë nuk jam sufiste, - tha Ela me padurim, kurse zëri iu duk si i ndonjë njeriu tjetër, më të moshuar.

Shumë kujtime po i vinin në mendje: vdekja e të atit, dhimbja që i shkaktoi humbja e atij njeriu të dashur, vitet e gjata të keqardhjes dhe pendesës, të shoqëruar me sjelljen ndërmend të çdo copëze nga jeta e tij dhe pyetja nëse do të ndryshonte ndonjë gjë sikur ato hollësira të kishin rrjedhur dikur ndryshe.

- E di që nuk je sufiste, - buzëqeshi Azizi. - Nuk është nevoja të jesh e tillë. Thjesht, bëhu si Rumiu. Vetëm kaq po të kërkoj.

- Ku e ke fjalën? - e pyeti.

- Para disa kohësh më pyete nëse isha unë Shamsi, të kujtohet? Më the që të kujtoja atë. Sado që më pëlqeu kjo gjë, unë nuk jam Shamsi. Mendoj se ai qëndronte më lart. Por ti mund të jesh Rumiu. Nëse e lë dashurinë të të rrëmbejë e të të

ndryshojë, së pari përmes pranisë e pastaj përmes mungesës së saj...

- Nuk jam as poete, - e ndërpreu Ela.

- As Rumiu nuk ishte poet. Por ama u bë.

- Nuk e kupton që jam thjesht një grua shtëpiake, për hir të Zotit, kam tre fëmijë, - gati thirri Ela duke marrë frymë me zor.

- Të tërë jemi ata që jemi, - mërmëriti Azizi. - Po të tërë mund të ndryshojmë. Është si puna e udhëtimit, nga këtu, shkon atje. Edhe ti mund ta bësh këtë udhëtim. Nëse je aq e zonja, nëse edhe unë jam aq i zoti, mund të arrijmë të dy në Konia. Atje dua të vdes.

- Mjaft fole kështu, - psherëtiu Ela.

Azizi e vështroi një çast pastaj uli sytë. Fytyra i mori një shprehje të re, zëri iu bë më i thellë, sikur po përhumbej si ajo gjethja që e rrëmben era dhe e hedh tutje.

- Ose më mirë, - i tha ngadalë, - ktheu në shtëpi Ela. Ktheu te fëmijët, në shtëpi. Vendos ti, e dashur. Çfarëdo që të zgjedhësh, do ta respektoj vendimin dhe do të të dua deri sa të mbyll sytë.

# Sulejman pijaneci

**KONIA, MARS 1248**

Brenga, djersë e gjak! Të tjerët kujtojnë se pijanecët janë dembelë që nuk kanë me se të merren. As që e dinë se duhen përpjekje të mëdha për të pirë sasi të mëdha vere çdo ditë. Ne mbajmë peshën e tërë botës mbi supe.

I lodhur e zemërak, po dremisja me kokën mbështetur në tryezë, ndërsa një ëndërr jo dhe aq e mirë po më trazonte. Po shihja një dem të madh e të zi, të inatosur për dreq, që më ndiqte këmba këmbës nëpër ca rrugë të panjohura. Vrapoja e vrapoja, pa ditur ç'i kisha bërë kafshës që më ndiqte dhe përmbyste ngado tezga e mallra në pazar, duke ngjallur

zemërimin e shitësve. Pa u ndalur aspak, mora një kthesë që, pas disa hapave, më doli një rrugicë qorre. U përplasa me një vezë të stërmadhe, më të madhe se shtëpia. Befas, veza nisi të çahej dhe prej saj doli zogu më i shëmtuar që më kishin zënë sytë, i lagur ngado e me zë të çjerrë. U përpoqa të largohesha nga ajo rrugë, por në qiell u shfaq zogu nënë që mu lëshua sikur ta kisha unë fajin që i kishte dalë zogu aq i shëmtuar. Sa nisi zbritjen zogu i madh, me sqepin dhe kthetrat drejt meje, më doli gjumi.

Hapa sytë dhe pashë se po dremisja mbi tryezën pranë dritares. Megjithëse goja më qe tharë fare e po vdisja për një gotë verë, ndjehesha tepër i lodhur. Kështu që nuk e ngrita kokën e rëndë nga tryeza dhe mbajta vesh zërat e zhurmat që vinin nga mejhania.

Dëgjova një bisedë me zë të ulët që herë forcohej e herë fashitej si zukama e ndonjë tufe bletësh. Vinte nga burrat që ishin ulur në tryezën ngjitur. Një herë më shkoi ndër mend të ktheja kokën e t'i shihja, po pastaj nuk luajta fare. Pikërisht atëherë më kapën veshët një fjalë të tmerrshme: vrasje.

Në fillim, kujtova se qe muhabet pijanecësh. Ç'nuk të zënë veshët në mejhane por ky vend njëherësh të mëson që të mos i marrësh të tëra seriozisht. Mirëpo, në zërin e tyre kishte diçka kërcënuese dhe të fortë, kështu që vendosa t'i përgjoja. Mbeta pa gojë kur kuptova se po flisnin seriozisht. Por më shumë u trondita kur dëgjova emrin e atij që donin të vrisnin: Shamsin e Tabrizit.

Sa u larguan ata, nuk bëra më sikur po flija por brofa në këmbë.

- Kristo, eja këtu! Shpejt! - i thirra i pushtuar nga paniku.

- Çfarë ke tani? - më tha Kristoja duke vrapuar. - Pse thërret?

Nuk ia tregova dot. As atij. Befas, të tërë nisën të më dukeshin të dyshimtë. Po sikur të kishte njerëz të tjerë të përfshirë në komplotin kundër Shamsit? Duhet të mbylljа gojën e të hapja sytë.

- Asgjë! Më ka marrë uria, këtë kam, - i thashë. - Ke ndonjë çorbë aty? Hidhi shumë hudhra. Dua të bëhem esëll!

Kristoja më pa i hutuar por, duke m'i ditur tekat, nuk më bëri më pyetje. Pas pak minutash, më solli një tas me çorbë me të brendshme dhie, pikante e të nxehtë, të cilën e hëngra aq shpejt sa më përvëloi gjuhën. Kur e ndjeva veten goxha esëll, u derdha në rrugë të lajmëroja Shamsin e Tabrizit.

Së pari shkova në shtëpinë e Rumiut. Nuk e gjeta. Pastaj pashë në xhami, në medrese, në lokalin e çajit, në furrën e bukës, në hamam... kontrollova çdo dyqan e qilar në rrugën e zejtarëve. Kontrollova edhe çadrën e ciganes plakë mes rrënojave, se mos kishte shkuar të hiqte ndonjë dhëmb të sëmurë apo të kërkonte mbrojtje nga ndonjë magji. Nuk lashë vend pa e kërkuar, ankthi sa vinte e më rritej. Nisi të më brente frika. Po sikur të isha vonuar shumë? Po sikur ta kishin vrarë tani?

Pas disa orësh, pa ditur ku ta kërkoja më, u ktheva në mejhane, zemërvrarë e i dërrmuar. Si me magji, mu shfaq vetë ai pak hapa para derës së mejhanes.

- Përshëndetje Sulejman. Dukesh i shqetësuar, - më tha Shamsi duke buzëqeshur.

- O Zot, qenke gjallë! - gati sa nuk thirra dhe iu hodha në krahë. Kur më në fund arriti të më largonte, Shamsi dukej sikur qe zbavitur mjaft.

- Sigurisht që jam gjallë! Pse, si fantazmë të dukem?

Buzëqesha, por vetëm një çast. Koka më dhembte aq shumë sa, të kishte qenë kohë tjetër, do t'ia kisha futur me disa shishe verë e të bëhesha aq tapë sa të mos dija ku isha.

- Si e ke hallin, mik? Mirë je? - pyeti Shamsi.

U gëlltita me zor. Po sikur të mos më besonte kur t'i tregoja për komplotin? Po sikur të kujtonte se kisha parë ëndrra me sy hapur për shkak të verës? Edhe mund të kisha parë. Tani nuk isha më i sigurt.

- Po bëjnë plane të të vrasin, - i thashë. - Nuk e di se kush janë. Nuk ua pashë dot fytyrat. Në fakt, po flija... po nuk qe ëndërr. E kam fjalën, pashë një ëndërr, po nuk qe kjo. Nuk kisha pirë. Në fakt, kisha pirë një dy gota, po nuk isha de...

Shamsi më vendosi dorën në sup.

- Qetësohu mik, të kuptoj.

- Vërtet?

- Po. Tani, shko në mejhane dhe mos e vrit mendjen për mua.

- Jo, jo, nuk shkoj gjëkundi. As ti nuk ke ku shkon, - e kundërshtova. - Ata e kishin me gjithë mend. Duhet të kesh kujdes. Mos u kthe në shtëpinë e Rumiut. Është vendi i parë ku do të të kërkojnë.

Megjithë frikën që më kishte pushtuar, Shamsi vazhdonte të rrinte i qetë.

- Dëgjo këtu, dervish, shtëpia ime është e vogël dhe pak e qelbur. Mirëpo mund të rrish atje sa të kesh qejf.

- Faleminderit për merakun që po tregon, - mërmëriti Shamsi. - Por asgjë nuk ndodh jashtë vullnetit të Zotit. Kështu thotë një nga rregullat: *Bota është ndërtuar mbi parimet e të ndërsjellave. Mos ki frikë nga komplotet, mashtrimet apo hilet e të tjerëve. Nëse dikush*

*po ngre një kurth, mbaj mend që edhe Zoti po ngre kurthin e tij. Ai është komplotuesi më i madh. As edhe një gjethe nuk bie nga pema pa dijeninë e Zotit. Besoje pa pikën e dyshimit këtë. Çfarëdo që bën Zoti, e bën për mrekulli.*

Si më tha këto fjalë, Shamsi më shkeli syrin e më përshëndeti me dorë. E pashë të largohej shpejt nëpër rrugën e përbaltur, drejt shtëpisë së Rumiut, pa ua vënë veshin atyre që i kisha thënë.

# Vrasësi

**KONIA, MARS 1248**

Bastardët! Gomarët! Unë u them të mos më ndjekin nga pas, ua shpjegoj që punoj vetëm dhe nuk më pëlqen të shoh klientët të përzihen në punën time. Kurse ata ngulin këmbë e më thonë se dervishi paska fuqi të mbinatyrshme, kështu që duan ta shohin të vdekur me sytë e tyre.

- Mirë, - u thashë më në fund. - Po sigurohuni të mos më afroheni deri sa t'i jap fund.

Pranuan. Tani ishin bërë tre. Dy që i kisha takuar pak më parë dhe një i tretë, që dukej po aq i ri dhe i tendosur sa të tjerët. Fytyrat i kishin mbuluar me shami të zeza. Se mos i

zbuloja unë se kush ishin!

Pak pas mesnate, ndodhesha përpara shtëpisë së Rumiut. Kapërceva murin e gurtë të oborrit dhe u fsheha pas një shkurreje. Klientët më kishin thënë që Shamsi i Tabrizit e kishte zakon të meditonte çdo natë në oborr, para ose pas lutjes së fundit. Nuk më mbetej veçse të prisja.

Qe natë me erë, goxha e ftohtë për këtë muaj të vitit. Shpatën e ndjeja të rëndë e të ftohtë në pëllëmbë, ndërsa doreza prej korali më dukej e ashpër mes gishtave. Për çdo rast, kisha marrë me vete edhe kamën e shkurtër me këllëf.

Rrotull hënës dukej një tis i lehtë me ngjyrë të kaltër. Disa kafshë nate klithnin diku larg. Ndjeva aromën e trëndafilave që më sillte era. Çuditërisht, kjo aromë më prishte qetësinë. Edhe para se të mbërrija te shtëpia, nuk isha fort në terezi. Por tani ndjehesha edhe më keq. Ndërsa qëndroja atje i fshehur, i mbështjellë me aromën e ëmbël të trëndafilave, më bëhej të ngrihesha e të ikja një çast e më parë nga ky vend që më fuste të dridhurat.

Por qëndrova, kisha dhënë fjalën. Nuk e mora vesh se sa kohë kaloi. Nisën të më rëndoheshin qepallat dhe të më hapej goja. Era po bëhej më e fortë dhe, për një arsye që nuk e dija, mendja nisi të më bridhte mes kujtimesh të largëta, të errëta e çoroditëse, për njerëzit që kisha vrarë. Po më habiste kjo frikë që ndjeja. Zakonisht, kujtimet e së shkuarës nuk më bënin aspak nervoz. Ndoshta më fusnin në mendime e më hutonin, më bënin edhe më të vrazhdë, por kurrë nervoz.

Fërshëlleva fare lehtë disa këngë, sa për të ngritur moralin, por kur nuk më ndihmoi as kjo, ia ngula sytë derës së errët të shtëpisë dhe pëshpërita:

- Dil jashtë, Shams. Mos më bëj të pres gjatë. Dil në oborr.

Asnjë zhurmë. Asnjë lëvizje. Asgjë.

Befas, nisi të binte shi. Prej aty ku isha, mund të shihja përtej murit të pjerrët të oborrit. Shumë shpejt, shiu u bë aq i rrëmbyer saqë e ktheu rrugën në përrua. U qulla deri në palcë.

- Dreq! - mallkova. - Djalli e marrtë!

Sa po bëhesha gati të hiqja dorë atë natë, kur dëgjova një zhurmë të lehtë që spikati mbi shushurimën e shiut mbi çati dhe mbi rrugë. Dikush po dilte në oborr.

Qe Shamsi i Tabrizit. Me një llambë vaji në dorë, eci drejt meje dhe qëndroi vetëm pak hapa larg shkurres ku isha fshehur.

- Shumë natë e këndshme, apo jo? - pyeti.

Pa e mbajtur dot veten, dihata i habitur. Mos kishte ndonjë tjetër pas tij që i fliste, apo fliste me vete ky? Mos vallë e dinte që isha aty? Mos vallë më kishte parë që isha fshehur? Njëqind pyetje më pështjelluan mendjen.

Pastaj, mendova diçka tjetër. Si rrinte ndezur llamba me vaj që kishte në dorë, mes tërë asaj ere dhe shiut që binte rrëke? Sapo më kaloi në mendje kjo pyetje, m'u mbush kurrizi me mornica. I kisha dëgjuar zërat për Shamsin. Thoshin që dinte të bënte magji të zezë, që mund ta shndërronte njeriun në gomar që pëlliste ose në lakuriq nate të verbër, vetëm duke i shtënë në dorë një copë nga rrobat e tij e duke shqiptuar formula magjike. Megjithëse nuk i besoja këto budallallëqe dhe nuk do të filloja t'i besoja as tani, përsëri, kur shihja nën tërë atë shi flakën e llambës që nuk shuhej në dorën e Shamsit, nuk i pushoja dot të dridhurat.

- Para shumë vitesh, kisha një mësues në Tabriz, - tha Shamsi dhe uli llambën përtokë, duke ma nxjerrë jashtë rrezes së

shikimit. - Ai më mësoi që çdo gjë ka kohën e vet. Bëhet fjalë për një nga rregullat e fundit.

Për çfarë rregullash e kishte fjalën? Ç'muhabet po bënte vallë? Duhet të vendosja shpejt të dilja nga shkurrja apo të prisja sa të më kthente shpinën - vetëm se këtë nuk po e bënte. Nëse e dinte që isha aty, atëherë kot që të fshihesha. Nëse jo, atëherë duhet të matesha mirë kur të dilja. Pikërisht atëherë, si për të më ngatërruar më keq, më zuri syri edhe hijet e tre burrave që prisnin nën një strehë jashtë murit të oborrit dhe që po shfaqnin shenja padurimi. Me sa duhej, habiteshin pse nuk hidhesha e ta vrisja dervishin.

- Është rregulli tridhjeteshtatë, - vazhdoi Shamsi. - *Zoti është sahatçi mjaft i zoti. Kaq i saktë është rregulli i tij saqë çdo gjë në tokë ndodh në kohën e caktuar. Asnjë minutë më herët dhe asnjë minutë më vonë. Dhe sahati punon me përpikëri për këdo pa përjashtim. Për këdo, është caktuar koha e dashurisë dhe koha e vdekjes.*

Atëherë e kuptova që po fliste me mua. E dinte që ndodhesha aty. E dinte që para se të dilte në oborr. Nisi të më rrihte zemra fort. Po më bëhej sikur nuk kisha më ajër rreth vetes. Nuk kishte kuptim të rrija më i fshehur. Kështu, u ngrita në këmbë dhe dola nga pas shkurres. Shiu pushoi po aq befas sa edhe kishte nisur. Gjithçka u zhyt në heshtje të thellë. Qëndruam ballë për ballë, vrasësi me viktimën. Pavarësisht sa e çuditshme ishte, gjithçka po më dukej mëse e natyrshme, gati paqësore.

Nxora shpatën dhe e vërtita drejt tij me sa më hante krahu. Dervishi iu shmang me një shkathtësi që nuk e prisja nga një njeri me trupin e tij. Sa ngrita sërish krahun, dëgjova zhurmë dhe nga mesi i errësirës u shfaqën gjashtë burra që sulmuan

dervishin me heshta e hunj. Me sa dukej, ata tre djemtë kishin thirrur shokët. Beteja që vijoi qe aq e tërbuar saqë ranë të tërë përdhé, u rrokullisën ngado, u ngritën sërish në këmbë, përsëri ranë kurse heshtat u thyen njëra pas tjetrës e u bënë copash.

Kisha ngrirë në vend, i hutuar por edhe i tërbuar nga inati. Kurrë më parë nuk më kishte ndodhur të rrija e të bëja sehir se si kryhej një vrasje për të cilën më kishin paguar që ta bëja unë. U inatosa aq shumë me pafytyrësinë e atyre tre djemve saqë më erdhi ta lija fare dervishin e t'u kthehesha atyre.

Por nuk kaloi pak dhe njëri prej tyre nisi të thërriste si i çmendur:

- Ndihmë! Na ndihmo, Kokë Çakall! Po na vret.

I shpejtë si rrufeja, hodha tutje shpatën, nxora thikën nga brezi dhe u hodha mes tyre. Që të shtatë, e shtrimë dervishin përtokë dhe, me një lëvizje të shpejtë, i ngula fort thikën në zemër. Nga goja lëshoi vetëm një klithmë që u kthye shpejt në heshtjen e natës. As rënkoi e as mori më frymë.

E ngritëm të tërë trupin çuditërisht të lehtë dhe e hodhëm në pus. Duke dihatur nga lodhja, bëmë një hap pas e pritëm të dëgjonim zhurmën në fund të ujit. Nuk dëgjuam gjë.

- Ç'dreqin po ndodh? - foli një nga burrat. - Nuk ra poshtë?

- Sigurisht që ra, - tha një tjetër. - Si ka mundësi të mos bjerë?

I zuri tmerri. Edhe mua bashkë me ta.

- Mund të ketë ngecur në ndonjë çengel në mur, - tha burri i tretë.

Këto fjalë na u dukën me kuptim. Na hoqi barrën e diçkaje që nuk po i jepnim dot shpjegim dhe u kthyem ta përqafonim,

megjithëse e dinim që të tërë se në muret e puseve nuk kishte çengela.

Nuk e di sa pritëm atje, duke u përpjekur të mos shihnim njëri-tjetrin në sy. Nëpër oborr kaloi një erë e ftohtë që na hodhi ca gjethe të holla ngjyrë kafe nëpër këmbë. Atje lart, bluja e thellë e natës kishte filluar të shndërrohej në vjollcën e mbyllur të ditës që po vinte. Kush e di sa do të kishim ndenjur atje sikur të mos kishim dëgjuar të hapej dera e pasme e shtëpisë dhe të mos shihnim dikë të dilte prej andej. E njoha sakaq. Ishte Maulana.

- Ku je? - thirri me zërin plot shqetësim. - Aty je, Shams?

Sa i dëgjuam zërin, ia mbathëm që të shtatë. Gjashtë burrat kapërcyen murin e oborrit dhe u zhdukën nëpër natë. Unë qëndrova edhe pak, duke kërkuar thikën, të cilën e gjeta nën një shkurre, të përbaltur keq. E dija që nuk duhet të rrija as edhe një sekondë më shumë atje, por nuk i bëra dot ballë tundimit që të shihja ç'do të ndodhte.

Pashë Rumiun që bëri përpara në oborr dhe papritur mori majtas, drejt pusit, sikur ta kishte udhëhequr intuita për atje. U përkul përpara, uli kokën poshtë e qëndroi ashtu për një çast, duke pritur t'i mësoheshin sytë me terrin brenda pusit. Pastaj u tërhoq pas, ra në gjunjë, rrahu gjoksin dhe lëshoi një klithmë të tmerrshme.

- E vranë! Ma vranë Shamsin tim!

Kërceva murin dhe, duke lënë aty thikën e përlyer me baltë dhe me gjakun e dervishit, vrapova siç nuk kisha vrapuar kurrë.

# Ela

**NORTHEMPTON, 12 GUSHT 2008**

Butësi e diell ofronte ajo ditë e zakonshme gushti. Qe një ditë si gjithë të tjerat. Ela u zgjua herët në mëngjes, përgatiti në kuzhinë mëngjesin për burrin dhe fëmijët, i përcolli për në punë, kursin e shahut e të tenisit, u kthye në kuzhinë, hapi librin e gatimit dhe zgjodhi menynë e ditës:

*Supë me spinaq me krem kërpudhash*
*Midhje me mustardë e majonezë*
*Skallop i hollë me gjalpë dhe salcë*
*Sallatë fshati me boronica*

*Tavë me kungulleshka dhe oriz*
*Kek me raven dhe krem vaniljeje*

I mori tërë drekën dhe pasditen gatimi. Kur mbaroi, nxori nga dollapi kompletin më të mirë të porcelanit që kishin. Shtroi tryezën, palosi pecetat, rregulloi lulet. Rregulloi orën e furrës që të ndizej pas dyzet minutash me qëllim që tava me kungulleshka të rrinte e ngrohtë deri në orën shtatë. Përgatiti bukë të thekur, i hodhi sallatës vaj e uthull, ashtu si e pëlqente Ejvi. I tha një herë mendja të ndizte edhe qirinjtë, po pastaj hoqi dorë. Më mirë dukej kështu tryeza. Si ndonjë pikturë e papërlyer. E paprekur. E palëvizshme.

Pastaj, mori valixhen që kishte bërë gati qysh më parë dhe doli nga shtëpia. Ndërsa ecte, tha me vete një nga rregullat e Shamsit.

*Kurrë nuk është vonë të pyesësh veten: "Jam gati ta ndryshoj jetën që po bëj? Jam gati të ndryshoj nga brenda?" Nëse qoftë edhe një ditë e vetme e jetës tënde është e njëjtë me ditën e kaluar, është për të ardhur keq. Në çdo çast e pas çdo frymëmarrjeje, duhet të ndryshosh e të ndryshosh pareshtur. Ka vetëm një mënyrë për të lindur në një jetë të re: të vdesësh para vdekjes.*

## Aladini

**KONIA, PRILL 1248**

Bluajta e ngurrova gjatë, ktheja mendje çdo minutë se çfarë duhet të bëja, pastaj, tri javë pas vdekjes së Shamsit, më në fund u bëra burrë e vendosa të flisja me babanë. E gjeta në bibliotekë, të ulur pranë zjarrit, të ngurosur si ndonjë statujë alabastri, me një hije të rëndë mbi fytyrë.

- Baba, a mund të flasim? - e pyeta.

Ngadalë, i turbullt, sikur po dilte në breg nga lundrimi i gjatë në detin e ëndërrimeve, më vështroi e nuk foli.

- Baba, e di që mendon se kam gisht unë në vdekjen e Shamsit, por dua të të siguroj që...

Befas, babai ngriti gishtin e më ndërpreu fjalën në mes.

- Mes ne të dyve, bir, fjalët kanë shterur. Nuk kam ç'të dëgjoj prej teje, as ti nuk ke ç'të më thuash, - më tha.

- Të lutem, mos më fol kështu. Më lër të ta shpjegoj, - iu luta duke mu dridhur zëri. - të betohem për Zotin. Nuk e bëra unë. I njoh ata që e bënë, po unë nuk kisha gisht.

- Djalë, - më ndërpreu përsëri im atë, me një zë të tregonte se dhimbja i kishte shterur dhe ia kishte lënë vendin një qetësie të acartë, si ajo e dikujt që ka pranuar të vërtetën e tmerrshme, - më thua që nuk ishe, por në palat e këmishës tënde ka njolla gjaku.

U zmbrapsa dhe kontrollova me sy fundin e këmishës. Të qe e vërtetë? Mund të më kishte mbetur ndonjë pikë gjaku nga ajo natë? Kontrollova edhe mëngët, duart, thonjtë. Gjithçka dukej e pastër. Kur ngrita sërish kokën, u pamë sy më sy me babanë dhe atëherë e kuptova kurthin që më kishte ngritur.

Duke kontrolluar për gjurmë gjaku, pranova që isha fajtor.

Po, është e vërtetë. Isha me ta atë natë, kur dolëm nga mejhania. Unë ia tregova vrasësit se Shamsi e kishte zakon të meditonte çdo natë në oborr. Më vonë atë natë, kur Shamsi po fliste me vrasësin mes atij shiu, isha edhe unë mes atyre gjashtë burrave që përgjonim pas murit të oborrit. Kur vendosëm se duhet të sulmonim, sepse nuk kishte kthim prapa ndërsa vrasësi po i merrte punët shtruar, u tregova rrugën drejt oborrit. Por vetëm kaq. U ndala aty. Nuk mora pjesë në luftim. Sulmin e priu Bajbari, Irshadi dhe të tjerët e ndihmuan. Kur i zuri paniku ata, ndërhyri Kokë Çakalli që i dha fund.

Më pas, e kam përjetuar atë çast aq shumë herë në mendje

saqë e kam të vështirë të them se cila pjesë është e vërtetë dhe cila është shtuar nga përfytyrimet e mia. Nja dy herë, përfytyroja Shamsin sikur ia mbathte nga duart tona mes territ të natës dhe pamjet më dukeshin aq të gjalla sa nisa t'i besoja.

Megjithëse tashmë nuk rron më, ka lënë gjurmë kudo. Vallja, poezia, muzika, të gjitha gjërat që mendoja se do të zhdukeshin kur të ikte ai, kanë mbetur të ngulitura thellë në jetët tona. Babai është bërë poet. Shamsi kishte të drejtë. Po të thyhej njëra vazo, do të thyhej edhe tjetra.

Babai ka qenë përherë njeri zemërmirë. Ka përqafuar njerëz të çdo feje. Ishte dashamirës jo vetëm me myslimanët, por edhe me të krishterët, hebrenjtë apo paganët. Pasi hyri Shamsi në jetën e tij, rrethi i dashurisë iu bë aq i gjerë saqë përfshiu edhe më të ulëtit e shoqërisë - laviret, pijanecët dhe lypsarët, llumin e llumit.

Më duket sikur arrin të dojë edhe vrasësit e Shamsit.

Ka mbetur vetëm një njeri që nuk arrin ende ta dojë: unë, djali i tij.

# Sulltan Ualadi

**KONIA, SHTATOR 1248**

Bonjakë, lypsarë, pijanecë, lavire, hajdutë... Të gjithëve këtyre, madje edhe kriminelëve, po ua shpërndan florinjtë dhe argjendin që ka. Që nga ajo natë e tmerrshme, im atë nuk u bë më kurrë ai i mëparshmi. Njerëzia thonë që i iku mendja nga dhimbja e madhe. Kur e pyesin se ç'po bën, nis e rrëfen atë historinë e Imra' ul-Kajsit, mbretit të arabëve, një burrë i pashëm dhe i pasur i cili, një ditë të bukur, hoqi papritur dorë nga jeta që bënte. Kajsi veshi rrobat e dervishit, fali tërë pasurinë që kishte dhe, prej asaj dite, nisi të endej sa në një vend në tjetrin.

- Këtë të bën humbja e një njeriu të dashur, - thotë im atë. - Ta zhduk mbretin që ke brenda vetes, ta bën pluhur e hi e të kthen në dervish. Tani që Shamsi iku përgjithmonë, edhe unë kam ikur. Nuk jam më as dijetari e as predikuesi i shquar. Jam mishërimi i asgjësë. Ky është asgjësimi që më jep përjetësinë.

Ditën tjetër, një tregtar flokëkuq që dukej si gënjeshtari më i keq në faqe të dheut, na trokiti në derë. Na tha se e kishte njohur Shamsin e Tabrizit para shumë vitesh, në Bagdad. Pastaj, duke pëshpëritur si të donte të mos e dëgjonte kush, na u betua që Shamsi qe shëndoshë e mirë, qe fshehur dhe meditonte në një tempull në Indi, duke pritur kohën e duhur për t'u shfaqur sërish. Duke thënë këto fjalë, nuk i dukej as edhe gjurma më e vogël e ndershmërisë në fytyrë. Po im atë u ngazëllye. I tha burrit të kërkonte ç'të donte në këmbim të lajmit të mrekullueshëm. Pa pikën e turpit, tregtari tha se, kur kishte qenë i ri, donte të bëhej dervish, por meqë jeta i dha drejtim tjetër, do t'i pëlqente pa masë sikur Rumiu i famshëm t'i jepte pelerinën e tij. Sa dëgjoi këto fjalë, babai hoqi nga supet pelerinën e kadifenjtë dhe ia zgjati.

- Baba, pse ia dhe pelerinë e vyer atij njeriu kur e dije fare mirë që po gënjente? - e pyeta sapo iku tregtari.

Dhe ja se si mu përgjigj im atë:

- Kujton se pelerina është çmim i shtrenjtë për t'u paguar një gënjeshtër? Dëgjo, bir i dashur, përfytyro pak sikur të kishte thënë të vërtetën, sikur Shamsi të qe vërtet gjallë, do të kisha dhënë jetën!

# Rumiu

**KONIA, 31 TETOR 1260**

Bashkë me rrjedhjen e kohës, dhimbja kthehet në zi, zia në heshtje, heshtja në vetmi, në një vetmi aq të gjerë e të pafundme sa oqeani i errët. Sot mbushen plot gjashtëmbëdhjetë vjet nga dita kur u takova për herë të parë me Shamsin përpara Hanit të Tregtarëve të Sheqerit.

Çdo vit, ditën e fundit të tetorit, zhytem në një vetmi që rritet pa u ndalur. Kalova dyzet ditë në vetmi të plotë, duke menduar për dyzet rregullat e tij. Kujtova dhe meditova për secilin prej tyre, por përkrah tyre, nuk e shqisja dot nga mendja fytyrën rrezatuese të Shamsit të Tabrizit.

Kujton se nuk jeton dot më. Kujton se drita e shpirtit të është shuar dhe do të mbetesh përherë në errësirë. Por kur të përfshin një errësirë kaq e plotë, kur i mbyll të dy sytë ndaj botës, të hapet një sy i tretë në zemër. Vetëm atëherë e kupton se shikimi i syve bie ndesh me diturinë e brendshme. Asnjë sy nuk shikon aq qartë dhe mprehtë sa syri i dashurisë. Pas zisë vjen një stinë tjetër, një luginë tjetër, një qenie tjetër. Dhe nis të shohësh kudo të dashurin e zemrës që nuk është askund.

E sheh te pika e ujit që bie në oqean, te batica që pason hënën në rritje ose te era e mëngjesit që përhap aromën e tij të freskët; e sheh në shenjat e tokës, në rërë, në grimcat e vogla të gurëve që shkëlqejnë në rrezet e diellit, në buzëqeshjen e foshnjës së sapolindur dhe në gjendjen tënde të rëndë shpirtërore. Si mund të thuash që Shamsi ka ikur kur ai ndodhet kudo dhe në çdo gjë?

Thellë, brenda mallit e dhimbjes që më mbështjell ngadalë, jam me Shamsin çdo ditë, çdo çast. Gjoksin e kam guvën ku prehet Shamsi. Ashtu si Mali që e mban brenda vetes jehonën, ashtu e mbaj edhe unë zërin e Shamsit. Nga dijetari dhe predikuesi i mëparshëm, nuk më ka mbetur as edhe një grimcë. Dashuria më ka rrëmbyer e flakur tutje edhe zakonet e mëparshme. Në vend të tyre, më ka mbushur me poezi. Megjithëse e di që nuk ka fjalë ta shprehin këtë udhëtim brenda vetes, përsëri kam besim te fjalët. Jam besimtar i fjalëve tani.

Dy njerëz më ndihmuan shumë gjatë ditëve më të vështira: djali i madh dhe një shenjt me emrin Saladin, një argjendar. Duke dëgjuar se si punonte në dyqanin e vogël, duke rrahur fletët prej floriri deri në përsosmëri, u frymëzova thellë dhe i dhashë dorën e fundit valles rrotulluese të dervishëve. Ritmi i

çekiçit të Saladinit ishte i njëjtë me pulsin e gjithësisë, me ritmin hyjnor për të cilin fliste dhe i kushtonte aq shumë vëmendje Shamsi.

Ndërkohë, im bir qe martuar me vajzën e Saladinit, Fatimën. E zgjuar dhe kureshtare, më sillte ndërmend Kimjan. E mësova si të lexonte Kuranin. Mu bë aq e afërt saqë nisa ta quaja syrin tim të djathtë, kurse të motrën, Hedijen, si syrin e majtë. Kjo është gjëja e vetme që më mësoi Kimja para shumë kohësh që vajzat janë nxënëse po aq të mira sa djemtë, në mos më të mira. Nisa të organizoja vallëzime shpirtërore për gratë dhe i këshillova motrat sufiste ta ruanin këtë traditë.

Para katër vitesh, nisa të recitoja Masnavin. Vargu i parë më lindi një mëngjes si nga asgjëja, ndërsa shihja si e dëbonte errësirën drita e diellit. Qysh atëherë, poezitë që më dalin nga goja e gjejnë vetë rrugën. Nuk përpiqem t'i shkruaj. Saladini nisi të m'i shkruante poezitë e para. Kurse djali u bënte kopje. Falë tyre mbijetuan poezitë sepse, në të vërtetë, po të më pyesin të përsëris ndonjë, nuk besoj se jam në gjendje ta bëj. Prozë a poezi qoftë, fjalët më dilnin vetë tufë nga goja dhe më largoheshin sakaq nga mendja, si zogj shtegtarë. Më duket vetja si ai shtrati i ujit ku ndalojnë e pushojnë pak, para se të largohen nëpër vendet e tyre të ngrohta.

Kur nis të them një poemë, as që e di më parë se ç'do të them. Mund të jetë e gjatë apo e shkurtër. Nuk kam si ta planifikoj. Kur e mbaroj, ndjehem përsëri i qetë. Jetoj në heshtje. "Heshtja", Khamush, është një nga emrat që u është vënë poshtë disa prej lirikave. Të tjerave u është vënë Shamsi i Tabrizit.

Bota lëviz e ndryshon me një shpejtësi të tillë që ne, qeniet njerëzore, as e kontrollojmë dhe as e kuptojmë dot. Në vitin

1258, Bagdadi ra në duart e mongolëve. Qyteti që mburrej me forcën e shkëlqimin dhe shpallte se ishte qendra e botës, u mposht. Po atë vit vdiq edhe Saladini. Dervishët dhe unë i bëmë varrim të madh, kaluam nëpër rrugë me daulle e fyej, kërcyem e kënduam plot gëzim, sepse kështu kishte lënë porosi të varrosej shenjti.

Në 1260-ën, u erdhi radha mongolëve të mundeshin. Mamlukët e Egjiptit i zmbrapsën. Fitimtarët e djeshëm bëhen humbësit e sotëm. Dimri kujton se do të sundojë përgjithmonë. Çdo i mundur, ka frikë se mos mbetet përjetësisht i mundur. Por që të dy e kanë gabim për të njëjtën arsye: Gjithçka ndryshon, përveç fytyrës së Zotit.

Pas vdekjes së Saladinit, nxënësi Husam, i cili qe pjekur shpejt dhe mirë në rrugën shpirtërore që sot e quajnë të tërë Husam Çelebi, më ndihmoi t'i shkruaja të gjitha poemat. Ai është shkruesi që ia kushtoi gjithë poemën e gjatë Masnavi. Kushdo që e pyet Husamin e përulur dhe bujar se kush është apo me çfarë merret, i përgjigjet flakë për flakë:

- Jam pasuesi i përulur i Shamsit të Tabrizit. Ja kush jam.

Pak nga pak, njeriu bëhet dyzet, pesëdhjetë, gjashtëdhjetë vjeç dhe, sa më shumë kalon koha, aq më i plotësuar ndjehet. Duhet të vazhdosh të ecësh, megjithëse nuk ka ndonjë vend ku mund të arrish. Gjithësia rrotullohet vazhdimisht, pa pushim, po ashtu toka dhe hëna, por nuk është gjë tjetër veçse një e fshehtë brenda nesh, njerëzve, që e bën gjithçka të lëvizë. Me këtë dije, ne dervishët do të vallëzojmë nëpër rrugën drejt dashurisë, edhe sikur asnjëri të mos e kuptojë se çfarë bëjmë. Do të vallëzojmë pa pushim, edhe në mes të grindjeve apo luftës. Do të vallëzojmë edhe mes dhimbjes e zisë, mes gëzimit

e ngazëllimit, vetëm apo së bashku, herë ngadalë e herë shpejt, si rrjedhat e ujit. Do të vallëzojmë brenda gjakut tonë. Në gjithësi, ekziston një harmoni e përkryer dhe baraspeshë e hollë mes asaj që është dhe asaj që ka qenë. Pikat ndryshojnë pa pushim dhe zëvendësojnë njëra-tjetrën, por rrethi mbetet po ai. Rregulli numër tridhjetenëntë thotë:

*Kur ndryshojnë pjesët, e tëra mbetet po ajo. Për çdo hajdut që ikën nga kjo botë, lind një hajdut i ri. Çdo njeri i ndershëm që ndahet nga jeta, zëvendësohet me një tjetër të tillë. Në këtë mënyrë, jo vetëm që gjithçka mbetet siç ishte, por asgjë nuk ndryshon vërtet.*

*Për çdo sufist që vdes, diku lind një tjetër.*

Feja jonë është feja e dashurisë. Dhe jemi të tërë të lidhur në një zinxhir zemrash. Nëse ndonjëherë këputet një hallkë, diku shtohet një e re. Për çdo Shams të Tabrizit që ikën nga kjo jetë, lind një i ri, me moshë tjetër, me emër tjetër.

Emrat ndryshojnë, shkojnë e vijnë, por thelbi mbetet i pandryshuar.

# Ela

**KONIA, 7 SHTATOR 2009**

Buzë shtratit të tij e kishte zënë gjumi në një karrige plastike kur hapi sytë nga një zhurmë e papritur. Dikush po fliste fjalë të një gjuhe të panjohur në errësirë. Kuptoi se qe thirrja e lutjes që vinte nga jashtë. Po zbardhte dita e re. Por pati një ndjesi sikur ajo ditë do të shënonte edhe fundin e diçkaje tjetër. Pyet dikë që e dëgjon për herë të parë thirrjen e lutjes së mëngjesit e do të të thotë të njëjtën gjë. Që është e bukur, e pasur dhe e mistershme. Njëherësh, duket sikur përmban diçka të fshehtë e të mbinatyrshme. Njësoj si dashuria.

Në heshtjen e natës, pikërisht ky zë e zgjoi papritur Elën.

Puliti disa herë sytë mes territ deri sa kuptoi i kujt qe ai zë mashkullor që hynte nga dritarja e mbushte dhomën. Iu desh plot një minutë të kujtohej që nuk ndodhej më në Masaçusets. Nuk ishte më në shtëpinë e madhe ku jetonte me burrin dhe tre fëmijët. Të gjitha ato i përkisnin një kohe tjetër, një kohe aq të largët e të mjegullt saqë i dukej si ndonjë përrallë me zana, jo si e shkuara e saj.

Jo, nuk ishte në Masaçusets. Ndodhej në një anë krejt tjetër të botës, në një spital në qytetin Konia në Turqi. Frymëmarrja e thellë e burrit që dëgjonte tani si shoqëruese të lutjes së mëngjesit nuk ishte ajo e burrit me të cilin kishte qenë e martuar për njëzet vjet, por e të dashurit, për të cilin kishte lënë gjithçka pas një dite të nxehtë vere.

- Do të lësh burrin për një njeri pa të ardhme? - i kishin thënë shoqet dhe fqinjat. - Po fëmijët? Mendon se do të ta falin?

Aty Ela kuptoi se në sytë e shoqërisë, edhe më keq se gruaja që braktiste burrin e saj për një tjetër, ishte gruaja që braktiste të ardhmen për të tashmen.

Ndezi abazhurin në tryezë dhe nën dritën e tij të qelibartë, i hodhi një sy dhomës si për t'u siguruar që nuk kishte ndryshuar asgjë që kur e zuri gjumi, para pak orësh. Qe dhoma më e vogël e spitalit që i kishin zënë sytë, megjithëse nuk kishte parë shumë spitale. Shumica e dyshemesë zihej nga shtrati. Gjithçka tjetër qe vendosur në funksion të këtij shtrati - një dollap druri, një tryezë katërkëndëshe, një karrige, një vazo e zbrazët, një komodinë pranë shtratit ku rrinin ilaçet shumëngjyrëshe dhe, pranë tyre, libri që lexonte Azizi që nga fillimi i këtij udhëtimi: "Unë dhe Rumiu".

Kishin ardhur në Konia para katër ditësh, në fillim nuk

kishin bërë ndonjë gjë të ndryshme nga ajo që bëjnë turistët - kishin vizituar monumentet, muzetë dhe vendet arkeologjike; kishin provuar gatimet vendase; kishin fotografuar çdo gjë të re që u zinte syri, pavarësisht sa e zakonshme apo e rëndomtë qe. Gjithçka kishte shkuar mirë deri të djeshmen kur Azizi, ndërsa po hanin darkë në restorant, ra pa ndjenja dhe duhej dërguar në spital. Ndërsa ajo e kishte pritur te koka e shtratit pa ditur se ç'të priste tjetër, duke shpresuar e njëherësh duke u grindur e dëshpëruar me Zotin që po ia merrte aq shpejt të dashurin që ia kishte dhënë aq vonë në jetë.

- I dashur, po fle? - e pyeti Ela. Nuk kishte ndërmend ta zgjonte, por i pëlqente ta kishte pakëz zgjuar.

Nuk mori përgjigje tjetër veç një ndërprerjeje të vogël të frymëmarrjes së tij të qetë që iu duk si mungesa e një note në melodi.

- Zgjuar je? - e pyeti me pëshpërimë, por pakëz më fort kësaj here.

- Tani po, - iu përgjigj lehtë Azizi. - Si e ke punën, nuk fle dot?

- Lutja e mëngjesit..., - tha Ela dhe heshti sikur me aq i kishte shpjeguar gjithçka: shëndetin e brishtë, frikën e madhe se mos e humbiste dhe çmendurinë e madhe me emrin dashuri - gjithçka të përfshirë në ato tri fjalë.

Azizi u ngrit ndenjur me sytë ngulur diku përpara. Nën dritën e dobët të llambës dhe mes bardhësisë së çarçafëve, fytyra e bukur i dukej mjaft e zbehtë, por njëherësh kishte dhe diçka të fuqishme, gati të pavdekshme, në të.

- Lutja e mëngjesit është e veçantë, - mërmëriti. - A e di se nga pesë lutjet që duhet të bëjë çdo ditë myslimani, ajo e

mëngjesit thuhet se është më e shenjta por edhe më sprovuesja.

- Pse kështu?

- Ngaqë na zgjon nga ëndrrat besoj, dhe kjo nuk na pëlqen. Na pëlqen të vazhdojmë të flemë. Prandaj lutja e mëngjesit ka një varg që nuk e kanë të tjerat. Thotë: "Lutja është më e mirë se gjumi".

"Ndoshta gjumi është më i mirë për ne të dy", mendoi Ela. "Sikur të flinim ca bashkë". I pëlqente të binin të dy në gjumë të thellë e magjik si Bukuroshja e Fjetur, njëqind vjet gjumë të thellë që do t'ua lehtësonin dhimbjen.

Pas pak, thirrja e lutjes së mëngjesit mbaroi dhe jehona e saj u përhap tutje valë-valë. Kur u shua dhe tingulli i fundit, gjithçka ndjehej çuditërisht më e sigurt, por heshtja iu duk e padurueshme. Kishin një vit së bashku. Një vit dashuri dhe njohuri. Shumicën e kohës Azizi kishte qenë aq mirë sa të udhëtonte me Elën, vetëm këto dy javët e fundit shëndeti i qe përkeqësuar dukshëm.

Ela ndenji dhe e vështroi ndërsa e zuri gjumi. Fytyra e qetë i dukej tepër e dashur. Në mendje i kaluan shumë mendime të shqetësuara. Psherëtiu thellë dhe doli nga dhoma. Kaloi nëpër korridorin e lyer me ngjyrë të gjelbër të çelur dhe hyri në një pavijon ku i zuri syri pacientë të moshuar e të rinj, burra e gra, dasa në gjendje të mirë e disa më keq. U përpoq të mos ua vinte veshin vështrimeve kureshtare të njerëzve, por flokët e verdhë dhe sytë bojë qielli e tregonin lehtë që qe e huaj. Kurrë më parë nuk qe ndier kaq e huaj në ndonjë vend. Por Ela e dinte që nuk kishte udhëtuar shumë. Pas kaq, shkoi dhe u ul pranë shatërvanit në kopshtin e vogël, por të këndshëm, të spitalit. Në mes të shatërvanit ndodhej një statujë e vogël engjëlli

kurse në fund të ujit dukeshin disa monedha të argjendta, çdonjëra prej të cilave dukej se mbante dëshirat e fshehta të një njeriu. Gërmoi xhepat për ndonjë monedhë por nuk gjeti gjë veç disa shënimeve të shkarravitura dhe një biskote. Hodhi sytë përpara dhe pa disa guriçka të lëmuara, të zeza e të ndritshme. Mori një në dorë, mbylli sytë dhe e hodhi në shatërvan, duke mërmëritur një dëshirë që e dinte se nuk do t'i realizohej. Guri u përplas me murin e shatërvanit dhe kërceu anash, duke i rënë engjëllit të vogël drejt e në prehër. "Po të qe Azizi aty, do ta kishte marrë si ndonjë shenjë", mendoi Ela. Kur u kthye, gjysmë ore më vonë, gjeti në dhomë mjekun dhe një infermiere me shami të bardhë, ndërsa çarçafi qe tërhequr e i kishte mbuluar fytyrën Azizit.

Kishte vdekur.

Azizi u varros në Konia, duke ndjekur kështu gjurmët e Rumiut që e deshi aq shumë.

Ela u kujdes për të gjitha përgatitjet, planifikoi çdo hollësi me besimin se Zoti do ta ndihmonte me ato që nuk mund t'i kryente ajo. Së pari, caktoi vendin ku do të varrosej - nën një pemë të madhe manjole në një varrezë të vjetër myslimane. Pastaj gjeti muzikantët sufistë që pranuan t'i binin fyellit, u dërgoi e-mail miqve të Azizit në mbarë botën duke i ftuar të merrnin pjesë në varrimin e tij. Për habinë e saj të madhe, shumë prej tyre erdhën, edhe nga shumë larg, si nga Kejp Tauni, Shën Petërsburgu, Murshidabadi apo Sao Paoloja. Mes tyre kishte fotografë, si ai, por edhe studiues, gazetarë, shkrimtarë, valltarë, skulptorë, tregtarë, bujq, shtëpiake, si dhe fëmijët e adoptuar të Azizit.

Ceremonia kaloi e ngrohtë dhe e qetë, me pjesëmarrës nga të tëra besimet. Në një farë mënyre, e festuan vdekjen e tij, siç do të kishte dëshiruar vetë ai. Fëmijët luanin të gëzuar rrotull. Një meksikan shpërndau kulaçin tradicional të varrimit, kurse një mik i vjetër skocez i Azizit u hodhi të tërëve petale trëndafili, sikur u hidhte karamele, si shenjë dëshmie që vdekja nuk është diçka së cilës duhet t'i trembemi. Një nga vendasit, një plak mysliman i kërrusur që po mbante sehir ceremoninë me buzëqeshje dhe sy të picërruar, tha se ky ishte varrimi më i çmendur që mund të kishte parë Konia, përveç varrimit të Maulanës para shumë shekujsh.

Dy ditë pas varrimit, Ela mbeti vetëm më në fund dhe u end nëpër qytet, duke vështruar njerëzit që i kalonin pranë, tregtarët nëpër dyqane dhe shitësit e rrugës që përpiqeshin t'i shisnin diçka, çfarëdo qoftë. E shihnin këtë grua amerikane që ecte mes tyre me sytë të ënjtur nga të qarët. Qe krejt e huaj për atë vend, krejt e huaj për çdo lloj vendi. U kthye në hotel dhe, para se të dorëzonte dhomën e të nisej për në aeroport, hoqi xhaketën e veshi një pulovër leshi me push ngjyrë pjeshke. "Ngjyrë e butë dhe e shtruar për një grua që përpiqet të mos jetë aspak e tillë", mendoi. Pastaj i telefonoi Xhenetës, të vetmes nga tre fëmijët që e kuptoi dhe e mbështeti në vendimin për të ndjekur zemrën. Orli dhe Ejvi ende nuk i flisnin së ëmës.

- Mama, si je? - e pyeti Xheneta plot ngrohtësi. Ela u zgjat përpara dhe buzëqeshi sikur ta kishte përpara të bijën. Pastaj i tha me zërin gati të shuar:

- Azizi vdiq.

- Oh, mama, më vjen shumë keq!

Pasoi një heshtje e shkurtër ndërsa asnjëra nuk dinte ç'të

thoshte. Pastaj e theu Xheneta heshtjen.

- Mama, do të kthehesh në shtëpi tani?

Ela u zhyt në mendime. Në pyetjen e vajzës kuptoi një pyetje tjetër, të pashprehur. Do të kthehej në Northempton te burri e të ndërpriste procesin e divorcit, i cili qe kthyer në një labirint mërie dhe akuzash? Ç'do të bënte tani? Nuk kishte as pará dhe as punë. Mund të jepte mësime private anglishteje, të punonte në ndonjë revistë apo, kush e di, të bëhej edhe redaktore librash ndonjë ditë.

Ela mbylli sytë për një çast dhe mendoi e bindur dhe plot vetëbesim për atë që mund t'i sillte jeta. Kurrë më parë nuk kishte qenë krejt e vetme si tani e megjithatë, çuditërisht, nuk ndjehej fare e vetmuar.

- Më ka marrë malli për ty, zemër, - i tha. - Edhe për vëllain dhe motrën. Do të vini të më takoni ndonjëherë?

- Sigurisht që do të vij, mama, do të vijmë, po ti ç'do të bësh tani? Je e sigurt që nuk do të kthehesh?

- Do të shkoj në Amsterdam, - tha Ela. - Atje kanë apartamente të këndshëm e të vegjël me pamje nga lumi. Do të marr me qira një prej tyre. Do të mësoj t'i jap pak më mirë biçikletës. Nuk e di, nuk kam bërë plane, zemër. Do të përpiqem ta jetoj ditën siç më vjen. Të shoh se ç'më thotë zemra. Kështu thotë një nga rregullat, apo jo?

- Çfarë rregullash, mama? Për çfarë e ke fjalën?

Ela iu afrua dritares dhe vështroi jashtë drejt qiellit që kishte marrë në të gjitha drejtimet ngjyrë të kuqërremë. Pështjellohej rreth vetes deri sa tretej në zbrazëti, sikur përhapej drejt mundësive të pafundme, ngjashëm me dervishin rrotullues.

- Rregulli numër dyzet, - i tha me ngadalë. - Jeta pa dashuri

është jetë e zbrazët. Mos e pyet veten se ç'lloj dashurie duhet të kërkosh, shpirtërore apo materiale, hyjnore apo tokësore, lindore apo perëndimore... Ndasitë çojnë në ndasi më të mëdha. Dashuria nuk ka emra, as përkufizime. Është ajo që është, e pastër dhe e thjeshtë.

"Dashuria është uji i jetës. I dashuri është shpirti që zjarrmon!

Gjithësia rrotullohet ndryshe kur zjarri ujin dashuron".

## Falënderime

"Dost" do të thotë "mik" në turqisht. U jam mirënjohëse shumë më tepër nga sa mund ta them me fjalë miqve të mi kudo që jetojnë - në Stamboll, Amsterdam, Berlin dhe Londër. Shumë njerëz më frymëzuan për këtë roman, si me historitë ashtu dhe me heshtjen e tyre. I jam mirënjohëse Merli Rusofit, agjentes sime të botimit, e cila kishte besim te unë që nga dita e parë dhe më ka parë gjithnjë përmes syrit të saj të tretë. Të falënderoj thellë i dashur Mikael Radulesku për mbështetjen dhe besimin që tregove dhe për gatishmërinë sa herë që kisha nevojë. I jam borxhlie botuesit Paul Slovak për ndihmën e çmuar, mençurinë dhe sugjerimet e pagabueshme ndërkohë që dorëshkrimi udhëtonte nga Stambolli në Nju Jork. U detyrohem një falënderim të veçantë sufistëve anembanë botës, atyre që kam takuar në të shkuarën dhe atyre që nuk i kam njohur ende, të cilët mbajnë emra dhe pasaporta të ndryshme, por kanë të tërë të njëjtën aftësi të habitshme për t'i parë gjërat nga dy këndvështrime, të vetin dhe të tjetrit. Ju faleminderit, të dashur Zejnepe, Emir, Hande dhe Bejza, për kohën, durimin, miqësinë

dhe ndihmën e çmuar. Falënderime të përzemërta edhe për Merxhan Deden, për zemrën e tij bujare dhe miqësinë e pashoqe.

Së fundi, për Ejupin dhe fëmijët, ju falënderoj që më treguat mua, një shpirti nomad, që mund të ngulem në një vend e përsëri të jem po aq e lirë sa më parë. Jua kushtoj këtë libër më shumë nga sa mund ta shpreh me fjalë.

# Burimet

Gjatë shkrimit të këtij romani, më ndihmoi së tepërmi leximi i librave "Masnavi" i shkrimtarit R. A. Nikolson dhe "Autobiografia e Shamsit të Tabrizit" nga Uilliam Çajtik.

U jam mirënjohëse punimeve të Uilliams Çajtikut, Koleman Barksit, Idris Shahut, Kabir Helminskit, Kamil Helminskit, Refik Alganit, Frenklin D. Ljuisit dhe Anmari Shimelit.

Poemat e Rumiut i mora nga këto burime:

Uilliam Çajtik, "Rruga e dashurisë te sufistët", Albani, Universiteti Shtetëror i Nju Jorkut, 1983.

Koleman Barks, "Një vit me Rumiun", Nju Jork: Harper Kolins, 2006, dhe "Thelbi i Rumiut", 1995.

Kabir Helminski, "Përmbledhje e Rumiut", Boston: Botimet Shambhala, 2005.

Përkthimin e poemës së Omar Khajamit nga Riçard Lë Galien.

Nga dy përkthimet e vargjeve Nisa, i pari është nga M. H. Shakir (Kurani, 1993) dhe i dyti nga Ahmed Ali (Al-Kuran, një përkthim bashkëkohor, Prinston, 2001).

Ela Rubinsteini është dyzet vjeçe dhe martesa nuk duket e lumtur. Merr një punë nga një agjenci botimi, ku duhet të shkruajë një raport pasi të lexojë librin "Blasfemi e ëmbël", një roman i shkruar nga Aziz Zahara. Elën e përpijnë tregimet për Shamsin e Tabrizit në kërkim të Rumiut dhe roli i dervishit në shndërrimin e klerikut të famshëm, por aspak të lumtur, në një poet pasionant dhe mbrojtës të dashurisë. Por ajo nis t'i zbatojë edhe vetë mësimet e Shamsit apo rregullat që flasin për një filozofi të lashtë mbështetur në bashkëjetesën mes njerëzve e kulturave si dhe për praninë e dashurisë brenda secilit prej nesh. Duke lexuar, ajo bindet përherë e më shumë se historia e Rumiut i ngjan historisë së jetës së saj dhe autori Zahara i ngjan Shamsit të dikurshëm, duke e çliruar.

---



Elif Shafak lindi në Strasburg të Francës në vitin 1971. Ka fituar shumë çmime si romanciere dhe është shkrimtarja më e lexuar në Turqi. Kritikët e kanë cilësuar si "një nga autoret më të shquar të botës bashkëkohore letrare turke". Librat e saj janë përkthyer në më tepër se tridhjetë gjuhë dhe i është dhënë titulli i nderit "Kalorëse e Urdhrit të Arteve dhe Letërsisë". Shafaku ka botuar deri tani njëmbëdhjetë libra, tetë prej të cilëve romane. Ajo shkruan në turqisht dhe anglisht. Veç letërsisë artistike, Shafaku merret edhe me shkenca politike dhe është diplomuar për Marrëdhënie Ndërkombëtare në Universitetin Teknik të Lindjes së Mesme. Ka kryer studimet master për studime gjinore dhe doktoraturën në shkenca politike. Sot Shafaku shkruan në një nga gazetat më të mëdha të Turqisë, por edhe në organe të tjera javore e periodike të njohura si "The Guardian", "The Washington Times", "The Wall Street Journal", "The New York Times", "The Economist". Jeton me bashkëshortin dhe dy fëmijët, ndërsa shumicën e kohës e kalon në Stamboll dhe në Londër.

Për më tepër vizitoni faqen: www.elifshafak.com.

ISBN 978-9928-00-044-6